

# Dromca memoaresh “KUSH MA PREK KOMBIN MË KA SHARË FENË”




## PARATHËNIA

Miq të dashur!

Vëllezër e motra!

Para do kohe, një mikut tim të ngushtë ia dhashë dorëshkrimin tim me memoare për t’i lexuar dhe, eventualisht për t’i redaktuar, meqë është njeri i pendës. Ish-shefit tim të kabinetit, H. Agron Vojnikës, i kisha thënë që do t’ia jepja këtë dorëshkrim me kusht që ta botonte pasi të bëhesha për rahmet. Por, meqë gabova dhe ia dhashë mikut për t’i lexuar, megjithatë, është kohë e turbullt, kohë kur nuk mund t’i besoshë as vetes ndaj dhe, duke dyshuar se mund t’i keqpërdorë memoaret e mia, vendosa që t’i botoj vetë.

Së shpejti do të keni rastin t'i lexoni memoaret nga dorëshkrimi im, me titull **"KUSH MA PREK KOMBIN MË KA SHARË FENË"**

Autori



# HYRJA

**Bismilahi rrahmani rrahim!**

Ky do të jetë titulli i përmbledhjeve të memoareve të mia në këtë portal dhe më vonë edhe në librin tim të radhës. Një nga format më të rënda të shkrimit pa dyshim që janë edhe memoaret. Memoaret, kujtoj unë, janë çapitje letrare të ndërthurura me elemente të publicistikës, të historisë dhe të psikologjisë. Meqë memoaret nuk shkruhen si ditar, atëherë, varësisht nga kujtesa dhe afinitetet e shkrimit gazetaresk, nis dhe e hedh në letër të kaluarën tënde. Pa dyshim, në mënyrë sa më korrekte dhe sa më besnike! Madje dikush edhe mbanë shënime, ka shënime ditore, të mbajtura që kur nis karrierën e vet. Pra, memoaret janë interesante nga një individ që ka një karrierë të bujshme dhe që ka lënë gjurmë të pashlyeshme në shoqërinë e vet.

Memoaret, pra, janë histori personale, të shkruara në formë letrare, por ka të shkruara edhe në formë të kronologjive që i përkasin lëmit të historisë. Ky lloj i memoareve më tepër thithet nga lexuesit që janë pasionantë të shkencës së historisë se sa lexues të gjërë. Memoaret që i afrohen letërsisë janë shumë të pakta por tepër shumë të lexueshme. Janë, si tregimet e shkurta por jo të imagjinueshme, janë ngjarje konkrete, të sakta dhe që për personazh kryesor kanë vetë autorin.

Ka vite e vite që nëpër noteset e mia kam hedhur ngjarje, kam hedhur raste, historira nga më të ndryshmet që më kanë ndodhur mua, që kanë ndodhur nga unë dhe rreth meje. E shoh që forcat po më tradhëtojnë dhe, duke qenë paksa skeptik se do t'ia dal mbanë, vendosa që të ec gjurmëve të njerëzve të mëdhenj, jo që ta krahasoj edhe unë veten me të tillët, por, thjesht, që ngjashëm si ata, të lë edhe unë gjurmë në këtë zhanër të shkrimeve, pra, në sirtarin e memoareve.

Lexues të dashur, vëllezër e motra të mia, në vazhdim do t'ju sjell gjëra shumë pikante dhe tepër shumë interesante, sepse, kam bindjen që do t'ju pëlqejnë, argëtojnë, për më tepër, kam bindjen që shumë fakte që do t'i ngërthej aty do

t’i shërbejnë historisë sonë kombëtare.

Që në fillim do t’ju kërkoj falje që do të më duhet të jem i ngadalshëm, nuk do të botoj tufa memoaresh por, do të shkoj një nga një, të shkurta dhe shumë interesante. Mbase, për shkak të angazhimeve të mia të përditshme, si dhe në mungesë të kohës për t’i rishkruar dhe redaktuar këto memoare, do të ketë ditë që do të mungoj por, pa dyshim që, do t’u informoj me kohë që kur do të keni rastin t’i lexoni.

Do të jem shumë i sinqertë, shumë i drejtpërdretë, shumë korrekt me ngjarjet, me historitë, me personzhet, kështu që, të gjithë ata personazhe që do të preken, paraprakisht ju kërkoj të falur, sepse ndryshe, nuk do të ishin memore por krijime letrare. Unë nuk ia them krijimeve letrare, kurse me publicistikë jam marrur goxha shumë. Shkrimet e mia publicistike, të përmbledhura edhe në tri librat e mia të deritanishme, sikur më duken pa shpirt, sikur më duken të kursyera nga faktet dhe të vërtetat, prandaj, kujtoj se, memoaret në vazhdim do të jenë shpirti dhe gjaku i atyre shkrimeve publicistike.

Nuk do t’i “kursej” as shokët, as miqtë, as anëtarët e familjes sime, as veten, as funksionarë të ndryshëm politikë, as intelektualë të ndryshëm duke i përdorur si personazhe në memoaret e mia, sepse, në të kundërtën, ngjarjet do të dukeshin imagjinare.

Me shpresë se një kohë të gjatë do t’i a kalojmë në mediat elektronike, me shpresë se do të mblidhemi sa më shumë lexues në këto faqe, kam bindjen se, ju, lexues të mi, do të më inkurajoni që në fund të dal edhe me libër ku do të përmblidhen të gjitha memoaret e publikuara. Pra, daljen në dritë të atij libri do ta motivojë interesimi i juaj. Suksese.

***Esselamu alejkum ve rahmetullai ve berakatuhu!***

**Sulejman ef. Rexhepi**

**d.v.**



# 1. Unë hoxha që i imitoja bitëllsat

Nuk do të sjell asgjë këtu nga koha kur isha fillorist. Kam përshtypjen se për atë periudhë mjaft mirë ka shkruar një nga intelektualët absolutisht më i madh i të gjitha kohërave i provniencës islame në Maqedoni, biografi im, H. Rexhep ef. Ziberi, i cili, më ka përgatitur një biografi sa profesionale aq edhe emocionale. Është e vështirë të mbahen lotët sa herë që ta lexoshe, sepse është tepër prekëse. Do ta kaloj edhe periudhën deri sa isha medresant në Medresenë e Prishtinës. Këtë periudhë e mbaj mend si çdo adoleshent kur futet në periudhën e pjekurisë. E di që kam qenë tepër i fuqishëm, kam pasur shumë merak që t'i mas forcat me të gjithë medresantët. Asnjë nuk më dilte përpara në mundje, isha i palakuar. Po, ishte kjo koha kur në mua nisi e u brumos arroganca, nacionlizmi, moskokëçarja karshi policëve serbë, ishte koha kur po mblidheshim nëpër ndeja me shokë e shoqe, nëpër bodrume, edhe pse ne të medresesë kemi pasur tjetër regjim. Megjithatë, kur ishte në pyetje brumosja jonë me ndjenja pariotike, askush nuk ua varte personelit të Medresesë, të cilët, që të gjithë i konsideronim si vegla të okupatorit serb, madje, mbase edhe nga dalldisja rinore, që nga Ahmet Sherifi (përkthyesi më brilant i Kur'anit) e deri te pastruesit, të cilët, me atë shikim që na e hidhnin ashiqare shihej se e kishin detyrë policore që të na mbanin nën vëzhgim tërë kohës. Po pse mua? Po thashë, isha më i guximshmi, më problematiku dhe më që nuk i përtoja belasë.

Babai im i ndjerë, policinë jugosllave e kishte frikë në palcë. Më lutej e më qortonte që mos të përzihesha me nacionalistët kosovarë, më luste që të isha lojalistë dhe të kisha kujdes, sepse me policinë jugosllave më mirë kalohet duke i shërbyer se sa duke i kundërshtuar.

Tani, kur e kujtoj babain tim, menjëherë më bëhet e qartë se pse aq shumë insistonte që të ikja diku në tokat arabe për të kryer edhe ndonjë fakultet teologjik. Nuk donte që të përfudoja në Sarajevë. Donte në shtetet arabe. Po pra, sepse vetëm në ato shtete mund të më spastrohej truri nga ai infektim nacionalist që më ishte bërë gjatë shkollimit të mesëm në Kosovë. Iu binda tepër shumë babait, aq shumë sa nga memorja ime kam fshirë të gjithë ata shokë, të gjithë ata njerëz e personalitete me të cilët kuvendonim shqiptarçe dhe me tone mjaft nacionaliste. I pata fshirë si dashakëqinj të karrierës sime dhe, tek pastaj u brumosa me kulturë dhe njohuri islamo-arabe. Përkundër kësaj, për asnjë çast nuk denjova që ta ndërroj pamjen time si dhe karakterin tim prej një çunaku rrebel e trim. Në fakultetin ku kisha shkuar më lehtë kalohej kështu si unë se sa të ishe i butë e i urtë, sepse të trajtonin si femër, madje deri në sulm seksual. Këtë karakter ma kishte sugjeruar idhulli im, hafiz

Bedri Hamiti, ndërsa pamjen time të jashtme e kisha sa për të shitur “fora” perëndimore. Doja të dukesha si një nga Bitëllsat, me flokë të gjata e me pantolla të gjëra, madje në fund të këmbëve të ishin të gjëra aq sa ishte beli. Kjo pamje u pëlqente femrave të cilat na shihnin ndërsa ne kurrë nuk arritëm t’i shohim, të mbuluara kokë e këmbë.

Kurrë nuk më ka joshur kjo pamje e femrav arabe. Kurrë nuk kam pranuar se ajo është veshje islame, por, thjesht, veshje tradicionale e vendit. Edhe vendi im, Sullara e Epërme, kishte tradita.

Me të gjitha të mirat dhe të ligat e veta, me tërë katundarinë dhe idiotizmat e veta, me tërë injorancën dhe ritet antiislame, unë për vete iu nënshtrova përjetë traditave shqiptare të vendit tim. Kështu ndjehem vetëvetja.

# 2. Martesa më bëri burrë e shkuar burrave

Nëna ime, rahmet i pastë shpirti dhe, ishalla më ka bërë hallall sepse dorën në zemër, ia kam nxirë jetën me mbrapshtitë e mia, kam qenë fëmijë i papërbajtur, pra, e dashura nëna ime, shpesh thoshte: o ky nuk rahatohet pa e martuar! Gjithë ky dash duhet të ndalet disi!

Nuk kam qenë tip i dhënë pas femrave, ndaj dhe asnjëherë nuk më ka shkuar në mend se martesa mund të ndikojë në qetësimin tim, në kontrollimin e energjive të mia. Edhe pse fëmijë, seç e ndjeja gjithmonë veten burrë të pjekur. Dëshira ime më e madhe ishte që të kaloja kohën me burra të moshuar. Kjo më vonë do të më shpjegojë se pse arrita të bëhem aq i urtë dhe aq i pjekur.

Pikërisht kjo burrëri e hershme më bënte të reagoj në gjithçka, të jem plotë energji, të zihem me cilindo që do të ma prishë mua apo shokëve të mi, isha, thjesht, rrebel. Jo rastësisht Mulla Rashiti gjithnjë më thoshte Gjorçe Petrov. Jo që kisha njohuri mbi këtë figurë historike maqedonase, por, çuditërisht, sa herë më thoshte Gjorçe Petrov, seç ma përshkonte trupin një zjarr, në prush. Biles kështu më thoshte edhe Mulla Rashiti: “O bir, o Gjorçe Petrov, o krejt “zhar” je bre…”.

Ja çka do të thotë mishërimi me historinë e huaj! Më vonë do të më thonë edhe Skenderbe por, kurrë nuk më ka ndjer trupi atë zjarrin e “zharit”, për vetë faktin se emrin Skenderbe e kam dëgjuar shumë vonë, ndërsa me emrin Gjorçe Petrov, jemi rritur, rruga për në Sullaren time i binte nëpër lagjen e Gjorçe Petrovit, pazarin e mjekimin e kemi bërë në këtë lagje. Unë Gjorçe Petrovi në mes të Prishtinës?! E dija që nuk isha, por nuk e kuptoja se pse trupi flakë më shkonte kur më thoshin me këtë emër, pse trimërohesha dhe pse përpiqesha ta imitoj këtë “vojvodë”! Ndoshta për shkak të ëndërrave rinore!

Ëndërrat e mia rinore ishin, thjesht, të bëhesha burrë e shkuar burrave, trim, i

zjarrtë, i guximshm, luftëtar. Dhe këtë nivel të burrëris e arrita sapo u martova. Momentin kur dola nga dhoma e dhëndrrisë seç e ndjeva veten të përgatitur për sfidat e jetës. Dhëndërr u futa si Gjorçe Petrov kurse dola si plak i urtë, dola me plane të qarta për jetë. Zoti ishte me mua. Në mua vdiq Gjorçe Petrovi! Tash e tutje, për të tjerët do të isha Sulejman Rexhep!

# 3. A shanë hoxha

Nga koha e Medresesë në Prishtinë kam shumë kujtime. Ajo periudhë jasht Medresesë gjithçka tjetër ishte marksizëm-leninizëm. Vlonte Kosova nga kjo ideologji. Pa dyshim, marksizëm-leninizmi kishte future ndikimin e vet edhe në Medresenë tonë. Sot, kur e kujtoj atë kohë, më vjen të turpërohem prej atyre mësimeve dhe prej atyre hoxhallarëve komunistë që na mbushnin si bateritë e zbrazura me këtë ideologji. Ishte kohë e tillë, po na përgatisnin të bëheshim hoxhallarë komunistë. Komunistët e dinin se përmes hoxhallëkut, përmes kontaktit me xhemat dhe influencimit tonë mbi ta, më se lehti do të përhapej marksizëm-leninizmi, më së lehti do të zhvillohej bashkim-vëllazërimi, më së lehti do të luftohej nacionalizmi shqiptar i cili ishte dhe mbeti gogol i komunizmit jugosllav. Më vonë edhe do të dalin disa hoxhallarë ekspertë në luftimin e nacionalizmit shqiptar. Një nga këta ekspertë isha edhe unë. Falë Zotit ky aktivitet nuk zgjati shumë, sepse nacionalizmi ishte më i fuqishëm se çdo forcë tjetër, pra, edhe më i fuqishëm se predikimi ynë përplot me islam e Allah në gojë. Çegevara i tyre Kosovar ishte më i fuqishëm se vazi ynë, fatmirësisht!

Jo gjithnjë merreshim me hoxhallëk. Natyrisht, ishim të rinjë e na vlonte gjaku. Pastaj, si të rinjë që ishim, si të indoktrinuar deri në palcë me marksizëm-leninizëm, shpesh dinim të dilnim edhe jasht mantelit të hoxhës. I mernim lakmi rinisë kosovare plot me vrull e energji apo dikush na joshte! Nuk e kuptonim se kjo ishte lojë e UDB-së së askohëshme me qëllim që të na fusin në grusht dhe të na mbanin përjetë bashkëpunëtorë të tyre. Grrepi ishte femra! Një hoxhe i ardhshëm i ngarkuar me ndonjë mëkat prej të cilit vështirë se mund të shpëtojë, pa dyshim që përjetë do të ishte në grusht të UDB-së. Ja pse na shau aq keq Mulla Rashiti kur na zuri me femra duke pirë kafe në një lokal të Prishtinës.

“I shihni këta tre hoxhllar të ardhshëm, a! Ani edhe Adnan Eminovi e Vesel Dauti duhet të kthehen në Maqedoni me përhap islam. Këta tre i zura dje me tri femra në një kafe. Njëri më tha se ishte me çikën e tezes, tjetri më tha se ishte me çikën e axhës, e tjetri me çikën e dajës. Po a bën myslimani zina me anëtarët e familjes bre krejt bota islame ua q… nanën juve, hë”- ishte shpërthimi i Mulla Rashitit me atë rast. Sot plotësisht e arsyetoj se pse na u sul me atë rrebesh sharjesh. Të tre hoxhallarët përfunduan si hyzmeqar të UDB-së. Unë u pata betuar që një ditë do t’i hakmerrem këtij shërbimi që kurrë nuk na

la rahat.

## 4. Unë komunisti-Çegevara në mes të Kuvajtit

Pak edukimi familjar, pak porositë e babait tim, pak mësimdhënësit tanë, hoxhallarët e periudhës komuniste dhe pak vetë sistemi, e kishin bërë të veten që prej mua të krijojnë teologë të ideologjizuar, pra, hoxhallarë komunistë. Diapazoni i njohurive tona ishte më i zgjëruar se i bashkëmoshatarëve tanë të shteteve arabe. Këtë e vërtetova sidomos kur e mora udhën për në shtetet arabe për të vazhduar shkollimin tim akademik.

U përplasa në Kuvajt!

Ndejet e mia me burra nëpër oda, dëshira ime për t'i emituar burrat e kohës të katundit tim (Sullara e Epërme gjithmonë ka dhënë burra të zgjuar, burra që kanë shpëtuar burrërinë në Sullares të Poshtme, në Kondovë ku shumica e banorëve sulalen e kanë nga romët, por dhe në tërë Dërvenin), dëshira ime për të mbajtur anën e të drejtit (i drejtë është gjithmonë ai që është i fortë), më motivoi që të orientohesha për studimet e sferës së drejtësisë, sheriatit. Pra, në Kuvajt nisa të studioj sheriatin!

Në Kuvajt arrita me farmerka, me "shangajka" dhe me një maicë të kuqe. Gjithmonë i kam pasur qejf ngjyrat e kombit tim, kuq e zi, por, meqë përcilleshim prej udbashëve, meqë kisha frikë, vishja maica vetëm me ngjyrë të kuqe. Kur më pat pyetur njëherë një mik i imi, Zujhajrati, nëse isha gjakovarë (me demek pederast) se pse vishja vetëm maicë të kuqe, desh ia përshesha turinjtë. Unë Gjorçe Petrovi, unë Çegevara i Prishtinës të isha "gjakovar"? Natyrisht, miku im e pësoi dhe hoqi dorë prej provokimeve të tilla.

Me një çantë shpinës dhe me duart në xhepa u akomodova në Kuvajt. Shumë shpejt i mora penjtë në duart e mia. Imponova burrërinë time, guximin tim dhe budallallëqet e mia. Ndryshe nuk bënte. Me gjoksin e fryer, me pantallonet e gjëra, me maicën ngjyrë të kuqe, me flokë të gjata tamam përngjaja në Çegevarën, në simbolin e kohës për mbarë të rinjtë e botës. Ndërsa unë e kisha si simbol të rrebelizmit, pasi që e kisha studiuar dhe e njihja tamam se kush ishte kjo figurë kaq e madhe botërore. Një student, boshnjak, emri i të cilit tashmë nuk më kujtohet, sepse e pranoj, nuk i mbaj mend emrat, më kishte pas thënë njëherë "Të kesh njohuri mbi Pejgamberin s.a.v.s. kaq sa ke për Çegevarën do të ishe një nga biografët më të shquar në botë të personalitetit të Muhamedit a.s.!" Që nga ky moment këtë boshnjakun e vura në shënjestër, e hetova se ai e kishte në gjak talljen me shqiptarë, mezi prisja momentin që të kapem me të. Dhe, nuk vonoi shumë! E zura duke e ofenduar dhe duke e grushtuar Zulhajratin, mikun tim. Nuk prita asnjë sekond, e kapa boshnjakun,

e shtriva për toke, ia vura thikën në fyt dhe i bërtita “okrenise prema Kiblu, pizda ti mater”! Të shkretit i shpëtoi shurra, ndësa nga ai moment kurrë më nuk e pamë të studionte në fakultetin tonë. Iku, apo e tërhoqi UDB-a nuk e pata të qartë kurrë.  Nga ky moment të gjithë më quanin Çegevara, sidomos kur ecja veshur me maicën e kuqe.

Një herë, një profesor, më duket se quhej Xhemil, më ndaloi dhe më pyeti në mos isha komunist, meqë gjithmonë po vishesha me maicë të kuqe e të ngushtë, me gjoks e muskuj të fryrë. Natyrisht, desh i mbeta në qafë duke ia ngritur zërin dhe duke e pyetur kërcënueshëm se çka kishte ai kundër komunizmit. Komunizmi është i mirë!

# 5. Si e munda profesorin e sheriatit

El Shuajbi, profesori im i cili kishte arritur një autoritet mbi studentët falë rigorozitetit në të notuar, por edhe falë ligjërimit perfekt prej një profesori të stërpjekur, deri sa po kaloja nëpër qendër të studentëve bashkë me shokun tim Zulhajrat Fejzullahi, më provokoi shumë ashpër!

– Nuk të shkon fare kjo maicë e kuqe. Edhe sheriatli i ardhshëm edhe komunist, nuk shkon! – më tha.

– Pse – i thash – çka ke ti kundër komunizmit. A e di ti se me qenë në Jugosllavi, për këtë fjalë të kisha djegë. Të kisha paraqitë në polici e ti kishe përfunduar shumë keq.

– Komunizmi është ideologji e shpikur për ta luftuar islamin- më tha profesori!

– Unë vij prej një vendi komunist ku islami bashkëjeton për mrekulli me këtë ideologji. Ai sistem më ka dërguar këtu në Kuvajt që të bëhem teolog i mirë. Por, këtu, profesorë si ti, teologët po i nxjerrkan gjysmakë.

– Unë dhe ti paskemi punë – më tha profesori. – Do të më mbashë mend për tërë jetën.

– Çfarë ngjyre ka gjaku yt – e pyeta.

– Të kuq – më tha!

– Pse nuk e ke të gjelbërt, si ngjyrën e islamit – i thashë. E shikon, të gjithë krijesat e Zotit, në esencë janë komunistë. Komunizmi i ka siguruar një mirëqenie të mrekullueshme popullit tim shqiptar. Falë kësaj ideologjie po lulëzon edhe islami atje te ne. Ti nuk qenke profesor, ti qenke imperialist amerikan – i thashë me plotë urrejtje. Gati t’ia përplas edhe ndonjë shuplakë në atë fytyrë të mbuluar me mjekër.

– Shkurtoi flokët dhe nis e lësho mjekër, kështu po më ngjanë si në një femër të lazdruar – më tha.

– Kështu na do Josip Broz Tito – i thashë

Profesori u dorëzua. Uli kokën, nuk nxori më fjalë nga goja dhe vazhdoi punën e vet. Kurrë nuk më ndaloi më. Dorën në zemër, dhe provimet i kalove lehtë te ai. Natyrisht, nuk e lash me aq atë debat në mes meje dhe profesorit. U ankova edhe te ambasadori jugosllav por edhe në dekanat. Nuk pajtohesha aq lehtë në atë kohë të më shante dikush komunizmin dhe Shokun Tito. Si rini e Titos kishim dhënë betimin që asnjëherë nuk do të shmangeshim rrugës së tij.

# 6. Vëllazërim-Bashkimi më i suksesshëm se Islami

Babai im më kishte dhuruar spontanisht një moto jete: "Birë, nëse do të kaloshë mirë në jetë, kalo mirë me pushtetin, mos e kundërshto pushtetin!" Pushteti komunist Jugosllav na ndiqte gjithandej, madje kishim qejf të na ndiqte, na ishte bërë sistem jete. Brenda nesh e kishte ngjallur atë gogolin që e vriste në vend secilin që përpiqej ta kundërshtojë pushtetin. Vëllazërim-bashkimi ishte, pa dyshim, vlerë e paçmueshme. Midis Beogradit flije kokërr shpinës pa t'u trembur qerpiku i syrit.

Këtë porosi të babait e pata moto jete. Pak para se të nisesha për në Kuvajt, as vet nuk e di se si gati tërë Maqedonia e kishte marrur vesh për synimin tim. Nuk ma merr mendja të ketë folur diku babai im. Sido qoftë, ditën kur e preva biletën për në Beograd, prej nga do të fluturoja për në Kuvajt, pas katundarit tim, topallit, më kishte dërguar fjalë Goran Subashiq, i cili në takimin tonë në një zyre të këshillit ekzekutiv të qytetit të Shkupit, m'u prezantua si rreshter i vjetër, përgjegjës i sektorit për çështjet fetare pranë KOS-it. Pasi u bind se unë me tërë shpirt isha jugosllav i zjarrtë, më porositi që këtë imazh ta përcillja kudo që do të shkoja, sepse, kështu do të dilja i nderuar atje por edhe brenda. Më tha që, në çdo fakultet ku shkojnë studentët tanë nëpër shtetet arabe, kanë për detyrë të përcjellin njëri tjetrin dhe këtë nuk e dinë asnjëri. Të gjithë kur të kthehen në vendlindjen e tyre, do të raportojnë për njëri tjetrin, prandaj, më tha, hap sytë dhe, më mirë të raportoshë ti për shokët se sa shokët të raportojnë për ty. Jugosllavia nuk ka vend për ata teologë që nuk do të jenë markë jugosllave. "Kujdes, më tha, shtetet arabe janë në anën tonë, prandaj, as mos tentoni që të futeni nëpër lëvizjet ekstremiste që tentojnë t'i destabilizojnë shtetet mike arabe. Prandaj, do t'i vëzhgoshë këta ujqër, mundësisht edhe t'i eliminoshë nga pozicioni i gjyetarit, më tha si në shaka e që, duke më shtrënguar damarin e qafës desh më paralizoi në vend. Në ty e shohim të ringjallur Gjorçe Petrovin tonë, më tha pasi më uroi udhë të mbarë për në

Kuvajt.

Që nga ai moment, të gjithë që më provokonin, qofshin ata edhe miqtë e mi më të ngushtë, menjëhere krijoja përshtypje se i ka lëshuar Subashiqi, të më përcjellin, prandaj në të tilla situatë reagoja i papërmbajtur. Prandaj i reagova aq ashpër edhe profesorit arab, el Shuajbit, i cili, për një moment, seç m’u duk si mik i rreshterit të vjetër, Goran Subashiqit, të cilit më duhej t’i raportoja sa herë që kthehesha në Shkup por, jo rallë i raportoja edhe përmes njerëzve “diplomatikë” që më takonin sa herë që donin të iknin nga Kuvajti. “Suljo, mos ke ndonjë selam për Subashiqin”, më thoshin fare pa m’u prezantuar. Sapo ma përmendnin emrin e tij, e dija që janë të lozës së tij. Nuk ishte edhe aq lehtë të bëheshe teolog në shtetet mike të Jugosllavisë. Ne duhej të ishim shembull i Jugosllavisë së vëllazërim-bashkimit, shembull këtë që nuk po mund ta arrinte madje as islami si fe! Edhe këtë, falë atij rrjeti të spiunëve që ishte i shtrirë cep më cep botës.

# 7. Kujt i frikësohesha në Kuvajt

Zulhajrati ishte miku im më i ngushtë. E kisha shumë për zemër, aq shumë sa që për të kujdesesha më shumë se për vetëveten. E mbaja, kujdesesha për të, e ndaja me të çdo gjë që kisha, pa ia llogaritur asnjëherë për borxh. Por, siç thonë, atë që e ke më për zemër, atij kija frikën, sepse, edhe pse ti gjithmonë ke qenë i sinqertë me të, ai gjithnjë të ka llogaritur si borxhdhënës. Broxhliu gjithmonë ëndërron që të lirohet prej atij që i ka borxh. Kjo më frikësonte, sepse, e ndjeja se kështu do të ndodhte.

Kisha dilema të mëdha: kë e kisha mik të ngushtë – Zulhajratin për të cilin kujdesesha apo Subashiqin i cili më kishte treguar shumë sinqertë se, ata që do të më rrinë sa më pranë ata do të jenë telalli më besnik që tek shërbimet policore në vend do të raportonin besnikërisht për mua.

Kisha vetëm një rrugëdalje! Të afrohem edhe unë sa më shumë pranë tyre, pranë studentëve dhe, të mbledh sa më shumë informata. Meqë ishte e sigurtë që, me t’u kthyer në atdhe pra, në Jugosllavi, të gjithë ata do të raportonin për mua, atëherë do të ishte shumë më mençuri që unë i pari të raportoja për të gjithë ata. Subashiqi do të më mbulonte, nuk do të më dorëzonte te shokët e mi, ma kishte premtuar këtë.  Do t’ju thoshte se këto informacione i kishte pak nga njerëzit e ambasadave tona, pak nga raportet diplomatike që vinin përmes ministrisë së Punëve të Jashtme. Prandaj, kurrë nuk duheshin dhe nuk respektoheshin njerëzit e ambasadave. Prej tyre ruheshim si prej gjarpërit.

Vitin e parë, kur u kthyem nga Kuvajti, menjëherë pas njerëzve të familjes së ngushtë, më takoi rreshteri i vjetër, Subashiqi. Më pyeti për disa gjëra për të cilat nuk i dinte askush përveç se meje dhe shokut tim të ngushtë, Zulhajratit.

Në atë çast u pata betuar se do ta djeg këtë njeri. “Mos më thënshin Sulë nëse nuk e përvëloj si me prush Zulhajratin!”- u pata betuar më vete.

## 8. Raporti im i parë- momenti kur e shava arabishten

A mund të ishin enveristët (ithtarët e Enver Hoxhës) më shqiptarë se unë! Ata, adhuruesit e këtij satrapi, të ishin më nacionalistë se unë nuk ndodh në asnjë mënyrë! Ai njeri që nuk e do fenë e popullit të vet ai nuk e do as vetë popullin. Prandaj, këtë tip nacionalistësh i urreja. Ata marksista-leninista, unë marksist-leninist! Ata e donin Shqipërinë, unë e doja Shqipërinë. Ata dëgjonin këngë folklorike e patriotike, po ashtu edhe unë i dëgjoja. I vetmi dallim ishte se unë nuk e doja Enverin, liderin shpirtëror të tyre. Nuk mund të paramendoja kombin shqiptar pa fe! Më dukej gjë e tmerrshme. Prandaj, qysh në Prishtinë, si nxënës i Medresesë, u pata rreshtuar në anën e atyre që i luftonin këta qafira, këta të pafe. Kishim shkuar aq larg sa e kishim bërë hallall bashkëpunimin me policinë jugosllave kundër këtyre enveristave.

Komunizmi jugosllav më dukej si një sistem më i sigurtë dhe më i përshtatshëm për zhvillimin e fesë islame, prandaj, të gjithë ata që përpiqeshin ta rrënojnë këtë sistem i ndjeja si armiq të Allahut, prandaj dhe pa hezitim rreshtohesha në atë tabor që i luftonte pa mëshirë të gjithë armiqtë e komunizmit jugosllav.

Kjo ndjenjë më bënte që të miqësohem pa kurrfarë kompleksi me rreshterin e vjetër, Subashiqin. Kur mi tregoi disa gjëra të cilat i dinte vetëm shoku im Zulhajrati vendosa që edhe unë të tregoja diçka që dija për të. Më tha që, historia nuk bëhet duke folur por duke lënë gjurmë me shkrim. Më dha një copë letër dhe një laps kimik e më tha: “shkruaj”! Seç m’u duk si urdhëri “ikre”! Sapo nisa të shkruaj në maqedonisht dhe në qirilicë, nisa të ngatërrohesha. Nuk më kujtoheshin shkronjat. Nuk dija të shkruaja. Nisi të shkruaj me shkronja arabe. Ky është momenti kur për herë të parë e shava arabishten.

Mezi i shkrova në qirilicë nja dy-tre elemente për Zulhajratin:

1. Zuli (kështu i thoshte Subo shokut tim Zulhajratit) i urrente tmerrësisht arabët të cilët asgjë nuk dinin për shqiptarët ndërsa për jugosllavët e për Titon ishin në gjendje të heqin dorë edhe prej fesë islame.
2. Zuli shumë shpesh dilte nëpër kafiteri me femra. Më luste edhe mua. Një herë kur dola me të, nga xhepi nxori një tufë dinarësh kuvajtianë. Atij nuk i çonin aq shumë lekë prej shtëpisë. Aty kuptova se paratë që po u humbnin studentëve nuk po i lëshonte dheu por po përfundonin në xhepin e shokut Zul.

3. Zuli kishte shumë dëshirë që të bredhë nëpër shtetet arabe ku studionin shqiptarët dhe të mbante lidhje me ta. Ndërsa unë brengosesha dhe dyshoja se ai po vizitonte lëvizje të ndryshme, ndoshta edhe ishte anëtarësuar e që ishin kundër sistemit jugosllav. Unë prej tij doja hoxhë të vërtetë e jo rrugaç.

# 9. Si u sajua rrena "Mulla Sula pi raki"

Në takimin e parë me Subashiqin, pas ardhjes sime nga Kuvajti vitin e parë të studimeve, sapo u ulëm në tavolinë, ai porositi dy gota raki, një për mua një për të. Desh i rashë në qafë. Kurr nuk kam qenë më nervoz si në atë moment. I thashë, ta kisha pushkën e gjyetisë do të të vrisja në vend.

– Hej, urtë! Trus bythën në karrige. Ne kemi fakte dhe fotografi që ti, për 28 Nëntor, ke pirë e je bërë zuzë në një kafe, në periferi të Kuvajtit.

Gjysëm e vërtetë, thashë më vete. Këtë rast nuk e dinte askush tjetër përveçse Zulhajratit. Sapo ma tha këtë gjë Subashiqi, në atë çast vendosa që të rrëfej gjithçka për shokun tim të cilin e doja me aq shpirt. Paska qenë i lig!

Më 28 Nëntor të vitit të parë të studimeve, shkuam në një lokal të hapur ku kishte edhe muzikë të gjallë si dhe dridhje barku e gjoksi nga kërcimtaret profesioniste. Morëm nga një nargile. Unë e kërkova më të shtrenjtën, ndërsa Zulhajrati e mori me shije të mollës. Sapo e tërhoqa nja dy-tri herë më ra në kokë. Nisi të më sillej tërë lokali, fillova të qeshem, vetëm qeshesha. Kurrë në jetë nuk kam qenë më i lumtur e më i gëzuar. Thjesht, po fluturoja. Për herë të parë në jetë e kisha përjetuar atë ndjenjë. Nuk di sa ka zgjatur, nuk mbaj mend asgjë. Kur i kam hapur sytë, kam qenë në spital, 24 orë pa vetëdije, i dehur tërësisht. Jo me alkool, natyrisht. Me nargile, kurse kurrë nuk e mora vesh se ç'kishte pasur ajo nargile. Kisha vjellë shumë. Pas 24 orëve dola nga spitali i qytetit dhe u lëshova në kërkim të Zulit. Vetëm ai mund të dinte se në ç'gjendje kisha qenë atë natë. Ja, tashmë e dinte edhe rreshteri i vjetër, Subashiqi, edhe pse ky më tha që kisha qenë i dehur me raki. Qysh atëherë u pata frikësuar se do të ma keqpërdorin këtë dehje si rezultat i dëshirës së flaktë patriotike për ta shënuar pavarësinë e Shqipërisë nënë mu në mes të Kuvajtit. Dhe do të ma keqpërdorin deri në këto çaste kur po e shkruaj këtë dromcë memoari. Kot që betohem se kurrë në jetë nuk kam pirë asnjë gotë raki, ndërsa, nuk mund të bëjë be se nuk kam qenë i dehur. Madje kam qenë tapë, dërrasë…!

# 10. Karriera ime do të projektohet në aeroportin e Beogradit

Kisha vendosur që mos të jem aq intim me shokun tim, Zulhajratin, prandaj edhe nuk pranova të kthehesha bashkë me të, në të njëjtën ditë, për në Kuvajt. Kështu më sugjeroi edhe Suba. “Ruaju prej tij por mos i shkëput të gjitha lidhjet. Mos i jep shenjë që të dyshojë në ty se tashmë ti di për te gjithçka, sepse pastaj edhe ai do të ruhet prej teje. Mbaje afër por gjithnjë manipuloje, gënjeje, sille në maje të kalemit”, më pat thënë Subashiqi, i cili, më tha edhe një gjë shumë të çuditshme. “Birë”, më tha “po flas për të mirën tënde dhe jo se po të manipuloj që me ty të ngritem në karrierë. Edhe në KOS, si në kierarkinë ushtarake, rreshti i vjetër, pa fakultet, ngel përjetë në atë nivel të gradës. Nuk ka rritje, kështu që, më dëgjo, sepse të mirën që ta dua unë nuk ta do as babai yt biologjik”.

Subashiqin, çuditërisht, e takova në aeroport të Beogradit. Më tha që kishte ardhur enkas për mua, të më përcjellë. Gjënë e parë që ma tha ishte konstatimi i tij se tashmë në mua po shihte një lider të ardhshëm fetar në Maqedoni. Sipas tij, arsyeja se pse shqiptarët po rrinin larg Institucionit dhe se pse nuk po i përgjigjeshin jetës institucionale, paska qenë pikërisht fakti që Institucioni i Bashkësisë Islame kurrë nuk ishte udhëhequr nga një shqiptar. Më tha që, të përgatitesha mirë, sidomos të mësoja shkathtësi si të notohet në pozitat e liderit dhe, me ndihmën e tij dhe të miqve të tij, së shpejti unë do të isha në krye të institucionit fetar i cili do t’i tubonte të gjithë shqiptarët myslimanë. Më pëlqeu si ide, edhe pse u habita për brengën e një shkau që po e shprehte për shqiptarët myslimanë të Maqedonisë! Nëse nuk do të isha unë në krye të këtij institucioni dhe nëse do të lejohej që edhe më tej ta udhëhiqte këtë BI ndonjë joshqiptar, ai dhe krejt UDB dhe KOS kishin frikë se së shpejti shqiptarët myslimanë do të gjenin mënyrë se si të organizonin jetën e tyre fetare jasht institucionit. Frikë ishte se do të përhapeshin lëvizje radikale. Radikalizmi fetar do ta ushqente urrejtjen kundër të tjerëve dhe kjo pastaj do ta rriste edhe më shumë nacionalizmin shqiptar. Kjo ishte frika e Subës dhe e shokëve të tij. Tashmë po më projektonin si shpëtimtarë të islamit burimor në Maqedoni dhe me këtë edhe si tredhës të nacionalizmit shqiptar që më vitin 1968 ishte provuar se ishte shumë i egër dhe i rrezikshëm për vlerat e socializmit jugosllav. Thënë shkurt, në plan kishin të ngrisin kuadro teologjike të cilët, përmes predikimeve fetare, do ta kultivonin edhe më shumë bashkim-vëllazërimin. Ide gjeniale, ide kjo që tashmë ishte realizuar shumë mirë te priftërinjtë. Në këtë makineri pa dyshim që duhej të futej edhe elementi teologjik islam. Këtë ide po e nisnin me mua! Kurse mua babai im më kishte lënë emanet: “Me vllastin (kështu i thoshte pushtetit) veç me të mirë! Kurrë mos e kundërshto, sepse është si ta godasish murin me kokë. Me të mirë ec larg e më larg. Bëni shokë të jetës të gjithë ata që ta duan gajretin, qofshin këta edhe shkije, sepse, pa ndihmën e tyre nuk shkohet përpara. Kështu e kemi dërzhavën (pra, shtetin), nuk je as në devlet e as te baba mbret.” Lehtë është

në Kuvajt të jeshë mysliman, eja provoe në Jugosllavi, në Maqedoni. Më mirë, siç thoshte babai im, musliman i ndershëm, i dëgjueshëm e bashkëpunëtorë me vllastin, se sa musliman rrebel, nacionalist shqiptar, dhe t'ju japësh shkas shkijeve që të ta tredhin edhe nacionalizmin por edhe ta ngulfasnin islamin. Gjynah i madh do të ishte kjo për mua. Prandaj vendosa që të studioja shumë, trimërinë e kisha, të mësoja disa shkathtësi dhe, unë gjallë e pa u bërë lideri i muslimanëve të Maqedonisë nuk e lë. Ky preokupim mu bë motiv i jetës sime që nga biseda e fundit me Subashiqin në aeroportin e Bogradit. Nuk u takova kurrë me të. Kishte vdekur disa muaj pas ndarjes sonë. Për mua i kishte folur gjatë Donevskit. Më vonë, për hirë të dashurisë së madhe që kishte pasur për mua Subashiqi dhe, në respekt të tij, u bëmë miq të ngushtë me Donevskin, i cili, do të më ndihmojë pa masë në kapjen e fronit të BI që do të ndodhë pas mëvetësimit të Maqedonisë, dmth pas prishjes së Jugosllavisë.



# 11. Në Basra, unë Sula si sheikët Kuvajtianë

Tashmë kisha nisur bukur mirë të komunikoj në gjuhën arabe. Po i ndiqja ligjeratat e Sheriatit. Më duheshin studimet e këtij fakulteti. Duke i udhëhequr drejt e mirë muslimanët e mi ata do të më besonin mua, pavarësisht se çka do të bëja unë e me se do të merrsha përveçse me hoxhallëk. Këtu profesorët na thoshin, nëse studioni vetëm sa për të qenë hoxhallarë profesionistë ju ka hëngër dreqi, sepse nuk jetohet vetëm me hoxhallëk.

Pare kisha plot. Kredi të mirë studentore. Për studentët e Jugosllavisë isha tamam sheik. Prandaj edhe shtyhesha me sheikët e vendit, apo, më mirë me thënë, kisha shumë qejf t'i imitoj ata dhe jetën e tyre.

Relacionin më të shpeshtë e kishin deri në Basra të Irakut. Vlonin si bubrreca, në këtë relacion. Më vonë e kuptova se në Basra jetohej një jetë nën mesatare. Sadam Hyseini nuk i kishte lënë kurrë që qytetarët e Basrës të merrnin frymë shlirshëm. Pse? Sepse, pikërisht për faktin se shumica e qytetarëve të Basras kishin qenë shi'itë. Pak prej fukarallëku, pak prej traditës shi'ite për një dukuri që asnjëherë më parë nuk e kisha dëgjuar, sheikët kuvajtianë dhe qytetarët e Basrës bashkëjetonin për mrekulli. Bënin jetë e shkuar jetës. Qejf po, zef po, pije deri në kupë të qiellit! Liri absolute, jetë që nuk gjendej në Kuvajt. Vendosa që të ec gjurmëve të tyre. Ç'mund të kenë arabët më shumë se unë që

kaq shumë e vizitojnë këtë qytet. Nuk ishte shumë i largët nga qendra studentore ku isha i vendosur, nja 80 km. Te shi'itët në Basra shkohej ekskluzivisht për shuarjen e epsheve shtazarake. Aty zinaja ishte shumë legjitime, ishte, thjesht, institucionale, për kurvëri nuk të pritej koka e as që të gurëzonte ndokush. Pastaj, Sadami i keq! Kurrë! U kishte dhënë liri absolute shi'itëve, deri në respektim edhe të kësaj tradite. Kurorëzimi që i thoshin "El mutta", që do të thotë "kurorëzim i përkohshëm". Shko në Basra, futu në agjencionet speciale, ku të prisnin bukuroshet iraniane, si dhe mullai i cili, sipas "sheriatit" të tyre të kurorëzonte përkohesisht me cilëndo nga femrat që e pëlqeje. Dhe, ky lloj kurorëzimi zgjaste sipas marrëveshjes: një orë, një ditë, një javë, një muaj. Nëse të pëlqente ndonjëra e mbaje për më gjatë, nëse jo, e mbaje vetëm aq sa mbaroje punë. Pastaj shkurorëzoheshe në mënyrë shumë paqësore. Ty lezeti atyre dinarët kuvajtianë.

Më në fund e gjeta se pse sheikët kuvajtianë vdisnin për këtë relacion, të cilin e bënin me padurim, si të çartë. Fusnin ca gjethe në gojë, i përtypnin si lopë dhe drejt e në Basra. Pare po, femra po – zgjate Zot këtë jetë.

Kur e bëjnë këtë arabët, pse nuk e bëj edhe unë! Kështu nisa edhe në këtë rrugëtim t'i emitoj sheikët kuvajtianë. Pare, bari, femra shi'ite! Niqah me hoxhë, pa i detyruar dhe pa e dhunuar askend. Gjithçka me dëshirë, me qejf dhe me bindje se po bëjmë punë të mira. Allahu alem!

## 12. Në Bagdad të ngjallet dëshira për hajni

Pas gati dy viteve rresht, vendosa që mos ta frekuentoj më atë relacion deri në Basra. M'u bë më shumë se shprehi, më kaloi në pasion të papërmbajtur. A ishte punë që dy dinarë bashk t'i shpenzoja në Basra?! Vendosa të lëvizja tutje. Bagdati m'u bë obsesion. Nisa ta vizitoj shpesh këtë qytet.

Vetëm në Bagdad mund ta ndjeshë ndjenjën e lashtësisë, vetëm aty ndjenë sikur vjen nga një fund i botës dhe sikur gjendesh në fund të botës. Bagdadi të jep po atë ndjenjë të cilën e dëshiron.

Në Bagdad mund të ndjehesh princ i lashtësive! Mund të ndjehesh zot i gjuhërave të lashta; mund të ndjehesh baba i diturisë, mësues i të gjithë filozofëve; vetë aty mund të ndjehesh si udhëtar duke ecur në tunelin më të gjatë të botës e të ndriçuar nga llambadanet që lëshojnë flakë me ngjyra nga më të çuditshmet. Vetëm në Bagdad mund të provoshë që të ndjehesh si posedues i pasurive më të mëdha të botës; mund të ndjehesh pronar i qilimit fluturues, pronar i shpatave më të mprehta dytehëshe; vetëm në Bagdat mund të flasësh me shishet dhe në ndërkohë të jesh i bindur se po flet me xhindin e future në shishe. Në çdo cep të rrugicave të Bagdatit e kërkon Ali Babën, sepse e ndjenë trokun e kuajve të katërdhjetë hajdutëve.

Mbi të gjitha, në Bagdad seç të ngjallet dëshira për të qenë hajn, për t'u futur në botën e hajnave, seç të ngjallet dëshira e flaktë për të qenë njëri nga ata dyzet hajdutët e Ali Babës.

Në Bagdad, si në asnjë vend tjetër në botë, ke dëshirë të mendoshë për perfeksionizmin e zejes së hajnisë, ke kohë të mendoshë për hajni, në fakt aty vetëm sa të zhvillohet mendimi dhe filozofija e hajnit. Aty, si në asnjë vend tjetër në botë të shtohet dëshira për t'u brumosur me shkathtësitë e hajnit. Trim po, i sertë po – parakushte këto për t'ju qasur hajnisë.

Ja pse nisa ta vizitoj qytetin e Bagdadit. Më mirë aty ku më zhvillohej kjo filozofi, se sa në Basra ku mbi fakir femrat shuhej epshi shtazarak. Të gjith sheikët më dukeshin si shtazë, si derra të egër. Unë, edhe sot kur të vras ndonjë derr kam përshtypjen se kam vrarë një nga ata sheikë derra të shkretëtirave kuvajtiane.

## 13. Unë hoxha shizik i Jahja Pashës

Asnjëherë nuk më ka shkur mendja që të bëhem një me mendjen e gjenertës më të vjetër të myslimanëve tanë. Jo që ishin tepër naivë, jo që ishin verbërisht të orientuar kah një islam të deplasuar por, thjesht, ishin të padurueshëm me fanatizmin e tyre të sëmurë. Nuk e kisha duruar kurrë babain tim e lëre më të vjetrit e tjerë. Prandaj, planifikoja që të bëhesha atraktiv për rininë ateiste, për rininë që dëshironte t'i jepej ibadeteve si dhe për shtresën intelektuale të cilët ishin lodhur me hoxhallaret e bërë për ibret.

Këtë synim e nisa duke ia imponuar vetes një imazh më tjetërfarëshe nga ata që ishin mësuar deri atëherë myslimanët e vendit. Nisi t'i mbajë flokët e gjata, si shizik, i rrisja deri pas shpine, ecja me farmerka, me këmisha e maica të ngjitura për trupi. Dëshiroja të më shihej trupi im muskuloz, të bija në sy, jo vetë si i shkathët por edhe si trim.

Dorën në zemër, kështu më kishin thënë ata "të zinjtë" në polici, të dukesha sa më atraktivë për të rinjtë, të futesha në mesin e tyre dhe të isha i tëri sy e veshë për të dëgjuar se çka flasin e çka mund të planifikojnë kundër fryteve të socializmit. Ishte plan i përbashkët që unë të tregohem i zoti jo vetëm në mesin e të rinjëve por herë pas herë të shkoja me ta për punë administrative dhe të ngrisja zërin aty e t'ju bërtisja të gjithëve. Duhej të krijohej një personazh trim, një Mulla Sulë që i dridhë slluzhbenikët.

Kush nuk kishte qejf të rrijë me mua, të ec me mua, të shkojmë nëpër ndeja e punë të ndryshme bashkë me mua. Kishte shumë nga ata slluzhbenikë që nuk çanin kokë as për parti komuniste, as për fe, as për hoxhë. Nuk pranonin të luanin lojëra, madje as që duronin të flitej për teologë e për myslimanë.

Thjesht, ishin shumë të ngarkuar, ngarkesë këtë antiislame që e kamuflonin me përkushtim ateist ndaj komunizmit. Edhe për të tillët kisha plane, patjetër që do të më kryenin punë, sepse shërbimet që m'i kryenin mua më bënin më të fortë në mesin e xhematit tim. Të tillët i korruptoja me mish nga gjyetia, apo me shoqërimin e tyre për në gjyeti. Kësisoj u bëra edhe gjyetarë profesionistë, sepse duhej disi t'ju shërbeja slluzhbenikëve me qëllim që të merrja shërbime prej tyre.

Kur u angazhova në këtë xhami, hala kishte myslimanë që ishin të bindur se islami rrinte në tërleme e në kapela gabelësh siç i mbanin ata të Karshiakës. Hala kishte nga ata që nuk pinin ujë në këmbë pa u ulur, madje kishte nga ata që edhe pse uleshin, nëse qëllonin pa kapelë, e venin dorën mbi kokë deri sa pinin ujë. Hala kishte nga ata që kur pëshurreshin binin në dy gjunjë. Dmth kishte nga ata myslimanë të cilëve dikush islamin ua koshte mësuar si me tallje. Fillova që t'i gëdhend e t'i fus në fe. Myslimanët e Shkupit duhet të ma dijnë mua për nder që i bëra myslimanë të vërtetë, dhe që i nxora nga situatat cirkuzante ku ishin deri sa nuk u futa në zhvillimin e jetës islame në vend. Kush guxonte të më bëjë gëk me gojë. Me pushtet i fortë, me njohuri fetare i fortë, me shokë po, besa edhe me armë! Megjithatë, nuk mundem kurrë ta harroj haxhi Kajollin i cili, si primitiv që ishte, një herë më provokoi shumë keq. Derisa po ju flisja të ulur ne mes të oborrit të xhamisë, pak para se të niste namazi i drekës, haxhi Kajolli më pyet nëse isha në gjendje me forcën që kisha të këpusja një fije bari. U qesh si i marrë dhe sakaq ia këputa fijen e barit dhe desh ia futa në hundë. Jo, më tha, jo me dorë, por me bythë! Kjo më ofendoi shumë, por, njëherit edhe më këndelli pak. Që në atë moment, fillova të isha më i matur, sepse, nuk ma kishte marrur mendja se Mulla Sula i fortë me hyqmet do të gëzonte që dikush të tallej aq rëndë me mua. Aty pashë shqiptarë të cilëve nuk u hante palla për hyqmet. Pashë shqiptar me një vesh!

# 14. Unë hoxha komunist

Tashmë kisha arritur aq famë sa, çfarëdo që të bëja nuk mund të më kundërshtonte askush dhe as të më përfolte, sepse pastaj do t'i dilte punë me mua. Më lehtë kalonin me kafshimin e gjarpërit se sa me inatin tim. Mos ta teproj shumë por njerëzit filluan të flasin e të gjallërojnë mu sikur kur erdhi Pejgamberi s.a.v.s. në mesin e myslimanëve injorantë e analfabetë. Madje shpesh thosha më vete se, sikur të isha unë në kohën e Pejgamberit s.a.v.s., po çfarë Ebu Bekri a çfarë Alie r.a. apo Omeri r.a. do të mund të më dilnin përpara. I njoh unë arabët, i di se çfarë trimash janë, prandaj më vinte shumë keq që nuk kam qenë në kohën e Pejgamberit s.a.v.s. për t'ia lehtësuar punët. Nejse, çka ikë nuk kthehet!

Inkuadrimi im në Këshillin e Shkupit, që atëherë ishte si sot Myftinia e Shkupit, u përcoll edhe me inkuadrimin tim në Lidhjen Komuniste të Qytetit të

Shkuit. Merrja pjesë rregulisht nëpër mbledhjet e Partisë Komuniste, ndërsa po kaq shpeshë më duhej të takohesha edhe me njëfarë serbi që më thoshte ta thërras Çiçko Stojimir. Ishte shka e shkuar shkijeve. Tepër kopil e i shkathët. Ishte si rojtari më i madh i komunizit.

Çiçko Stojimiri kishte për detyrë që nga unë të bënte liderin e ardhshëm, të bëte prototipin e hoxhës komunist. Ai kërkonte që çdo gjë, gjithçka, madje edhe islami të ishte në shërbim të komunizmit, sepse, nëse bie ky sistem, atëherë bashkë me ta do të ikja edhe unë. Kjo tezë e tij m'i hapi shumë sytë. Për t'u arritur kjo duhej që unë të gëzoja një autoritet shumë të madh jo vetëm në mesin e teologëve të vendit por edhe të mbarë myslimanëve. Ky autoritet nuk arrihet vetëm me dituri. Unë dituri kisha sa shejtani! Kërkohej që të isha edhe më trim, më kacafytës me anëtarët e Lidhjes Komuniste të Qytetit, por jo t'i provokoja, t'i ofendoja, por të kërkoja prej tyre që edhe islamin si dhe pjesëtarët e kësaj feje të shiheshin me sy të mirë dhe të përfshiheshin, të paktën, në Komunalec. Shqiptarët myslimanë kënaqeshin edhe me një fshisë në dorë. Por, edhe për këta pastrus duhej të ishin lojalistë të mëdhenj si të fesë ashtu edhe të Partisë. Shpesh pyesja më vete: po a mundet njeriu t'i mbajë dy shalqij në një dorë! Nëse jo, le ta hedhin njërin dhe, për mua shumë me rëndësi ishte të mbaheshin për komunizëm se sa për fe, sepse të tillët do të ishin vetëm barrë e qelbur e fesë islame.

Duke qenë kaq i hapur dhe kritik nëpër mbledhjet e Lidhjes Komuniste, në fakt unë u bija të gjithë atyre shkelësve të ideologjisë komuniste. Në Komunizëm nuk ka mysliman, krishter, shqiptar, serb e maqedon – të gjithë jemi komunistë dhe dashuria e respekti duhet të jetë i barabartë për të gjithë qytetarët e Jugosllavisë! Ky ishte parimi bazë i ideologjisë komuniste mbi shtyllet e çelikta të të cilave po qëndronte stoikisht shteti ynë i përbashkët, Jugosllavia.

Të gjithë habiteshin me mua: edhe hoxhë i fortë por edhe komunist i fortë! Mua më duhej kjo, sepse, kështu më mësonin. Ndikimi im në organizatë e në shoqërinë tonë me tërleme e kapuç gabelësh duhet të jetë i madh. Sepse, me këtë ndikim do të arrija atje ku po synoja. Në rast se do të binte sistemi, prap do të isha përfitues, sepse për mua tashmë po flitej si për një trim që nuk i ha palla as për sistem e as për komunistë, që i bie se isha antikomunist i madh. Nga ana tejtër, ky qëndrim i imi prej një trimi të paepur, bënte që të më ngjiteshin si ai sendi për këpucë hoxhallarë e myslimanë të ndershëm të cilët për islam ishin në gjendje të bënin gjithçka, madje ta përmbysnin edhe sistemin. Pikërisht këta duhej t'i gjuaja, t'i survejoja dhe në fund t'i dorëzoja në organet e terbisë.

Më thoshin, duhet të dukesh si zjarr, si prush. Kushdo që të të shohë menjëherë të thonë "Evoga Zharko" ("Ja Prushi", me demek, njeriu i zjarrtë!) Dhe, kësisoj më mbeti kjo nofkë!

# 15. Si i sillja në strumbullar hoxhallarët e vendit

Më herët nuk e dija se në strukturat e Lidhjes Komuniste kishte qenë edhe një person tjetër, i cili ishte më i avansuar se unë. Madje më i avansur se unë ishte edhe në strukturat e Bashkësisë Islame të Maqedonisë. Desh pata plasur nga inati kur e morra vesh këtë. Por, kur më thanë se kishin njerëz edhe shumë më të aftë dhe më burgi se unë, kjo më theu në dysh zemrën. Por, më qetësuan kur më thanë që mos të brengosesha se personi në fjalë, edhe ky teolog, do të duhej që tërë jetës së vet të ishte në shërbimin tim. Ai nuk ishte konkurrenti im por njeriu që do ta luante lojën në llogarinë time. Ishte Sherif Dehari, kryetari i shoqatës “Ilmije”, i cili, sipas traditës, si të gjithë kryetarët pararendës të kësaj shoqate, ishte i zgjedhur në këtë post nga Lidhja Komuniste e Maqedonisë dhe se të gjithë kishin qenë të infiltruarit e sistemit.

Sherif Dehari, në njëfarë forme, ishte spiuni im që vepronte në terren e nëpër xhematë të ndryshëm. Ai duhej ta propagandonte guximin tim dhe kritikat e mia kundër komunistëve përgjatë mbledhjeve të ndryshme të partisë komuniste. Më thonin se çfarë duhej të flisja nëpër mbledhje, ndërsa Sherif Dehari, pastaj, do të duhej të propagandonte si nëntokë tek teologët e vendit dhe të fliste për mua si për një “buntovnik”, rrebel.

Sherif Dehari me vetëdije dhe me detyrë i çonte të gjithë të sillen rreth meje. Më rrahnin shpinës e më inkurajonin që të vazhdoja me këtë guxim. Ata që kishin paksa njohuri mbi Lëvizjen “Vëllezërit myslimanë”, në mua shihnin një njeri të denjë për ta udhëhequr këtë lëvizje në Maqedoni, ndërsa shumica më shihnin si shpëtimtar i islamit në nënqiellin tonë. Vetëm a ishe i zoti të mbaje mend, vinin te unë e rrëfeheshin edhe për sa lugë të çajit i kanë në shtëpi. Më duhet të pranoj një ves timin! Meqë isha i pangopshëm në konsumimin e mishit, fillova që të praktikojmë një traditë të re, të tuboheshim nëpër shtëpia sa më shumë imamë e xhemat, të hanim e të shpalloheshim. Aty pastaj mbushesha me informacione, si akumullatori me energji dhe, pastaj për një javë rresht kisha se çka të flas me Çiçko Stojimirin. Hera e parë ishte e vështirë se pastaj u bëra rrafsh. Nuk ishte lehtë herën e parë, t’ua hashë bukën me mish, të të rrahin shpinës duke u krenuar me ty, të të shihnin si shpëtimtar të islamit dhe, në fund, të dekonspiroheshin nga unë.

Jo se nuk e doja popullin tim, jo se nuk isha i kauzës kombëtare por, nuk mund ta paramendoja kombin tim me aq naivë e me aq tradicionaistë në mesin e vet. Të tillët nuk i duhen shtëpisë së vet e lëre më kombit. Unë njihja me mijëra të tillë, prandaj, shpesh edhe brengosesha: çka nëse nuk mundem t’i djeg të gjithë duke i dorëzuar te Stojimiri, kur do të pastrohet kombi im prej këtyre hendikepëve. Lloj-lloj hoxhe, lloj-lloj mësuesi e profesori, lloj-lloj zanatçije e mjeshtri, të gjithë këta kundër Partisë Komuniste. Nuk e dinin të ngratët se, pikërisht Partia Komuniste i kishte hyrë revolucionarizmit të popullit shqiptar

në Maqedoni, duke dërguar kuadro nëpër qendra të ndryshme arsimore, jo vetëm brenda Jugosllavisë, por edhe jasht, siç ishte rasti me ne që po shkolloheshim nëpër shtetet e ndryshme arabe, prej nga nuk vinte kurrfarë rreziku për Jugosllavinë, sepse të gjitha ishin satelitë të Jugosllavisë që përkujdeseshin për mirëqenien e këtij shteti. Kur nisa ta kem parasysh nevojën e spastrimit të popullit shqiptar prej këtyre plehërave, atëherë, isha në gjendje që edhe me muzikë, për çdo orë të shkoja te Stojimirat që përkujdeseshin për qërimin e shqiptarëve.

Unë isha kurthi i madh ndërsa Sherif Dehari, shprehur me gjuhën e gjyetarit, e kryente rolin e zagarit, i ndiqte viktimat duke i lehur pas, ndërsa viktimat nuk kishin se kah të shkojnë, drejt e te unë. E patëm luajtur shumë mirë këtë lojë. Madje, për sinqerietin dhe besnikërinë e vet, më vonë, shumë vite më vonë, Sherif Deharin, ndonëse për një kohë të shkurtër, do ta gjejmë edhe në postin e Kryetarit të BFI në RM. Në atë kohë, unë isha tërhequr, si ndëshkim nga strukturat e caktuara shtetërore për faktin që e kisha minuar një projekt gjigant që po e udhëhiqte Jakup Selimovski me do bashkëpunëtorë të tjerë që rastësisht gjendeshin në Këshillin e Tetovës (Myftinia e sotme e Tetovës). Arrita që ta rrënoj atë projekt antimusliman, ndërsa si ndëshkim më larguan mua. Pastaj na urdhëruan që të afrohemi të gjithë, të bashkëpunojmë, të kyçemi nëpër struktura të larta të BFI-së dhe, sërish unë u bëra kryetar, dikush tjetër myfti në Tetovë, dikush kryetar Kuvendi të BFI-së, dikush drejtor i sektorit fetaro arsimor, ndërsa Sherifin e pensionuam duke e futur në Myftininë e Gostivarit. Lojë e mirë është vetëm ajo që luhet sipas udhëzimeve të instruktorit. Ne të gjithë e kishim të njëjtin instruktor, edhe pse këtë nuk e kishim ditur kurrë.

# 16. Gjuetinë e përdornim si orë për stërvitje policore

Nuk e kisha të vështirë shkuarjen time nëpër sallat e mbledhjeve të Lidhjes Komuniste të Qytetit. E kisha të vështirë kur shkoja nëpër zyret policore, jo sepse frikohesha prej tyre por, thjesht, ngase nuk më vinte mirë të më takonin aty, ashtu siç i takoja unë hoxhallarët tek shkonin për të "kënduar". Unë i kam parë të gjithë, i njoh me emër e me mbiemër, me siguri që edhe ata më kanë parë. Unë kisha arsye se pse shkoja, po ata hoxhallarë, ç'kërkonin nëpër zyret policore?!

Thjesht, unë ia kisha mësyer të bëhesha i pari i Bashkësisë Islame. Tashmë po ndihmohesha nga të gjitha anët, thjesht, po shtyhesha përpjetë. Përmes meje, më së miri dhe më së lehti Partia Komuniste do të kishte ndikimin e vet dhe kontrollin mbi Bashkësinë Islame si dhe mbi të gjithë teologët. Ata që do të ishin me mua ishte e qartë që automatikisht ishin me Partinë Komuniste, dhe

këtë do ta donin të gjithë, ndërsa ata që rrinin larg meje, automatikisht nënkuptohej se janë kundër Partisë dhe, të tillët e hanin pastaj shumë keq.

I keni parë dhentë para lumit të rrëmbyeshëm? Ato nuk e kuptojnë nëse mund të kalojnë në anën tjetër të lumit apo jo. Sapo të hidhet një dele, të gjithë pastaj pas saj fillojnë e hidhen! Kështu nisën të bëjnë edhe shumë hoxhallarë që në përditshmëri silleshin rreth meje si mizat rreth… Nisën me të madhe të shkojnë në polici. Po kur kishin filluar të raportojnë edhe për mua, pa e ditur se sjelljet e mia ishin në përputhje të plotë me instrukcionet e tyre!

Një ditë më thanë që të sillesha sa më pak nëpër ato zyre se do të më shihnin të tjerët e do të flisnin në popullatë. Në fakt, nuk ishte kjo arsyeja, ata frikoheshin në mos do t'i mësoj unë të gjithë bashkëpunëtorët e tjerë të tyre. Disa i mësova, madje haptazi i kam qortuar, prandaj dhe propozuan që takimet tona më intensive të ishin në terren, gjatë aktiviteteve të gjuetisë. Edhe gjuanim edhe flisnim, edhe planifikonim, edhe raportonim, dhe i merrnim detyrat e mëtejme. Dhe, kështu, gradualisht pastaj gjyetia mu bë pasion. Në fakt, është e pamundur, absolutisht e pamundur, të jesh gjyetar e të mos jeshë bashkëpunëtorë policie. E pamundur! Të gjithë ata që dalin për gjyeti që në fillim, që në marrjen e lejes së armës për gjyeti, marrjes së lejes për gjyeti e deri te vrasja e kafshëve më të mëdha, dëshmojnë se janë bashkëpunëtorë të denjë të sistemit, porse këtë e kamuflojnë përmes trimërisë, përmes shenjimit dhe përmes shtrimit të darkave dhe ahengjeve që i bëjnë. Madje, gjyetarët më se shtatëdhjetë për qind dalin për të gjuajtur pasi të urdhërohen nga instruktorët e tyre policorë për t'ju siguruar ndonjë derr të egër, ndonjë lëkurë dhelpre për zonjat e tyre, ndonjë lëkurë ariu apo ujku për dhomat e tyre të gjumit. Në kohën tonë të kishe një armë legale do të thoshte që të jeshë shumë afër hyqymetit, do të thoshte që je shumë i fortë me hyqymetin, pra edhe në mundësi për të kryer ndonjë punë nëpër zyret e administratës ku talljet me shqiptarë ishin të llojllojshme. Po dhe e meritonin të talleshin. Shkonte tipi për ta nxjerrë ndonjë dokument dhe, sapo e pyesnin se si quhej, ia priste: Mulla Jahja, apo, hafëz Idrizi, hafëz Adem apo haxhi Gania, etj, etj. Kështu krijohej përshtypja se këta janë tipa që nuk e dinë as mbiemrin e vet ndaj dhe nuk meritojnë sjellje korrekte.

Kisha dëgjur se, këta të policisë gjyetinë e përdornin edhe për eliminim dhe për zhdukje të bashkëpunëtorëve të vet të cilët devijojnë dhe në vend se të punojnë për sistemin nisin dhe punojnë për vetëveten. Ç'është e vërteta, unë veçmë kisha filluar të punoj për vetëveten ndaj dhe, shumë shpesh, kur dilja me ta, më tepër e ruaja shpinën time prej tyre se sa prej ndonjë bishe të egër. Elhamdulila, Zoti i ruajtë, gjithnjë u treguan të sinqertë me mua, deri në këtë dakik! Më të sinqertë, më të guximshëm dhe më të përpiktë se unë në planet e tyre nuk kishin njeri, ndaj dhe ju duhesha, ashut siç më duheshin edhe ata mua për karierën time.

Në zyret policore, asnjëherë, asnjëri nuk do të marrë guximin të të thotë se, nëse bashkëpunëtori yt të tradhëton likuidoje fizikisht, ndërsa në gjyeti jo që të thuhet kjo gjë por, madje edhe të trajnojnë se si të qëlloshë në njeri si në derrin e egër. Uh sa derra të egër që kam vrarë! Po çfarë mishi të mrrekulueshëm që ka! Pata hëngër vetëm një herë në një rast dhe, kurrë më.

Myslimani nuk e ha mishin e derrit.

## 17. Kujtime nga mbledhja e LK të Qytetit

Deri vonë ruaja shumë kujtime nga aktivitetet e mia në Lidhjen Komuniste të Qytetit të Shkupit. Shoh që, kohëve të fundit, mbamendja po më tradhëton.

Në mendje më sillen reagimet e maqedonasëve, të komunistëve të regjur, të cilët, assesi nuk bindeshin se unë isha hoxhë. Nuk mund të paramendonin një hoxhë shizik, kopuk, një hoxhë që nuk i bënte përshtypje harami i të tjerëve por as hallalli i myslimanëve. Unë, në atë kohë kisha vetëm një bindje, që më ishte shndërruar në mision: hallall është ta ruajmë komunizmin, si sistem, sepse edhe vetë Libri ynë i Shenjtë na mëson që t'i nënshtrohemi pushtetit dhe mos ta turbullojmë, sepse turbullimi i pushtetit do të thotë varrezë me përmasa të paparashikueshme për shoqërinë. Ruana Zot!

Edhe ky qëndrim i imi ju bënte shumë përshtypje, madje, më duhej të bëja shumë më tepër por edhe praktikisht, me qëllim që t'i bindja të gjithë ata se unë me të vërtetë isha hoxhë komunist, hoxhë që i frikohet vetëm Allahut xh.sh., Atij i cili i ka inspiruar njerëzit e mençur që ta formojnë sistemin komunist dhe ta kujtojnë më të mirën për shoqërinë. Deri më tani është dëshmuar se, si në Komunizëm nuk është jetuar kurrë më mirë, në asnjë kohë dhe në asnjë hapësirë. Prandaj nuk pendohem që me aq sinqeritet angazhohesha për sistemin komunist. Nuk i tërheq mallkimet e mia që i kam derdhur mbi të gjithë ata që u bënë sebep që të shkatërrohet ai sistem i cili mbi të gjitha ishte shpëtimtar për myslimanët e në veçanti për shqiptarët.

I kritikoja ashpër të gjithë komunistët që nuk i zbatonin porositë e Lidhjes së Partisë Komuniste, që ishin platformë e bashkim-vëllazërimit si dhe barazi për të gjithë. Barazi duhej të kishte edhe për myslimanët e vendit. Insistoja që teologët myslimanë të respektoheshin si vlerë e shoqërisë. Isha i patolerueshëm në raport me udhëheqësit e Qytetit të cilët hezitonin të lironin dyqane që dikur kishin qenë pronë e Bashkësisë Islame. Në fakt, në ato dyqane shihja përfitime të majme për vete, sepse, nuk ishte gjithaq keq për finansa Bashkësia Islame e cila merrte edhe nga buxheti republikan por edhe nga buxheti federativ. Dyqanet e Çarshisë së Vjetër ishin pronë e vakëfit të cilat duhet të menaxhoheshin nga unë, si referent në Këshillin e Shkupit pranë Bashkësisë Islame dhe jo të menaxhoheshin nga Qyteti i Shkupit. Kishte njerëz shumë të pasur, që ishin në gjendje të afrojnë para të majme, vetëm e vetëm të marrin dyqane në Çarshi. Nuk më interesonte se kush do të bëhej pronar i atyre dyqaneve, myslimanë apo të krishterë, më interesonte se kush do të jepte më shumë!

Dhe, tërë ky angazhim i imi nëpër mbledhjet e forumeve të ndryshme

komuniste, te popullata vinte dhe shpjegohej si trimëri e një teologu të ri i cili lindi për ta shpëtuar Islamin në Maqedoni. Shumë shpejt do të rrethohesha me miq e më dashamirë, me pushtetarë e me të varfër, u bëra çelës i zgjidhjes së të gjitha halleve. Te Mulla Sula nuk kishte “nuk di”, “nuk bën” dhe “nuk mundem”! Mjafton të thuhej “më çoi Mulla Sula”, apo “ka thënë Mulla Sula”!

Kur ngritesha në këmbë, për të diskutuar nëpër mbledhjet e partisë, të gjithë dridheshin nga frika, sepse, i godisja të gjithë, pa pardon. Askush nuk më reagonte, sepse të gjithë ishin të bindur se, kur flet Mulla Sula, në fakt kanë folur organet më të larta të Lidhjes Komuniste. Pastaj, ato paraqitje kritike të mijat diskutoheshin në Këshillin e Shkupit, me hoxhallarë e me xhemate. Tani më po bëhesha me krah, po fuqizohesha gjithnjë e më shumë. Sherif Dehari, edhe pse me pozicione më i madh se unë, si në Parti ashtu edhe në Bashkësi, megjithatë gjunjëzohej para meje. Për mua nëpër mbledhjet e forumeve të Bashkësisë Islame fliste si për një fuqi më të madhe që e ka pasur ndonjëherë Bashkësia Islame. Në organet partiake flitej për mua si për një komunist të paprekur kurse në BI flitej për një hoxhë të papërkulur! Kjo ishte propaganda më e madhe për mua e cila m’i hapte të gjitha shtigjet drejt karrierës sime. Duhej të arrija majen e autoritetit të fuqishëm. Pa dyshim, kjo arrihet vetëm duke qenë i përkushtuar pas vlerave të sistemit politik shoqëror si dhe duke e disiplinuar xhematin i cili duhet të arrijë shkallën e besueshmërisë së paluhatshme ndaj udhëheqësit të vet fetar. Atë çka e thotë Mulla Sula, asaj thuaji AMIN! Kështu ka qenë në Komunizëm, kështu duhet të vazhdojë edhe në demokraci. Si sistemi, si xhemati – Mulla Sulës duhet t’i thonë AMIN. Kjo është karrierë. Gjithçka tjetër është humbje kohe. Humbja e kohës, sipas islamit, është haram!

## 18. Ëndërroja lidhje shpirtërore Imam-Tito

Ndërtimi im intelektua, natyrisht, si në Kosovë ashtu edhe në shtetet arabe, për motiv kishte liderin më të njohur dhe më të madh të asaj kohe, Josip Broz Titon. Këtij emri ia kisha parë hajrin. Në Kuvajt më nderonin të gjithë pikërisht për shkak se po vija nga vendi i Titos. Titoja ishte shembull më tipik se si udhëhiqet një vend, një shoqëri, se si duhet të udhëhiqet mbarë bota. Titoja ishte nocion i shenjtë gjithandej rruzullit tokësor.

Kur u kyça në Lidhjen Komuniste në kuadër të Qytetit të Shkupit, natyisht që kisha ndërmend respektimin e të gjitha porosive të Titos. E di, do të më akuzojnë për të pafe por, le të bëhen të sinqetë të gjithë teologët dhe le ta lexojnë me kujdes veprën e Titos, aty do të gjejnë aq shumë porosi që janë të përafërta me porositë e Pejgamberit s.v.a.s. Askujt nuk duhet t’ia hamë hakun. Fakt është që Tito e njihte veprimtarinë e Pejgamberit s.a.v.s. prandaj edhe zhvillonte një sistem politik që i përafrohej me të madhe Sheriatit Islam. Nëse e studiojmë mirë e qetë sistemin komunist do të shikojmë se bazat e saj dalin

nga bazat e Sheriatit. Këtë e them me kompetencë, si sheriatli. Islami promovon barazi, liri e paqe për të gjithë, pa dallim perkatësinë etnike, fetare gjinore e racore. Pse a nuk e proklamonte këtë gjë edhe Partia Komuniste si dhe Tito në krye të saj? A nuk thotë Islami se duhet të jemi të përkushuar ndaj të varfërve. Po cili sistem më mirë se Komunizmi ka ditur që të ngris sistem social të përkryer?

Prandaj ëndërroja gjithmonë një lidhshmëri të shëndoshë shpirtërore imamë – Tito. Jo që ishte e pamundshme të takohej Titoja nga një numër i imamëve, por, thjesht, do të ishte mëkat që ta lodhnim Titon me një takim të tillë për qejf. Ky takim të paktën do të mund të përjetohej përmes zbatimit të të gjitha porosive gati të shenjta që ua dedikonte banorëve të ish-Jugosllavisë. Të duhemi në mes vete, të respektohemi e të nderohemi. Kjo porosi, para së gjithash, u dedikohej komunistëve. Pra, kur anëtarët e Partisë Komuniste do të respektonin këto porosi, automatikisht edhe pozita shoqërore e imamëve do të ishte më e lakmueshe.

Dashakqëninjtë, sado të fortë të ishin, nuk mund të ishin numerikisht më shumë se imamët e vendit. Prandaj, imamët duhej të ishin misionarë të denjë të këtyre porosive të Titos, të bëheshin shembulli më i mirë i përçimit të këtyre porosive deri te xhemati i vet dhe, në këtë mënyrë, dashakëqinjtë do të ngordhnin si derrat kur goditeshin nga saçmet e çiftes sime. Veç kësaj, kjo lidhshmëri shpirtërore do ta shtonte respektin më të madh ndaj hoxhallarëve të vendit, të cilët, pa dyshim që do të vlerësoheshin si dishepuj më të sinqertë të Shokut Tito. Edhe sot e kësaj dite konsideroj që këtë ia kemi pasur borxh Titos, sepse, ka bërë të pamundshmen për myslianët dhe për shqiptarët që ngelëm jasht kufijve administrativë të shtetit amë. Paramendoni sikur të kishim qenë në kuadër të kufijve të shtetit amë! Sot të gjithë do të ishim të vdekur kurse shoqërinë do ta kishim atesite, të pafe. Zoti është i Madh, na lindi në këtë tokë, pikërisht në kohën e Titos, që të ngelim gjallë, të shkollohemi dhe të japim kontributin për fenë islame. Nuk do të ishte kurrfarë turpi sikur të këndonim Fatihanë për këtë lider të të gjitha kohërave. Deri vonë i kam kënduar Jasin. Pastaj e lashë, sepse nisi një lëvizje dhe një propagandë e tmerrshme kundër tij. Iu binda edhe unë atyre propagandave, natyrisht, formalisht. Sepse, thellë në shpirt, akoma kam po atë bindje për Titon, tamam sikurse bindja e muftiut të Beogradit Haxhi Hamdija Jusufspahiqit, pra Titoja ishte i fesë tonë dhe një nga liderët më të mëdhenj që ka pasur njerëzimi.

Prandaj insistoja në një lidhje shpirtërore imamë-Tito. Kur do ta përjetonin shpirtërisht Titon, atëherë do ta kishin të qartë se çka do të thotë të përkujdesesh për xhaminë, për xhematin, për avansimin shpirtëror e intelektual të tyre, mu siç përkujdesej Tito për Jugosllavinë, për shoqërinë jugosllave dhë për edukimin dhe arsimimin e të gjithëve. Një shoqëri e ngritur intelektualisht dhe shpirtërish – a nuk ishin këto përpjekje edhe të Pejgamberit tonë s.a.v.s. për shoqërinë e gjithmbarshme myslimane. D.m.th lidhshmëria jonë shpirtërore me Titon, mbi të gjitha, me këtë akt, respektonim vetë Muhamedin s.a.v.s. Me sistemin Komunist ne përforconim dhe zhvillonim edhe vetë fenë islame. Siç thashë edhe më herët, bashkësitë fetare merrnin finansa edhe nga buxhetet republikane edhe nga buxheti federativ. Sot jemi si kurrë më keq: finansa katastrofale, shoqëri myslimane për ibret, teologë shkatërrues

të shoqërisë. Vdiq Tito – vdiq çdo gjë e shëndoshë! Shumë keq!

# 19. Haxhi Shaipin dhe Hafëz Bedriun nuk i duroja organikisht

Dy persona që më pengonin shumë në avansimin tim në karrierë ishin pikërisht Haxhi Shaip Sherifi si dhe Hafëz Bedri Hamidi. I pari ishte kallëpi i spiunëve ndërsa i dyti ishte kallëpi i demagogëve. Kishte nxjerrë fjalë se po përcillej prej policisë si nacionalist shqiptar, ndërsa i shkreti as që fliste shqip, deklarohej turk, madje turk prej atyre osmalinjëve të hershëm.

Haxhi Shaipi e kishte shumë për zemër të ecte i pastër, pedant dhe i veshur me kostume të bardha. Thoshte se e ka për nder për ta kopjuar Titon. "Hej, nuk ka bre me Titon, jo rastësisht e donë kejt bota myslimane, ata alima e dijetarë myslimanë. Ata e dijnë më mirë se ne se pse duhet të duhet Tito. Prandaj, duhet të jetë i nderuar çdonjëri që përpiqet për ta imituar në vepër Shokun Tito», thoshte shumë shpesh Haxhi Shaipi. E di, dhe këtë ma thoshte sa herë që më takonte mua, sepse, e dija që dëshironte të më provokojë, të më dëshmojë se ai është njeriu që më shumë se unë e do Titon. Më vinte shpesh t'ia përplas ndonjë shpullë e ta flak tutje por, plak! Ai ta donte Titon më shumë se unë?

Një herë më pat thënë që mos të nervozohem me të, sepse ai po më jep shenja që, edhe ai është si unë, titist, prandaj, më kërkonte që të bëheshim bashkë për ta eliminar njeriun më të rrezikshëm të BI-së, hafëz Bedriun. Vetëm i qeshja, nuk i besoja asnjë herë, sepse, shpesh dinte që t'i spiunojë te hafëz Bedriu njerëzit që flisnin keq për te.

Nga ana tjetër, Hafëz Bedriu ma kërkonte lojalitetin tim duke më thenë që të ruhem dhe të mos bie në gracka të Haxhi Shaipit. Më fliste për kapacitetet e tij për të bërë keq. Më thoshte, vetëm shikoja gjenezën, prejardhjen! Vjen nga Komogllava! Ky vend e ka marrë emrin nga fjala «kamena gllava», që do të thotë se, të gjithë njerëzit e këtij katundi janë «kamena gllava», me kokë të gurtë, pa një gram tru. Prandaj, shtonte, ai vishet kështu në të bardhë, ai mendon se duke ecur me të bardhë do të dëshmojë se sa i mençur është, tamam si Shoku Tito. «Ti je katundar, o birë, ti ke zemër sepse je rritë me millë tkollomojtë. Mbaje nivelin tënd dhe futja atij plakut budalla» shpesh më thoshte Hafëz Bedriu.

Një ditë dimri, kishim dalur në Zheden bashkë me Çiçko Stojimirin për të gjuajtur. I bëra be në Zot e Krisht, që të më tregojë ndonjë gjë për Haxhi Shaipin dhe Hafëz Bedriun. Për të dy më tha që janë bashkëpunëtorë të Danillo Pehçinskit! «Haxhi Shaipi është si klyshat e mërzitshëm, veç leh «ham-ham», ndërsa Hafëz Bedriu është peshkaqen! Kemi hequr shumë deri sa e kemi thyer. I patëm thënë që më lehtë do ta keshë si bashkëpunëtorë dhe në krye të BI-së

se sa në burg, në Goli Otok. Vetëm një gjë na pat kërkuar, që tash e tutje mos ta konsideronim kurrë si shqiptar, por si turk, madje edhe në dosje ta regjistronim si turk. Nuk donte të spiunojë si shqiptar por si turk. Të mos i tradhëtojë idealet! Neve nuk na interesonin idealet e tij, sepse, në momentin kur do të pranoshë bashkëpunimin ti je pa ideale. Neve na interesonin armiqtë e komunizmit e jo miqtë e një ideali ballist tashmë të marrur fund", më pat thënë Çiçko Stojimiri gjatë asaj dite deri sa po ecnim pas gjurmëve të një lepuri që i kishte lënë nëpër borë. Dimër i madh!

Pas kësaj bisede, seç mu shtua më tepër simpatia për Haxhi Shaipin. Ai e dinte se kush isha unë dhe sa i fortë që isha, prandaj, edhe kur më bërtiste apo më shante, unë vetëm qeshesha, sepse e dija që ka nevojë të shprehet para të tjerëve se ai është më i fortë se unë. Po kur i thosha "Heu Marshall Tita shqiptar bre", i bëhej zemra mal, sikur bëhej gati për të fluturuar. Sa herë që kishte nevojë për këtë ndjenjë vinte e më bërtiste "Ti, kopuk, mbai dizgjinat se vallai t' i jap vesht në dorë"! Hahahaha, ku nervozohej kështu, bëhej shumë simpatik. "Hajt Marshall Titë hajt", i jepja flakë. Intimisht e dinte që nuk e bëja hesap as për dy pare. Si njërin ashtu edhe tjetrin i konsideroja si therra para këmbëve të mija. Therrat nëse nuk i heq nga rruga atëherë duhet të kapërcehen. Unë i kapërceja si ujku shkurrat në vrap pas gjahut të vet.

# 20. Unë dhe hafëz Bedria si ujku dhe dhija

Bëheshim që po e nderonim njëri tjetrin por, realisht, e dinim që nuk duheshim, që e urrenim njëri tjetrin dhe që mezi prisnim ta ngulnim njëri tjetrin. Unë, raportimet për të që i bëja te Çiçko Stojimiri, i bëja me qejf, madje edhe i shtoja, ia fusja si kau pelës, vetëm që ta eliminoj sa më parë. Po, e pranoj, ai ishte kopil i kopilave, ishte shumë i aftë, i ngritur intelektualisht dhe, të tillët kishin më prioritet te shërbimet policore se sa ne që lehnim si këlyshë.

Hafëz Bedriu kurrë nuk kishte provuar që të zihet me mua, dhe pse unë mezi e prisja një moment të tillë. Kishte respekt për mua, të paktën para njerëzve të tjerë. Nuk më ofendonte, nuk më qortonte, si Haxhi Shaipi. Ishte shumë i matur në raport me mua. Asnjëherë nuk e kam kuptuar se pse kjo sjellje e tij ndaj meje, kurse e dinte që unë mezi po prisja të më dilte në shteg e t'ia hidhja kokën në pleh. Unë isha më i hapur në planet e mia, ndërsa ai i fshehtë. Dhe kjo fshehtësi e tij më bënte më syçelë, më detyronte që t'i ruhesha më shumë.

Më kujtohet një rast të cilin e kisha pritur me vite. Sapo më urdhëroi, hë thashë më vete, e hëngre sa krahu! Deri sa po rrinim në zyren e tij, ai vërejti se si dikush po ngulte disa hunj në vendin që ishte vakuf. Dikush po dëshironte që të na e uzurpojë pronën. Ishte i bindur se këtë gjë po e bënin srukturat policore me qëllim që t'i afrohen sa më pranë BI-së dhe të na kishin si në pëllëmbë të

dorës. Për herë të parë që kishte folur kaq hapur para meje në raport me planet policore. E mora si provokim, prandaj menjëherë reagova. “Çka donë këtu policët bre, në vakëf a! Sa të jem gjallë unë jo qe besa. A mos po ua bëjmë ne ndonjë xhami në hyrje të zyrave të tyre? Duhet të reagojmë, nëse e bëjnë këtë gjë, do të përballen me reagime të shumta.”

Hafëz Bedriut sikur iu flladit shpirti nga këto fjalët e mia. Xixë i dolën nga sytë. Më kapi për supe e duke më tundur më tha: “Aferim ollum! Ti je krejt zemër, o Sulo, ty t’ka rritë nana me miell tkallamojtë. Dil e shkuli ato hunj, le të kuptojnë që vakëfi ka pronarin e vet, madje gjallë e shumë të fortë”!

Në këto fjalë të tij e kapa djallëzinë e hafëz Bedriut. Donte të më ngulë. Ai e dinte fort mirë se çka do të thoshte t’i shkulësh hunjtë e huaj! Do të thoshte: bëje gati bythën të t’i ngulin! E kuptova që hafëz Bedriu e kishte pritur këtë moment kur do të ngulesha unë, kurse une, menjëherë e kapa si moment ideal ku do t’ia fusja shumë keq këtij farë demagogu. Po, i thashë, ma jep këtë urdhër me shkrim dhe shiko pastaj se çka ju bëj atyre hunjve unë!

U shtang në vend i shkreti. Nuk e kishte pritur këtë reagim timin. Unë po i kërkoja me shkrim kacafytjen e tij me pushtetin komunist. Sikur ta hante dhe të ma jepte një urdhër të tillë me shkrim, atëherë, do të përfundonte në pleqëri prapa grilave të burgut. Më shikoi shtrembër dhe doli nga zyrja duke më lënë vetëm mua. Asnjëherë më parë nuk e ndjeva veten më të fuqishëm se në atë çast. Po të vie koha o Sulejman Rexhepi, pëshpërita qetë, dhe pse më vinte të ulurij mu ashtu siç e bëja në Zheden sa herë që i ndërseja zagarët pas viktimës së radhës.



# 21. Selimovskin e përkrahnin, mua më manipulonin

Pas vdekjes së Hafëz Bedriut, në krye të Bashkësisë Islame të Maqedonisë u emërua Jakup Selimovski, njeriu më antishqiptar dhe më i rrezikshëm. Nuk i donte shqiptarët, kurse komunistët e donin veçse po tregohej si çekan për shqiptarët. Kur ankohesha ndonjëherë, më thonin, mos u përzi ti, ne i kemi thënë që t’i godasë hundve shqiptarët. “Ti e di! Si na thoshe? Shqiptari është si

ai sendi, sa ta lëmoshë aq më shumë ngritet", më tha Stojimiri. I them, po ai nuk di as t'ju afrohet shqiptarëve, nuk di as si të komunikojë me ta dhe nuk e ka atë guximin e goditjeve. Për guxim e trimëri të kemi ty, ma pret ai.

Unë e dija që po përgatitej një pojekt shumë më i madh dhe se tani do të duhej të isha shumë i kujdesshëm. Thjesht, mos ta prekja arushën aty ku nuk duhet! I kisha dhënë detyrë vetes që ta nguli Selimovskin dhe, kjo ngulje do të arrihej vetëm duke e përkrahur unë në atë projekt që të tjerët po e hartonin. Selimovski po përgatitej që të kalonte në Kryetar të Bashkësisë Islame të Jugosllavisë. Kurse mua po më përgatisnin për të mbetur kryetar i Bashkësisë Islame të Maqedonisë. Selimovski do të kishte ndikim në Bashkësinë Islame të Bosnjës, kurse unë në Bashkësinë Isame të Kosovës dhe, kështu, të gjitha bashkësitë do t'i kishim në kontroll. Ai do të kishte punë me ndrydhjen e "Vëllezërve myslimanë", kurse unë do ta mbaja nën vëzhgim nacionalizmin, seperatizmin dhe enverizmin shqiptar. Lufta ime ishte më e ashpër dhe më e shenjtë, sepse, vetëm përmes syçeltësisë sime do të garantohej jetëgjatësia e komunizmit dhe e Jugosllavisë së Titos.

Selimovskin vetëm unë mund ta bëja Kryetar të BI të Jugosllavisë. Më shtrënguan fort miqtë e mi të gjyetisë, duke dyshuar se do t'ia nguli thikën pas shpine, kurse unë e dija që ndihma ime për të do të thoshte pozicionim i imi në krye të BI të Maqedonisë. Si? Unë me miqtë e mi ta përkrahnim, do të lëshoheshim në fushatë për të dhe, kur do të vinte momenti i votimin, votat tona, të delegatëve nga Maqedonia, do të ishin vendimtare për të fituar ai. Natyrisht, jo vetëm që më konvenonte por dhe kështu veprova pasi mora garanci të forta se unë do të jem udhëheqësi i ardhshëm i muslimanëve të Maqedonisë. Skenarin e përgatitëm mbi Malin e Thatë të Gostivarit. Dolëm atje në gjyeti dhe, në një moment, sakaq, një nga fytyrat e panjohura përmua tha: shefo, nëse nuk arrijmë të gjuajmë ndonjë gjë, po t'ia krisim kësaj zhivotinje (e tha këtë duke aluduar në mua)! Atëherë, m'u dridhën këmbët por nuk e dhashë veten. E pyeta Stojimirin se kush ishte ai motërqimë, por, ndërhyri Stojimiri dhe na e qetësoi situatën. Nga ai moment nuk ia ktheva më shpinën, e përcillja çdo lëvizje të tij. Nuk e kishte besuar se unë isha aq i pakulturuar. Atëherë i thashë që, në mes të pyllit nuk ka kulturë dhe se këtu, të gjithë jemi të barabartë. "Edhe mua edhe ju, na shpon i njëjti plumb", u kërcënova. Sapo e vramë një lepur, pasi e përgatitëm, e vumë mbi prush dhe nisëm ta pjekim. U bë gati lepuri, u ulum përdhe dhe, gjyetari që kurrë më parë nuk e kisha parë, nxori një shishe nga çanta e tij, e shpëlamë ngapak fytin dhe, i krisëm pastaj, pak mish e pak muhabet. Stojimiri më uli tensionin. Më tha që më kishin sjellë aty sa për të më treguar se, zgjedhja ime në krye të BI të Maqedonisë ishte punë e kryer dhe se tashmë i kisha dhënë të gjitha provimet e njeriut besnik dhe lojal ndaj vlerave të komunizmit e të porosive të Shokut Tito. I garantova se, angazhimi im do të ishte edhe më i madh për sa i përket propagimit dhe kultivimit të këtyre vlerave, veç sa të ulem në atë fron.

Dhe, deri te ulja në fron kaluan disa vite. Mua m'u desht të kryej edhe disa punë, shumë punë, dhe, që nga ai moment, unë, thjesht, këtë zvaritje po e merrja si testim që po ma bënin nëse isha i gatshëm për kryetar apo jo. Do të më angazhojnë madje edhe në Sekretariatin e Punëve të Brendshme, në sektorin e pasaportave. Po unë do të kaloj edhe shumë prova për t'u bindur ata

se unë isha titist i pathyeshëm, po ai i kohës studentore kur e kisha krejt zemrën Marshall Tito.

## 22. Po e tepronin imperiaistët amerikan, Tito duhej të ishte personalitet i vitit, jo Xhon Kenedi

Le t'i kthehemi edhe pak viteve të mia studentore. Kjo për shkak se, këtu diku zë rrënjë të përjetshme përcaktimi im që kurrë të mos shmangem nga rruga e Shokut Tito. Elani im rinor po përballej me një dashuri dhe simpati të papërshkrushme arabe ndaj Titos. Thjesht, për arabët e asaj kohe Tito ishte "shpëtimtari i tyre", Tito ishte gjithçka, ishte buka, uji, ajri për ta. Ishte edhe musliman i devotshëm, me vetë faktin që na stimulonte dhe na përkrahte për shkollimin tonë nëpër universitete islame të botës arabe. Nëpër ato vende, jo vetëm që Tito ishte gjithçka, por, dhe qytetarët e Titos respektoheshin tej mase, trajtoheshin më ndryshe, nuk maltretoheshin nëpër fakultete, kriteriumi i notimit tek profesorët ishte më i butë për sa i përket studentëve jugosllavë. Ndërsa për motrat muslimane sado që ishin të mbuluara kokë e këmbë, sapo më shihnin mua, si dhe një boshnjak që e kam pasur tërë kohës si rival, ishin në gjendje të zbuloheshin ashtu siç i ka bërë nëna e vet.

Më kujtohet, se si në një orë mësimore, erdhi profesori i gjuhës arabe dhe, me plotë mllef na tregoi se çfarë padrejtësie dhe çfarë propaganda të ndyta bëjnë amerikanët. Që në fillim krijova përshtypjen se ai po tallej, se në fakt ai ishte ithtar i zjarrtë i amerikanizmit. Kisha informata nga dekani se ai ishte nën vëzhgimin e dekanatit por që i duhej edhe ndihma e studentëve. Unë i pari u afrova vullnetar për ta përcjellë amerikanizmin e tij. Prandaj ndërhyra ashpër, me një frymë, duke kërcyer përpjetë me plot mllef: "Çka paskan hëngër m… amerikanët a"! Atë ditë një revistë amerikane ishte përcaktuar për personalitetin e vitit në botë. Një numër i madh votuesish anekënd botës e kishin propozuar kryetarin amerikan, Xhon Kenedin, ndërsa revista e kishte shpallur tashmë personalitet të vitit. Reagimi im shpërtheu si valë goditëse e ndonjë bombe bërthamore! "Çka! Ai pederi para Marshallit Tito. Kurrë në jetë. Personalitet i vitit, madje çdo vit, përjetë, duhet të zgjidhet vetëm Shoku Tito"! Shpërtheu revolta studentore! Të gjithë në këmbë! "Poshtë Xhon Kenedi", "Vdekje për djallin, imperializmin amerikan", "Rroftë Shoku Tito", ishin parullat që po e tundnin në themel fakultetin. Dolëm të gjithë në oborrin e fakultetit, me po të njëjtën brohoritje. Nuk pat forcë kush mund t'i ndalte studentët e tjerë, të gjithë na u bashkangjitën. Atë ditë nuk u zhvillua asnjë orë mësimore. Revolta u qetësua vetëm pasi hypa në një podium pak të ngritur dhe pasi më sollën një alltoparlant. Dekani më luti që ta qetësoja masën studentore. Studentëve iu drejtova me këto fjalë: "Vëllezër e motra! Unë jam jugosllav,

student i Shokut Tito! (Shpërtheu masa: Tito, Tito…) Më besoni që, në këto çaste, si me një lidhje telepatike, po e ndjej në shpirt Shokun Tito, tek na lutet që t'i kthehemi bangave dhe të mbarojmë me orë, sepse, bota është e studentëve dhe jo e avanturistave amerikanë! Këtë po ma kërkon në këtë moment Tito, këtë po ua kërkon edhe ju. Të gjithë nëpër amfiteatrot tuaja!" Dhe, nuk vonoi as një minut, tërë ajo masë studentore u shpërnda, nuk ngeli asnjë në oborr, përveç meje, profesorit që na e kumtoi lajmin për Xhon Kenedi si personalitet i vitit si dhe stafi i dekanatit. Të gjithë një nga një erdhën dhe më uruan për kapacitetet e mia prej lideri. Në këtë moment e pashë që udhërrëfyesi im, ndriçuesi i shtigjeve të sukseseve të mia ishte vetëm Shoku Tito. Zoti e bekoftë!

## 23. Si po priste profesori arab që ta martoj me Jovankën

Profesori i lëndës së Usulit dhe njëherit edhe si kujdestar apo përgjegjës i konviktit, ishte egjiptjan dhe, në shikim të parë dukej tamam si homoseksual. Sjelljet, veprimet si dhe të folmen e kishte krejt si me qenë i asaj dore. Takimet dhe qëndrimet kokë më kokë me ndonjë femër menjëherë kuptoheshin si përpjekje për zina, prandaj edhe djemtë, duke qëndruar më shumë njëri me tjetrin, jo që vetëm mënjanohej dyshimi , por shumë lehtë vinin deri te zhvillime dashurore në mes të rinjëve. Kishte shumë. Madje nuk e kishin për dert kur të rrëfeheshin se sa të zjarrtë janë në shtrat. Mua më vardiseshin shumë, sepse unë, i fuqishëm po, jugosllav po, i pashëm po, pare plotë, ndikim te profesorët dhe në dekanat po! Gjithandej i plotësoja kushtet që të më vardiseshin. Një pakistanez më tregonte një herë se çka është në gjendje të më bëjë deri sa unë të bëhesha gati për t'ia futur qepën. Më tha që, lëpirja e boleve si dhe thithja e kokrrave të cicës do të më çmendte krejt, aq shumë sa kurr nuk do të më shkonte në mendja për femër. Kjo e kokrrave të cicave gjithnjë më ka provokuar dhe, jo që nuk prekesha herë pas here vetë por, mezi e prisja një moment, të gjej një njeri i cili do të ishte edhe i sekreteve por edhe i paqtë. Edhe sot e kësaj dite e kam pikë të dobët fërkimin e kokrrave të cicave, sidomos lëpirjen e tyre. Nuk ka gjë që më kallë më shumë se kjo paralojë. Pikrisht, ky ishte ai profesori që i plotësonte të gjitha kushtet. Një ditë m'u afrua plotë me sharm dhe, duke e ngritur njërën vetull, më tha: "Ja, miku i Titos, kam dëgjuar se je mik i ngushtë me të dhe se komunikon me të përmes letrave. Kjo do të thotë se ti me të njihesh familarisht, do me thënë, e njeh personalisht edhe Jovankën, bashkëshorten e Titos"! Po i them, çfarë të duhet ty. Ja, më tha, nëse jam i interesuar që ta marr notën pa kurrfarë problemi. Kushti ishte që të pranoja që ta bind Jovankën që të heq dorë nga Tito dhe të martohet me profesorin arab. Natyrisht që, më duhej nota, ndaj dhe për këtë notë i premtova. Aty e pashë se ky profesor është budalla dhe se, e gjeta mënyrën se si t'ia marr notën. E mbaja me premtime, duke i treguar letra të

kota kinse po m'i çon ajo. Kjo tradhëti kushtonte me kokë, andaj i kërkova që të jetë sa më misterioz, sa më i fshehtë, të mos fliste me askend, as me mua të mos rrijë shumë, të më japë notën dhe, le të presë se shumë shpejt do t'i vie Jovanka. Kjo lojë pastaj do të më kushtojë në profesion, sepse jam një nga teologët më tokmak për sa i përket njohurive mbi Usulin. Thjesht, këtë lëndë e kam kaluar duke ia premtuar «arushën» e Jovankës. Ç'është e vërteta, profesori nisi të kuptojë lojën time, më kishin spiunuar deri te ai, por, atëherë iu kërcënova unë dhe patjetër që do të ma jepte notën. I thashë që do të rrefej për dy raste që më kanë ndodhur me ty, njëri rast ka të bëjë me kërkesën tënde për të fjetur me mua dhe, kërkesën e dytë duke bërë mëkat edhe më të madh: njeriun më të madh në botë ke dashur ta destabilizoshë shpirtërisht dhe ta fusësh në konflikt me krejt botën arabe, duke ia marrur gruan. Për këtë të dytën sagllam që do ti pritej koka. Edhe do t'ia bëja, sepse kisha plotë dëshmitarë por, budallai u tregua pak i zgjuar në fund dhe ma dha notën, jo vetëm mua por edhe një shoqe të cilën e prezantova si të fejuarën time. Kjo më kushtoi shumë pastaj, mezi u ndava prej saj, sepse e mbushi krejt qendrën studentore se ajo shoqe ishte e fejuara ime. Këtë presion si dhe presionin tjetër që ma bënin sektori i mbrojtjes në qytetin e Shkupit, nuk do t'i harroj kurrë. Që të dyja më kërcënonin ndërprerjen e karrierës në gjysëm të rrugës.

# 24. Letra që ia shkrova Shokut Tito

Dikush nga shokët e mi të fakultetit, dikush që ishte këndej, nga Maqedonia, kurse nuk kam pasur shok më të afërt se Zulhajratin, kishte folur për lojën që ia bëra profesorit. Puna ime ishte gati të merrte fund. Shumë seriozisht e kisha pasur kur kisha vendosur ta martoj profesorin me Jovankën, bashkëshortën e Titos! Shërbimet ushtarake e kishin gjetur metodën se si të më dënonin, të ma ndëpresin fakultetin dhe të më eliminonin nga studimet e mëtutjeshme. Brenda tre muajve tri herë më kishin dërguar ftesë për t'u paraqitur në sektorin ushtarak pran qytetit të Shkupit. Më dërgonin thirrje për të shkuar dhe për ta kryer shërbimin ushtarak. Ky fakt më preku shumë, më destabilizoi shpirtërisht. Fillimisht u dorëzova, deshta të kthehem dhe të shkoj e të bëhem ushtar i Titos por, sapo m'u  kujtua ky fakt, sakaq m'u ndez një xixë ideje. Po këta nuk mund të jenë më të mprehtë se unë! Vendosa që t'ua zë kafshatën në fyt. Thashë, po, do t'i paraqitem vetë Shokut Tito përmes një letre. E shkrova me indigo, në dy kopje, sepse e dija që një ditë, kjo letër do të më duhet tepër shumë, si drita e syve. Dhe, ja, në vazhdim do ta përshkruaj fjalë për fjale!

"Mirë dita Shoku Tito. Ja, gjeta pak kohë që t' ju shkruaj e t'ju them se jam shëndosh e mirë. E lus Zotin që kjo letër t'ju gjejë edhe juve shëndosh e mirë.

Quhem Sulejman Rexhepi dhe jam student i vitit të dytë në Fakultetin e drejtësisë së përgjithshme dhe të sheriatit, në Universitetin e Kuvajtit. Veç kësaj, kam marrur vullnetarisht detyrë që t'i përcjell studentët boshnjakë por

edhe shqiptarë dhe t'ju rri si kërbaç mbi kokë nëse shmangen vetëm një milimetër nga rruga e juaj, Shoku Tito. Pra, e kam edhe këtë detyrë siç e kam detyrë që vazhdimisht të flas për personalitetin e juaj si në mesin e studentëve ashtu edhe në mesin e profesorëve. Deri tani po më ec mirë puna, të gjithë po mrrekullohen me sistemin vetëqeverisës si dhe me vëllazërim-bashkimin tonë. Profesorët e sheriatit veçmë kanë krijuar përshtypjen për ju si për një musliman më të devotshëm, ndërsa për sistemin tonë shoqëror po e marrin si model për ta interpretuar dhe shpjeguar vetë islamin. Unë po ju them që Jugosllavia mund të merret si model se si do të dukej shteti islam. E di që ndoshta po gaboj që po e bëj këtë krahasim, prandaj ndoshta edhe po dëshirojnë të ma ndërpresin fakultetin ata të sektorit ushtarak pranë qytetit të Shkupit. Ju lutem Shoku Tito, nëse edhe ju vlerësoni që paskam gabuar rënd me këtë krahasim, sepse Jugosllavia ç'është e vërteta i tejkalon të gjitha shtetet islamike, atëherë, nuk ka problem, po i ndëpres studimet dhe po i përgjigjem ftesës për në ushtri, por, nëse mendoni se duhet që të vazhdoj edhe më tej t'ju gjendem si çekan mbi kokë studentëve tan, atëherë, intervenoni për mua, ju lutem, Shoku Tito. Në fund, pasi ta shikonin nënshkrimin tim në fund të kësaj letre, edhe vetë do të bindeni se sa shumë jam i mishëruar me ju. Unë nuk mundem ta ndjej veten ndryshe përveç se si Tito, prandaj e dua po kaq shumë sa ju Jugosllavinë dhe popujt e saj. Do të shikoni që, këtë shkrirje timen në ju e demonstroj edhe përmes nënshkrimit, i cili është identik si i juaji, me një përjashtim të vogël, që në fillim të nënshkrimit e vë shkronjën "s" – Sulejman! Pra, e vë vetëm një "s"! Nëse ju vlerësoni se duhet t'i vë katër "s", katër i ve unë për Ju. Shpresoj që shërbimet e sigurimit dhe të zbulimit t'ju kenë informuar deri tani për mua! Zoti kurrë mos ma bëftë që të shmangem nga rruga e juaj e ndritshme për mbarë njerëzimin. Amin! Ju përshëndes përzemërsisht, unë, Sulejman Rexhepi, student i vitit të dytë në Kuvajt (pason nënshkrimi im identik si i Titos)"

Pas kësaj letre, i rregullova punët me Titon. Askush më nuk më thirri për në ushtri, ndërsa të gjithë studentët dhe profesorët u bindën se, përfundimisht, unë jam një nga bashkëpunëtorët e ngushtë të Shokut Tito. Ata kështu mendonin, kurse unë isha vetëm një besnik i ideve të tij dhe bashkëpunëtor i shërbimeve të tij. Ndryshe nuk bënte, sepse, edhe dielli si diell, lindte vetëm për Shokun Tito, ky personalitet i cili shumë shpesh ma luhaste bindjen se Profeti Muhamed është i dërguri i fundit i njerëzimit. Ndikimi i Titos në botë, i cili ishte realisht më i madh se sa ndikimi i Profetit, më nxiste të besoj se edhe Tito ishte Profet universal, për mbarë njerëzimin. Ishalla Zoti e kënaqë në lula të xhehenetit për misionin e tij që e kreu anekënd botës, për të gjithë, pa dallim përkatësinë etnike, racore, fetare. Uh, seç më rënqethet tërë lëkura kur e kujtoj tregimin me titull "Jozha i vogël Tito i madh"!  Zoti e bekoftë!

# 25. Unë isha më i fortë se maqedonasit

Po pra, kurrë nuk i kam llogaritur për asgjë maqedonasit. Sidomos pasi u ktheva nga studimet. Atëherë isha më i përgatitur, më intelektual se çdo maqedonas tjetër dhe më i fortë, në të gjitha aspektet. Qysh në këtë kohë pata nisur ta vërej nacionalizmin e maqedonasëve dhe urrejtjen e tyre kundër shqiptarëve. Por, ata kishin harruar se unë isha jugosllav, ashtu siç ndjehesha sidomos pas intervenimit të Shokut Tito që e bëri për mua.

Kjo ndjenjë prej jugosllavi të devotshëm do të më ndihmojë tërë jetën. Më ndihmoi sidomos kur e bënë Jakup Selimovskin kryetar të Bashkësisë Islame të Maqedonisë. Këtë katapultim të Selimovskit e bënë vetë nacionalistët maqedonasë, ata që nuk më donin mua dhe as shqiptarët e tjerë. Maqedonasit kishin nisur me ndjerë se po vinte koha e tyre për t'i kapur të gjithë institucionet e Maqedonisë në duart e veta. Stojimiri më pat këshilluar që mos të mërzitem se shumë shpejt do t'ia merrnin këtë lojtarë të tyre dhe do t'ia çonin në nivel federative, pra, do ta bënin jugosllav të fortë, ndërsa Bashkësinë Islame të Maqedonisë prap se prap do ta merrja unë. Ky fakt më detyronte të jem më i kujdesshëm në veprim dhe më i përkushtuar në ideologjinë jugosllave. Maqedonasit jugosllavë, me të cilët bashkëpunoja, i pata kënaqur me mish derri e me kafshë të tjerë. I mbaja me mish sepse më kryenin punë, ndërsa kjo para xhematit musliman më paraqiste si burgi, si njeri shumë të zoti, si njeri të cilit shkijet nuk guxojnë me ia prishë.

Për tërë kohën sa kam qenë referent në Këshillin e Shkupit (sot myftini) kam qenë ligjëruesi më i madh që kam folur mbi vëllazërim bashkimin dhe mbi vlerat e socializmit jugosllav, kam folur kundër nacionalizmit dhe ëndrrave shqiptaromadhe të shqiptarëve të shkretë që pikë gjumi nuk bënin duke parë ëndëra në bythë. U angazhova që të mbaj ligjerata gati në çdo xhami të Maqedonisë, pastaj edhe të publikoj shkrime mbi më të madhën vlerë jugosllave, mbi vëllazërim bashkimin.

Më kujtohet dita kur u dha lajmi se pushoi së rrahuri zemra e madhe e Shokut Tito. Atë ditë, diku në një shtet tjetër, boksieri ynë, Aziz Salihu, sapo e rrahu keq një boksier rus, shpërtheu në sharje. Si i krisur e budalla që ishte, e shau Shokun Tito me nënë. “Pse vdiqe sot o Shoku Tito, ta q… nanën, nuk më le me iu gëzu kësaj fitore”, pat shpërthyer me lotë në sy Aziz Saliu. Të gjithë stacionet televizive botërore që e publikonin këtë lajm, në fund flisnin edhe për dëshpërimin e madh të Azizit. Atij askush nuk i bëri asgjë, sepse, të gjithë e merrnin si për njeri të krisur. Por, kurrë nuk e mësuan një detal tjetër që më kishte ndodhur mua! Atë ditë, edhe unë lajmin e dëgjova në një transistor të vogël që e kisha marrur në gjyeti. Pak para lajmit, e vrava derrin e tretë të egër. Desh u çmenda nga gzimi, tre derra të egër i kisha vrarë, do t'i korruptoja të gjithë mqedonasit nacionalistë. Në këtë gëzim të madh, u shkrepa edhe unë në vajt, qava aq shumë sa, nuk di as vetë se si më erdhi të uluras dhe, duke uluritur, edhe unë si Aziz Saliu, e shava Shokun Tito! “Po ku e gjete sot me vdek bre nanën e Titos e nuk më le me iu gëzu derrav”! Shumë shyqyr që qëllova në mal dhe nuk më dëgjoi askush, se do të isha bërë përallë. Dikur u takuam edhe me Stojimirin dhe ai mezi më qetësoi, mezi m'i ndali lotët. Isha enjtur duke qarë pas këtij lajmi i cili e tronditi krejt botën.

Pas kësaj ngjarje çuditërisht nisi çdo jugosllav, pra edhe unë, ta ndjejmë

afrimin e fundit të Jugosllavisë. Kjo po na bënte edhe më të egër, më të çartur, po na bënte nervoz, kurse çuditërisht, nacionalizmi etnik po nxirrte gjithnjë e më shumë kokë, sidomos nacionalizmi shqiptar. Ky fakt na mobilizoi të gjithëve, nuk ngeli asnjë jugosllav pa i shpallur luftë të ashpër nacionalizmit shqiptar. Nacionalizmat e tjerë sikur ishin më të arsyeshëm, por, nacionalizmi shqiptar nuk pranohej, sepse të gjithë e dinim se kjo çartje e shqiptarëve ishte vetëm një nismë e qartë për ta shkatërruar Jugosllavinë. Jugosllavët e popujve të tjerë të Jugosllavisë, nuk shprehnin interesim të madh për ta shtypur këtë nacionalizëm, me përjashtim të jugosllavëve serbë. Prandaj, të gjithë ne, që ndjeheshim jugosllavë të devotshëm, u bashkuam me jugosllavët serbë dhe kishim vendosur që t'i ndjekim të gjithë seperatistët shqiptarë në birë të miut që do t'ju kushtonte 300 grosh. Pse e them këtë? Sepse kjo është e vërtetë, këtë ndjenjë e kishim atëherë dhe nuk dua të dal mashtrues, sepse një ditë mund të hapen dosjet dhe pastaj të dal i skuqur para myslimanëve të vendit dhe para shqiptarëve. Të vërtetën duhet ta themi, sado e idhët që është ajo.

## 26. Pare kisha me ju dhënë edhe lopëve

Si të gjithë të varfërit, edhe unë, qysh në adoleshencën time, ëndërroja të kisha pare, sa më shumë, pare, pare, pare dhe vetëm pare. Asgjë nuk më interesonte tjetër përveçse pareve. Nuk doja që një ditë të më urrenin fëmijët e mi siç e urreja unë babain tim. E kisha krip në sy! Sa herë kur i kërkoja para e ai më thoshte "nuk ka", më shkonte mendja t'ia këpus spatë kokën si zogut të ngratë, sepse kjo përgjigje pastaj ma zhvillonte imagjinatën për t'u bërë hajn, për të vjedhë. Prandaj edhe ia punova mirë babait tim. Sapo e shiti lopën, menjëherë e kapa momentin kur duhej t'i kërkoja para. Edhe kësaj radhe, si çdo herë, më tha "nuk ka"! Aaaa, thashë, kurr mos paç he ta q… nanën. Atë ditë, bashkë me nënën time, zbritën në Sullaren e Poshtme, për ta ururar motrën time, për fëmijën e parë që ju kishte lindur. Sapo dolën ata unë i hyra dhomës, nuk lash dyshekë e jorgane pa rrotulluar, në fund, poshtë një kauçi të shkatërruar, në një qese duhani, të mbështjellë në mindil, i gjeta një mijë banka të kuqe. I mora, i futa në xhep dhe i rregullova të gjitha gjërat ashtu siç ishin më herët. Nuk lashë shenjë për të dyshuar se u kishte hyrë dikush në dhomë. U bë hata e madhe. Unë dhe nëna e padisnim si harrestarë, desh ia nxorëm mendtë duke e akuzuar se i ka fshehur diku e nuk po i kujtohen. Sot, kujtoj që, që në atë moment, babait tim i luajti mendja dhe, gjithmonë kishte frikën e harresës. Ai luajti mendsh e unë me pare në xhep. Nja një muaj kam hëngër buke e suxhuk në Gjorçe Petrov. Që nga ai moment, m'u shtua lakmia për pare. E binda veten se arritja e parasë qenka e lehtë, nëse nuk të vjen përmes punës, vidhe, grabite, rrëmbeje, parja i takon njeriut!

Kësisoj, nuk kam zgjedhur punën, sepse synimi im jetësor ka qenë të vij te paraja. Si nxënës në shkollën e mesme, e fitoja çdo javë. Isha i fuqishëm, belaxhi, nuk i përtoja rrahjes, isha i pafrikshëm sepse në brez mbaja një thikë

shumë të mprehtë ndësa në xhep një boks hekuri. Prandaj, çdo të shtune e të diele, bashkë me nja dy shokë, ishim të parët në sportelet e kinemasë në Prishtinë. Prisnim me orë të tërë, askush as që guxonte të më afrohej e të më shtyente. Hapej sporteli, blija me qindar bileta kinemaje dhe pastaj i shitja më shtrenjtë. Dy fish më shtrenjtë i shitja sidomos kur jepeshin filmat erotikë. Llapjanët, por edhe karadaklitë, mundoheshin edhe paranë e fundit me e dhënë vetëm për një biletë për filma erotikë. Deçanlitë dhe gjakovarët nuk afroheshin aty ku i shisnim biletat, kishin turp dhe ruheshin qe mos t'i shohe dikush. Ata na prisnin disa te çajtorja e disa te Kafja e Rinisë, aty ua çonim biletat dhe, ata futeshin ne kinema vetëm pasi të fikeshin dritat dhe të fillonte filmi, kurse po ashtu iknin nëper terr, fillimisht në vece e pasaj jasht! Të ngratit, asnjëherë nuk e shikonin deri në fund filmin, sepse, sapo ia niste të gjithë përfundonin, në rresht, në vecenë e kinemasë, nuk i përballonin filmave me skena të nxehta. Unë i kisha qejf këta filma, jo se i shikoja, por, sepse më sillnin fitime të majme.

Zoti deshti që me para të isha edhe gjatë studimeve. Në memoaret e më parshme ju kam rrëfyer se si çdo javë imitoja sheikët kuvajtianë duke ikur në Irak, pas qejfeve dhe sefasë. Po kështu, edhe kur u ktheva nga studimet në Shkup, xhepat plotë para. I kisha të garantuara më së paku tri burime! Fitoja duke ju marrë para xhematit që kishin nevojë për t'ju kryer ndonjë punë nëpër zyret e hyqmetit. Pa dyshim që, paratë më të mira më dukesh ato që vinin nga Kinoja e Napredakut. Kjo kinema, siç e dinë ata të gjeneratës sime, bashkë me kinemanë e Rabotniçkit, ishin dy kinema që shfaqnin kryesisht filma erotikë. Natyrisht që nuk më ngjante mua që si hoxhë të futesha në radhë e të shtyhesha për t'i blerë biletat e për t'i shitur pastaj dy-tre fish më tepër por, i kisha disa zagarë që ma kryenin këtë punë. Merreshim veshë, unë ua jepja paratë për t'i blerë biletat ndërsa ata të fitonin një përqindje nga shitja e tyre. Dhe, burimi tjetër, i cili ishte si ajo çezëm e prishur e cila veç rrjedh e rrjedh ujë, ishte ajo e policisë. Për informacione të dorës së parë, ato më të vështirat, merrja plotë, madje çdo ditë. Pare si rëra, pare me iu dhënë edhe lopëve.

## 27. Hafëz Ademi si Xheri Luisi

Deirsa po piqesha si hoxhë, në Prishtnë, këtej në Shkup si model të hoxhallëkut po i përmendnin gjithmonë nja dy vëllezër, të cilët i konsideronin kallëpi i hoxhallarëve: Hafëz Idriz Idriz dhe vëllain e tij Hafëz Adem Idriz. Dy turkofila të papërmirësueshëm. I njihja edhe unë nga larg dhe asnjëherë nuk kisha ndarë mendimin se ata janë për t'u lakmuar. Hafëz Idrizi më tepër më dukej si një manekene që ka qejf të bëjë sfilata sa për t'i reklamuar bythët duke i sjellë poshtë e lartë, ndërsa, vëllai i tij, Hafëz Ademi ishte më i shoqërueshëm, ishte më hajgarexhi. Shqipja e tij dhe përpjekja për t'u shoqëruar me shqiptarët ma ngriste gjithmonë humorin. Hafëz Ademi ishte shumë i këndshëm, i lezetshëm për t'u shoqëruar me te. Një ditë i pata thënë se, pse nuk vjen në Prishtinë për

ta kryer ndonjë shkollë të natës apo Medresenë. I premtova se do t'i ndihmoja shumë, sepse të gjithë profesorët e Medresesë i kisha shokë. Çuditërisht, e pranoi! Hafëz Ademi në Prishtinë, të shoqërohej me shqiptarë!

Nejse, erdhi hafëzi në Prishtinë, paraprakisht kisha krijuar terren duke i bindur profesorët se po vjen një nga hafëzlerët më të mirë të Jugosllaisë dhe se kishin nderin që këtë hafëz do ta bënin me Medrese. Nuk më kujtoht se, a e kreu apo nuk e kreu Medresenë, por, më kujtohen nja dy detaje të cilat aq shumë më patën bërë për të qeshur sa, që atëherë hafëz Ademin unë më tepër e konsideroja si humorist të tipit të Xheri Luisit (a e keni vërejtur se si përngjanë komplet ne mua Xheri Luisi?!), se sa si hafëz. Shkrihesha duke qeshur me të, me lot qeshesha sa herë që e hapte gojën për të folur ndonjë gjë. Një ditë para provimit të parë, si nxënës i çregullt, e mora dhe shkuam në Medrese për ta njohtuar me profesorin e gjuhës shqipe. Profesori u tregua i sinqertë dhe dashamirë, deshti ta ndihmojë hafëz Ademin, prandaj i tha që ta mësojë vetëm dramën si gjini letrare dhe mos të mundohet shumë. Kur u ndamë nga profesori, hafëz Ademi ishte shumë i zhgënjyer, gati i hidhëruar në mua. Ma priti, o Sulo, pse të mësoj unë për dramën, a më ke sjellë këtu të bëhem hoxhë apo automekanik. Dramë, turkofilët i thoshin veturës dhe ky kishte menduar se duhej të fliste për veturën. Epo kurrë në jetën time nuk mbaj mend të kem qeshur më shumë se atë ditë. Sa herë që e shikoja fytyrën e hafëzit më shpërthente e qeshura me lotë.

Herën e dytë, kur më bëri gati të vdes së qeshuri, ishte dita kur shkuam në kinema për të shikuar një film seksi. I them, o hafëz Adem, këtu të rinjtë kqyrin filma seksi, madje na kërkojnë edhe vetë profesorët e Medresesë, sepse ndryshe si të dijmë se si duket harami. Unë e kisha vetëm sa për ta nxehë hafëzin e për të ardhur me mua. Por ai ma priti shkurt e shqip: hej, ne do të shkojmë e do ta shikojmë atë film si haram, nuk ka nevojë me na tregu profesorët se çka është haram e çka hallall. Mezi kishte pritur për t'u futur në kinema. Pasi u sigurua se nuk do të na njohë askush, sepse nëpër ato filma nuk shkonin kolegët tanë hoxhallarë, dhe, pasi e hoqi tërlemen dhe e futi në xhep, u drejtuam drejt sallës së filmit. U rahatuam nëpër vendet tona dhe ia nisi. Sapo dolën ca femra lakuriq të cilat dridheshin e përdridheshin, hafëzi më foli me gjysëm zëri: eh more Sulë, ti po kënaqesh këtu e ne në atë Shkup kemi mbetur si në mut, as në kohën e osmanlive nuk kemi qenë më xhahila. Kqyre dunjanë me sy, kqyr e fërkoi bolet. Kafshova buzën dhe desh e bëra gjak, sepse nuk po arrija ta ndali të qeshurën. Nuk shkoi as dy-te minuta kur i shpërtheu një britmë Hafëz Ademit: "Oh javrum, javrum! Of be… xhanëm… uuu", dhe brofi në këmbë. Epo nuk di as vetë se si kam dalur këmbë e duar duke qeshur, jam zvarritur si fëmijët e vegjël kur zhagiten, gati i vdekur duke qeshur. Hafëz Ademi u fut në vece ndërsa unë rashë për dysheme. Di që dikush më ka hedhur një gotë me ujë surratit dhe tek atëherë kam filluar të marr frymë lirisht. Pastaj më plasi vaji, e kapa për dore Hafëz Ademin dhe u nisëm për në konvikt, deri atje e di që veç kam qeshur e veç kam qarë. E hafëz Ademi veç bërtiste, si i dehur: o jetë be jetë. Po a jetohet bre në Shkup, në atë xhahilijet…

# 28. Si më zhgënjeu Vahid Shabani

Pas vitin 1981, të gjithë strukturt policore si dhe të zbulimit e të kundërzbulimit jugosllav u aktivzuan në luftë kundër nacionalizmit dhe seperatizmit shqiptar. Një luftë specile po zhvillohej sidomos kundër mërgatës shqiptare e cila, e organzuar nëpër klube shqiptare, gjithandej qendrave evropiane, po i jepte krah dhe zemër seperatizmit shqiptar në Kosovë si dhe nacionalistëve shqiptar në Maqedoni, Luginë të Preshevës si dhe në Mal të Zi. Nëpër organet gjegjëse ishte bërë një ristrukturim i kuadrit, nuk dihej se kush ku kishte shkuar dhe kush ku do të vinte. Në Maqedoni, neve shqiptarëve projugosllavë na e kishin sjellë, apo më mirë me thënë, na e mxorën përpara njëfarë Kire Fuzofski (Crni) ekspert në luftën kundër seperatizmit shqitar. Çuditërisht, që në takimin tonë të parë, për njëri tjetrin e ndjemë një dashuri të veçantë shoqërore. Do të bëhemi miq për tërë jetën. Ai ishte shumë i sinqertë ndaj meje. Pas disa muajve, kërkoi t'ia kryej me besnikëri një shërbim shumë interesant dhe, që në fillim më tha se, nëse e kryej këtë punë atëherë do t'i kem të gjitha dyert hapur, do të jem më i respekturi dhe më i dashuri në repartin e tij. Meqë në Kosovë njiheshin të gjithë në mes vete dhe, ekspozimi i spiunëve apo i bashkëpunëtorëve ishte i vështirë, kërkonin që nga ne, shqiptarët e Maqedonisë, t'i kryejmë përcjelljet e nacionalistëve dhe të seperatistëve shqiptarë, meqë më pak kishim rënë në sytë e tyre. M'u dha detyrë për t'i përcjellë nja dy vetë për të cilët kurrë më parë nuk kisha dëgjuar. M'i dhanë fotografitë e tyre dhe, pasi i fiksova mirë e mirë, pasi mora informacione të bollshme për ta, u nisa për në Prishtinë, si medresnt dhe si njohës i mirë i rrugëve, i lagjeve por edhe i mentalitetit kosovar. Duhej të sillja sa më shumë informacione për Afrim Zhitinë dhe për Ali Ahmetin. Kire Fuzofski më pat thënë që, nëse e kryej mirë këtë punë do të më niste në një rrugë edhe më të largët.

Tri javë më vonë, u ktheva me i nformata se ku banonin ata dy figura, me kë rrinin, me kë shoqëroheshin, kah silleshin më shumë, çka hanin, çka pinin, çka lexonin, kur shkonin në fakultete, kur në meze të studentëve, kur mbylleshin në banesat e tyre, kush i vizitonte më shumë etj.  Menjëherë doli propozimi që të më nisnin për në Berlin. Unë kërkova që ky aktivitet të shtrihej edhe nëpër më shumë qytete dhe, atë, jo si angazhim i UDB-së por si angazhim i hoxhallarëve në disa qytete të Perëndimit, sidmos nëpër qendrat ku po vlonte nacionalimi shqiptar. Kësisoj, unë ika për në Berlin, ndërsa me propozimin tim deri te Kire Fuzofski, u dakorduan që në Hamburg ta nisnin Zulhajrat Fejzullahun, në Bruksel ta dërgonin Sherif Deharin si dhe në Dortmund ta dërgonin shokun tim të ngushtë, Vahid Shabanin. Natyrisht, ne kishim mision parësor që ta përcjellim dhe të mblidhnim sa më shumë të dhëna për mërgatën tonë shqiptare. Nuk qëndrova shumë, sepse gati më zbluan, dhe, pas disa muajve u ktheva në Shkup. Pas meje do të kthehen edhe të tjerët, sepse, gati të gjithë ishin zbuluar, ndërsa më së keqi kishte kaluar Sherif Dehari, i cili gati ishte vetëdekonspiruar, sepse, në mënyrë tepër amatore kërkonte

informacione. Nuk dinte që të sillej në atë mënyrë që informacioni vetë t'i vinte atij por, angazhohej pas informacioneve si pula pa kokë.

Në këtë kohë ndodhi një gjë shumë e çuditshme! Miku im, Vahidi, ishte lëshuar pas një avanture, kishte mbajtur kontakt të rregullta me Kiro Fuzofskin, kishte vendosur që të ma përvetësonte shokun tim. Ai ishte i bindur se Kirja e kishte dërguar në Dortmund dhe jo unë. Aq ishte i bindur sa, paramendni, Kire Fuzofskit ia sjell një veturë nga Gjermania, në vend se të ma sillte mua. Që nga ky moment, nuk deshta më që ta kem pranë, apo të jemi të një dege. Natyrisht, Kirja për asnjë çmim nuk do të pranonte që të më humbte mua, prandaj, edhe ia mori veturën Vahidit edhe e shqelmoi, duke e hedhur në degë tjetër konspirimi. Thjesht, u binda se ai për karrierë është në gjendje të na spiunojë të gjithëve. Shembulli ishte i freskët, deshti të më eliminojë mua dhe të ma marrë shokun. Nëse nuk do t'i lëshohej kësaj aventure, ai do të më kishte edhe mua shok, edhe Kiren. Të paktën, nëse do të ma kishte sjellë mua veturën si shenjë falënderimi që e dërgova me detyrë në Dortmund, do ta kishte të paktën një falënderim prej meje, akurse prej Kire Fuzofskit mbeti me gishta në gojë, me ato gishta që paraprakisht i kishte future gjithandej.

## 29. Si shkova në haxh pa asnjë vizë

Haxhi Shaipi dhe Haxhi Tasini (Teufiku) kishin përfunduar me organizimin e haxhit. Nuk kishin ngelur edhe dy ditë dhe do të niseshin. Fillimisht për në Beograd e pastaj, nga aty, me aeroplan për në Arabi. Haxhi Tasini po lavdërohej me Jakup Selimovskin, me të cilin ishin bërë njësh kundër "shqiptarizimit" të Bashkësisë Fetare Islame. Tërë kohës më kishte urdhëruar më shumë maqedonisht se sa shqip që të jem i kujdesshëm dhe i shpejtë në regjistrimin e haxhilerëve të Shkupit. Nga ana tjetër, Tasin Teufiku kishte nisur t'ia shkatërrojë nervat Kire Fuzofskit. E furnizonte me lajme nga më bajatet. Kush iku te qebaptorja, kush iku te berberi, kush iku në pazar, kush kur u kthy në zyre, kush e kruajti kokën kur u përmend plisi i bardhë e budallalliqe të tjera. U morëm vesh që t'ia ndalim pak hovin dhe t'ia bënim bajat. Po kështu, do t'i thyej pak krenaria false edhe Haxhi Shaipit.

I thashë Kire Fuzofskit që të telefonjë në Beograd e të ma mundësonin të dilja pa vizë jugosllave, ndërsa për vizën hyrëse nuk kisha nevojë, sepse e dija se si do t'i tallë arabët dhe do ta kaloj kufirin arab, për më tepër, pasi që kisha shkuar disa herë më parë dhe e dija se arabët as që i shikojnë pasaportat. Atyre iu vie shumë interesant kur dëgjojnë një jugosllav se si flet arabisht ndaj dhe as që do të ma shikojnë pasaportën.

Haxhilerët u nisën, ndërsa në krye të tyre haxhi Tasini dhe haxhi Shaipi. Veçmë kishin arritur në Beograd dhe kishin nisur procedurën për t'i marrur vizat dalëse. Në grup ishte edhe haxhi Kakrruki, haxhi Isaki si dhe haxhi

Fetahu, për të cilët Kira kishte informata se do të bartin një sasi të konsiderueshme dollarësh për të bërë tregëti. Më tha që ata dy me çdo kusht duhej të futeshin në burgjet arabe. E urdhëroi një punëtorë të sigurimit që ta marrë një makinë nga garazha dhe të më niste menjëherë për në Beograd. Nëse e donte nevoja edhe të fluturonte nga shpejtësia. U nisëm pa kurrfarë përgatitje. Në grusht parashë m'i futi në xhep të palltos Kire Fuzofski dhe më uroi haxhillëk të mbarë. Hahahaha "Uspeshen haxhilluk", më thoshte! Me këtë donte të më thoshte që të dilja sa më i suksesshëm në detyrën time. Pas katër ore, arritëm në aeroportin e Beogradit dhe tashmë isha në terminal e po i prisja të futen haxhi Tasini e haxhi Shaipi me haxhilerët nga Maqedonia. Kur më panë mua në anën tjetër të doganës, desh u çmendën. Si eprorë të mij që ishin, nisën të bërtasin e të çjerren duke më qortuar se pse e kisha lënë vendin e punës pa leje. Po çmendeshin nga inati kur po më shihnin se si vetëm me qeshje iu përgjigjesha nervozizmit të tyre. Atëherë, u fut brenda nesh një burrë i madh, me mustaqe të egra, si të Stalinit, dhe duke përplasur këmbën për dysheme lëshoi një zë të luantë: "Shta je, shta se derete stoko! Tishina, jebemvam sunce!" i bërtiti Tasin Teufikut, ndërsa mua më pëshpëriti diçka në vesh. Më tha: "Ky qenka budalla sa qenka i madh, kurse ky tjetri duket pak si peder!" Unë rashë në dy gjunjë duke qeshur. Duke më ngritur për krahu ma futi një copë letre në xhep dhe më tha që t'ua tregoj policëve arabë nëse do të kem nevojë.

Pas katër ore fluturim, arritëm në Xhede. Haxhi Tasini dhe Haxhi Shaipi, e morën situatën në dorë, më lanë në fund të grupit, nuk më folën asnjë fjalë. Haxhi Tasni, iu afrua policit arab dhe pasi i tha diçka në vesh, polici bërtiti me të madhe: "Sulejman Rexhebi, teal"! Arabi nervoz e unë duke qeshur, i qetë, moskokëçarës. Duke iu afruar, u kujtova që po më shikojnë të gjithë haxhilerët e Maqedonisë. Pse, thashë më vete, pse nuk e frikoj policin arab, pse nuk i bërtas njëherë fort, e pastaj këta haxhilerë në Maqedoni do të flasin për trimërinë time në mes të aeroportit arab. "Çka ke bre ta qifsha arabin e nanës! Çka leshi bërtet", po i bërtisja shqip ndërsa në hundë ia futa atë copë letre që ma dha polici në aeroportin e Beogradit. E lëshuan këmbët arabin, nisi të dridhet, t'i lëpijë buzët e trasha që po i thaheshin nga frika. Mori qëndrmin drejt e më përshëndeti siç përshendeten burrshtetasit. Haxhi Tasni nga frika u zhduk, iku në fund të turmës së haxhilerëve, askush më nuk e pa askund. Më morën e më kaluan në një zyre, aty erdhi një oficer dhe ua dhashë ata tri emra të haxhilerëve tanë për të cilët Kire Fuzovski më tha se duhet të përfundojnë në burg. Kur dola nga ajo zyre, ku u morëm vesh që mos të ma varnin fare, unë po bërtisja e po shaja edhe më shumë. Asnjë polic arab nuk më shikonte. Haxhilerët tanë u bindën se unë jam melhem jo vetëm për maqedonasit por edhe për arabët. Tri javë më mbajtën si pëllumbin në kafaz. Kur u kthyem vetëm për mua flitej, për trimërinë time karshi policëve arabë. Tre haxhilerët u kthyen pas 6 muajve. Pas 6 muajve ishte vërtetuar se me ata tre gjithçka kishte qenë në rregull, se dollarët i kishin pasur të tyre, nga puna në Libi, kurse ishin akuzuar vetëm për një 20 dollarë që ua kishin gjetur fallso në atë grumbull dollarësh që i kishin pasur me vete. Se kush ua futi atë 20 dollarë fallce këtë nuk arrita ta mësoj, ndërsa krejt bota e morën vesh se shqiptarët muslimanë nga Maqdonia në haxh shkojnë për tregëti e punë të fëlliqta. Zoti ua faltë kusuret atyre tre haxhilerëve që tashmë janë bërë për rahmet. Jeta vazhdon…

# 30. Unë, hoxha i punësuar në polici, në sektorin e pasaportave

Asnjëherë nuk më kënaqte hoxhallëku, çuditërisht e kisha një dëshirë të flaktë që të përzihem me policë. Si fëmijë kisha pasur këtë dëshirë, të bëhem polic por, ec e thyeja dëshirën babës. Nejse, hoxhallëku më hapi shumë dyer, mbi të gjitha, gjuha arabe që e flisja dhe e shkruaja pa problem. Jugosllavia po miqësohej gjithnjë e më shumë me shtetet arabe dhe kjo po i shtonte marrëveshjet e ndryshme bilaterale. Nëpër shtetet e ndryshme arabe, në Libri, në Kuvajt, në Irak, gjithandej po kërkoheshin firmat jugosllave. Nga Maqedonia si më të kërkuarat ishin "Graniti" dhe "Mavrova", firma të specializuara ndërtimore, sidomos për rrugë e ura autostradash. Nga ana tjetër, Maqedonia po vlonte nga studentët arabë, palestinezë, sudanezë etj. Prandaj, në Beko, në stacionin policor, në sektorin e pasaportave ishte shtuar nevoja për një "zyrë" të veçatë që do të merrej ndonjë arabëfolës me dokumentet dhe nevojat e këtyre punëtorëve dhe studentëve. Zyrja kishte filluar shumë kohë më parë para se ta dija unë. Kur e mora vesh desh i rashë më qafë Kire Fuzofskit. Ata kishin punësuar një maqedon i cili e topallonte arabishten por që ishte shumë i besuari i tye. Atëherë unë u prisha në kokë, mbi të gjitha, për shkak se Kirja paska dikë të cilit i beson më shumë se mua. Nuk i dola sysh deri sa nuk e larguan atë maqedonasin dhe më punësuan mua. Kështu, u bëra hoxha i parë në histori që punon edhe hoxhallëk edhe në polici. Tashmë muslimanët e vendit jo vetëm që po më respektonin por edhe kishin filluar të më frikësosheshin. Një numër imadh i muslimanëve i përjetoi edhe intervenimet e mia për t'ju kryer punë që nuk kryheshin aq lehtë. Isha bërë ekspert i kapjes së studentëve arabë me pasaporta e viza false. I futeshin këtij rreziku pasi që ia vlente, në Maqedoni studimi ishte pothuajse falas, ndërsa ata vinin ketu e jetonin si mbretër.

Fuqia ime prej njeriut të pushtetëshem po shtohej gjithnjë e më shumë, kurse kjo po e trembte tepër keq Jakup Selimovskin. Ai po e shihte se po i kanosej rreziku nga fama ime, prandaj dhe nisi të fërkohej me ata më lart, me ata të Beogradit dhe të Sarajevës. E synonte postin e kryetarit të muslimanëve të Jugosllavisë. Kurse mua nuk më interesonte për muslimanët e tjerë përveçse të Maqedonisë. Shqiptarët e rrezikshëm, o vetëm t'i shikonit se si dridheshin para meje. Hynin e dilnin çdo ditë nëpër zyret e Bekos, natyrisht, për të spiunuar, kurse kur më shihnin mua iu këputeshin gjunjtë.

Kurse edhe mua më ndodhi të më këputeshin gjunjtë në një rast. Brenda ditës, në Beko erdhën për të raportuar tre persona të cilat i kisha gjithnjë konkurrentë, në çdo sferë. Jo nga frika por, gjunjtë m'u këputën nga gëzimi kur i pashë tek futen në "zyret e rrëfimit", veç e veç, koxhamiti hoxhallarët: Sabahudin Mahmuti, Zejnullah Fazliu e Zekerija Bajrami. Për të parin veçmë e

dija që ishte i angazhuar nga Kiro Fuzofski, vetëm sa për të ma lehtësuar punën mua e jo për të më zëvendësuar, kurse dy “hoxhallarët” e tjerë paksa më befasuan. Zekirja Bajramin e refuzova që në start, sepse seç më dukej si shejtan hoxhë, ndërsa Kiroja më tha që ta pranoja në rreth dhe ta përpunoj sa më shumë Zejnullah Fazliun. Më vonë do të bëheshim miq të zorit, them kështu sepse asnjëherë nuk u deshtëm, gjithnjë kemi qenë rivalë në detyrat tona policore. Më vonë, ai do të përfundojë keq e më keq, sidomos në momentin kur deshti të më eliminojë mua nga loja dhe, kur me këtë, nis të flasë gjithandej se është në gjendje ta ndërrojë edhe kryetarin e Turqisë, Sulejman Demirelin. Këtu u pa se kishte lajthitur keq dhe, e urdhëruan që të fshihet diku dhe kurrë të mos dalë në publik, ndryshe do të përfundonte nevojtarë i dozave të metadonit!

Punësimi im në Beko më bëri edhe më të fortë në KQ të Qytetit të Shkupit. Më shkonte fjala havëll. I godisja ata muslimanë që duhej të shtriheshin për toke, por ama edhe i lavdëroja disa të tjerë, si shqiptaromëdhenj që nuk janë rrezik për Maqedoninë por që janë dashamirë të shqiptarizmit. Më duhej kjo lojë, sepse përmes kësaj loje, për të cilën ishim marrur vesh paraprakisht, më duhej të futesha në mesin e intelektualëve si dhe të nacionalistëve, përkrahja e të cilëve më duhej aq shumë për në postin e kryetarit të BFI-së. Nga ana tjetër, do të isha më besnik në mesin e tyre të cilët para meje do të flisnin pa kurrfarë ngurrimi. Kështu me kohë do të merreshin vesh planet dhe projektet e tyre, të cilat, në atë kohë konsideroheshin si plane e projkete nacionaliste e seperaiste. Mua më interesonte përkrahja e tyre dhe jo fati i tyre.



# 31. Si e shpëtova Hafëz Rufatin e Sarajitnga burgosja

Familja e hafëz Rufatit, den baba den e vendosur në Saraj, gjithmonë kishin qenë të njohur si patriotë. Hafëz Rufati respektohej prej të gjithëve, konsiderohej si shqiptari më i ndritshëm i Shkupit. Shqiptarët e Dërvenit, madje ishin në gjendje të bëjnë çfarëdo që t’ju thoshte ai. Nga ana tjetër, Hafëzi në fjalë, në raport me shtetin ishte tepër i kujdesshëm dhe asnjëherë nuk kishte provuar që të ngatërrohet. Në xhami më tepër rrefente hiqaje, rrëfime nga historia islame, por që i dedikoheshin muslimanëve të mirë, të

devotshmëve (me porosi nacionaliste) kurse asnjëherë nuk rrëfente ndodhi kombëtare. Këtë e bënte sy më sy me muslimanët e besueshëm, prandaj edhe nuk hetohej se po ia turbullonte ujin pushtetit.

Nuk eliminohej aq lehtë hafëz Rufati i Sarajit. Kurse kjo nuk ma bënte hiç qejfin mua, më trembte, ai ishte kokëfortë, kryeneç, dinte shpesh të ngulë këmbë si «magari n'lloç»! Hafëz Rufati kishte nevojë që dikush t'ia tregojë kufirin se deri ku mund të shkojë. Fjala e tij mund të prishte shumë punë por edhe mund ta rregullonte edhe punën më të parregulluar. Unë nuk do të doja as të kem nevojë për ndihmën e tij por as të më merrte nëpër gojë. Në të dy rastet, do të më prishte punë.

Një ditë, në mbledhjen e KQ të Qytetit të Shkupit, dikush, nuk më kujtohet emri i tij, sepse pas atij fjalimi kurrë më nuk u pa në KQ, kishte vendosur që t'i ngatërrojë brirët me mua. U ngrit dhe nisi të më shënjestrojë duke thënë se, çfarë komunisti jam unë që nuk i përcjell ligjeratat e kolegëve të mi hoxhallarë. Dikush kishte ardhur dhe i kishte treguar se si një ditë, Hafëz Rufati kishte luajt mendsh, kishte shpërthyer dhe kishte kritikuar ashpër të gjithë ata "hoxhallarë" të kaurave që dikur e kishin bërë haram shkollimin e vajzave muslimane. Hafëz Rufati kishte thënë se, "populli shqiptar nuk mund të ketë përparim me gra, vajza e motra analfabetë. Femra shqiptare duhet të shkollohet gjithnjë e më shumë. Duhet të jenë si femrat bashkëkohore, le të thonë sa të duan pastaj se u ngjajnë kaurkave"! Fjala "kaurkë" e kishte ofenduar shumë delegatin e KQ-së. Dhë më kritikonte edhe mua se pse unë nuk e paskam ngritur këtë problem porse qenkam solidarizuar me te. Sipas tij, të gjithë hoxhallarët janë të një mendimi me hafëz Rufatin. Deri sa po fliste ky farë delegati, seç më shkrepi në kokë! Thashë më vete, ky është momenti për ta eliminuar hafëz Rufatin e Sarajit.

"Unë, hoxha, në një mendje me hafëz Rufatin! A je në vete se çka flet. Një komunist i mirë nuk guxon të flasë kështu. A e di ti që krejt Dërveni Hafëzin e konsiderojnë për të çmendur, se është «skroz budallë», se askush mall nuk e bën. Dhe ti tani dëshiron që ta ngrisësh në hero kombëtar shqiptar, a budallain do ta bëshë hero. A je në vete ti a jo! Ti komunist?! Ti drejtor i ndërmarjes me renome të Qytetit?! Krejt bota e di se hafëz Rufati është noksan e veç ti e paske zbuluar që qenka nacionalist", i flisja duke e ngritur gjithnjë e më shumë zërin, i hidhëruar deri në qiell.

Kështu, u zhvillu një propagandë e gjithanshme se hafëz Rufati i Sarajit është noksan nga trutë, ndërsa flitej edhe ajo se si unë e kisha shpëtuar nga një burgim i përjetshëm në Goli Otok. Hafëz Rufati u thye shumë keq në shpirt, i dëshpëruar nisi të jetë gjithnjë e më i tërhequr dhe më i vëmendshëm, ndërsa në raport me mua ngeli borxhli. Duke e eliminuar nga ndonjë konkurrencë eventuale e shndërrova në një propagandues të fortë në të mirë të karrierës sime.

Kot nuk kanë thënë: "Kush është i zoti, mos i shkoftë zi moti"!

# 32. Unë dija ta luftoja ncionalizmin shqiptar

Demonstratat e studentëve në Kosovë, në vitit 1981, i dhanë leje të plotë policisë jugosllave për të vepruar lirshëm mbi shqiptarët që shquheshin qoftë edhe me më të voglën shenjë të nacionalizmit dhe irredentizmit. Shqiptarët u shndërruan si në lepujt e egër të Zhedenit të cilët duhej mbytyr sapo të dalin në shënjestër. Me qindra orë ligjerata u zhvilluan në trajnimin e njerëzve specialë që do ta luftonin këtë murtajë e cila po i kanosej shoqërisë jugosllave dhe po i tundte vetë themelet e ish-Jugosllavisë. Shoku Tito kishte vdekur kurse gjithnjë e më fuqishëm këndohej kënga "Druzhe Tito mi ti se kunemo, da sa tvoga puna ne skrenemo"! Ne, pro jugosllavët, këtë këngë e kishim moto të jetës, e kishim lutje të ditës, e kishim parim dhe përcaktim jetësor.

Në KQ të LKM-së u soll vendimi që në këtë aksion të gjërë të përfshiheshin edhe hoxhallarët, sepse ndikimi ynë ishte i madh. U ftuan disa hoxhallarë me ndikim në trajnim por, nuk kaloi asnjëri, madje të gjithë u bënë me nishan, u bënë të dyshimtë, sepse në ligjeratat e tyre ishin tepër të butë, tepër anemik, si ato melaqet që i hapin dyert e xhenetit dhe që i thonë xhenetlinjëve, hajde, urdhëroi, urdhëroni në xhenet! Para xhematit, sidomos para shqiptarëve në xhami, karshi egërsirës së tyre duhej të flitej me egërsinë edhe më të ashpër, karshi tyre duhej demonstruar tërë fuqia e pushtetit jugosllav, me zë të lartë e me gjeste duhej mbjellë frikë e jo butësi. Unë u përzgjodha si njeri më i ashpër, si njeri i përshtatshëm, sepse derisa në orë kursi mbaja prova si të luftohet nacionalizmi dhe seperatizmi shqiptar, më bëhej sikur nxirrja flakë nga goja, fjalët më dilnin si të zjarrta, sikur nuk nxirrja fjalë por gaca, prush. Kurse Kire Fuzofski bërtiste: "Taka "zharko", taka, davaj zhar… zhar… zhar…"

Shoqata "Ilmije" që funksiononte në kuadër të BFI-së dhe e themeluar nga KQ i LKM-së, u caktua që të jetë bartëse e organizimit të mbajtjes së ligjeratave nëpër organet e BFI-së si dhe nëpër xhamitë e vendit. Nuk ishte aksion i lehtë. Intervenimet policoro-ushtarake jugosllave në Kosovë, pamjet trishtuese që erdhën nga atje, por edhe proceset gjyqësore që vazhdun pastaj kundë udhëheqësve të demonstratave të Prishtinë e gjetiu, kishin pezmatuar mbarë shqiptarët, prandaj edhe nuk ishte e lehtë të dilje para xhematit shqiptar e të flisje kundër asaj lëvizje që në fakt ishte projekt i imperializmit amerikan për ta shkatërruar Jugosllavinë. Prandaj, kërkova dhe ma mundësuan që të paisesha me armë dhe me leje, m'u dha liria e plotë që, nëse vetëm më shikon shtrembër ndonjë irredentist shqiptar ta vrisja në vend, si derrin e egër. Arma në brez më jepte siguri, më jepte forcë, ma shtonte flakën dhe prushin kundër nacionalizmit dhe irredentizmit shqiptar.

Çuditërisht, në të gjitha organet e BFI-së kam hasur në kolegë e hoxhallarë që ma përkrahnin programin, askush nuk e thoshte më të voglën fjalë. Bashkë futeshim nëpër xhami, ku xhemati i hapte sytë katër kurse unë shpërtheja vrullshëm kundër të gjithë atyre avanturierëve që po ëndërronin për prishjen e Jugosllavisë.  Nuk kishte bërë vaki më herët që nëpër xhami të dëgjoheshin

duartrokitjet frenetike të xhematit. Në fund të ligjeratave, sikur ishte bërë traditë që tashmë të bërtisnin “Ju-go-sllavia, ju-go-sllavia… Sulo, Sulo…” Edhe pse nuk e kishin atë motivacion të thirrjeve “zharko… zharko”, me të cilat shpërthente Kiro Fuzofski kur më dëgjonte, megjithatë, edhe thirrjet “Sulo… Sulo”, seç më bënin krenar dhe të pathyeshëm në rrugën e Titos.

Natyrisht, përveç revoles, me vete merrja edhe një shumë të konsiderueshme të dinarëve që m’i jepte me bollëk Kiroja, sepse hasja në shumë xhemat që kishin probleme të rënda sociale. Dhënia e një dinari e shtonte simpatinë për Jugosllavinë. Natyrisht, një dinar atyre e dhjetë për vete. Nuk kishte nevojë të raportohej se kah shkonin ato dinarë, me rëndësi të më shihnin dikush se po ndaj pare, sepse e dija që në mesin e xhemateve kishte plotë spiunë që po e përcillnin punën time dhe që raportonin madje edhe te Kiro Fuzofski. Parja ta zbardhë fytyrën. Kur nuk e ke paranë e ke urrejtjen e Zotit…

## 33. Paraja është çelësi i paqes

“Paraja është çelësi i paqes”, kështu thotë një hadith i Pejgamberit s.a.v.s. të cilin e gjejmë të interpretuar nga Buhariu. Këtë hadith shpesh e kisha dëgjuar edhe nga ministrat e ndryshëm kuvajtianë. Deri sa studioja në Kuvajt, jo njëherë Iraku e ngacmonte, madje edhe kryente invazion ushtarak në shumë pjesë të Kuvajtit. Ne studentët vetëorganizoheshim duke protestuar kundër kësaj sjellje kafshërore të Irakut, gjegjësisht të Sadam Hyseinit. Çuditërisht, Sadami e njihte për din ose Titon ose dollarin. Këtë e dinin edhe vetë qeveritarët mbretëror të Kuvajtit. Vinin në Universitet e na thonin: “Mos u shqetësoni, e dijmë se çka dëshiron Sadami me këtë invazion ushtarak. Tani ia mbushim gushën me dollarë dhe për 24 minuta do ta japë urdhërin për tërheqje”! Kështu edhe ndodhte. Kuvajti e blinte paqen me dollarë amerikanë. Ja pra ku vërtetohej hadithi i Pejgamberit a.s. se “paraja është çelës i paqes”!

Sa herë që më duheshin para për t’i zbutur shqiptarët egërsirë, ia thosha këtë hadith Kiros. Ai ma kuptonte hallin dhe menjëherë vepronte, duke m’i mbushur xhepat. Shyqyr Zotit, në aspekt të pareve, gjatë tërë jetës më ka ecur mirë, kurrë nuk më ka munguar me bollëk. I harxhoja shumë lehtë, sepse duhej të shtroheshin dreka e darka, duhej ta ofroja gjithësecilin, ta shoh e ta analizoj mendmin e secilit për nacionalizmin dhe irredentizmin e shqiptarëve. Një herë e pata pyetur Kirën, çka nëse të gjithë shqiptarët e Jugosllavisë, mbi 3 milion sa ishin, çka nëse të gjithë bëhen irredentistë, t’i vrasim të gjithë!? Jo, më pat thënë Kira, edhe ne do të bëhemi irredentistë dhe do të përzihemi me ata, kështu që, nuk do të dihet më se kush është patriot e kush tradhëtar. Krejt Jugosllavia do të bëhemi irredentistë dhe, ne që i luftojmë ata pastaj do t’i drejtojmë kah irredentizmi i vërtetë dhe serioz! Kurrë nuk e pata kuptu motërqimin!

Një ditë, deri sa po nisesha për një ligjeratë diku nga Vallandova, Kiroja më thotë të kem kujdes se do të vëzhgohem nga një kundërzbulues i KOS-it. Ashtu ndodhi, ishte një nënkolonel nga ata trupat malazezë, i gjatë dhe i ashpër, nënkolonel Spasojeviqi. Para ligjeratës sime kundër irredentizmit shqiptar koloneli gati u shndërrua në kokërr meli, u mblodh e u zvogëlua, u zverdh e iu varën mustaqet si gjethet malore të pishës së vyshkur. Në fund, erdhi dhe më dha dorën duke më thënë: "Vetëm edhe një kështu si ti ta ketë Jugosllavia, nuk ka se çka i frikohet ardhmërisë së vet"! I thashë: "Në shërbim të popullit dhe atdheut"! Këmbënguli që të hanim një darkë! Nuk e refuzova dhe, bëra mirë, sepse, në fund, dola fitues unë. Pasi më pyeti se për çfarë kisha nevojë, sepse ishte në gjendje të më ndihmonte dhe, pasi ma solli muhabetin rreth ushkuri, i thashë, si në shaka: "Vallai, e kisha bërë kabull ndonjë nuse për babain tim, i ka vdekur gruaja dhe nuk po durohet! Plak por po e do"! Doli nga restoranti dhe pas nja 15 minutave erdhi me një femër të re. Më pëlqeu, nuk di a më ishin lodhë sytë nga tymi i cigares e nga vera, por, më pëlqeu, tek ajo pashë një nikoqire të mirë. Si përfundim, vendosa t'ia sjell babait. Kur e pa babai në oborr të shtëpisë, desh më vrau, më bërtiti: "hiqe këtë lanet nga oborri o pis, kjo qenka e re, kjo do burrë e jo plak si unë"! "Hë bre babë", i thashë, "çka ke ti, nëse do burrë jam këtu, i dal në susret", i thashë si në shaka dhe ia mbatha deri te dera e oborrit. Ika prej tij i cili vrapoi pas një thupre për të na ndjekur të dyve. E mora turken dhe m'u kujtua hoxha i Sllupçanit! Një ditë më parë isha takuar me te dhe, deri sa po ecnim nëpër një livadh, para na doli një tufë dhenësh të cilave u rrinte përpara ogiçi i hatashëm. Pa na vërejtur fare neve nisi t'u kërcej dhenëve. Mbaroi punë me njërën, pastaj i kërceu tjetrës e kështu me radhë. Në atë moment hoxha tha: "Uh, si nuk më bani Allahu dash e të kënaqesha duke iu këcy deleve!" Desh na ranë brinjtë duke u qeshur. Ja, thashë, vetëm ai do të mund ta bëjë zap këtë "faishe"! U nisa për në Sllupçan. Nuk di se si u durova pa e përla edhe unë atë «fatkeqe»! Kah ferku i mëngjesit arrita në Sllupçan dhe para xhamisë e prita hoxhën, i cili, sapo më pa e diti nga larg se i kisha kurdisur diçka të këndshme. Ik, më tha, të mos na shohë xhemati. Ai në shtëpi me nusen e re, unë për në shtëpi. Disa javë më vonë hoxha kishte hetuar se ajo nuk ishte turke por «xhipkë», e kishte dëbuar!

## 34. Si mu bë paraja din e iman! Estejkfurullah!

Jo rastësisht thonë, mos e lë fëmijën për të hequr për asgjë, sepse kur të rritet, ajo që i ka munguar më së shumti do t'i bëhet ves! Vetëm në familjet e varfëra ka hajni e vjedhje të mëdha, sepse vjedhjet i kryejnë adoleshentet të cilët, sapo të rriten pak, ndjejnë nevojën për ta pasur paranë në xhep dhe nisin e operojnë nëpër shtëpi. Kështu kisha bërë edhe unë dikur.

Tashmë nuk mund ta kaloj një ditë pa e fituar paranë, në çdo mënyrë. Nëse

nuk ma jepte Kiro Fuzofski (sepse shpesh dinte të bëhej me një vesh, kinse nuk po dëgjon) atëherë mend më dilnin për ta gjetur ndonjë mundësi për të ardhur deri te dinari. Përmes hoxhës se Sllupçanit u njohtova me Hafëz Ilmiun e Hotlës dhe, nisa të merrem me duhanin hotlan. Ky duhan kërkohej shumë, por edhe shitësit e këtij duhani ndiqeshin më keq se kriminelët. Kishte njësi speciale në kuadër të policisë që merrej me ndjekjen e shitësve të duhanit dhe, po të zunë ata nuk bënte punë as Kiro Fuzofski dhe as Kiro Gligorovi (i cili më vonë do të bëhet Kryetar i Maqedonisë).

Kënaqesha kur e fitoja paranë duke rrezikuar. Seç më dukej vetja edhe fitimtar edhe triumfus. Kështu, fitimin e parave nisa ta nxjerr edhe nga shitja e druve. Kjo punë ishte mjaft e rrezikshme, me rrezikshmëri të dyfishtë. E para, deri sa e prenim dhe deri sa e nxirrnim në rrugë drurin dhe, e dyta pastaj nga «shumarët»! Me qindra metra drunj kam shitur. Natyrisht, shumicën e metrave të drunjve m'i bënin gati miqtë e mi, shokët të cilët mrekulloheshin me cilësitë e mia, në të gjitha aspektet e jetës. Trim po, i zgjuar po, i aftë po, i shkathët po, nanqimë po…

Kur jemi te drunjtë më duhet të nënvizoj diçka që më ndodhi këto ditë, pas zbardhjes së paketit të dytë të "bombave" të Zajevit. Më erdhi një mik i imi prej sigurimit shtetëror e më tha se, e paska dëgju një telefonatë timen me një nga ish muftijtë, të cilit i pata thënë që të ndikojë te "odbornikët" e një katundi dhe mos të na pengojnë që ta presim një mal të madh që ishte vakëf i ynë. E ky farë pisi, jo që nuk më dëgjoi por nisi edhe të më shesë moral: "si bre haxhi reis ta presim vakëfin. Po ti e di se si veprohet me sheriat në të tilla raste të vakëfit", dëndëra-mëndëra. Pisi, ma shoi një bisnes të hatashëm. Kurse miku im inspektor më tha se nuk do ta zbardhin atë bisedë, sepse ai ish myftiu do të dilte mbrojtës i vakëfit e unë shkatërrues.

Dhe, një prej mënyrave të fitimit ishte edhe nga pajtimi i ngatërresave që i bëja. Aty ku nuk pajtoheshin me hadith e me Kuran, në ndihmë ua silljа ndonjë polic kaur dhe, sapo miratoheshin familjet, menjëherë ua merrja lekët, sepse e dija që, nëse nuk e djeg shqiptarin në xhep, të harron menjëherë ty dhe, me ty edhe ndihmën tënde. Kështu ndodhi edhe me dy familje në fshatin Greçan. Kryefamiljari i pasur dhe i fuqishëm kishte spiunuar komshiun e vet të varfër se kishte armë. Vinë policia, e rrahin dhe e pranon se e kishte një revole të gjyshit të vet. Ia marin revolen dhe sapo ikin, fakir fukarai i kërcënohet kryefamiljarit të pasur se do ta vrasë. Meqë ky ishte mik i strukturave policore, më luten që të shkoj e t'i pajtoj sepse ia kishin merakun bashkëpunëtorit të tyre. Shkova, u mundova me hadise, me ajete, me hiqaje por, ë-ë, kot, nuk ma morën hiç në dorë. Atëherë, e thirra në ndihmë Zoki policin, i cili, sapo i hyri në oborr fukarasë, gati i zhveshi pantallonat. E thirrëm edhe kryefamiljarin e pasun dhe i detyruam që të merreshin ngryk. Bashkarisht i shkuam pastaj zotniut për t'ia hëngër një drekë. Sapo u kot pak Zoki, i mbështetur në shilte, pas drekës, ju thash të dyve: "Ky kauri po bëhet kinse po fle sa t'ju them që, tani, menjëherë të dilni jasht e të sillni pare, t'm'i fusni në xhep pa bërë zë, e unë duhet pastaj me ia dhënë atij. Mos të guxoni t'ia fusni atij në xhep se ju mbyt krejt!" Kësisoj, diku pajtoja ngatërresa e diku shkaktoja ngatërresa, sepse duhej të kishte ngatërresa që unë të fitoja ndonjë dinar.

# 35. Shkrimet e mia kundër irredentizmit shqiptar

Kurë nuk arrita ta kuptoj se prej nga buronte tek unë tërë ajo energji negative kundër shqiptarëve irredentistë e seperatistë. Po si nuk patën më të voglin insaf për Jugosllavinë. Të gjitha indikacionet e shërbimeve sekrete flisnin se ata i kishin hyrë punës për ta rrënuar Jugosllavinë, për të cilën baballarët tanë kishin derdhur aq djersë e gjak. Të gjithë që i kontaktoja, me të gjithë që e kaloja ditën dhe natën, ma mbushnin mendjen se me mijëra herë më shumë kishte shqiptarë që e donin Jugosllavinë në krahasim me irredentisët. Kjo ma shtonte urrejtjen deri në zhdukje të tyre. Kjo m'i arsyetonte të gjitha mjetet dhe metodat që i përdorja në luftë kundër këtij irredentizmi e seperatizmi. Nuk besoj të kenë fshehur nga unë ndonjë qëndrim, sepse, të gjithë ishim të sinqertë, të gjithë angazhoheshim për ruajtjen e shtetit të përbashkët të vëllazërim-bashkimit tonë. Se nga dolën pastaj të jenë të gjithë shqiptarët e mundshëm për Kosovën Republikë dhe për Shqipërinë e Madhe këtë kurrë nuk arrita ta kuptoj.

Menjëherë pas demonstratave të para në Kosovë, po ndjeheshin lëvizje edhe në mesin e shqiptarëve të Maqedonisë, të cilët po ngacmoheshin sidomos nga studentët e kësaj ane që po studionin në Prishtinë. Dy persona u përzgjodhëm dhe na i ndanë detyrat të cilat duhej kryer me besnikëri, me devotshmëri dhe me përkushtim. Unë u angazhova që të ndikoja tek shtresa e teologëve por edhe ta kontrolloja këtë komunitet, ndërsa profesor Sefedin Sulejmani u angazhua të ndikonte dhe të ushtronte kontroll mbi stafin akademik dhe mbi studentët shqiptarë të kësaj ane. Profesori Sefedin e pati më të lehtë, sepse edhe ishte i gojës por edhe i kalemit. Dinte të shprehet por edhe të shkruante. Në vitet '80 ai tashmë kishte mbi 50 vepra të shkruara, nga sfera e filozofisë dhe marksizmit, ndërsa unë isha tamam tokmak! Çuditërisht nisën të botohen deklarata të mia por edhe shkrime në emrin tim. Çfarë gëzimi i papërshkrueshëm kur gjeja ndonjë shkrim të botuar me emrin tim. E merrja gazetën, e fusja nën sqetull dhe i bija poshtë e lartë rrugëve të Bit Pazarit. Nisa të shikohem si një person mjaft atraktiv, vizionar dhe marksist i përkushtuar. Edhe hoxhë edhe marksist – kjo e bënte madhështor qëndrimin tim prej komunisti të përkushtuar. Më vitin 1987, në Takvimin e BFI-së që e përgatiste për botim Shoqata "Ilmije", e cila historikisht më tepër ka qenë organ i Lidhjes Komuniste se sa i BFI-së, botova shkrimin tim mbi irredentizmin dhe seperatizmin shqiptar si dhe për përcaktimet imediate të të gjithë teologëve në rreshtimin e tyre për kalitjen e mëtejmë të vëllazërim-bashkimit jugosllav. Vetëm ky shkrim u mbajt mend nga ana e shqiptarëve, kurse unë kisha botuar edhe dhjetra të tjerë që po botoheshin nëpër biltenet policore dhe ushtarake nëpër republikat e vendit dhe zonat ushtarake të Jugosllavisë. Botoheshin sepse isha mjaft atraktiv, merresha si shembull: një teolog mysliman si

angazhohet në ruajtjen e vlerave të socializmit jugosllav. Më përkrahnin mua në këtë front, sepse në Kosovë hoxhallarët hala nuk ishin të verifikuar, kurse në Bosnjë, pas lëvizjes “Vëllezërit Myslimanë”, hoxhallarët po shikoheshin si tradhëtarë e si të rrezikshëm. Ndër hoxhallarët më të respektuar boshnjak ishte Ahmet Smajloviqi, kryetari i tyre. Më kujtohet kur e ftuam në hapjen e Medresesë sonë, të “Isa Beut”! Ishte i gjatë, i bardhë, me mollza të faqeve pak në të kuqe, i veshur mirë, pedant, me një xhube flakë të bardhë. Seç e kishte një krenari të tepruar. Kjo nisi t’ia ngacmojë nervat Mulla Ilazit, myftiut të Kumanovës. “Uh, që ia kisha mrrotë njëherë”, tha Nulla Ilazi! I them, “mblidhe veten myfti. Gjynah e besa edhe haram zinaja, aq më tepër me meshkuj!” “Jo për lezet o Mulla Sulë, por për ibret, për hakaret”, ma ktheu ai duke u dridhur nga përpjekja për ta mbajtur të qeshurën që desh e plasi.

Po thuajse prej të gjithë niveleve të Lidhjes Komuniste e kisha të siguruar përkrahjen për zgjedhjen time eventuale në krye të BFI-së. Kishte mbetur që vetëm të punoj sa më shumë në terren, me hoxhallarët e me “odbornikët” e xhamive. E kisha vendosur që, ose do të ma garantonin përkrahjen ose të gjithë do të përfundonin nëpër burgje. Po vinte koha e pushtetit tim!

# 36. Edhe unë si Kira! Tashmë me aletet e mia

Kiro Fozufski, inspektori më i përgatitur në radhët e UDB-së për përndjekjen e seperatIstëve dhe irredentistëve shqiptarë, tashmë kishte krijuar një besim të fuqishëm në mua. Po ndjehej i habitur por edhe pak i lodhur nga gatishmëria e aq shumë shqiptarëve për të raportuar vullnetarisht tek ai. Një herë ma shprehu dyshimin, duke menduar se, mos irredentistët shqiptarë po dilnin më të aftë se UDB-a dhe se qëllimisht po u dërgonin sa më shumë shqiptarë të raportojnë, me qëllim që t’ua tollovisin trutë! Prandaj, më luti që t’ia eliminoja nja dy si më të besdisshëm, dy shqiptarë që natë e ditë ishin në gjendje t’ia mbajnë bolet në duar. Njëri ishte nga Kondova, me nofkën «Teglla», për shkak të xhamit të syzave të tij që dukeshin si fundi i kavanozit (Zejnullah Fazliu), e tjetri ishte nga Morana, me nofkën «Mandolina», sepse kur e raportonte ndonjë informatë e nxirte si tingujt e telave të çakorduara të mandolinës (Azem Morana)!

«Teglla» do të dëshmoheshte si më i zellshëm dhe më bashkëpunëtorë, nuk do të ndjehet i ofenduar që të më raportojë mua çdo ditë e unë një herë në javë te Kiro Fuzofski, kurse «Mandolina» do të jetë më kryeneç, më i poshtër, ai kurrë nuk do të pranojë të bashkëpunojë me mua, por, drejt e me shkijet e Draçevës e të Autokomandës. Pisi kishte nisur të më konsideronte si rival të tij, më shihte si konkurrent, e jo si epror të vetin. Prandaj edhe kurrë nuk arrita t’ia jap ndonjë deyrë por as të marr ndonjë informacion prej tij. Kjo më pat shtyrë

që të betohem në vete që tan jetës të merrem me të, ta poshtroj ku të mundem e t'ia nxi fytyrën në çdo mexhlis ku do ta takoj.

Në Kondovë jetote njëfarë Haxhi Enveri, i ardhur nga rrethi i Gjilanit, i burgosu politik dhe, irredentist i papërmirësueshëm. Pa dyshim, nga rrahja e tepërt që e kishte hëngër nëpër stacionet policore, kishte luajtur pak mendësh, nuk ishte sagllam. Prandaj e kishim më lehtë për ta mjelur, si lopën e lidhur për kërpeshi. "Teglla" e kishte detyrë për ta përcjellë natë e ditë. Dikur, për shkak të afrimit me këtë hoxhe katundi por edhe me hoxhallarë të ndryshëm, kur iu bënë fëmijët për shkollë, nisi të propagojë nevojën e futjes së mësim besimit fetar islam nëpër shkollat normale. Kjo i pengonte shumë "Tegllës", sepse kishte frikë se, nëse politika zyrtare do të pajtohej me një angazhim të tillë idiotik, atëherë do të mëshileshin të gjitha mektebet e hoxhallarët do të ngelnin pa një burim finansiar prej nga u pikte ndonjë dinar. Çdo ditë raportonte vetëm për Haxhi Enverin, kurse një herë madje edhe e shprehu hidhërimin e vet te Kiro Fuzofsi se pse nuk merreshin kurrfarë mase kundër këtij farë haxhie. "Sinko", iu pat drejtuar Kiro "Tegllës"! Nuk ka asgjë të keqe nëse mësimbesimi fetar futet nëpër shkollat shtetërore. Ku është kjo e mirë! A e di ti se sa vende pune do të hapeshin për hoxhallarë e për popa!", ia pat pritur Kiro. Teglla, sapo dolëm jasht, më pat thënë: «U bo Kira me ua mbajt gajlen hoxhallarëve, e ne po luajmë majtap me ta» Hajde se për majtap janë hoxhallarët, pse a mos paske dashtë me i çu në parlament, a», ia pata kthyer unë me shumë pezëm.

# 37. Si ua mora zemrën katundarëve të Moranës

Morana, për shkak të emrit, të cilin për mbiemër e mbante një nga nacionalistët më të shquar shqiptar në Maqedoni, Azem Morana, ishte gjithmonë në shënjestër të pushtetit komunist. Po ky pushtet vite shumë më përparë ishte përkujdesur që nga ky fshat të dalë një tjetër Azem Morana e që do të ishte bashkëpunëtorë i ngushtë i UDB-së pra, spiun. Përmes këtij spiuni do të devalvohej patrioti ndërsa moranasit do të ulnin kokën përgjithmonë.

Megjithatë, seç e kishin një krenari këta katundarë, një krenari dhe një trimëri që më pengote edhe mua. Nuk duroja të më shesin trimëri mua që tashmë po njihesha anembanë Maqedonisë si Sulë trimi, si "Sulo junakot"!

Një ditë, në mbledhje të KQ të Qytetit të Shkupit, u ngrit në këmbë një delegat, më duket se ishte nga Draçeva dhe, nuk la gjë pa folur kundër banorëve të Moranës. "Këta katundarë, edhe lopët i stërvisin të jenë nacionaliste dhe, si të tilla shkojnë e ju bëjnë presion katundarëve më lojalë të socializmit, banorëve të Studeniçanit, ju futen nëpër ara dhe, këtyre banorëve socialistë nuk ju

mbetet gjë tjetër përveçse të shpërgulen”, tha ky farë delegati! Menjëherë e kuptova se këtë shpifje e kishte nga Azem Morana i pafytyrë.

Nuk u durova pa u hedhur përpjetë, jo për t’i mbrojtur banorët e Moranës sa për ta mbrojtur dinjitetin e socialistit të mirëfilltë. Si more, ju thashë, aq qenka socializmi i kotë sa edhe lopët po lejuaka të kalojnë në nacionalizëm. Çka është ky ofendim kaq i madh. Lopa është lopë dhe ajo as që di se cilat ara janë të Moranës dhe cilat të Studeniçanit. I luta të mos tallen kështu dhe të kenë kujdes se si e përceptojnë komunizmin. Ja, unë do të dal në atë terren dhe do t’i detyroj vetë katundarët të më tregojnë se cila lopë shtiret si nacionaliste, do ta therrim në vend!

Nëntë vite rresht për Ramazan shërbeva në Moranë. Të gjithë e dinin se çfarë hoxhe isha. Për më të madhin kijamet nuk lejova të më ndërrojnë nga ky katund. Jo për gjë por, thjesht, për drekat dhe darkat që i përgatisnin aq mirë dhe me aq bollëk. Nëse nuk ndërhyja unë, frikohesha se do të ndërhyjë koperativa dhe do t’i tufëzojë të gjitha kafshët dhe do të më duhej të hiqja dorë nga ky katund. Kësisoj, shumë shpejt u përhap lufuta ime që kisha zhvillar në KQ të qytetit për bagëtinë e këtij katundi dhe, tashmë më prisnin si shpëtimtar i tyre. Kisha arritur një ujdi me ta. Ju kisha thënë se këtu në katund ka spiunë që flasin për këta bagëti si për nacionlaista të mëdha, prandaj, do të ishte mirë që në çdo muaj të therrej nga një kafshë e madhe apo në çdo javë nga një kafshë e imët, edhe atë në shenjë të kapjes së tyre duke pretenduar të merren me nacionalizëm. Kësisoj, edhe Lidhja Komuniste e Jugosllavisë do të binden se moranasit janë vigjilentë por edhe unë do të dhihesha duke hëngër mish. Gratë moranëse, edhe pse naive e katundare të thjeshta megjithatë, drekat dhe darkat dijnë t’i përgatisin si asnjë grua tjetër në botë.

Tashmë, në Moranë shumë lehtë plaste sherri. Sa herë që shkoja duhej të lëshonim një dhi nga sheshi i katundit dhe në cilin oborr do të futej dhija, aty shkoja për drekë apo për darkë. Natyrisht, therrje e madhe bëhej në atë katund. Shpesh nga një këmbë lope ia çoja edhe Kiro Fuzofskit sa herë që kisha nevojë t’ia tërhiqte dyzginat pisit, Azem Moranës, i cili kurrë nuk arriti të më duronte. Moranën nisa ta lavdëroj shumë. Morana po lavdërohej edhe prej të gjithë komunistave të Maqedonisë, more edhe të Jugosllavisë. Eu, kur t’i zuri pastaj inati studeniçanasit! Banorët e Studeniçanit nuk duronin që të ngelnin mbrapa moranasëve me sajgi. Kështu, m’u shtua edhe një sofër tjetër. Studeniçani e Morana punonin vetëm për mua. E pra, kishin për kë të punonin, për Sulë komunistin që më kishin të gatshëm për çdo nevojë të tyre. Kështu, për pak vite, deri nga viti 1990, Studeniçani e mbante rekordin në shumë sfera: rekord për analfabetizëm, rekord për asnjë femër me shkollë të mesme, rekord për fetarë fanatikë por edhe rekordin e të qenurit komunista të devotshëm. Kjo si duket i bëri që të nxjerrin spiunë edhe më të rreptë se Azemi i Moranës. Megjithatë, të gjithë silleshin rreth meje. Kështu i kishte urdhëruar i madhi Kire Fuzofski!

# 38. Familja Guta duhej të bëhej terbije

Në Hasanbeg të Shkupit jetonte familja e një prej hoxhallarëve më të nderuar dhe më të mëdhenj që ka pasur ky qytet. Mulla Veseli (Vesel Xheladin Guta) ishte patriot, ishte hoxhë i madh, ishte i devotshëm, me ndikim shumë të madh në xhemat. Ishte mendimtar e poet. Si i tillë, gjithmonë kishte qenë nën vezhgimin e udbashëve. Mulla Veseli njihet sidomos për momentin e heqjes dorë nga të shërbyerit si imam dhe nga dhënia e fetfave. Ditën kur i vdiq gruaja, sapo u kthyen nga varrezat e katundit, familjarëve të tij por edhe të gjithë të pranishmëve të tjerë ju tha: “T’i shërbej xhematit në këtë pozitë ku jam sot, është një hap drejt mëkatit, sepse, si njeri nuk jam i privuar nga gabimet, prandaj, çfarëdo gabimi eventual që do ta bëj, të gjithë do të thonë, ja, ky mendtë i ka te ndonjë grua tjetër! Do të ankohen, do të ma thonë në fytyrë, do të nervozohem nga ato paragjykime dhe, ja mëkati! Përpiquni të gjeni ndonjë imam tjetër, unë tash e tutje do të jem vetëm xhemat i thjeshtë!” Kështu kishte pas vendosur Mulla Veseli!

Ky vendim i tij e kishte larguar edhe nga aktivitetet të cilat do të mund ta kualifikonin si nacionalist apo neo-ballist. Pas tij do të vie djali i vet, Hafëz Abdullahu, teolog i mirënjohur i qytetit, edhe pse shumë naiv. Ai fenë e kishte kuptuar kallëp dhe, lotët i kishte në maje të syve. Gjatë vazeve ai më shumë qate se sa fliste! Ky e shkolloi të birin në Medresenë tonë. Sadudin Xheladuinin, medresat nacionalist, ishte karakteri i Mulla Veselit, këmbëngulës dhe kokëfortë. Një ditë do të thotë diçka që do t’i kushtojë me një vit qëndrimi jasht bangave të Medresesë. “Trepça radi, Beograd se gradi”, kishte bërtitur në klasë. Kjo budallaki e tij kishte shkuar në polici dhe, menjëherë u përjashtua nga Medreseja. Në momentin kur deshtën ta burgosin Hafëz Abdullahun, ndërsa të birin, Sadudinin, ta fusin nëpër entet ndëshkimore për adoleshentë, ndërhyra unë, me planin tim. Ju thashë që mos të bënin patriotë prej kaundarëve të thjeshtë por, le të mendojnë se si mund t’i kompremetojmë fillimisht e pastaj t’i fusim në shërbim duke i neutralizuar përjetë si familje nacionaliste. Propozimi im ishte që ta rikthejmë Sadudinin sërish në klasën e dytë të Medresesë kurse Hafëz Abdullahun ta mbajmë nën kontroll duke i thënë se këtë na e kishte borxh për djalin e tij që e shpëtuam nga burgu dhjetëvjeçar! Hafëzi do ta pranojë këtë masë disiplinore, ndërsa tërë Hasanbegu do të mbushet me dyshim se, si u bë që Sadudini të shpëtojë nga burgu dhe të rikthehet në shkollë. Natyrisht, ne, “operativcat” gjithandej do të flasim se kjo familje tashmë ka rrëshqitur, ka pranuar ta shpëtojë të birin duke u vënë në shërbim të UDB-së. Për këtë propozim timin fitova edhe më shumë simpati nga Kiro Fuzofski, kurse familja e Mulla Veselit, që e dinte se për respektin ndaj tyre e ktheva Sadudinin në shkollë, duke rrezikuar që unë të etiketohem me akuzën seperatist, në fakt, i bëra të më ngelin borxhli për tërë jetën. Në lumin plot peshqë nuk hidhet grrepi por rrjeti!

# 39. Të jeshë nga Dardha është më mirë setë jeshë nga Medina

Nuk po arija më të përkujdesesha për flokët e mia të gjata. Të qenurit si pjesëtarë i Bitëllsave po më tradhëtnte, sepse, nuk po arrija ta praktikoj higjienën mbi flokët. Po haja shumë mish, pastaj po më fryhej aq shumë barku sa nuk po guxoja të lëvizja nga vendi, sepse, allah-allah, mund të më shpëtonte noj pordhë e të turpërohesha. Aq shumë fryhesha sa gjithçka ishte e mundur po të përpiqesha vetëm pak që të ngritesha në ato moment. Kështu, duart krejt yndyrë, kisha shumë qejf t'i fërkoj flokët duke i ngritur përpjetë. Duke marrur shkëlqimin e yndyrës së duarve flokët nuk më tregonin të palarë por, thjesht, të përkujdesura ndaj flokëve me levantë e vajëra të ndryshëm. Kësisoj, dal nga dal nisa tí prish flokët, sepse sa më të palarë, aq më shumë më binin. Desht u shndërrova në qel. Duke qenë "Sulo Junakot", "Sulë komunisti", kishte rrezik të nisnin e të më quanin "Qelavi Sulo", të ndikuar nga filmi "Qelavi Xho"! Pat provuar kështu të më thërrasë një herë Mulla Zekrija Bajrami e unë desh ia çava gojën me grykën e revolës. I shkoi shurra pikë-pikë!

Pra, vendosa t'i shkurtoj flokët. Deri sa po prisja rend në berber, te ai dyqani që ishte përreth Jahja Pashës, e që në fakt ishte i agës Skender, filimisht nënkryetar i Ballit Kombëtar për Maqedoni e pastaj udbash i regjun, po më pyste një plak kosovar se nga isha. I nuk po më njihte, të tjerët veç u qeshën. I tregova se isha hoxhë dhe se isha me prejardhje nga Dadha e Shqipërisë. Plakut gati iu mbushun sytë me lotë. Nuk foli asgjë vetëm më shikoi me dashuri. Pastaj, si t'ia kishe prekur një sustë, sikur u tremb nga unë dhe sakaq i zhduki të gjitha lotët. Sa për ta zhvilluar muhabetin e për ta shtyrë kohën pritjes, nisa t'i tregoj:

«O axhok, ne të Dardhës jemi me famë. Të jeshë nga Dardha është më mirë se të jshë nga Medina! Për ne është thënë se kemi aftësinë dhe shkathtësinë e hatashme të hajnave. Nuk e ka asnjë hajn këtë aftësi si të tonën. Thonë që, të gjithë vjedhin dhenë, por, të vetmit ne të Dardhës jemi që dhentë i vjedhim me gjithë bariun. Hahahaha! Ku po du me dalë axhok! Ti je plak dhe ke kohë sa të duash për me pritë, por, edhe sikur të mos keshë kohë, dije se unë tani po ta vjedh radhën dhe do të ulem para teje me u qethë, kurse ti do të ma respektoshë këtë shkathtësi. Edhe një gjë, me hajna kurrë mos u kap, sidomos me hajna nga Dardha, se vallai të del punë» Plasi gazi, plaku veç uli kokën dhe tha: «Ani vallah! Veç allahile kallxomë, kjo dadha kah e ka bishtin?» më pyeti plaku kurse unë kurrë nuk arita të kuptoj se çka deshti të thotë me atë pyetje. Kah e ka dardha bishtin?! Dardha kurrë nuk kemi vjedhë ne të Dardhës, por ama dhentë po, biles me gjithë çobanët. Hajde dhentë i vidhnim për me i hëngër, po çobanët çka na duheshin. Hahahah….

# 40. Ajeti kuranor maksimë komuniste

Unë asnjë herë nuk kam pasur ndonjë njohuri të madhe mbi komunizmin si sistem. Për këtë duhej të lexohej Marksi, Engelsi dhe, sidomos Lenini. Jo njëherë jam përpjekur që ta lexoj Marksin por, çuditërisht, kurrë nuk e kam kuptuar, në asnjë faqe të librave të tij. Njohuritë e mia mbi këtë sistem më tepër ishin të natyrshme. I kisha të lindura brenda meje. Jam i bindur se e kisha trashëguar një gjen komunist, por, nga kush nuk e di! Sepse si shpjegohet ndryshe gjithë ai afinitet i imi për t'u marrur me veprime komuniste dhe madje për të qenë aq shumë i suksesshëm. Ndoshta kështu m'u kishte rrasur mendja mua, ndoshta "faji" për këtë ishte krejt te Kiro Fuzofski, mësuesi im më i dashur përgjatë tërë karrierës sime. Asnjëherë nuk shkoja në vizitë të ndonjë xhemati paraprakisht pa u përgatitur nga Kiroja. Më mësonte mirë se çka të flas, si të flas dhe ku të godas. E unë flisja vetëm për Titon dhe për sistemin komunist, flisja rrjedhshëm e guximshëm, qetë dhe me maturi, herë-herë duke e dridhur buzën përvajshëm e duke u përlotur dhe, më së shumti godisja në vëllazërim-bashkimin tonë. Kur vija te kjo pikë, dilja nga vetja, nuk përmbahesha, në mënyrë fanstastike i bindja të gjithë xhematet se, pikërisht ky postulat, ishte baza e komunizmit dhe pikëtakimi më i fortë dhe i pamohueshëm i komunizmit me islamin. Komunizmi thotë, barazi për të gjithë, vetëqeverisje për të gjithë, dashuri për të gjithë, vëllazërim me të gjithë dhe bashkim apo bashkëjetesë me të gjithë, pavarësisht përkatësisë së tyre etnike e fetare.

Ajeti 13 i sures El Huxhurat thotë: "O njerëz! Në të vërtetë, Ne ju krijuam ju prej një mashkulli dhe një femre dhe ju bëmë popuj e fise, për ta njohur njëri-tjetrin"! Me këtë ajet i nisja të gjitha takimet në terren me xhemain tonë. A nuk ju duket ky ajet që është në përputhje të plotë me maksimën komuniste për bashkim dhe vëllazërim. Kush mund të vëllazërohet përveç të gjithë atyre që janë dë bindur se janë të krijuar prej një mashkulli dhe një femre dhe, kush mund të vëllazërohet përveç atyreve që janë të krijuar prej një nëne dhe një babe? Dmth, diskriminimet racore, etnike e fetare nuk pranohen me islam, por nuk i pranon as komunizmi. Ja pra një bazë e fuqishme islamo-komuniste për ta përforëcuar sistemin komunist. Pikërisht në këtë maksimë i ka rrënjët ateizmi komunist, sepse komunistët nuk dëshironin të lënë përshtypjen se po zhvillohen duke u mbështetur në parimet islame. Përveç kësaj, nuk dëshironin që muslimanët e devotshëm të mendonin se, mjafton të jeshë mysliman, me këtë apriori e merr edhe epitetin komunist. Jo, jo, të bëhesh komunist duhet ta bëshë bythën krejt ushla duke e mësuar natë e ditë vlerën e këtij sistemi aq të përafërt me fenë islame. Nuk ke se çka e mëson islamin, islami lind me ty. Duhet të mësohet komunizmi që mos të të dobësohet islami, apo, imani! Kjo filozofi më ka bërë që gjithmonë të njihem si teolog i rreptë komunist. Elhamdulilah!





# 41. Simpatia për krijesën prej zjarri ma dha nofkën “Zharko”

Një ditë, deri sa po ecnim gjurmëve të një lepri të vogël, gjurmët e të cilit po i vërenim në një cipë të hollë të borës, sakaq Kiro Fuzofski më pyeti se, në mos po fusja huti me ajetin që flet për krijimin e njeriut nga një nënë dhe një babë e të cilën po e përdorja dendur në të gjitha takimet tona me xhemat, gjithnjë në luftë kundër irredentizmit dhe seperatizmit shqiptar. Ku po ngelin ajetet që flasin se Zoti është krijues i gjithçkafit. “Njeriu është qenie e krijuar prej Zotit, ashtu siç janë të krijuar edhe engjëjt por edhe djalli”, më thotë Kiro Fuzofski. Pas kësaj pyetje biseda mori një tjetër dimension.

I them Kiros: “Është e vërtetë kjo, por, nuk futem aq thellë, sepse atje pastaj do të nis e të flas duke e madhëruar Shejtanin! Ndërsa me ajetin që e përdor më krijohet mundësia të flas për komunizmin si dhe kundër seperatizmit shqiptar”!

“Si ta madhëroshë Shejtanin!? Ti po më frikëson! Pse këtë dashuri për Djallin?”

“Pasi Zoti e krijoi njeriun prej balte, kurse balta është brumi i të gjitha mikrobeve e fëlliqësirave të shumta, Ju thotë meleqve: ju do të përkuleni para kësaj krijese që do ta lë mëkëmbës timin në botën e përkohshme!” Në këtë propozim të Zotit do të reagojë shumë ashpër Shejtani duke i thënë, o Zot, si t’i përkulem baltës kurse unë jam i krijuar prej zjarri! Dhe, i them, Kiros, e di ti se këtu plotësisht i jap të drejtë Shejtanit. Krijesa prej zjarri, kurse zjarri djeg e shkrumbon çdo mikrob e çdo qelizë të saj, çdo virus e çdo pisllëk, tani duhet t’i përkulet njeriut, i cili do të krijohet prej asaj pike të farës të cilën ne e hedhim edhe në WC, edhe në bari, edhe në gurë, edhe në dru, ku të na zë halli. Me të vërtetë që, në këtë pikë, gjithmonë ia kam dhënë të drejtën Shejtanit, madje shpesh më shkonte mendja që për këtë të hapja debat edhe më profesorët e mi arabë por, nuk ma mbante, do të keqkuptohesha. Ja, shyqyr Zotit, mu dha rasti që ta shpreh këtë qëndrim timin para teje.

Kiroja, krejt duke qeshur me zë, duke më rrahur shpinës e duke më përqafu si vëllai vëllain, më thotë, o Sulo, o nuk ka më trim se ti bre. Hallall të qoftë. O krej zjarr je, je prush që të përvëlon, që t’i djeg të gjitha tezat e që t’i përmbysë të gjitha teoritë. Je zjarr! Hajde të hapim një nofkë të re për ty. Tash e tutje për

mua dhe për të tjerët, atje poshtë në zyret tona, ti do të njihesh si “Zharko”! Natyrisht, e shtruam muhabetin, pasi tashmë e kishim vrarë e pjekur edhe lepurin e egër. E çuam “çuturicën” e mbushur me verë të kuqe e për nderë të nofkës sime të re. “Zjarr”, “Prush”, “Zhar- Zharko”, Shejtan bre, kurrë falë mos i qofsha askujt dhe prej askujt mos u varsha! Kush më do mua dhe sistemin mund të shpëton pa u djegur. Zjarri nuk ka rahmet!

# 42. Unë, Mulla Sula, kryetar i BFI-së

Më në fund u kurorëzua aktiviteti im shumëvjeçar në ruajten e vlerave të komunizmit, në ruajtjen e ish-Jugosllavisë si dhe në luftë kundër seperatizmit dhe irredentizmit shqiptar. Tani erdhi momenti për ta përjetuar ndihmën e të gjithë atyreve që i ndihmova për më shumë se njëzet vjet.

U bëra kryetar i BI-së! Paraprakisht, me të gjithë drejtusit e këshillave të BI-së, si dhe me kryetarin e atëhershëm të Kuvendit të BI-së kishin punuar strukturat e caktuara të shtetit. U kishin dhënë direktivë që të më votojnë mua. Tërë këtë aktivitet e kishin bërë larg syve të mia, unë nuk dija asgjë, thjesht, për të ma lehtësuar punën e mëtejmë, duke qenë i bindur unë se të gjithë ata më donin mua dhe vetëm mua. Pasi u përzgjodha, e kuptova tërë lojën që e kishin luajtur. Kjo më iritoi shumë, sepse nuk e dija se cila palë po e tregon të vërtetën: ata të shërbimeve të sigurisë, apo teologët. Nuk e di as vetë kur ndodhi në mua ai moment i kthesës por, di që për një moment kam thënë: tash e tutje duhet lidhur me hoxhallarët e kundër atyre shërbimeve që asnjëherë nuk janë të ndershëm në detyrën e tyre. Largimi im prej tyre u bë me kryeneçësi, u bë me rrebelizëm, u bë duke u futur vetë në ato kanale nëpër të cilat futeshin dhe jetonin vet ata të shërbimeve. Kalova në nacionalist i madh shqiptar, sepse, e dija që kjo do t’i lëndojë më së shumti ata dhe se, tani, për herë të parë, do të ndodheshin para një situate të palakmueshme: një nacionalist transparent nuk do të mund ta burgosnin. Unë isha kryetar i të gjithë myslimanëve dhe, çdo burgosje eventuale e imja do ta përmbyste shtetin. Atyre u dola ndorësh ndërsa si hakmarrje ata e përdorën liferimin e nofkes sime prej kodoshi (“Zharko” ) si dhe hedhjen në publik të segmenteve nga aktivitetet e mia deri sa bashkëpunoja me ta.

Ja, për herë të parë, pulikisht, përmes këtij memoari po e pranoj që kam bashkëpunuar me ta dhe po ju kërkoj falje të gjithë atyreve që i kam lënduar e dëmtuar. Bashkëpunimi im ka pasur një qëllim shumë fisnik – thjesht, të bëhem kryetar i kësaj Bashkësie, sepse e kam ditur se, nga ky pozicion do të mund t’i ndihmoja shumë shqiptarëve.

Ishte momenti kur në skenën politike shpërtheu sistemi shumëpatiak dhe se kishin nisur të krijoheshin partitë nacionale. Shërbimet e shtetit e kërkonin lojalitetin tim sepse, e dinin që duke qenë kryetar i çdo myslimani, pra edhe i

kryetarëve të partive shqiptare, do të kisha ndikim të madh mbi ta dhe ma mirë me thanë, do t'i paralizonim më lehtë. Kurse, unë, duke e ditur këtë fakt, punoja që t'ju afrohesha sa më shumë pative shqiptare me qëllim që t'ua bëj me dije se unë jam ai kryesori dhe mos të përpiqeshin askush të më dilnin përpara. Çudiërisht, për këtë gjë do të bindet vetëm i njeri, Abdurrahman Aliti, krytar i PPD-së, i cili, jo njëherë, të gjithë deputetëve dhe ministrave të tij ju ka thënë se, fjala e fundit në veprimarinë e tyre duhet të jetë fjala e Mulla Sulës dhe se ky burrë, në atë moment kur do të thotë, lëshojeni qeverinë dhe parlamentin ju të gjithë duhet të dilni madje edhe të përgatiteni t'i kapni armët, sepse këtu e kemi komandantin! Kurse Zoti na ka nderu me superkomandant duke na e dërguar në krye të BI-së sypatremburin, Sulejman Rexhepin. Më herët, liderët paraprakë të kësaj Partie, Nevzat Halili dhe Mitat Emini, nuk m'u bindën kurrë, prandaj dhe e hëngrën t'nanës!

# 43. Përpjekjet e UDB-së për të hapur filiale në BI

Ma bënë krejt vrerë postin e kryetarit, nuk arrita t'i gëzohem asnjë çast. Derisa nuk u çarta fare. Pas një kohë e thirra Kire Fuzofskin duke e qortur se si më lanë si qengjin në kafazin e mbushur përplot me ujqër. U takuam te restorani i Hotel Belvit. Vendosa që t'ia tregoj planin që kisha me këtë rrebelim timin, ndërsa si kundërshpërblim kërkova që të më mësojë se si të sillem me "çakejt" që po më silleshin panda! UDB po insistonte përmes metodave të ndryshme që në BI të hapte filialen e vet dhë të instalonte njerëz që do ta kontrollonin dhe do të raportonin për punën time. Nuk e kuptoja se pse duhej të më kontrollonin mua! "Jo", më tha Kiroja! "Nuk është për shkakun tënd, por për prestigjin e drejtorisë sonë. Nuk guxon të ngelë institucioni pa pasur njerëz tanë aty, sepse do të ngel jasht kontrollit të drejtorisë. Çdo gjë që ngel jasht nesh rrezikon të shndërrohet kundër nesh"! Ky shpjegim sikur më zbuti. Më frikësoi kur më tha se, nëse nuk do të pranoja do të bënin ç'mos që sërish ta rikthenin në BI Jakup Selimovskin me ekipin e tij. Ky plan më acaroi shumë. Atëherë, e luta Kiron që ai ta kishte nën kontroll krejt BI-në. Nuk do të shpëtonte gjë pa ditur ai dhe se, nuk do të veprohej asgjë pa këshillat e tij, me kusht që tjetër bashkëpunëtorë të mos më fusnin në hundë. Këtë nuk mundi të ma garantojë Kiroja, por, m'i dha emrat se kë po mundohen t'm'i fusin në kabinet, ndryshe do t'i kisha armiq të përhershëm dhe përherë do të më bënin probleme. Më tha që nuk do të më lënë rehat deri sa nuk i fus në kabinet Zekirja Bajramin, Sabahdin Mahmutin, Jakup Asipin, Zulhajrat Fejzullahun, Tasin Teufikun, Alifikri Esadin, Haki Agushin, Ejup Selmanin dhe Nexhati Limanin! Në asnjë mënyrë, i thashë. Të gjithë këta emra janë njerëz të Jakup Selimovskit, i cili, përmes këtyre emrave po përgatiste terren që sërish të rikthehej në BI. Nuk pranova për më të madhin kijamet dhe, i thashë Kiros, bëji të fala shefit se, tash e tutje më ka armik më të madhin.

Disa ditë më vonë, Kiro Fuzofski më erdhi me një ofertë të re. Më luti që të zbutem, ta ul pak kokën se, «bozhe mili», jemi njerëz dhe, sakaq mund të hidhemi diku në hendek duke plasur ndonjë gomë veture, apo, si gjuetarë, të na kap ndonjë "plumb bredhës". Më frikësoi dhe, pa e zgjatur shumë pranova t'm'i lexojë emrat të cilët duhet të futen me porosi në kabinet. Sa të jeshë në krye të BFI-së, ti nuk mundesh të funksionosh pa i pasur pranë vetes sidomos këta emra: Zejnulla Fazliu, Shaqir Fetahu, Pëllumb Veliu, Isa Ismaili, Muhamed Iseni, Zenun Berisha dhe Sherif Dehari! Aaaa, mendova zëshëm! Në këta emra paska ngelur DeBeKa-ja!? Po këta i silli në maje të kalemit, po të gjithë këta janë tokmaka. Dakord, i thashë, dal nga dal të gjithë këta do të jenë në kabinetin tim.

Mendova se me kaq do të merrte fund puna. Nuk shkuan disa ditë, më thonë që ka adhur të më takojë njëfarë Haki Fejzuli! E pranova, më urdhëron që ta pranoj Haki Agushin dhe të kem kujdes se në çfarë posti do ta lë. Kiroja më thotë që ky farë Haki Fejzuli është ekspert në tredhjen e shqiptarëve nëpër stacione policore. Gjithandej ftohet ky kur duhet t'ua ha shpirtin shqiptarëve e t'i keqtrajtojë deri në vdekje. Pas këtij, një ditë më erdhi Hifzi Mehmeti, edhe ky njëfarë satrapi antishqiptar. Dikur më erdhi edhe Rauf Qazimi dhe më sugjerojnë që mos të habitem shumë në zyre por të dilja me ta më shpeshë, si më parë, në gjyeti. Po kur më erdhi dhe komandiri Zdravko Rafajllovski, nga Vollkova, të intervenojë për Sherif Deharin. Atëherë më plasi dhe nisa të kërcënohem edhe unë. I thashë Kiro Fuzofskit që, le të ndërpriten këto vizita se, ndryshe, do ta çoj në këmbë popullatën myslimane, do t'ju vë në pozitë shumë të rëndë. Do të flas e do të tregoj për të gjitha planet që i keni. E kam shumë të lehtë që ta radikalizoj masën myslimane dhe ta përmbys krejt shtetin.

Pas këtij kërcënimi, Kiro Fuzofski më tha që, të shtrëngohem fort, nuk do ta kem të qetë këtë mandat, do të më lodhin deri sa të më detyrojnë që të vetëvritem.

# 44. Si e haja llokumin e DeBeKa-së

Tani, nga kjo distancë kohorë, e pranoj, fare lehtë i haja llokumat e drejtorisë për zbulim dhe kundërzbulim. M'i imponpremin disa njerëz të cilët unë nuk i duroja organikisht, të cilët i konsideroja si armiq të përbetuar. Dhe, çdo herë pastaj më vinin me emra alternative, me një propozim më të butë dhe, edhe unë zbutesha, i pranoja ata propozime, të cilat, në fakt po del puna se paskan qenë strategji e tyre. Për shembull, kur konstatova se do të më duhet një zëdhënës, apo një gazetar, nisën të ma imponojnë Rexhep Zllatkun, ish-kryeredaktorin e «Flakës së Vëllazërimit»! Për këtë njeri interesohej edhe Jakup Selimovski, madje nga Sarajeva. Shefi i sektorit të dytë të UDB-së në qytetin e Shkupit, Nikolla Ilievski, këmbëngulte që ta pranoj Mustafa Spahiun, gazetar dhe poet për fëmijë. Kiro Fuzofski më tha që t'i refuzoj që të gjithë

sepse janë gjarpinj të hatashëm. Në fund, nuk e di se si u bë dhe kush e drejtoi kah Bashkësia Islame një gazetar që ishte dëbuar nga Televizioni i Prishtinës. Ishte ky Agim Mehmeti. Në një drekë rasti, afër meje erdhi e u ul Fehmi Muça, baballëku i Lubomir Fërçkovskit, baba i kushtetutës diskriminuese e antishqiptare të Maqedonisë. Më lutë që ta kem parasysh kandidatin Agim Mehmeti, sepse na e paska pasur mik. Në një takim që e pata me të, menjëherë m'u duk se do të kem punë me një dallaverxhi, me një gazetar të zgjuar dhe shumë të zoti. E pranova në punë Agim Mehmetin. Çuditërisht nuk pata kurrfarë reagimi nga ata të UDB-së. Thua të kem pranuar njeriun e tyre. Kurrë nuk e besoj, edhe pse hala nuk e kuptoj heshtjen dhe mosreagimin e tyre me këtë punësim. Që nga ky moment kurrë më nuk më imponuan dhe as nuk më dërguan njerëz për punësim. Ma patën dhënë listën se kë duhet ta kem në kabinet dhe, aq, nuk u përzinë më asnjëherë. Elhamdulilah!

Pastaj, përmes një lidhje të Qufli Osmanit, në shërbimin për informim si dhe në gazetën e Hënës së Re, nisi të angazhohet edhe një gazetar tjetër i cili, edhe ky ishte dëbuar nga Kosova pasi që policia serbe ua kishte mbyllur gazetën dhe redaksinë. Avni Halimi kishte punuar në gazetën studentore «Bota e Re». Fillimisht dhashë urdhër që ta dëbojnë, mos ta lënë të futet brenda. Më dukej njeri i kotë, si një idiot, si i sëmurë. Agim Mehmeti nisi të më bindë se Avniu është një gazetar që gëzon respekt të madh në Kosovë, që ka shumë miq gazetarë, që ka qasje në shumë redaksi. Megjithatë, nuk ma mbushte syrin, ishte shumë i ngathët, nuk ishte alet i mirë. Ia lëshova sekretarin tim, Zenun Berishën, që të merret me te dhe ta keqtrajtojë pa shpirt, deri në largim të tij. Çuditërisht, gjithnjë e më shumë më bindte se patjetër duhej punësuar edhe ai. Në BI shpesh vinin i ndjeri Fehmi Agani dhe Ali Aliu të dërguar të Presidentit Rugova dhe, në një moment, kur e kam parë se si e merr ngryk Fehmi Agani Avni Halimin, se me sa mall përshëndetet me të, m'u këputën këmbët. Menjëherë dhashë urdhër që t'ia lëshojnë vendimin. Kështu, me Agim Mehmetin dhe Avni Halimin nisa luftën me të gjithë armiqtë e mi si dhe me "të përgëdhelurit" e UDB-së që i kisha në kabinet! Brenda dy-tri viteve shkova shumë larg. I bërë dy alete që më mbanin vetëm përpjetë. Tashmë çdo lëvizje kombëtare qoftë në Maqedoni apo në Kosovë, si dhe të gjithë përpjekjet fetare në Shqipëri, kalonin nëpër kabinetin tim. Tani më unë isha bërë pjesë e projekteve kombëtare ndonëse për gjithçka e informoja edhe Kire Fuzofskin. Të tjerët ishin larg informacioneve. Dhe, prej këtyre "të tjerëve" do të luhen lojëra të mëdha, lojëra të atilla sa në rrafshin politik brenda vendit më destabilizonin shumë, kurse në rrafshin kombëtar krijoja mbështetës shumë të fuqishëm, sepse tek ata këtë destabilizim ua prezantoja si përpjekje e UDB-së për ta detronizuar të vetmin Institucion shtetëror legal që e kanë në dorë shqiptarët jasht shtetit amë. Këtë luftë shumë mirë dhe në mënyrë profesionale ma luajtën dy aletet e mia besnik, Mehmeti-Halimi.

# 45. Klyshët e DeBeKa-së

Isha me fat që më herët kisha kaluar nëpër dyert e këtij shërbimi për zbulim dhe kundërzbulim, prej nga i kisha të njohura strategjitë dhe të gjitha lojërat e mundshme që dilnin nga aty. Kjo më bënte më të përgatitur për t'u përballur me ato intriga. Veç kësaj, edhe Kiroja i ka dhënë disa prova dhe më ka bindur që ndaj meje ka qenë tepër korrekt dhe i sinqertë. M'i ka zbërthyer të gjitha intrigat e këtij shërbimi që planifikoheshin kundër nesh, dhe më fliste për çdo individ të involvuar në ato skenare policore.

Që në start lojën e luajtën duke i tubuar një grup të rinjësh dhe duke i emërtuar si Lëvizja e Rinisë Islame, e cila më asociononte në Lëvizjen e Rinisë Socialiste. Në krye të kësaj lëvizje kishin vënë dy tipa të cilët nuk kishin kurrfarë njohurishë me islamin. I kishin vënë si turkofila dhe, prisnin që unë t'i akuzoja në këtë drejtim, me qëllim që të shkaktoja ndonjë incident diplomatik dhe, kësisoj, ta humbja përkrahjen e shtetit turk. Musa Musoski dhe Skender Rexhepi – Zejdi! I pari ishte një nacionlist i verbuar maqedonas i islamizuar sipërfaqësisht dhe, tjetri ishte një turkofil i cili, duke qenë i gatshëm që të ik nga identiteti i vet kombëtar dhe të deklarohet herë arab (me emër të ri) e herë turk (me sjelljet e tij neveritëse). Në fund, e hapën një bisnes dhe u larguan nga kjo intrigë. U shpërblyen për lojën që ia luajtën shërbimeve sekrete maqedonase e që rezultoi me shqetësimet e mia, hiç më tepër.

Duke e pritur destabilizimin që do të ma bënte DeBeKa-ja përmes Sabahudin Mahmutit dhe Zekirja Bajramit, për çudi, në skenë ma nxorën një njeri totalisht anonim. Në fakt, ai kishte qenë shumë i njohur për budallakitë e tij si dhe për guximin e tij prej një të pamendi. Idriz Kakrruki! Kishte pranuar lojën e udbashëve e me qëllim të shkaktimit të konflikteve fizike. Të "zinjtë" po prisnin ndonjë përleshje në mes të xhematit tim dhe ithtarëve të Idriz Kakrrukit të cilët, pa dyshim që ndërseheshin që të gjithë prej njerëzve të DeBeKa-së, sepse i njihja unë, të gjithë i kam parë që i frekuentonin ato dyer deri sa punoja në Beko, në sektorin e pasaportave. Idriz Kakrruki futej pa leje nëpër xhami dhe ligjëronte, i jepnin hapësirë ata imamë që tashmë, me ndihmën e UDB-së po krijonin pashallëkun e tyre nëpër xhamitë e uzurpuara. E dija që ata po e prisnin përleshjen tonë fizike dhe të na përbinte një turp i përjetshëm. Megjithatë, ia mbaj në mend një fjalë Hafëz Bedrisë, i cili për Idriz Kakrrukin pat thënë: "Mos ke frikë prej tij se ai është prej atyreve që "bythën e mban në ujë e kokën në qiell".

Në fund, mori rol tjetër, u fut nëpër grupet e pajtimit të gjaqeve në Kosovë, dhe rolin e vet parësor e kamufloi me nofken Idriz Kosova! Nuk më habiste ai sa më habisnin kosovarët. Si ishin aq budallenj dhe nuk e kuptonin se cili ishte roli i Idriz Kakrrukit. Idrizi kosovar!? Madje edhe mbiemrin e mori Kosova! Ai dhe Kosova! Nëse Idrizi do të njihet me mbiemrin Kosova, atëherë unë duhet të njihem me mbiemrin Sulejman Lugina e Preshevës, apo, Sulejman Shqipëria. E pata theksuar në një vend këtë dëshirë timen dhe, pastaj shpërtheu sulmi i

akorduar: “Sulejman Rexhepi po e shqiptarizon BI-në!” Kiroja më pat thënë, shumë mirë, mos u shqetëso, më mirë të thonë se po e shqiptarizon se sa po e udbashizon!

# 46. Sulmi mbrojtja më mirë

Si t’i devalvoja të gjitha dokumentet që i kishin për mua ata të DeBeKa-së! Tërë atë dosje me nofkën Zharko. Pa i devalvuar ato materiale prej kodoshi, vështirë e kisha të eci përpara. Nuk mund të bëja një hap, vazhdimisht përcillesha prej tyre dhe, kësisoj, m’i ngrisnin kurthet. Zgjidhjen e këtij problemi e mendoja me rritjen e djalit tim dhe me inkuadrimin profesional të tij në këto shërbime Vetëm djali im mund të më shpëtonte. Kur ia tregova këtë muhabet Kiros deri sa po gjuanim në Malin e Thatë, në anën e Gostivarit, desh uluriti mali nga të qeshurat e Kiros. Një babë i mirë nuk e fut nëpër ato ujëra djalin e vet. E shikon ti, më tha Kiro, asnjë nga ne, pa përjashtim, asnjëri nuk kemi futur fëmijët tanë nëpër ato dyer. Është punë me shumë rrezik, o Suljo, më pat thënë Kiro. Pastaj ma mësoi një strategji tjetër. Duhet të jeshë në ofensivë. Duhet të sulmoshë sa më shumë, pa ndërprerje. Për çdo problem të vogël, për çdo zënkë, apo intrigë sado e vogël, për çdo mosfunksionim të punëve, thjesht, pa ndërprerë sulmoe DBK-në, më pat thënë Kiro Fuzofski. Edhe këta do të nisin të ta kthejnë në të njëjtën mënyrë. Atëherë masa do të kuptojë se këtë sulm DBK-ja po ta bën për inat, sepse ti tashmë je bërë shkatërrues i ëndërrave të DBK-së, më sugjeroi Kiroja.

U bëra luftëtari më i denjë dhe më i ashpër kundër shërbimeve sekrete të shtetit. Por edhe këta nuk më ngelnin borxh, më sulmonin, lëshonin afera, më kërcënuan duke e lëshuar në opinion një nofkë false për mua “Zhika”, duke më përcjellë mesazh se në të ardhmen e shpejt, nëse nuk uli kokën, do ta nxjerrin nofkën time të vërtetë. Megjithatë, kjo sjellje e tyre ishte shumë dëshpëruese, para opinionit dilte si kapituluese. Nisën të më thurrin lavdërata shqiptarët, gjithandej viseve etnike. Tashmë të gjithë e dinin që isha i pathyeshëm, isha shumë trim, isha shumë telashe për politikat diskriminuese shtetërore, prandaj edhe vazhdimisht jam në shënjestër të shërbimit sekret shtetëror, e cila po përpiqej të më kompromitojë. Tashmë nuk pinin ujë qarkullimi i informatave të tyre se dikur paskam qenë nxënës i këtyrë shërbimeve, nuk pinin ujë as intrigat e tyre për kompromitimin tim. Të gjitha ato përpjekje e shtonin respektin e myslimanëve të vendit të cilët me më shumë dashuri mblidheshin rreth meje në luftë kundër këtyre shërbimeve. Dhe, kështu disi, u bëra i njohur si i vetmi njeri në trevat etnike që jam ekspert për t’i thyer shërbimet sekrete të një shteti. Mua asnjë shërbim nuk mundet të më gjunjëzojë, nëse nuk gjunjëzohem vetë.

Unë e përfitova përkrahjen e popullatës së gjërë në luftërat e mia për të mirën e myslimanëve të vendit. Me këto angazhime të mia në fakt i mbylla të gjitha

shtigjet e DeBeKa-së për të më njollosur. Aq sa flisnin kundër meje aq më shumë bëhesha më i dashur e më i respektuar tek shqiptarët e mi. Ua përfitova zemrën shqiptarëve, ndërsa humba besimin tek UDB-a! Punë e madhe! Pse a pak ju kam shërbyer, a! Ja, nëse donë edhe më tej shërbimet e familjes Rexhepi, le të presin sa të rritet djali im i madhi. Deri atëherë, unë do të komandoj me BI-në, jam shumë i sigurtë në këtë gjë.

# 47. Si u bëra lider i gjithë shqiptarisë

Në Maqedoni, tashmë partitë shqiptare i futa në grusht. Pak më vonë do të nis të më bëjë probleme njëfarë Qani Mazllami, kryetar i një partie e cila dëshironte të ngjyrosej me premisat e partisë myslimane por, me këto premisa menjëherë u diskualifikua, sepse, nacionalizmi shqiptar ishte më i madh se sa dashuria për PAD-in e Izetbegoviqit. Me dy-tre lëvizje do ta largoj nga skena politike Qani Mazllamin. Në Kosovë, dinaku i madh, lideri i shqiptarëve të Kosovës, Ibrahim Rugova, me përpjekjet e tij sikur po ma lehtësonte mua punën, apo më mirë me thanë, sikur po punonte për mua, informatorin e Kiro Fuzofskit. Ibrahim Rugova kishte themeluar Këshillin e Partive Shqiptare në Kosovë, ku aderonin deri atëherë dhjetë partitë shqiptare dhe, po thuajse asgjë nuk do të ndërmerrej politikisht pa kryetarin e këtij këshilli që ishte Ibrahim Rugova.

Në memoarin paraprak kisha theksuar se në zyren time shumë shpesh vinin Fehmi Agani dhe Ali Aliu. Fehmiu e dinte shumë mirë se kush ishte Ali Aliu, këtë e dinte edhe Ibrahim Rugova. Me qëllim që në shërbimet sekrete maqedonase mos të kishte dezinformta dhe zmadhim të kotë të gjërave, qëllimisht e mbanin Ali Aliun, sepse, e dinin që ai ishte raportues besnik. Njerëz të këtillë, pra raportues besnikë, shpesh përdoren nga sturkturat e caktuara me qëllim të futjes së hutive. Sepse, informatorët e tillë do të ofronin vetëm ato informata çka i dinin, për ato që nuk i dinin kishte njeri tjetër. Shpesh në zyren time futej vetë Fehmi Agani, kurse Ali Aliu rrinte në zyren e tokmakut tim, Shinazi Memetit, sepse, kishte gjëra që nuk duhej t’i dinte Ali Aliu, në të nuk kishte fort besim Fehmi Agani. Më vonë kam kuptuar që këtë truk qëllimisht e përdorte Agani, me qëllim që të më gënjejë mua kurse Ali Aliu, si banor i Maqedonisë të mos mbante përgjegjësi për dezinformatat e mia.

Mbaj mend se si një herë Agani më pat thënë që të insistoj në realizimin e një takimi me presidenti Turk, Turgut Ozall, i cili do ta vizitonte BI-në. më tha se, me te do të fliste për dy partitë turke në Kosovë, për të cilat do të kërkonte që të bashkëpunojnë me LDK-në dhe jo me PS-në e Milloshevigit. Më vonë kuptova se, të kota kishin qenë përpjekjet e mia për këtë takim, sepse ky takim kishte qenë i përgatitur përmes kanaleve të tjera. Këtë takim e kishte realizuar Ismail Bardhi bashkë me Muhamet Aruçin, ndërsa më ishte thënë mua dhe më ishin treguar gabimisht arsyet e takimit sa për të futur huti tek shërbimi sekret

maqedonas. Thua të kenë pasur njohuri për takimet e mia të shpeshta me këtë shërbim? Takimi u relizua, ndërsa, për habitën time të madhe, mua më dëbuan nga zyrja ime dhe, takimi i Aganit dhe Ozalit u relizua kokë më kokë. Kurrë nuk mora vesh se çka u fol në atë takim. Prandaj, që nga ai moment, zyrja ime dhe disa zyre të tjera u mbushën me, siç thotë Sali Berisha, çimka, me mikrofona e mikrokamera. Që nga ky moment, BI-ja ishte në shuplakë të DeBeKa-së!

Mua shpesh më duhej të kryeja edhe aktivitete kombëtare, të sillesha si lider i ashpër fetar, e kombëtar, të kundërshtoja shtet e pushtet, t'i bidnja të gjithë faktorët shqiptarë se në mua kishin bashkëpunëtorin e tyre më të zellshëm. Te unë dhe me mua janë bërë planet e shpalljes së Iliridës, te unë dhe me mua janë bërë planet e aferës së armëve, te unë dhe me mua janë bërë planet e Universitetit të Tetovës, te unë dhe me mua janë bërë shumë aktivitete kombëtare dhe, natyrisht, prej meje direkt te Kiro Fuzofski. Pse po e tregoj gjithë këtë gjë? Sepse kam hequr dorë nga ai shërbim? Ai shërbim tashmë më ka pensionuar, ka edhe shumë më të fortë se unë dhe më me elan që po i kryejnë punët. Po i tregoj se, po më bren ndërgjegja, një ditë do të zbulohen këto gjëra ndërsa për tërë këtë mund të fajësohet dikush i pafajshëm. Unë dhe Kiroja jemi zbulues të shumë aferave dhe projekteve shqiptare. Ndryshe, nuk do të mund të rrija në postin e Kryetarit të BFI-së. Duhej të rrija në krye të këtij Institucioni dhe të isha bindës si lider kombëtar dhe përmes meje të qarkullonin shumë informata e projekte. Ndryshe, nuk do të më mbanin në atë pozicion as dy minuta. Kjo ishte edhe arsyeja që po ky shërbim më vonë do të heq dorë nga Jakup Selimovski, sepse për shkak të përkatësisë së tij kombëtare prej torbeshi, vështirë se do t'i afroheshin shqiptarët. Shërbimeve sekrete nuk ju duhet lider i papërdorshëm. Këtë po e dëshmoj unë përmes këtyre memoareve dhe, po kështu, shumë vite para meje, këtë e ka dëshmuar edhe Nafi Çegrani, udbashi më i rreptë dhe, njëkohësisht, më i sinqertë shqiptar.

## 48. Zenun Brishën e kisha lënë të merret me aktivitete fetare

Më duhej me çdo kush që ta arrija epitetin e liderit kombëtar. Gjithnjë e më shumë isha zhytyr në projekte politike, sepse, më vonë, të gjitha aktivitetet e mia që do të konsideroheshin si afera finansiare do të ishin të pavlera në raport me epitetin "lider kombëtar". Në rrafshin e jetës fetare, formalisht e kisha lënë sekretarin tim, Zenun Berishin. Ishte njeri më serioz, me mustaqe, edhe pse me aftësi dhe njohuri të kufizuara fetare, megjithatë, gjithkund e prezantoja si krahun tim të djathtë, madje si njohës të madh të problemeve fetare. Në fakt, as në këtë fushë nuk bëhej asgjë pa lejen time, do me thënë, Zenun Berisha ishte vetëm një sekretar formal, sa për ta mbyllur gojën për karrierën time të mëparshme, sepse Zenuni dinte mjaft shumë për mua, si i ri, kisha qenë më

pak i vëmendshëm dhe shumë gjëra të pamoralshme i kisha bërë bashkë me të dhe në sy të tij. E mbaja si njeri të dytë të Meshihatit, kurse nuk ishte as i fundit. Më duhej për t'i kaluar aksionet fetar në të mirën time. Për shembull, të gjitha konratat për bartjen e haxhilerëve i bëja unë, kurse në bisedimet preliminare prezantonte edhe Zenun Berisha. Pastaj nuk e merrja, kurse konkurrentëve ju thosha se, "nuk do të pranojë bashkëpunëtori im me mustaqe, pa ia lyer fytin", dmth pa ndonjë grusht paresh. Kështu, merrja dhuratë (që sot po i thonë korrupsion) në emër të Zenun Berishës e i fusja në xhep. Ashtu ndodhte edhe me shitësit e kurbanëve, asnjë çmim nuk kalonte pa "ia mbushur xhepat Zenun Berishës", e që në fakt ishin xhepat e mi. Kështu ndodhte edhe me blerësit e lëkurave. Asnjë nuk e fitonte tenderin pa i hedhur një grusht parashë në xhepin tim. Dhe, të gjithë e dinin që do të shkojnë në xhepin e Zenun Berishës. Më kujtohet se si një herë, një tuxhar i lopëve për kurban më pat thënë që, pse nuk e eliminoj Zenun Berishën kur qenka kaq i poshtër, kur po më futka mua në lojë që të fitoj për të. Më kërkoi leje që ai "t'ia hiqte flamën"! Natyrisht, nuk e lashë, sepse i shkreti jo që nuk kishte pikën e fajit por as që kishte më të voglën infomatë se çka po ndodhte për të. Megjithatë, një herë më zuri! Erdhi dhe me gjithë nerva m'u rras në fytyrë. Po dëgjohen disa fjalë rreth meje, më tha. Po thonë se po kërkuakam shumë rushfete dhe se, dje, në emrin tim ke marrur 38 mij marka gjermane Po, i thashë, ja ku janë, sapo deshta të të thërras dhe të t'i jap të gjitha, sepse, unë jam shok, nuk mundem të fitoj qoftë një metaik e të mos mendoj për ty. Ja, 38 mij marka dhe, po deshte ti, më jep ndonjë markë, nëse jo, hallall i ke të gjitha, i thashë. Atëherë, Zenun Berisha, i mori markat, i numëroi një me një, dhe, duke i qeshur cepi i djathtë i mustaqes, mua m'i ndau 20 mij marka e për vete i mori 18 mij marka, duke më thënë: pjesa më madhe të takon ty, sepse ti je shtrënguar e je djersitur për këto marka. Miku i mirë gjithmonë e merr për vete pjesën më të vogël. Unë e mora pjesën time më të vogël! T'i dhashë të gjitha, për mua zero. Ty Zoti t'i shtoftë më këtë gjest që e bëre. Je mik e shkuar miqve." "Ne do të punojmë për gjatë kohë por, do të të mbaj gjithmonë larg kabinetit, me qëllim që mos t'ju bijmë në sy të tjerëve. Ti, dije, jam me ty dhe se ti je mik i im i pazëvendësueshëm. Nëse e ke pak lokalin e çajtorës, fol, ta nadjmë edhe ndonjë lokal tjetër. Nëse unë dhe ti nuk i ndajmë dyqanet atëherë jemi kot në krye të këtij Institucioni », i pata thënë Zenun Berishës, duke u angazhuar që tek ai të mos lë asnjë fije dyshimi për punët e mia që i bëja në kurriz e në dëm të tij.

## 49. Bashkësohrtja ime, Sulovica, nuk i bënte kabullë «fitimet» e mia

Vitet e para të karrierës sime në krye të BFI-së i pata më të vështirat dhe me plotë zënka me bashkëshorten time. Sa herë që i kapte në duar pantallonet e mia, i mbante në ajër duke i peshuar në dorë. E kuptonte menjëherë kur kisha

duç parashë dhe, m'i hidhte pantallonte surratit tim. Plotë nerva, kërkonte në detale që t'i shpjegoj se prej nga ato para. Të kota ishin përpjekjet e mia duke i shpjeguar dhe arsyetuar islamikisht. Natyrisht, gënjeshtrën ia shisja për islam por, bashkëshortja ime asnjëherë nuk e pranonte atë islam që t'i mbush xhepat me pare. E refuzonte atë islam dhe shkrepej në vaj. Ky qëndrim i saj, mbaj mend se si, një natë, më detyroi të dal jasht vetëvetes. U bëra shumë keq, u nervozova tej mase. E mora mamzerën nga muri, e mbusha plotë dhe si i çartur dhashë urdhër që të dalin të gjithë në oborr. I nxora në oborr edhe vëllezërit, edhe gratë e tyre, fëmijët. I vura në radhë të gjithë, dhe, nisa të shkoj te secili, duke ia vënë tytën në gojë e duke i pyetur: a jam unë hajn, a jo? Të gjithë e mohonin vetëm duke e luhatur kokën, sepse gojën ua zija me tytën e mamzerrës. Kur erdha te gruaja ime, i thashë: unë tërë jetës kam punar dhe kam pasur para me bollëk, kështu e kam mbajtur familjen, me mua janë krenuar prindërit dhe vëllezërit e motrat që i kam martuar me fitimet e mia. E ti më shanë, hajn, a! Desh e vrava, nuk di se si im vëlla, polici, ma nxori armën nga dora dhë më shtye drejt shtëpisë. E sollën një mjek dhe, mjeku konstatoi se në atë moment sheqeri më ishte ngritur deri në verbërim e në çmendi. Më dha një qetësues dhe, ashtu, i qetë, i qetë, me plotë nostalgji, nisa të flas për fëmijërinë dhe rininë time. Të tjerët po më dëgjonin me dhimbje.

"Kam vjedhur arave, kam vrarë kafshë, kam vjedhur pula, gjithçka kam bërë që në shtëpi, në mbrëmje, të sjell para. Kemi qenë të varfër kurse mua, si vëlla më i madh, më patën rënë të gjitha telashet familjare. Kjo nuk ishte punë e hajrit, nuk ishte fitim hallall megjithatë të gjithë e keni bërë kabullë, të gjithë jeni udhqyer e rritur me atë fitim. Pastaj, kur u rrita pak, ika në Prishtinë. Atje nuk rrihej me duar në xhepa, kushtonte qëndrimi atje. Prandaj nisa të merrem me shitje të biletave nëpër bioskopet ku jepeshin filmat seksi, sepse fitimi ishte më i madh. Po ashtu, blija duhan, e përzija të keqin me të mirën, kisha duhan që e përzija edhe me bagla të thata dhe ua shisja sidomos drenicakëve, pleq me mustaqe e me plis të bardhë. Kishte prej tyre që më kërkonin, që më kapnin e më rrehnin deri sa lodheshin. Pisat, edhe me mustaqe edhe bënin si fëmijë të fëlliqtë për një kile duhan. Fitoja edhe prej duhanit. Fitoja edhe prej arsimtarëve që u gjeja nxënësa që donin të blenin diploma në medrese por edhe nota. Pra, edhe këto para të duhanit e të filmave seksi ishin haram, por, ju mbaja të gjithëve. Të gjithëve ju martova e ju bëra njerëz. Ju solla para edhe nga vitet e mia si student në Kuvajt. Pse a mendonit që ato para që vinin prej Kuvajtit ishin hallall a. Krejt haram, deri në fyt, megjithatë, ja ku ju solla, t'ju vie era njeri. Me hallall nuk jetohet, ose jetohet si të gjithë fukaratë. Unë kam vendosur që tashe tutje të jetoj si njeri normal. T'ju bëj shtëpi të gjithëve. Të gjithë ju keni nevojë për ndihmën time, për përkrahjen time që të zhvillonin karrierën tuaj. Të gjithë ju do të keni nevojë edhe më shumë, sepse, ja, po na rriten fëmijët, e këta do të kërkojnë të punësohen, të kenë shtëpitë e tyre, vatrat e tyre, do të kërkojnë të bëjnë jetë të natës, të shkojnë nëpër pushime verore e dimërore. Do të duhet të mendojmë për ndonjë villë, apo hotel në ndonjë bregdet. Unë do ta arijë këtë standard, për këtë kam garancë të fortë nga Kiroja që ti po i ben hyzmet sa herë që po na vie për vizitë ktu në këtë shtëpi, ai po më premton se përjetë do të mbetem në krye të BI-së. Prandaj, moj grua ime, moj Sulovajcë, zgjidh e merr: ose të plakesh e të vdesish me mua, ose, baju me natë të sontme e më ler që ta jetoj jetën time. Sulë nuk bën

nëna tjetër, gra plotë, sa të duash!»

Bashkëshortja ime, ma lexoi mendimin, ma lexoi nijetin dhe, veç psherëtiu njëherë: «Eh more njeri, Allahu mend t'i ruajt. Kështu siç paske vendosur, paske me qenë taksirati im më i madh por, ishalla vdes unë para teje dhe nuk do të mbërrij të të shikoj se si plakesh i çmendur krejtësisht» Kurrë më nuk ma ka thënë një fjalë! U bë gruaja më e urtë, më e butë, dhe më e zgjuar prej të gjitha grave që ekzistojnë. Megjithat, kurrë nuk arrita t'ia kuptoj atë buzëqeshje cinike sa herë që e shtoja pasurinë!

## 50. Si nisën të kërkojnë hise nga fitimet e mia ata të DeBeKa-së

Më vitin 1993, në prag të udhëtimit për në Arabinë Saudite, me qëllim të caktmit të kuotës për haxhilerët nga Maqedonia, nga Drejtori për zbulim dhe kundërzbulim këmbëngulin që të vijnë me mua Kiro Fuzofski dhe dy të tjerë të cilët kurrë nuk m'u prezantuan. Këmbëngula se në Meke e në Medine nuk mund të futen të pafetë, përveç myslimanëve, përkatësit e besimit islam. Më thanë që mos ta mendoja këtë problem, sepse brenda natës do të nxjerrnin pasaporta me emra myslimanësh dhe, nëse e donte nevoja, do të vinin në kokë edhe tërleme. Ashtu edhe ndodhi, Kiroja u emërtu Kerim Fazliu, ndërsa ata dy agjentët e tjerë u emëruan: Sabahudin Xhemili dhe tjetri, Bajram Hebibi! Që në nismë më thanë se do të isha në rolin e përkthyesit të tyre, ndërsa ata kishin për detyrë për t'i studiuar më për së afërmi zyrtarët arabë. Si kundërshpërblim ma mundësuan që të thoja se në Maqedoni jetojnë 1 milion e 400 mij myslimanë, me të vetmin qëllim që të siguroja kuotën prej 1400 haxhilerëve nga Maqedonia.

Në një restorant turk në Meke, më thotë "Bajrami": "Dëgjo Mulla Sulo! Ti e di që në Maqedoni nuk jeni më shumë se 600 mij myslimanë, nja 400 mij shqiptarë dhe të tjerët romë, turq, boshnjakë, maqedonë myslimanë! Ty kaq të lejon shteti i Maqedonisë të bartësh haxhilerë. Këtë kuotë ta rritëm, sepse fitimin tjetër duhet ta derdhësh në arkën e drejtorisë sonë, sepse jo që ke marur me grushta vetë ti por, sepse duhet të mblidhet fondi edhe për aktivitete të mëtejme shtetërore."

Nuk fola asgjë! Së brendshmi po digjesha flakë nga inati! Më hetuan se nuk do të ndodhte kjo që kërkuan. "Sabahudini" më kërcënoi duke me thënë se, nëse ata do ta deklaronin identitetin e tyre të rrejshëm te kolegët arabë, kjo do të ishte një skandal diplomatik, ata do t'i dëboshin ndërsa mua do të më fusnin përjetë në burg. Aman, ju thashë, jam në gjendje të bëj çfarë të kërkojnë vetëm mos të ma mbyllnin karrierën në këtë mënyrë. "Sabahudini" nuk më besonte fare, prandaj, ditën kur po niseshim për në Maqedoni, në aeroportin e Xhedes

më tha se, ata kishin edhe një plan tjetër nëse do t'ju rrebelohesha kur do të ktheheshim në Maqedoni. Më thanë se do të flisnin me habi nëpër media për deklaratat e mia shumë korrekte të shprehura në Arabi se, në Maqedoni nuk ja më shumë se 400 mij shqiptarë, apo 600 mij myslimanë. Prandaj, sapo u kthyem, në një intervistë të parë timen deklarova për inat se në Maqedoni jetojnë 1 milion e 200 mij myslimanë, apo mbi 900 mij shqiptarë.

Kisha dalur për gjyeti kur që të tre më dolën në rrugën malore dhe, thjesht, më çarmatosën. Kiros i vinte keq, ndërsa ata dy më zhveshën në brekë e maicë! M'u kërcënuan keq. Ju thashë, më vrani, para nuk jap. Ku do të jipja para unë që, për paranë e lija kokën, bëja punët më të fëlliqta vetë e vetëm ta shtoja buxhetin tim familjar. Tani a edhe për kaurë do të punoja! Mjaftonte kontributi im prej spiuni. Para nuk jap! I kam për vete…



# 51. Kërcënimet e xhahilëve udbashë

Atë ditë, deri sa po e ndiqnim gjahun nëpër Zheden, kisha dëshirë që të ec, vetëm të ec, të gjuaj, të vras, të mbys derra, mos të pushoj për asnjë çast, sepse, sa herë që uleshim për të pushuar, ma shpalosnin nga një plan të tyre kundër shqiptarëve, kundër myslimanëve dhe kundër BFI-së. Palla nuk më hante kur më thoshin se do t'i shkatërrojn partit shqiptare, sepse, këtë synim e kisha edhe unë: sa më të dobëta partitë, aq më i fuqshëm unë si kryetar i gjithë myslimanëve të vendit.

Viktor Gaberri ju kishte dhënë informacion se, nga Shqipëria, SHIK-u po punon në shkatërrimin e Partisë për Prosperitet Demokratik, si parti kolabracioniste me partitë nacionaliste maqedonase. Shërbimi sekret maqedonas i paskësh caktur detyrë vetes që ta komprementojnë këtë aksion të SHIK-ut shqiptar, duke e nxjerrë këtë aktivitet si të shërbimit maqedonas. Kjo do t'i iritonte shqiptarët e vendit dhe, kështu, për inat të shërbimit maqedonas do ta donin dhe përkrahnin edhe më shumë Partinë për Prosperitet Demokratik. Më thanë që, bashkë me deputetët e kësaj Partie, Ismet Ramadanin dhe Eshtref Aliun, Abdurrahman Alitin dhe Mahi Nesimin, edhe mua më kishin futur në atë ekip i cili natë e ditë do të duhej të fliste nëpër shqiptarë e myslimanë se, shërbimi sekret maqedonas do ta shkatërrojë Prosperitetin dhe se do ta krijojë një parti të re në krye të të cilit do ta vinin kryetarin e degës së Tetovës, Menduh

Thaçin. Këtë detyrë e mora me një pasion të pashembullt, sepse e shikoja si plan që do të godiste mbi dy iniciativa të cilat, nëse forcoheshin do të më dëbësonin mua. Isha luftëtar i denjë i këtij plani të debeka-së maqedonase, deri sa një ditë, tek sa po kthehesha rrugës për në shtëpi, te ura e Sullares së Poshtme, sapo hyra në kthesë, më ndalën dy-tre persona, të cilët, me një shqipe të Shqipërisë, më thanë që të kem kujdes se çfarë po veproj, përndryshe, herën tjetër, në këtë kthesë makina do të më rrëshqasë në përrockën e fshatit! Natyrisht, i tregova kryetarit të shtetit, z Kiro Gligorov, për këtë këcënim dhe ai më zbuti duke më thënë se, ndoshta kanë qenë udbashët e vendit, nga ana e Strugës, të cilët më kanë provokuar lojalitetin tim.

Atë ditë, vrava tre derra të egër, dy lepuj dhe një dhelpër. Arusha më iku! Tërë gjyetinë ua dhashë Kiros, "Sabahudinit" dhe "Bajramit". Ja, ju thashë, këtë e keni dhe gjithmonë do ta keni si peshqesh nga unë! Jo, tha, "Bajrami", me këtë gjyeti nuk mund t'i shpëtoshë detyrimeve financiare që i ke karshi Drejtorisë sonë. Kurrë, ju thashë! Atëherë, më kërcënoi "Bajrami", përgatitu që të përjetoshë destabilizime të ashpra që do të të vijnë gjithandej, sidomos nga Shkupi, Kumanova dhe Tetova. Do të kuisësh edhe më keq se këta derra të egër kur po i vret!

Dikur ata dy u kthyen, kurse ngela vetëm me Kiron, i cili me dëshpërim më tha se, këta dy ishin eprorë të tij, se tashmë po e shkilte koha atë dhe se, duhet të kem shumë kujdes, sepse këta dy do të shkojnë deri te demaskimi i aktiviteteve të mia si kodosh. Kjo masë qenka e parapärë dhe në strategjitë e të gjitha shërbimeve sekrete në botë. Në momentin kur rrebelohet një bashkëpunëtor i tyre, në aksion hidhet demaskimi, devalvimi dhe dekonspirimi i tyre. O ua pranova edhe këtë lojë, vetëm nuk pranova që t'ju jap një denarë nga paratë e mia që po i fitoja me djersë (nuk është lehtë të bëshë, siç thotë populli, dallavera). E dija që tashmë e kisha fituar simpatinë e opinionit mysliman të vendit. Sepse, gjithnjë e më shumë paraqitesha si nacionalistë, kurse ky guxim i imi i paralizonte planet e debeka-së në lidhje me mua. Edhe vetë ata e dinin se, kundërsulmi i tyre do t'mi rriste mua aksionet. Prandaj, nuk nguteshin ata, kurse unë fluturoja me mendjen time: "Hajt Mulla Sulo mashallah, fluturo more me krah..."

# 52. Le të shkatërrohet BFI, paratë e saj janë për mua

A e dini, lexues të dashur, pse pikërisht në kohën kur unë u bëra kryetar i BFI-së nisën lojërat më të rrezikshme dhe më të shumëanshme për shkatërrimin e këtij Institucioni? Ishin tri fronte prej nga fluturonin shtizat shkatërrimtare mbi BFI-në. Njëri fron ishte ai i shërbimit sekret shtetëror, i cili, për ta kamufluar aktivitetin e vet antiislam dhe antimusliman, i aktivizoi edhe dy fronte të tjera

“mulsimane”. Presioni ushtrohej për të vetmin qëllim: ky shërbim të ketë qasje dhe ta zgjasë dorën në finansat e BFI-së sa herë që të ketë nevojë, duke më thënë se kësisoj unë do ta ktheja tërë atë shumë parashë që e kam marrur nga ky shërbim për aktivitetet e mia policeske disavjeçare. E unë u thosha, më keni paguar për punën që ua kam kryer, kurse nga ju për momentin nuk kam kurrfarë nevoja, prandaj, pse t’ju paguaj! Ky kishte qenë provokimi im i cili tek ata e kishte prodhuar edhe skenarin tjetër: të më sulmojnë përmes myslimanëve të cilët ishin dëshmuar si bashkëpunëtorë të ngushtë të shërbimeve sekrete maqedonase. Grupi i parë ishte ai i Tetovës, i tubuar rreth treshit Haki Agushi, Alifikri Esati dhe Nexhati Limani, tresh ky i zhytur shumë rëndë në bashkëpunim me policinë maqedonase dhe, grupi tjetër, ai i Jakup Selimovskit ku aderonte edhe Tasin Teufiku, Sabahudin Mahmuti, Zekerija Bajrami si dhe Jakup Asipi, grup ky përmes të cilit dëshironin të ma bënin të qartë se pas detronizimit të BFI-së qëndron, thjesht, shërbimi sekret maqedonas.

Unë i shkëputa të gjitha raportet me këtë shërbim, thjesht, po e mbroja financën nga ky shërbim. Nëse pajtohesha të fusnin dorën në financat tona, atëherë, do t’i binte që ne të ngelim me gishta në gojë, kurse unë e kisha nuhatur momentin që kishte ardhur për mua, momenti prej nga unë do të filloja të bëja jetë boss-i, jetën e një vip-i, jetën e një sheiku të cilët i kam pasur lakmi që në rininë time të hershme. Pranë meje e kisha afruar një bashkëpunëtor shumë të fuqishëm të këtij shërbimi, Zejnullah Fazliun. E kisha ofruar si link për të kuptuar strategjinë e DZK-së. Thjesht, ata kishin rënë në hall, nuk do të ishin në gjendje që të derdhin buxhet për këto dy grupe që ishin goxha të mëdha, ai i Tetovës dhe ai i Selimovskit, prandaj, vetë do të më bënin presion nëse unë do të përulesha, nëse jo, shumë shpejt do të përfundonte loja me ta. Për këtë informatë pastaj, e bëra ortak në financat e BFI-së vetë Zejnullah Fazliun, duke i thënë, më mirë të marrim ne dy se sa ata që po na e nxijnë jetën! Si shpëtimtar i ynë na u imponua edhe Kiro Fuzofski, njëri nga të vetmit miq të mi më besnikë që i kam pasur në jetë. Kiroja që në fillim më pat tërhequr vërejtjen që të kem kujdes prej Zejnullah Fazliut dhe mos të lirohesha shumë, sepse, ai ishte vënë vullnetarisht në shërbim të DKZ, me të vetmin kundërshpërblim: t’ia hiqnin qafe sa më parë Haxhi Enverin, i cili, me djem e vajza, me gru e me farefis, ishte vënë në shërbim të islamit dhe që po e penguakan shumë Zejnullahun në aktivitetet e tij fetare. Haxhi Enveri ishte luftëtar i denjë i inkorporimit të mësimbesimit nëpër shkollat zyrtare, me të vetmin qëllim që të punësohen fëmijët e tij që po e kryenin nëpër qendra të ndryshme islamike, kurse Zejnullahu ishte kundër kësaj, sepse, me këtë kërkesë Haxhi Enveri po ia thante grazhdin vetë Zejnullahut, i cili paguhej nga katundi edhe ai por edhe babi i tij, si hoxhë katundi që e kishin për detyrë edhe mësimbesimin tek të rinjtë e vendit.

Zejnullah Fazliu, në njëfarë forme, ishte vetë përfaqësuesi i DKZ-së në BFI! Grupet rrebele i luftoja vetëm përmes këtij personi, sepse, ata e dinin që Zejnullahu ishte shumë më i fuqishëm në DKZ se sa të gjitha ata së bashku. Në fakt, Zejnullah Fazliu ua ktheu shpinën, ngjashëm si unë, shërbimeve sekrete, në momentin kur ia ofrova shfrytëzimin pa hesap të financave të BFI-së. Ne po e luftonim DKZ-në, këtë institucion shtetëror, e jo se po luftonim ndonjë grup

rrebelësh që dinin diçka reth islamit! Të gjithe anëtarët e grupit të Tetovës si dhe ata të Jakup Selimovskit, nuk kishin lidhje as me fenë islame e as me organizimin e jetës fetare, ishin shumë të dobtë dhe asnjëherë nuk u shquan për ndonjë kapacitet intelektual. Thjesht, u vënë në shërbim të DKZ-së sepse e kishin të zënë “bishtin me derë”! E dini se si e arritëm paqen në mes të DKZ-së dhe mua? Me ndërmjetësimin e Kiro Fuzofskit, thjesht u dakorduam që të gjithë individët e Grupit të Tetovës si dhe ata të Jakup Selimovskit, t’i inkuadroj në BFI dhe t’i sistemoj nëpër vende të rëndësishme, kurse DKZ-ja do të rrijë më larg BFI-së, por me kusht që bashkëpunimi im me DKZ-në do të jetë i drejtpërdrejtë, edhe atë në nivelin më të lartë! Si lider i të gjithë myslimanëve, pra edhe i anëtarëve të partive të ndryshme muslimane në vend, jo vetëm që do të trajtohesha si i tillë, por do të kisha të drejtë edhe në propozim të masave konkrete si dhe në përfshirje personale përgjatë zhvillimit të aksioneve të ndryshme kundërzbuluese.

## 53. Edhe oficer sekret edhe hoxhë

DKZ-ja duhej të bindej se unë jam faktori kyç i kapjes së informacioneve dhe i zbërthimit të tyre. Nuk ishin më të rëndësishëm sa unë asnjë nga nëpunësit e këtij shërbimi, sepse që të gjithë këta kishin humbur edhe peshën por edhe ndikimin dhe rolin tek shqiptarët dhe myslimanët e Maqedonisë. Për më tepër, tani ndaj meje nuk kishin kurrfarë detyrimi financiar. Të vetmin obligim ndaj meje e kishin që herë pas herë të më informonin mbi mënyrën e luajtjes së ndonjë loje kundër shqiptarëve, herë pas herë të më sinjalizonin se kur do të mund të ngrisja zërin ofendues kundër kryetarit të shtetit, kundër kryeministrit, kundër ndonjë ministri, me të vetmin qëllim që tek popullata ime të pranohesha si faktor më i rëndësishëm dhe i vetëm që përkujdeset për fatin e tyre. Kam dëgjuar në një odë tek ma këndonin këngën një grup folkloristësh: “Mulla Sula pipi i dudit, s’i ha koqja për polictë e Shkupit”! Pata reaguar keq kur e dëgjova këtë këngë, sepse mu s’ma ndinte jo vetëm për polictë e Shkupit por për të gjithë të Maqedonisë. Aty për aty ma kënduan: “Mulla Sula me qehre shkinije, si ha bytha për polic Maqedonie”! Krisën revolet, rafall shkonin plumbat…

Shqiptarët, subjektet politike, nuk ndërmerrnin asnjë veprim pa më përfshirë edhe mua në brumosjen dhe nismën e ideve kombëtare. Vetëm në partinë e Arbën Xhaferit nuk kisha qasje, por që i kisha vënë vetes detyrë që një ditë, edhe këtë parti do ta fusja nën grushtin tim dhe do ta kompremetoja deri në palcë. Kryetari i PPD-së, e cila po participonte në qeveri bashkë me LSDM-në, Abdurrahman Aliti, u kishte thënë deputetëve dhe ministrave të vet që, nëse thotë Mulla Sula që të gjithë të dilni prej sistemi, kjo do të ndodhë pa më të voglin reagim. Në Maqedoni vetëm Mulla Sula është faktor, të gjithë ne të tjerët jemi argatë të tij, kështu thoshte Durra, siç e quanim Abdrrahman Alitin. Falë kësaj peshe dhe këtij faktorizimi, unë përfshihesha në çdo aksion të

faktorit shqiptar. Mora pjesë në ngjizjen e idesë për referendum dhe për shpalljen e Iliridës! Ky ishte aksioni jetik që do të më rikthente shumëfish më të rëndësishëm në shërbimin sekret, sepse, po raportoja për një projekt kombëtar që po ia dridhte themelet Maqedonisë, deri në barazim të plotë në mes të shqiptarëve dhe maqedonasëve. Natyrisht, ky barazim i plotë nuk më konvenonte mua, as si lider fetar por as si epror i shërbimit sekrt, sepse, shqiptarët si komb, do të dilnin jasht sferës së interesave të këtij shërbimi, interes do të përbënin vetëm individët e rrezikshëm, të cilët do të gjuheshin prej informatorëve të dorës së dytë a të tretë.

Afera e armëve, të cilin, çuditërisht, para meje e kishin dekonspiruar vëllzërit Zimberi, njëri deputet e tjetri gazetar, sikur më dha isharete, apo më mirë me thanë, sikur ma bëri me dije se po më humbte pesha në këtë shërbim, prandaj, nuk e lash me kaq, por, shkova edhe më thellë. Thjesht, ua bëra me dije se, ky aksion nuk ishte i militantëve terroristë nga radhët e shqiptarëve të Maqedonisë por që drejtohej nga shërbimi sekret i Shqipërisë, përmes veglave të veta që i kishte instaluar në Kroaci. Thjesht, ky aksion do të kujtohej si vazhdë e përpjekjeve për ta dekomponuar tërësisht kreaturën Jugosllavi, dhe jo si ndërhyrje nga shërbimet e huaja që ia donin gajretin e shkatërrimit Maqedonisë.

Rëndësinë dhe peshën time e ritkheva në DKZ me informacionin mbi themelimin e Universitetit të Tetovës. Deri sa isha brenda këshillit iniciativ për themelimin e këtij Universiteti, kjo nismë nuk bëri asnjë hap tutje, sepse, paraprakisht dekonspirohej si ide dhe si zhvillim. Kur më larguan dhe më lanë anash, kur u kyçën njerëz akademikë dhe kur veçmë po qarkullonin ide se unë isha i parëndësishëm dhe i rrezikshëm në tërë këtë projekt, atëherë, ua turbullova mendimet. E mora mbi vete finansimin e gazetës Studenti! BFI-ja po e finansonte botimin e kësaj gazete, kurse thashethemet e mundshme para studentëve të parë të këtij Universiteti u mbyllën dhe askush nuk i merrte si të vërteta. Të jetë i rrezikshëm njeriu i cili finanson gazetën?! Nuk i besonte askush kësaj përalle, prandaj, sërish i regullova pozicionet e mia nëpër strukturat më të larta politike e kombëtare në Maqedoni. Nga ana tjetër, DKZ u bind përfundimisht se, pa mua e ka të vështirë dhe është fare e pafuqishme për t'u futur në botën shqiptare.

## 54. Dikë e pengonte fuqia ime

E kë do ta pengonte fuqia ime më shumë se Drejtorinë për Zbulim dhe Kundërzbulim (DZK). Para opinionit dukesha si armiku më i madh i këtij insttucioni shtetëror kurse brenda këtij Institucioni isha një ndër faktorët më të rëndësishëm. Kishte ardhur momenti që të më avansojnë, sepse kisha dekonspiruar disa projekte shumë të rënda të shqiptarëve të Maqedonisë. Dhe jo vetëm! Në Kosovë veçmë kishin filluar celulat e para të grupeve militare

shqiptare, të cilët më vonë do të vetëquhen si Ushtria Çlirimare e Kosovës (UÇK). Nuk ishin gjithëaq të rrezikshme këto grupe, sepse, tek ata i kishte futur duart UDB-ja serbe. Të rrezikshme ishin ato grupe që po përgatiteshin në Shqipëri, nga SHIK-u. Ekzistonin informacione se grupe të ndryshme po stërviten në Shqipëri dhe nuk dihej saktësisht asgjë. Ishte përpjekje e madhe, madje edhe përmes njerëzve të ambasadës së Maqedonisë në Tiranë që të mësohet sado pak diçka nga këto grupe. Në këtë kohë ambasador i Kosovës në Tiranë ishte akademik Ali Aliu prej të cilit vetëm kisha informata se grupe individësh, kryesisht nga diaspora, po vijnë në Shqipëri dhe po përgatiten për aktivitete guerile por se ku po përgatiten këtë askush nuk e flet! Këtë ma pohonte edhe Fehmi Agani, madje, në një habi timen se si askush nuk di asgjë, më pat thënë se, kryetari Rugova e di, është takuar me këtë grup por që deri më tani nuk ka folur akoma me asnjë njeri. Në një udhëtim zyrtar që e pata në Turqi, me vete e kisha marrë edhe gazetarin Agim Mehmeti, i cili, seç përzinte punë me strukturat më të lart të guerilës boshnjake të Alia Izetbegoviqit. Në një takim të rastësishëm që e patëm me disa njerëz të qeverisë në ekzil të boshnjakëve, e pata dëgjuar Agim Mehmetin tek ju fliste se si po përgatitet edhe një front i ri nga ana e shqiptarëve të Kosovës, të cilët po përgatiten nga SHIK-u, në Veri të Shqipërisë, maleve të Bajram Currit. Në bisedën më të hapur që e pata me Agim Mehmetin, e pashë që edhe ai nuk dinte asgjë, por që ndërtonte gënjeshtra mbi informata të cekta që i kishte. Madje, më tha që kishte qenë në kamp dhe që i kishte takuar të gjithë. Më mjaftoi kjo fjali dhe mezi prisja që të kthehemi dhe ta lidhi si qen Agim Mehmetin e ta dorëzoj drejt e në DZK. Por, seç ma ofroi një ofertë shumë interesante. Më tha që, do të bëja shumë mirë nëse i shfrytëzoj kanalet e mia në Turqi si dhe nëpër shtetet arabe, të mbledhim fonde dhe t'ia dorëzojmë shtabit të përgjithshëm në të cilin ishte i involvuar edhe nipi i tij, dhëndri i akademik Rexhep Qosjes. Ky informaion ishte i saktë, sepse, atë kohë, i vetmi Rexhep Qosja ishte intelektuali që shkruante hapur dhe që e shprehte nevojën e përgatitjes së shqiptarëve për një luftë të gjatë e të rënd. Agim Mehmeti më garantoi se, prej donacioneve të përgjithshme njëzet për qind do t'më takojnë mua. Kjo ofertë sikur më joshi, sikur ma hapte një shteg për t'u futur sa më thllë këtij projekti dhe për të pasur mundësinë e dekonspirimit të plotë dhe të goditjes së "gjarpërit" mu në kokë. Por, vendosa që të mos ngutem, mos të ofroj kurrfarë informacioni, sepse, çka nëse mund të vija deri në donacione luftarake! Përfitimet do të ishin shumë të majme!

DZK-ja nisi të dyshonte në mua, prandaj, filluan presionin e tyre. Fillimisht përmes njerëzve të tyre në Tetovë, Haki Agushin, Alifikri Esadin dhe Nexhati Limani. Ky grup ishte lehtësisht i lexueshëm, prandaj edhe lufta me ta ishte e lehtë. Treshi në fjalë, në fund, pasi do të gjenden në situatë të palakmushme, pasi i zbërtheva dhe nisa t'i devalvoj publikisht, të vetmin shpëtim e shihnin në shkëputjen e Tetovës nga BFI-ja, akt ky i parealizueshëm, sepse popullata jonë nuk do të përkrahte copëtime të institucioneve në çastin kur po shpreheshin përpjekjet për themelim të institucioneve të përgjithshme nacionale. Në skenë do ta nxjerrin Jakup Selimovskin, bashkëpunëtorin e tyre më të vërbër në historinë e DZK-së. Fillimisht përmes një bashkësie islame ballkanike dhe pastaj përmes një bashkësie të myslimanëve të Maqedonisë, do të na e shtojnë zullumin e papërballueshëm. Zatën, ky mandat më iku pa përfituar dhe pa u

ngritur finansiarisht. DZK-ja nuk arriti që të fusë duart në finansat e BFIsë por ama më detyroi që të shpenzoj qindra e mijëra euro në drejtim të bllokimit të lojërave të tyre. Bleva shumë informacione, shumë njerëz, shumë faktorë, korruptova gjykatës, policë, njerëz që merreshin me krime, shpenzova shumë në ruajtjen e unitetit të organeve të BFI-së…

## 55. “Igatha” degë e MPB-së maqedonase

Në Maqedoni kishte filluar të vepronte edhe një e ashtuquajtur organizatë humanitare arabe “Igatha”. Në krye të kësaj organizate ishte vënë njëfarë Muhamed që na u bë edhe dhëndër shqiptari, pasi e kishte përjetuar edhe të qenurin dhëndër serb. Ishte njeri shumë i rrezikshëm. Deri në këto çaste punonte në Nish të Serbisë, ku e drejtonte po këtë organizatë të dyshimtë humanitare.

Sapo erdhi në Maqedoni, nisën akuzat se shqiptarët ishin potenciali kryesor për të ngritur celula fundamentaliste dhe terroriste islamike në rajon. Kjo akuzë për shqiptarët ishte shumë e rëndë dhe, përmes Zejnullah Fazliut, kuptova se kjo lojë ishte e DZK-së, që do të shtyhej përmes Lidhjes së Rinisë Islame, përkatësisht përmes Skënder Rexhepit-Zejdit si dhe përmes Kallirit të Mirësisë dhe Bashkësisë Myslimane të Maqedonisë, këtij surrogati të Jakup Selimovskit. Pra, loja nuk po luhej për ta devalvuar kombin shqiptar, por, thjesht, për të më futur në situata shumë të rrezikshme personalisht mua. E pranova këtë lojë! Kiro Fuzofski më kshilloi që ta luaja publikisht, të isha sa më transparent dhe çdo ditë të isha në opinion duke e sulmuar këtë lojë si aktivitet të shërbimeve policore mqedonase. Me këtë hap përfitova përkrahjen e popullatës shqiptare. As që e kisha menduar ndonjëherë se loja do të shkonte aq larg sa edhe tërë popullatën do ta kishin orientuar kundër meje. Si ndodhi kjo?

Nëpër konferenca të ndryshme në Egjipt, në Turqi si dhe në shumë shtete arabe, gjithnjë po dilja me fjalime e punime shkencore kundër aktiviteteve të rrezikshme që po luheshin nën emrin e aksioneve humanitare, sidomos të Igathës. E dija fort mirë se shërbimet policore maqedonase ishin vënë në krye të aktiviteteve të ndryshme kundër meje. Kurse unë gjithnjë isha një hap pra tyre, falë informatave që më vinin nga Zejnullah Fazliu dhe Kiro Fuzovski.

Një ditë, më erdhi në zyre një oficer policie të cilin ma kishte dërguar Ministri i punëve të brendshme, Lubomir Fërçkovski, dhëndri i Agim Mehmetit. Mbi tavolinë ma hodhi me plotë nervozizëm një aktovkë përplotë me dollarë dhe me disa lista. Më tha që, mbrëmë e kishin arrestuar kryetrin e Igathës, Muhamedin, i cili, pasi paska bërë listë prej 4000 muxhahedinëve shqiptarë, paska kërkuar financa nga shtetet arabe për ta armatosur këtë njësi muxhahedinësh. Sapo ia hedha një sy listave, pashë menjeherë se aty ishin emrat e të gjithë atyreve që kanë marrur ndihma humanitare nga kjo

organizatë arabe, e cila i ka regjistruar edhe me numër amë dhe me numrin e regjistrit të kartave të identitetit. U gjenda para dy dilemave shumë të rënda! Nëse do ta pranoja këtë fakt si të vërtetë atëherë do të dilja si bashkëpunëtorë i policisë maqedonase në luftë kundër muxhahedinëve shqiptarë dhe, kësisoj, krejt populli mysliman i Maqedonisë do të ngritej kundër meje. Dilema e dytë ishte t'i shpall luftë institucioneve policore maqedonase! Oficeri policor më tha që dollarët, rreth dy milion dollarë, do t'i linin në BFI për zhvillim të aktiviteteve islame. Kjo më joshte por, më tmerronte armiqësimi me popullin tim. Prandaj, vendosa për dilemën e dytë. E kapa për jake oficerin e policisë, duke ia vënë revolen në kokë dhe, e nxora si leckë jasht kabinetit, ia dhashë edhe nja dy-tri shqelma dhe i thashë që të shkonte te Fërçkovsi dhe t'i thoshte se prej sotit unë do të formoj policinë time private dhe se do t'i shpall luftë shtetit. Pas gjysëm ore më mori në telefon vetë Fërçkovski dhe më tha se tërë kjo paska qenë një keqkuptim dhe se, këtu do ta mbyllim këtë problem. Kurrë më nuk u fol asgjë për këtë bashkëpunim të MPB-së dhe Igathës kundër shqiptarëve dhe BFI-së në Maqedoni.

## 56. Të gjitha dyert e DZK-së u mbyllën për mua

DZK-ja kishte vendosur që t'i mbyllë të gjitha dyert për mua, por jo edhe bedemat prej nga do të fluturonin qindra shtiza mbi personalitetin tim. Marëdhëniet në mes nesh u acaruan tepër shumë. E pranoj, kisha qenë shumë naiv në bindjen time se mund t'ia dal në skaj dhe madje edhe t'i mund shërbimet e këtij Institucioni të sigurisë. Filluan të më ndjekin disa joshje të cilat nuk mund t'i refuzoja aq lehtë. DZK-ja i dinte të gjitha dobësitë e mia, kurse unë asnjëherë nuk isha marrur as me këto dobësi por as që më kishte shkuar në mend se policia sekrete do të më godiste pikërisht aty. Korrupsionin e kisha qejf shumë. Jo vetëm kur korruptoja por edhe kur më korruptonin më vinte mirë, sepse, ata që më korruptonin menjëherë i klasifikoja si armiq të mi. Paratë ua merrja ndërsa punën asnjëherë nuk ia kam kryer asnjë korruptuesi. Ata që korruptoheshin i vija në shërbim për pak kohë dhe, menjëherë i shkëpusja raportet me të tillët, sepse të korruptuarit janë qenie me karakter katastrofal. Unë nuk bëj pjesë në këtë grup, sepse, unë korruptohesha vetëm për të parë se kë e kam mik e kë armik. Miqtë e mi kurrë nuk më korruptonin, ata më mbështesnin!

Jo rallë më kishin përcjellë deri sa korruptohesha. Një ditë, Kiro Fuzofski më tha që të kem kujdes se, posedojnë shumë fakte të cilat do të mund të më çonin drejt e në burg!

Dobësi tjetër seç mu shfaq flirtimi! Çuditërisht në rini moralin e kisha më të fortë kurse në pleqëri, nuk di se prej nga më shpërtheu kjo dëshirë për

dashuriçka. E kisha një parandjenjë se shumë herët do të ngel i ve (vejn) prandaj kisha marrur masa që të krijoj miqësi me femra dhe, miqësinë madje ta ngrisja deri në dashuri të pashpallur, të konservuar për ndonjë ditë më të vështirë për mua. Çuditërisht, të gjitha flirtimet e mia patën një karakteristikë shumë interesante: femrat që më ofroheshin mbanin emrin që niste me F! Le të themi se, këto F-ja ishin Fatime dhe, të gjith që më ofroheshin kërkonin lidhje të zjarrta. Njërën e dija që e kisha të lëshuar nga Jakup Selimovski, gjegjësisht nga vetë shërbimet sekrete, kurse të tjerat, nuk më rezultonin se kishin lidhje me shërbimet. I mbaja në distancë të madhe. I udhëzoja të lidheshin me fëmijët e mi, me vajzën e me djemtë, me qëllim që të humben të gjitha dyshimet por, Fatimet të llogariteshin si shoqet e fëmijëve të mi. Kësisoj, si shoqe të fëmijëve të mi i kisha edhe më pranë, i kisha në shtëpi, i kisha mysafire të sofrës, ku na shërbente Sulovica, bashkëshortja ime.

Më vonë, desh më dolën mendtë kur njerzit e DZK-së ma bënë me dije se më kishin në grusht dhe se do të duhej të dorzohesha, ndryshe, një fushate që kishte nisur kundër meje viteve 1999-2000, do t'ia bashkangjisnin edhe faktet që ishin fatale për mua si reis. Ata kishin në mend të më padisnin si trafikant i qenies njerëzore, si donzhuan që femrat e mia ua bëj fëmijëve të mi, sepse, tashmë i kishin incizuar dy djemtë e mi tek kishin bërë dashuri me Fatimet me të cilat paraprakisht po flirtoja edhe vetë unë.

Unë kisha menduar se me mbylljen e dyerve nga ana e DZK-së tashmë kisha shpëtuar prej lojërave të këtij institucioni shtetëror. Kurrë nuk më kishte shkuar në mend se ky akt i tyre në fakt do të thoshte luftë e ashpër kundër meje!

# 57. Loja e tetovarëve kishte një kokë

Rrebelimi dhe përpjekja për fraksionim i Këshillit të BFI-së së Tetovës e kishte ideologun e vet politik por edhe fetar. Ideologu politik gjendej në PDSH, herë te Arbën Xhaferi e herë te Menduh Thaçi, koka këto gjallë të interesuara për ta shkatërruar BFI-në e për ta ngjallur e rritur bektashizmin ndër muslimanët e Maqedonisë. Këtij skenari verbërisht po i shkonin pas "ideologët fetarë", një dysh që fare pak kishin menduar se do t'ju hasë sharra në gozhdë: Bahri Aliu e Ruzhdi Lata.

Me ideologët politikë të fraksionimit të BFI-së, liderët e PDSH-së, nuk do të merrem këtu, sepse i pashë dhe i testova që të dy se sa vlejnë. Që të dyve, siç thoshte rahmeti Fadil Hoxha "ua bëra birën e miut 300 groshë", i lakuriqësova duke i detyruar që të njihen nga opinioni si shkatërruesit më të mëdhenj të islamit. Si të këtillë do të njihen tërë kohës dhe, falë këtyre shkatërruesve, unë do të ngelem në histori si mbrojtësi më i madh dhe në kohën e duhur i islamit në Ballkan. Pa mua, islami në Ballkan do të shkonte në të samës! Në këtë

periudhë, unë me tërë qenien time po angazhohesha që ta shpëtoj islamin në Bosnjë ku, martesat e përziera kishin sjellë deri në ngulfatje totale të kësaj feje të Allahut. Po e shpëtoja edhe islamin në Kosovë ku, elita intelektuale me bagazh të rëndë komuniste i kishte nënshtruar të gjithë teologët. Që prej hoxhësh më të ngratë, apo më mirë me thanë më të thjeshtë, e deri te Rexhep Boja, kryetari i BIK-ut, po manipuloheshin dhe po viheshin në shërbim të komunistëve të LDK-së kinse për ta ndihmuar çështjen kombëtare. Në fund doli puna se as atë çështje nuk mund ta shtynin pa mua, as Fehmi Agani, as Ai Aliu, as dështaku historik Ibrahim Rugova, por as Rexhep Boja. Në atë kohë, ai askund nuk guxonte ta thotë asnjë fjalë për Kosovën, apo nuk dëshironte se, një Zot e di, mund ta kenë pasur në grusht serbët!

Në Shqipërinë postkomuniste, muslimanët e atyshëm mua më prisnin si zot! Sharllatani Sabri Koçi, i cili vulet e Komunitetit i mbante të lidhur për ushkur të brekëve, nuk merrte frymë pa më konsultuar çdo mëngjes. Ky komunitet më ka borxh qindra mijëra euro të shpenzuara në telefonatat e çdoditshme, duke i marrë e duke i treguar se çka të veprojnë, si të falen, si të luten, si të agjërojnë, thjesht, si ta zhvillojnë islamin.

Me këtë forcë dhe me këtë kapacitet të hatashëm intelektual e fetar që e posedoja unë, Bahri efendija dhe Ruzhdi ahmaku i kishin hyrë projektit të Menduh Thaçit e të Refet Elmazit që të më shkatërrojnë mua si dhe mbarë Bashkësinë Islame të Maqedonisë. Ruzhdiu shumë shpejt e futa në grusht, duke ia lëshuar njerëzit e Igathës. Prej tyre ai mori miliona marka gjermane dhe, shumë shpejt i doli emri si një nga hoxhallarët më të pasur në vend dhe më gjërë. Ai, për çdo raport të rrejshëm finansiar, që ua përgatiste njerzve të Igathës, të cilët kinse në rajonin e Dibrës po investonin në xhami e qendra islamike, merrte me qindra mijëra marka. Këtë lojë ma mësuan këshilltarët e Kiro Fuzofskit, kurse, kur erdhi puna te Bahria, atëherë, thjesht, ma ngulën! Kërkuan të më shesin informacion shumë të rëndësishëm. Kushtoi shumë shtrenjtë por, më bindën se me atë informacion do t’i paralizoja edhe Bahri efendiun edhe Ruzhdi mafinë. O vallai i kam pa vetë, më sytë e mi, fotografitë ku shiheshin në poza pornografike Bahriu dhe Ruzhdiu. Kur ua pata tërheq vërejtjen që të dyve, sakaq u zbut situata me Tetovën, kurse atyre ju premtova: njëri se do të ngritet në myfti i përhershëm, kurse tjetrit ia premtova edhe postin e Reisit. Më vonë kjo edhe do të dëshmohet praktikisht. Jo sepse kisha mëshirë për ta, por, thjesht, duke i mbajtur në këto poste me të gjitha ato infrmacione të pederakafta që i kisha për ta, do të mund t’i vija fare lehtë në shërbimin tim.

## 58. Sa më erdhi lezet kur më befasoi Kiro Fuzofski

Kiro Fuzofski, i cili m'i ofroi ato fotografi pornografike ku shiheshin shumë qartë Bahri Aliu dhe Ruzhdi Lata, kurrë nuk ma tregoi burimin e atyre fakteve. Madje as që dëshironte t'i komentonte ato fotografi. Zejnullah Fazliu, një luftëtarë i papërkulur kundër Bariut dhe Ruzhdiut, sakaq, më këshilloi një gjë! Kujdes, më tha, kujdes se shërbimet sekrete mund të merren edhe me montime të fotografive, me retushime e me falsifikime. Meqë, nuk po flet Fuzofski, ta paskan ngulë sa krahu më tha Zejnullahu. "Të paskan marrur me thashë pare, kurse të paskan dhënë fakte të montuara"! Pas kësaj, çuditërisht, Ruzhda dhe Bahriu, nisën të mos shfaqin frikë prej meje, u lidhën shumë fort me Zejnullahun dhe i bindeshin vetëm atij. Plasa deri sa e mora vesh. Kishte qenë lojë e Zejnullahut që ta minimizojë peshën time kurse të nis e të faktorizohet vetë ai.

Një ditë, na mblodhi Kiro Fuzofski si dhe njëfarë Nenad Mirçevski. Fillimisht më thirrën mua, pastaj edhe Zejnën dhe, nuk shkoi më shumë se 15 minuta, në një zyre bodrum u futën edhe Alifikri Esati, Haki Agushi, Nexhati Limani dhe Ejup Selmani! U paralizuam të gjithë kur u ballafaquam sy më sy. Ra një heshtje e gjatë, pastaj fjalën e mori Mirçevski. Duke folur ai, brenda u futën edhe Jakup Selimovski, Jakup Asipi si dhe Sabahudin Mahmuti. U ngrimë e u bëmë koçan! Askush nuk po dinte se çka po ndodhë. Arrita ta shoh Kiron kur më dha shenjë që mos të brengosem. Vazhdoi Mirçevski: "Ne e dimë fort mirë se Mulla Sula bashkëpunon me elementet e dyshimta arabe, me elementet radikale si dhe me muxhahedinët. E dimë fare mirë se si vijnë ata në vende të ndryshme të Maqedonisë, e dimë fare mirë përmes Mulla Sulës se ku shkojnë ata, se çka bëjnë, me kë kontaktojnë, kujt i japin pare e kujt i marrin fjalë! Ne, po ashtu e dimë që, edhe ju, të gjithë, dhe një numër më i madh i teologëve, e dini fare mirë se me kë bashkëpunon Mulla Sula, prandaj, i kemi dhënë leje dhe e kemi këshilluar të të shpall, ty Jakup efendija, për murted! Ne e kemi ditur me kohë se ti kësaj çështje do t'i frikësohesh shumë fort dhe do të kërkoshë ndihmën policore. Duke e kërkuar këtë ndihmë t'i vetëm sa do t'ia rrisësh famën Mulla Sulës. Nga ana tjetër, meqë na duhej Mulla Sula rrebel, që nuk i frikësohet policisë së shtetit, as drejtuesve të shtetit, Mulla Sula që përkrahej e përgëdhelej nga shtetet arabe, një Mulla Sulë që është më i fortë në angazhimin e tij për unitet se sa të gjithë forcat destrktive për përçarje e fraksionim, ne, ju futëm në lojë, o hajvana të Tetovës", përfundoi Mirçevski duke iu drejtuar hoxhallarëve nga Tetova. Pastaj kërceu Kiroja duke thënë se, loja u luajt shumë mirë dhe se, tash e tutje të gjithë duhet t'i ulin veshët dhe bishtin nën shalë e të mos bëjnë probleme. Duhet që të gjithë të futen në sistem dhe të marrin pozita, sepse, kësisoj Mulla Sula do të tregohet se sa shpirtgjërë dhe sa tolerant që është. Të gjithë u qeshëm, u morëm ngryk, bilez mua grupi i Tetovës më puthi edhe dorën. Vetëm Sabahudin Mahmuti reagoi shumë keq, duke bërtitur "me këtë lojë, dijeni, do të ma shkaktoni sëmundjen e sheqerit" ! Punë e madhe, tha Kiroja!

Po me mua çka do të bëhet? – pyeti Jakup Asipi!

A do t'ia fusim sa krahu Mulla Isës dhe ty të të bëjmë myfti të Kumanovës, shpërtheva unë duke qeshur me të madhe.

Jo, tha Kiroja, nuk mund të bëhet myfti, pa e bërë ne së pari komandat!

Hahahaha… u qeshëm të gjithë dhe dolëm me një besatim se të gjithë xhenetin e rehatisë së tyre do ta kërkojnë nën këmbët e mia.

# 59. Kurrsesi t'i dal borxhit DZK-së

Drejtoria për Zbulim dhe kundërzbulim (DZK-ja), pa dyshim që po punonte shumë për mua, kurse unë, gjithnjë e më shumë paraqitesha si një rrebel para tyre. E ngrisja zërin, shaja, kërcënohesha, përplasja tavolina e dyer, sa herë që shkoja tek ata. Ata mbanin nivel dhe kurrë nuk ma kthenin me të njëjtën sjellje, ishin më të matur ndaj meje. Doli propozimi që, ta regjistroja djalin tim, Zeglulin, në polici dhe, dal nga dal, ta përgatisnin si një agjent të mirë, të aftë e të shkathët. Deri sa të bëhej ky brum, kontaktet me mua propozuan që t'i mbanin përmes vëllait tim, Avdylit, i cili, prej polici të thjeshtë do të avansohej në njeri i dytë i kufijve të shtetit të Maqedonisë! Po pse pikërisht i kufijve? Sepse, a bashkëpunoja unë me arabët, me grupet e ndryshme muxhahidine? Po pra, a do të duhej të lëviznin në Kosovë e në Shqipëri, me kontigjentë të ndryshëm e të dyshimtë. Këtë lëvizje ata do ta realizonin përmes meje duke i ndihmuar Avdyl aga! E pranova edhe këtë propozim, sepse, sipas sugjerimit të Kiro Fuzovskit, tashmë unë duhej të paraqitesha si një lider shumë i fortë fetar, që është në gjendje t'i dridhë edhe organet kryesore të shtetit. Çdo problem, çdo informacion, çdo deponim të informacioneve të rëndësishme, do ta kryeja përmes Avdylit në zyret e policisë, ndërsa në zyren time do ta kryeja përmes Kiros i cili tek unë do të jetë prezent çdo ditë.

Nuk më interesonte aq shumë Avdyli, me të cilin herë pas here fjaloseshim për punën e babait tim. Kërkonte që ta ndihmoja financiarisht për përkujdesjen që e shprehte ndaj babai tim. Njëherë i pata thënë që, nëse nuk mund të përkujdesesh për të, q… nanën hidhe në pleh se, kurrë hajrin nuk ia kam parë që sot të ma shohë ai mua. Pra, nuk më interesonte Avdyli sa më interesonte jetësimi i propozimit që të më bëhet njëri djalë agjent, apo ma mirë me thanë inspektor, dhe t'ia shihte hajrin këtyre shërbimeve ashtu siç ua pashë unë. Zegluli është më "qeskin" dhe isha i bindur se do të aftësohet shumë, sepse sikur e kishte të trashëguar gjenin tim më të fortë të të qenurit bashkëpunëtorë i rëndësishëm. Kurse, sa i përket të dytit birë, Zuhejrit, e dija me kohë që ai nuk ishte i zoti as për ta nxjerrë macen prej përsheshi. Një fëmijë i kotë por me orekse për të emituar lidërë të mëdhenjë, madje bëri e i tha dikush se a është në gjende të ma zë vendin mua, postin e reisit, është në gjendje pa kurrfarë mëdyshje ta pranojë atë propozim.

Kurrë nuk kisha dyshuar në kundërshpërblimin e shërbimit sekret për tërë atë angazhim dhe ato punë që ua kisha kryer. Më kanë paguar, më kanë avancuar, më kanë përkrahur, më kanë ndihmuar, më kanë ngritur deri në postin e reisit por, asnjë nga këto nuk më ka gëzuar më shumë se propozimi për ta angazhuar në të ardhshmen Zeglulin në këto shërbime. Deri atëherë, kontaktet do të

mbaheshin përmes Avdylit!

Po çka nëse ky propozim ka edhe “harxhin” e vet! Çka nëse qëllimisht ma fusin Avdylin sa për t’i mësuar ai të gjithë çivijat e mia dhe, kësisoj, dal nga dal, të lind ndonjë konflikt vëllavrasës në mes të tij dhe mua? Çka nëse e angazhojnë në këtë shërbim Lulin sa për të mësuar prej tij se ku jam unë, çka po bëj, si po sillem, a jam në linjë apo kam ikur për lesh! Zegluli nuk i përton spiunimit tim, madje me lezet do t’ju tregonte çdo gjë për mua, aq më tepër pasi të bëhet agjent i shërbimeve të cilat kërkojnë që të jesh i pamëshirshëm qoftë edhe për anëtarët e ngushtë të familjes? Sepse ata e dijnë që unë do të plakem, do të pensionohem dhe do të largohem sa më larg këtyre shërbimeve. Por e dijnë se kurrë nuk do të mund të heq dorë prej bashkëpunimeve me elementet e tjerë, gjithnjë të dyshimtë. Prandaj atyre ju duhet një njeri që në çdo sekond është afër meje dhe di çdo gjë për mua? E pamundshme, a! Por, siç thotë populli, këtyre qenve dhe zagarëve të tyre, nuk duhet besuar!

# 60. Testi i parë policor i Zeglulit

Zegluli është djali im. Që kur u zu në barkun e nënës së vet, pata ëndëruar që një ditë të më bëhet polic. Edhe atë jo çfarëdo polici! Pastaj, si foshnjë, sapo nisi t’i hedhë hapat para, i bërtisja plot gaz e hare “hajt polic i babuçit hajt”! Po çfarë polici bre! A nuk është turp që djali i hoxhës të mos e trashëgojë babain e vet por të bëhet polic , më thoshin të shtëpisë! Të jesh hoxhë e të mos bëhesh polic, nuk bën. Si unë, edhe hoxhë edhe polic! I ndarë në dysh nuk është mirë ndaj, nuk do të doja që edhe djali im të ndahet në dysh, kështu që, që në start do ta orientoj për polic. Me hoxhallëk nuk ka as pare as famë.

Më vonë, kur do të më thonë që djalin do të ma pranojnë në polici desh pata fluturuar nga gëzimi. O Nuk kishte gëzim më të madh se të të pranohet djali në polici, të mësojë për polic, të të dalë një ditë polic. Djali i hoxhës me rrobe policësh. Unë rrobet e shpirtërores djali të pushtetit! Pushtet absolut ndër familje e ndër miqasi.

Djali im, Luli, nuk ishte prej atyre nxënësve për t’i thënë mashallah. Tokmak e shkuar tokmakëve. Pak me ndihmën time e pak me ndihmën e miqve e mbaroi disi shkollën e mesme. Aty ngeli. I thosha, nëse dëshiron të ecësh me grada duhet të mbaroshë edhe shkollë të lartë, ndryshe, karriera jote do të varet vetëm prej aksioneve policore. Aksionet i kishte më shumë qejf se sa mësimet, teorinë. Ai kishte menduar se pas çdo aksioni do t’i rritej nga një shkallë policore. Nuk e merrte me mend se përgjatë karrierës së vet policore ai do të ndërmerrte apo do të ishte pjesë e mijëra aksioneve. Nuk ka aq grada policore!

I pata thënë që, fillimisht, do të duhet të ndërmarrësh me qindra aksioneve, prej të cilave, me dhjetra të duhen aksione policore në familje e në miqasi. Do

me thënë, disi duhet ta arsyetoshë besimin, pastaj ta përforëcoshë atë besim dhe, tek më vonë, me ndihmën edhe të servilosjes me përkushtim, do të mbërrishë deri te ndonjë gradë policore. Pas "djegies" së familjes e të miqasisë, të duhet ta harroshë edhe përkatësinë kombëtare e fetare: nëse e do nevoja duhet t'i zbrazësh edhe kacat me verë e raki në gushën tënde, nëse e do nevoja duhet t'ia përvëloshë edhe mushkritë kombit. Në polici nuk ka as fe, as komb, as familje, as miqasi, ka vetë shtet!

Im vëlla, Avdyli, do të degradohet pikërisht falë aksionit vetanak policor që do ta nërmarrë Zegluli. Do t'ia përcjellë disa aktivitete të paligjshme që i ndërmerrte Avdyli, si zëvendëshef i kufijve të shtetit, disa kalime ilegale të kufijve të shtetit, veprimtari që e cënonin rëndë itegritetin territorial të shtetit të dashur e të shtrenjtë të Maqedonisë. Pas këyre vëzhgimeve Zegluli, me ndihmën time, do ta përgatisë një raport profesional policor dhe, ky do të jetë provimi i parë i Zeglulit në fitimin e besimit të policisë shtetërore.

Ishte pak e rëndë por, e përtypshme. Ajo që nuk përtypej fare ishte momenti kur më tregoi se, një raport të tillë e kishte dhënë edhe për mua, si reisul ulema i BFI-së, me ç'rast kishte referuar mbi pasurimin tonë familjar në mënyrë të befasishme. Sa mbyll e çel sytë, Sulejman Rexhepi, prej një katundari të thjeshtë kishte nisur të shndërrohet në një aristokrat të vërtetë, ndonëse me sjellje e dukje në një boss primitiv. Raportin e kishte shkruar me plotë nuanca të mburrjes. Kjo më bëri që mos t'i hidhërohem, sepse ai në fakt ishte mburrur te policia e shtetit se çfarë babai ka. Udhëheqës fetar e menaxher shumë të mirë i vakëfit, që është në gjendje të fitojë edhe për BFI-në edhe për vete. Kësaj i thonë menaxhim i kombinuar, term i panjohur apo edhe i papërfillshëm nga finansat si lëndë më vete! Sheriati islam e njeh si tendencë për t'u krijuar një oligarki finansiare me qëllim që dikush të ketë për t'ju dhënë të varfërve. E unë këtë parim nuk e njihja, sepse, si mund t'ju jap unë fukarave kur atyre nuk u ka dhënë vetë Zoti?! Ky qëndrim i imi, i theksuar në fund të rapotit policor që e kishte përgatit Zegluli, ia kishte siguruar vlersimin më të lartë: ti kalon, sepse rrjedh prej një babai mjaft fisnik. Aferim biri im!



# 61. Zegluli im dhe Sefë mekaniku

Sefë makiniku është i anës tonë. Miqësia jonë shtrihej në një kohë më se 20

vjeçare. Jo që është i rangut tim, jo që më bënte nder miqësia me të, jo që më paraqiste ndonjë satisfakcion të qenurit mik me të por, thjesht, ishte mirëmbajtës i makinave të mia. Edhe makinat e BFI-së i mirëmbaja tek ai, sepse, tashmë si miq që ishim, çdo herë ma plotësonte dëshirën – ia fuste çmimit të mirëmbajtjes së makinave, kështu që, një shumë bukur të mirë të pareve e fusja në xhepin tim. Kishin dalur kasat fiskale kurse unë nuk e dija se çka është ajo. Nuk vlentë më vetëm fatura, pa shoqëuar me gjithë vërtetimin prej kasës fiskale. Sa më i lartë që të ishte çmimi aq më tepër paguhej TVSH-ja që duhej të shtypej në kasën fiskale. Mund edhe të shkruhej por tvsh-në duhej ta paguante ai që e porosiste këtë vërtetim. Këtë ma kishte sqaruar mekaniku, miku im, kurse unë e kisha kuptuar se po do të më përzihet në xhipin tim, të këpusë diçka nga fitimi im që e arrija sa herë që ia çoja makinat e BFI-së në kontroll tek ai. Prandaj, meqë isha injorant në këtë drejtim, duke menduar se po do me ma ngulë, jo që e ftoha miqësimin me te por edhe kisha vendosur për ta djegur!

Sefa ishte edhe dashamirë i armëve të gjyetisë, por edhe i armëve të tjera. E furnizoja unë me plumba. E dinim tamam se ku i mbanë armët por edhe ku plumbat. Për hilen e tij kisha hartuar një skenar bashkë me Zeglulin tim, përmes të cilit do ta “digjnim” mirë. Kishim vendosur që një ditë, kur të më kërkojë plumba, në momentin që do t’ia jepja unë, të ndërhynte njësia speciale dhe ta kapte, varësisht nga lloji i plumbave, dhe t’ia kërkonte armatimin që e posedonte, natyrisht, pa leje. Kësisoj, ditën që ia dërgova plumbat, në momentin kur Sefa po i fshihte në një “dollap” sekret që e kishte bërë enkas për plumba në kanalin për zbrazjen e vajit të makinave, në atë çast do të ndërhyjë njësia policore dhe do t’ia kapë të gjitha plumbat. Natyrisht, këtij aksioni i priu Luli, i armatosur deri në dhëmbë dhe i maskuar kokë e këmbë, vetëm sytë i kishte jasht. E kishin shtrirë Sefen dhe, duke e lidhur, si duket e kishte njohur përnga fiziku, apo për nga ndonjë kollitje Lulin dhe kishte bërtitur “O Zeglul, pse ma bane këtë bre”! E ky tokmaku im i ishte përgjigju me plotë mirësi, pa e hetuar se po vetëdekonspirohej budallai: “Po a jam polic unë, a”!

Megjithatë, kjo përgjigje kaq e lartë intelektuale e birit tim, më vonë do të më bëjë dinjitoz përballë familjarëve të tij, sepse, përgjigjen e kishin marrur, veprimet e paligjshme vështrohen prej organeve të sigurisë dhe ata organe janë që të kapin e jo se këtë e bëri me inat Sulejman Rexhepi. Zegluli është përplot me margaritarë intelektuale, të befasishme e gjeniale. Si kjo përgjigje, ishte edhe ajo tjetra kur e pata pyetur “prej kur u bëre kaq i mençur”, e ai m’u pat përgjigjur me një pyetje të stilit të Zeglul Rexhepit: “po a jam djali yt, a”? Apo, kur e pata pyetur “pse po dehet në orar të punës”, m’u pat përgjigjur me një urtësi të pa parë të një plaku me plotë filozofi popullore: “Para të dehurit armiqtë e shtetit janë më të lirë përgjat bisedave në tavolinë”!

Ky është Luli im, që më bën të ndjehem krenar dhe i lumtur. Kur babai sheh se nuk ka bërë një bagël por një fëmijë të mbarë, jo vetëm që ndjehet krenar por ndjehet edhe i lumtur për gjenin që megjithatë ia trashëgon dikush. Po, po, bëhet fjalë për gjenin e vigjilencës, përkushtimit dhe përkujdesit ndaj atdheut Maqedoni.

# 62. Zegluli i infiltruar në grupin e Kondovës

Për të arritur pikë të duhura të nevojshme për besimin e organeve të rendit, grupi i Kondovës, në krye me Agim Krasniqin, ishte faktori mjaft i rëndësishëm për Zeglulin. Ky grup thuase po funksiononte ekskluzivisht për të mirën e Lulit tim. Infiltrimi i tij në këtë grup do të nisë sipas instrukcioneve të mia. Fillimisht grupeve kriminele duhet t'ju qaseni si polic duke i deshifruar tinëz disa aksione policore. Me dy-tre dështime të aksioneve policore, ose, me dy-tre shpëtime nga policia e grupit të hajnave, krijon besimin e paluhatshëm si dhe mbështetjen e plotë të këtij grupi tek prishësi i planeve të policisë. Zegluli tashmë e kishte dhënë provimin tek ky grup i Kondovës. Këta tashmë ishin të bindur se Zegluli, si polic, është duke vepruar në të mirë të tyre. Pothuajse asgjë nuk vepronin ata pa marrë miratimin e Zeglulit. Pa dashur u shndërrua në gati udhëheqës i këtij grupi i cili komandohej nga Agim Krasniqi i mitur. Edhe i komandonte por edhe mbante shënime të hollësishme për çdo veprim të tyre. Natyrisht, Zegluli nuk ishte në gjendje (për shkak të uniformës) që të futej edhe në intimin e këtij grupi, nuk mundte të kalojë natën me ta nëpër shkurra e kanale ku mblidheshin pas mesnatës për ta vlerësuar dhe ndarë pasurinë e grabitur. Prandaj, Zegluli kishte zhvilluar edhe një strategji origjinale dhe shumë efikase. Kishte gjetur disa patriotë maqedonasë të cilët kishin pranuar me gjithë qejf që t'i viktimizonin vajzat e veta duke lejuar që të infiltrohen në mesin e këtij grupi, si dashnore të flakta, si adhuruese të zjarrta të Agim Krasniqit. Agimi po mburrej se po i ndërron "shkinat" më shpesh se brekët, kurse nuk po e hetonte se ato ishin informatore të hollësishme të tërë asaj që e vepronte ky grup por edhe i defekteve dhe të metave të secilit nga ky grup, me theks të veçantë të Agim Krasniqit.

Ky grup, natë e ditë, ishin në vëzhgim total të policisë së Gjorçe Petrovit. Zegluli ishte më meritori i tërë këtyre sukseseve të organeve të rendit. Policia nuk do të veponte, sepse gati të gjithë ishin të mitur ende, por edhe, si të mitur, ata duhej të kishin ndonjë kokë më të madhe, prandaj prisnin që të zbardhej ajo kokë. Nga të gjitha raportet dhe analizat policore dilte se, Agim Krasniqi ishte tepër naiv, edhe i mitur por edhe i pamundur që të ishte lider i grupit, truri i këtij grupi kriminelësh. Agimi dihej që ishte i dhunshëm por, askund nuk shfaqet si i mençur. Organet e rendit dhe të sigurisë nuk e dinin se kjo mençuri e Agimit në fakt ishte "sinqeriteti" i Lulit polic, i cili po e informonte për çdo veprim, plan dhe aksion policor. Prandaj Agim Krasniqi tash e sa kohë assesi të bindte në duart e policisë. Në fund, Zegluli do të kërkojë që ai ta udhëheqë planin e njohur si "Fliper" duke garantuar në sukses të plotë. Luli kishte një dosje të trashë për këtë grup. Ishti i bindur se i kishte në grusht. Fatkeqësisht, u gabua edhe ai por edhe unë! Qasja e Lulit tek ky grup nuk ishte më ajo e ngrohtë, miqësore, vëllazërore por, thjesht, ishte shumë e dyshimtë. Një polic i rëndomtë kurrë nuk mund ta gëzojë besmin e

grupit të hajnave. Besueshmëria dhe ngrohtësia e tyre ndaj policit mik gjithmonë ngelet si një armiqësi e pashpërthyer. Si një flutur të përgjumur do ta kapin Zeglulin dhe do ta çojnë sylidhur në një tunel të shkurtë të gërryer në një pjerrtësirë dheu. E mbajtën të zhveshur lakuriq e të lidhur, duke e malltretuar e kërcënuar se do t'ia lëshojnë qentë e Agimit nëse nuk pranon se çfarë kishte në plan. Pas tre ditëve kishte pranuar gjithçka, kishte "kënduar" për planet e policëve, për rolin e dashnoreve me të cilat po argëtoheshin në këtë shpellë, si dhe për informatorët e katundit prej të cilëve po spiunoheshin. Në fund u morën vesh që, t'ia falin, ta lënë në liri me garancë se edhe më tej do të vazhdojë ta spiunojë policinë tek ky grup. Lirimi i tij u zhvillua si film. Kinse ju iku, kinse pati gjuajte të Lulit me këtë grup bandash, se kinse e kishte plagosur Agimin. Pas këtij "filmi" policia e shmangu për një kohë të gjatë prej të gjitha aksioneve policore, kurse grupi i Agim e mbante sa më në distancë. Ishte një moment të cilin Zegluli do ta shfrytëzojë për t'i analizuar të gjitha veprimet policore që çojnë në përsosshmërinë e tij si polic profesionist.

# 63. Gjurmëve të grupeve terroriste kosovare

I irituar tej mase nga grupi i Agim Krasniqit, grup ky që e kishte mbajtur peng për disa ditë me radhë dhe që e kishin keqtratu deri në përdhunim, Zegluli filloi t'i urrejë të gjithë personat që kishin veshur uniformë e që kinse kishin luftuar për liri e për Kosovë. Të gjithë i dukeshin kriminelë, vrasës, narkomanë, hajna që duhej të përfundonin përtej grilave të burgut dhe jo të shëtisnin bythët nëpër popull si çlirimtarë. Luli im ishte i bindur se këta janë ata provokatorët kryesorë që e provokuan urrejtjen sllave kundër ne shqiptarëve. Deri sa nuk ishin këta provokatorë, ne shqiptarët i kishim punët shumë mirë me maqedonasit dhe serbët. U afruam aq shumë me ata sa nisëm më edhe t'i kuptojmë se si sillen në shtrat me gratë e tyre. Kurse, pas daljes së këtyre grupeve kriminale që ia kanë vënë vetes nga një amblemë UÇK sa për të thënë se janë "luftëtarë të lirisë", tashmë nuk dim asgjë se çka mendojnë për ne, çka bluajnë e çka planifikojnë. Na e dhjenë punën krejt.

Ky ishte shkaku se pse Luli im do të nisë t'i urrejë të gjithë ata individë e grupe që silleshin si kapadai nëpër kufi e nëpër territorin e Shkupit.  Ka qenë një stan dhenësh i braktisur rrëzë fushës së Stankovecit në të cilën jo rrallë dërgonte uçkista dhe ku ua kryent formalitetin deri në mëngjes. Eee, mor babuç, veç ta shohish se si spiunojnë serbisht këta "luftëtarë të lirisë", më thoshte shpesh Luli, pasi kryente ndonjë formalitet mbi kapadaijtë që mendonin se nëpër Shkup mund të sillen si bandita. Dhe, jo rastësisht, pastaj, Kufiri i Bllacës do të bëhet një zonë si rrjetë peshku ku do të zihen lloj-lloj malukati që do të hyjnë nga Kosova. Tashmë, falë Lulti tim, policia e Maqedonisë do të jetë në gjendje që të dijë për kriminelë e delikuentë që veprojnë edhe brenda territorit të Kosovës. Falë Lulit tim, policia e Maqedonisë nisi të bëhet efikase përgjatë tërë kufirit me Kosovën, që nga Bllaca e deri në Jazhincë të Tetovës.

Informatat e Lulit ishin të sakta, sepse informatorët që këndonin pasi ua shtrydhte bolet, ishin të sinqertë. Shpesh i thosha Lulit që mos t'i torturojë shumë se, duhet të ketë frikë, ka Allah, kurse ai më thoshte "hë bre buç se këta nanqimë duhet të mësohen me torturën e policisë shqiptare, duhet të nisin e të tmerrohen rej policëve shqiptar. Prandaj po i torturoj në shqip sepse "formalitetet" e policisë kosovare do të jenë në shqip. Unë po i trajnoj që të mësohen t'i kuptojnë policët e Kosovës", thoshte Luli im. Verën e viti 2006, disa muaj para se të rikthehem në krye të BFI-së, në Shkup u vra ish ushtari i UÇK-së, kosovari nga Kotlina, Çelik Loku i cili gjatë 2001-it ka qenë i sistemuar në Brigaden 115 në fshatin Radushë nën komandën e Rafiz Halitit me të cilin kurrë nuk jamë durur. Çelik Loku, u vra në terrenin ku operonte Luli im, dhe me than të drejtën, Çeliku nuk do të mund të vritej aq lehtë sikur Luli im të mos ishte shumë i kujdesshëm dhe i sakt. Jo rastësisht edhe është shpërblyer.

Një vit më vonë, Luli im e dinte komplet skenarin që po e përgatiste me urdhër të Ali Ahmetit Abdilaqim Ademi me grupin terrorist të Kosovës që ishin stacionuar në Brodec të Tetovës. Do të ndodhte i njëjti skenar si pesë vite më prë në Kondovë. Grupet terroriste do të pushtojnë disa katunde në Malësi dhe që nga atje do të shpallnin "territore të lira", në të cilat policia maqedonase do ta kishte shumë vështirë që të niset ndersa tërë kjo atmosferë do ta shtonte pakënaqësinë tek qytetarët e vendit dhe, me këtë edhe do të merrte fund koalicioni i panatyrshëm në mes të VMRO-PDSH-së! Por, "syri i shqiponjës", siç e thërriste Refet Elmazi Zeglulin tim, e kishte zbërthyer tërë lojën e këtij grupi terroristësh, kishte marrë pjesë në ekipin operativ që e kishte hartuar planin e sulmit mbi informatat që i kishte mbi numrin e terroristëve, armatimit të tyre, llojit të armatimit dhe, vendqëndrimit të tyre. Paraprakisht, të njëjtat informacione i kishte dhe ambasdorja amerikane Millovanoviqi, si dhe euro-ambasadori Fuere, por edhe Kryeministri i Kosovës, Agim Çeku. Prandaj edhe, aksioni në Brodec nga strukturat e NATO-s u vlerësua si një nga aksionet më të suksesshme policore në rajon dhe më gjërë. Eh sikur ta dinin se tërë plani për kapjen dhe neutralizimin e tyre ishte i Zeglulit tim!

Edhe sot e kësaj dite druaj për fatin e tij, madje këtë droje ma shtoi Komandant Hoxha, Xhezair Shaqiri, i cili, menjëherë pas akcionit policor në Brodec, m'u paraqit në telefon:

– Hallo! Si je Mulla Sulë!

– Kush je bre ti?

– Hoxha i hoxhallarëve! Xheza! Të mora me t'vetë si e ke djalin, policin. A e paskan plagosë në Brodec, a! A është hala në spital!

– Jo, jo, nuk është shumë, pak, e ka përla një plumb. Nesër e lëshojnë!

Prej nga e mori vesh Xhezair Shaqiri? Kush i tregoi atij? Do me thënë që edhe Xheza paska informatorë të vetë në polici. Kjo punë është shumë e rrezikshme, sepse hiç nuk i zë besë këtij farë komandanti të hamamit!

Po, të nesërmen doli Luli nga spitali, me plagë të shëruar, por me dorë të enjtur, nga gjuajtjet me grushta që i kishte bërë mbi terroristët. Lëre që i kishte

bërë për ta ndërruar letërnjohtimin, me fytyra të prishura, të cilët që të gjithë i kishte në celularin e vet, por edhe e kishte dëmtuar shumë dorën. Mjekët i kishin thënë që, ka mundësi që e ka të krisur dhe, tash e tutje, sa herë që do të prishet koha, sa herë që do të bie shi, do të ketë dhembje në dorë. Djali im me këtë behane, edhe atë për shkak të terroristave të stacionuar në Brodec. Për punën e dorës, e dinte vetëm Menduh Thai dhe Rafet Elmazi. E di edhe unë dhe askush tjetër.

## 64. Na ishte një herë njëfarë “Komandant Kushtrimi”

Varrimi i Jakup Hasipit, të njohur si Mulla Jakupi i Sllupçanit, u bë nën prezencën e një numri të jashtëzakonshëm mjekrrash. Për herë të parë u pa dhe u kuptua fakti se mjekrrat tashmë ishin bukur të shumtë në numër dhe të shtrirë gjithandej trojeve etnike. Jo rastësisht ata kishin zgjedhur defilimin e tyre mu në territorin e Maqedonisë. Këtu ata kishin pasur krahun e tyre ushtarak nën komandën e “Komandant Kushtrimit”, nofkë kjo luftarake e Harun Aliut.

Luli im kishte arritur që të infiltrojë njerëz të vet në mesin e këtye mjekrrave. Unë kisha kërkuar që në shërbimet intelegjente të futen dhe të punësohen edhe medresantë tanë, sepse, vetëm përmes tyre më lehtë do të arrinin deri te planet e mjekrrave. Plani i tyre i fundit ishte krijimi i një krahu të fortë ushtarak dhe inkuadrimi i përnjëhershëm i të gjithëve në këtë krah, i cili po udhëhiqej nga Harun Alia. Ky krah e kishte edhe trurin e tyre, strategun si dhe liderin e patundur, profesorin Jeton Shasivarin, i cili, çuditërisht kishte pasur një dëshirë të flakë që të jetë sekretar gjeneral i Bashkësisë Islame, por që unë reis e ai sekretar ishte një punë që nuk do të ndodhte kurrë.

Diku, në fshatrat kufitarë, në Karadakun e Shkupit, po flitet se po përgatiten dhe po stërviten “mjekra” për veprimtarinë e tyre teologjike nëpër territoret që do të “çlirohen” nga ana e tyre. Plani paska qenë që të futen në Maqedoni dhe, përmes trurit të tyre luftarak, Harun Aliut, të më rrëzonin mua dhe ta merrnin BFI-në në dorë dhe, nga brenda pastaj, duke e pasur të pushtuar një keshtjellë, shumë lehtë do t’ia bënin edhe me bashkësitë e tjera islame në rajon. Pasi të më rrëzonin mua në plan e kishin që të operojnë edhe në Shqipëri për ta eliminuar klanin e hoxhë Fetullah Gylenit si dhe në Kosovë për ta çliruar BIK-un nga “vehabistët” me në krye Naim Tërnavën, që nuk ishin në sy të mirë nga Turqia e Erdoganit. Por, ata nuk e kishin bërë hesap se unë mund t’ju dal kockë që ju ngelë në fyt. Tërë këtë strategji Luli im, Zegluli i babuçit, e kishte marrur shumë për zemër dhe, mbaj mend si sot kur m’u betua se, pa e vrarë Harun Aliun kjo punë nuk do të marrë fund.

Nisi strategjia e planifikimit të aksionit me nofkën “Goditja e gjarpërit në kokë”! Unë gjallë e të bëheshin të gjitha këto ndryshime të cilat, megjithat po mbanin erë të politikave ekstremiste-nacionaliste të Erdoganit, kjo kurrë nuk do të ndodhte. Prandaj, i dhashë flakë Lulit duke e qortuar që për gjithçka të më vë në dijeni edhe mua.

Luli kishte informatë të sigurtë se, nga Kosova do të futej celula e parë e grupit të mjekrave, nën udhëheqjen e Harun Aliut, për të realizuar një takim me “trurin e tyre”, profesor Jeton Shasivarin. Ata do të priteshin në Radushë dhe, me një furgon të bardhë mallërash, të huazuar nga “Uka komerc” i mikut tim të ngushtë, Haxhi Ademit, do të silleshin deri në lagjen e Shkupit, në Hasanbeg. Informata rezultoi e saktë. Luli ishte vënë në krye të aksionit për kapjen e furgonit. Plani ishte, kapja e furgonit brenda ndonjë vendbanimi, ku aksioni eventual do të ishte më tragjik dhe më i frikshëm, sepse policia speciale janë për të mbjellë frikë e jo për duatrokitje. Pasi të kapet furgoni, nën përcjelljen e autoblindave dhe mjeteve të tjera luftarake, do të përcillet sërish deri te vendi prej nga kosovarët janë nisur për në Maqedoni. Rrugës do të inskenohet pritja dhe, nën breshërinë e plumbave nga tërë ai arsenal luftarak i policisë maqedonase, do të bëhej furgoni shoshë dhe, me të edhe mjekrrat, të cilët po planifikonin eliminimin tim nga froni i Reisul Ulemasë.

Zegluli im nuk e kishte aq të lehtë që të vëzhgojë e të heshtë para aksionit i cili po ia rrezikonte pozitën babuçit të vet, mua, Sulejman Rexhepit që, të gjithë më thërrasin Mulla Sula!

Më duhet të pranoj, kësaj vrasje iu gëzova sidomos për faktin se, do të shtyheshin apo do të hiqnin fare dorë nga protestat për “Burmali Xhaminë” të cilat po i planifikonin mjekrat e që po i nxiste Harun Aliu. Këtu pata kërkuar ndihmë edhe nga njëri prej truprojeve të mia, të cilin e luta që të kërkojë nga Sinisha Aleksovski, eprori i tij, që fare të mos mbaheshin protestat. Megjithatë, shërbimet sekrete maqedonase e përmbajtën protestën që u mbajt javën e ardhshme, pikërisht për faktin që në Maqedoni do të qëndronte një diplomat i lartë amerikan, Me këtë shërbimi sekret maqedonas dëshironte t’ua bëjë me dije të huajve se sa të rrezikshëm ishin shqiptarët që tashmë ishin përfshirë në përkrahje të madhe të muxhahedinëve lokalë!

Në krye të javës shkova për ta ngushëlluar familjen e këtij farë komandanti. Më pritën mirë. I pyeta:

– A kan ardhur? A po vijnë njerëz?

– Po, po, bereqatversën! Biles erdhën edhe këta të partisë së Ali Ahmetit.

– Kështu është ky: edhe të vret edhe të vjen me të pa!

# 65. Unë nuk i urrej “mjekrat”, unë ju

## frikësohem atyre

Kot nuk ma këndojnë këngën këta shahirat e katundit “trim mbi trimt ai Mulla Sula, që s’la vend pa i përla knus e pula”! Dua të them se jam trim dhe nuk ia kam frikën askujt. Në fakt, vetëm budallai që nuk ka frikë. Frika ka dalë nga dyert e Xhenetit por këtë rrallë kush e kupton. Unë kam shumë urrejtje, unë urrejtjen time e shprehi me nervozizëm, me trimëri, me azgënllëk dhe, kështu njerëzit mendojnë se jam plot zjarr që nuk ia kam frikën askujt, apo më mirë me thënë “Zharko”. Në fakt, unë i urrej vetëm ata nga të cilët kam frikë. Por, shpesh ndodhë që keqkuptohem, sepse, frikën që e kam prej dikujt e kamufloj me urrejtje. Për shembull, unë nuk i urrej mjekrrat, nuk kam pse t’i urrej. Që në start e di se nuk janë as më trima se unë por as më të mençur se unë. E di që truri i tyre në fakt është mjekra e tyre. Ata nuk e ushtrojnë trurin por mjekrën. I keni parë se si e miklojnë dhe e krehin mjekrën? T’ia bënin kaq shumë hizmetin trurit do të dukeshin pak intelektualë por, janë zero. Por, siç thashë, e lëshojnë dhe e miklojnë mjekrën sa për t’u dukur se janë alima, se janë të mençur, intelektualë dhe se nana i ka lindur për pozita të larta. Do me thënë se janë të gatshëm të ma marrin edhe postin, a! Prandaj edhe i urrej, sepse e kam këtë frikë.

Unë kurrë nuk iu përzihem atyre në punë, bilez tërthorazi e kërkoj angazhimin e tyre, sepse e mbulojnë me aktivitete fetare edhe BFI-në time. Muslimanët e mi nuk e dinë se kush po zhvillon aktivitete fetare, të gjitha aktivitetet ata mendojnë se i zhvillon BFI-ja, prandaj, nuk më pengojnë, sepse ata me punën e tyre, në fakt angazhohen për rejtingun tim, për famën time.

Planet e tyre janë djallëzore. Ata ia kanë mësyer pozitës time, sepse, kështu dëshrojnë punëdhënësit e tyre: të më eliminojnë mua, mua luftëtarin më të madh të mjekrave. Pse i luftoj unë ata? Thjesht, sepse ata ia kanë mësyer pozitës sime në krye të Reisllëkut! Le të heqin dorë nga kjo pozitë dhe do të shikojnë pastaj se sa i dua, se sa i respektoj, se sa jam i gatshëm që të bashkëpunoj me ta, madje dhe publikisht t’i lavdëroj se janë bereqeti i BFI-së, se janë shtylla e organeve të BFI-së se janë më të devotshmit e myslimanëve të vendit. Hiç nuk përtoj për t’i lavdëruar, vetëm të heqin dorë nga synimi i foteljes sime. Nuk e jap, nuk e lëshoj për më të madhin çmim. Zatën, kur e patën filluar këtë oreks e këtë synim, Zegluli im ishte në klasë të 7-8 në shkollën fillore. Duke e ndjerë këtë rrezik, insistova që Zegluli të bëhet polic, dhe të ngjitet larg e më larg kirearkisë policore. Mjekrat duhet të ndiqen edhe institucionalisht e jo vetëm nga unë, si reisul ulema.

Le të kërkojnë çfarë të dëshirojnë, jam në gjendje t’i bëj edhe myftinjë, referenta, drejtorë sektoresh, çfarë të dëshirojnë, vetëm le të garantojnë se do të puojnë për mua si reis. Pra, nuk i bëj hesap për asgjë, vetëm, në momentin kur do të hetoj se po fërkohen rreth kolltukut tim të reisit, jam në gjendje që të bashkëpunoj me dreqin e me të birin vetëm e vetëm që t’i likuidoj nga faqa e dheut.

Nëse një ditë mjekrat do të dëshmojnë se nuk do të ma prekin kurrë kolltukun,

do t'ju dëshmoj se sa shumë i dua, se sa shumë kam respekt për ata. Në aktiviete fetare i kam vëllezër, kurse pastaj në aktivitete të cilat ma rrezikojnë kolltukun i kam armiq, ndaj dhe i vras si derrat e egër, prandaj dhe nuk ua ndaj nga hapat Zeglulin tim.

Mjekrat m'u bënë kompleks! Bashkëpunëtorët e mij i kisha lënë pas dore. Tek ata kishe filluar një dyshim i realtë mbi mua. Nuk di a e kisha nga mjekrat apo nga ndonjë kanal tjetër por, miqtë e mi tashmë e kishin zbuluar një nofkë timen policore dhe, sikur më tallnin herë pas here. Ky fakt po më frikësonte shumë, jo mjekrat!

# 66. Kur më deshifruan bashkëpunëtorët e mi

Mulla Zejna (Zejnullah Fazliu) tashmë sikur i kishte marrur penjtë e BFI-së në duart e veta dhe as që po më bënte hesap mua, apo më mirë me thënë nuk po ma fuste hiç. U konsultova me Kiro Fuzofskin e ai më tha që në këtë fazë të ruaj energjinë dhe mos të mundohem që ta shtyjë murin me kokë. Në BFI tashmë ishte bërë një tresh shumë i fuqishëm mbi kurrizin e të cilëve po peshonte krejt fati i BFI-së, mbarëvajtja e mëtutjeshme e punëve të këtij Institucioni. Sipas Kiros, në momentin që na kishin lënë të udhëheqim më lirshëm e kishim bërë punën berbat! Hafëz Rexhepin (Rexhep Nuredinin) e kishim eksponuar si muhadith shumë të madh dhe të paarritshëm në të gjithë rajonin. Fjala e tij tashmë kishte peshë! Konstatimet, vendimet dhe fetvatë e tij ishin të pathyshme, kështu që, duke iu rritur fama, duke iu rritur pesha e autoitetit në mesin e myslimnëve anekënd vendit, në fakt kishte nisur një hije e rëndë mbi personalitetn tim. Gabimi i dytë kishte qenë momenti kur unë pranova që në rrethin e ngushtë shoqëror të futet një nga hafizët dhe muslimanët më të devotshëm që ka pasur vendi ndonjëherë, Hafëz Idrizin (Idriz Selamin). Këta dy ishin nën ndikimin dhe dirigjimin e Zejnulla Fazliut, i cili po i përdorte si vegla për të më eliminuar mua, kurse unë, sa herë që përpiqesha t'ia marr nga duart, Mulla Zejna ju thoshte që të ruhen nga unë dhe të mos më besojnë shumë, sepse dini im, sipas Zejnulla Fazliut, qenka UDB-ja, kurse "pejgamberi im" qenka Kiro Fuzofski! Kësisoj, unë sikur u dekonspirova te miqtë e mi, me të cilët i kisha fituar të gjitha betejat me grupin e Tetovës por edhe me Selimovskin të cilin po e shtynin drejt fronit tim ata të shërbimeve sekrete maqedonase. Në mesin e të rinjëve ndikim të hatashëm kishte nisur të ushtrojë Afrim Tahiri, një teolog i sapo kthyer nga studimet e mbaruara në Jordani. Ishte i ri por edhe shumë i kujdesshëm, nuk pranonte të futet në kallëpe e nëpër grupe, shikonte punën e vet dhe i kryente me përpikshmëri më të madhe punët e Shoqatës "Ilmije" ku e kyçëm si sekretar i këtij asociacioni.

Fuqia ime, sado që shpresoja edhe në nikimin e të riut Afrim Tahiri, ishte e dobët karshi treshes Zejnulla Fazliu-Idriz Selam-Rexhep Nuredini! Unë nuk

arrita as t'i përpunoj dhe t'i mbajë si piptha të degës sime, sepse në ofensivë ishte Zejnullah Fazliu, i cili, edhe ai si unë çonte ujë në të njëjtin mulli ku çoja dhe unë, por që angazhohej më shumë, sepse i duhej pozicione në të gjitha frontet. Mua më larguan nga posti i Kryetarit, ndërsa nuk u rehatuan deri sa nuk e sollën në atë post Arif Eminin, të cilin unë e kisha caktuar si myfti të Gostivarit. Arif Emini, në fakt ishte porta e hapur e DZK-së si dhe fati më i lumtur i Zejnullah Fazliut. Natyrisht, kjo më brengoste shumë dhe, edhe më shumë më brengoste fakti që tashmë as Kira dhe as shokët e tij të DZK-së nuk po merreshin me mua, më neutralizuan tërësisht. Megjithatë, të gjithë ata kishin harruar se unë jam ujku vjetër dhe, me një lëvizje ju tregova se kush është Mulla Sula. Në dy takimet veç e veç që i pata, njërin me Hafëz Idrizin dhe tjetrin me Rexhep Nuredinin, dy krahët me fuqi herkuli të Zejnulla Fazliut, i binda që të dy se janë futur shumë keq në shërbimet sekrete maqedonase dhe se Zejnullau, "babai ideologjik i tyre" po i keqpërdorë, madje tërë këtë duke ua argumentuar me fakte e prova konkrete. Kjo bindje, ashtu siç e prisja, do të rezultonte fatale, sepse, e dija shumë mirë që as njëri dhe as tjetri nuk do të pajtoheshin me faktin se tashmë ishin bashkëpunëtorë të shërbimeve maqedonase. Për pak kohë, për punë ditësh, brenda katër-pesë ditësh, Hafëz Idrizi do të vdes nga ataku në zemër, kurse Rexhep Nuredinit ky informacion do t'i bëhet kancer në tru dhe do ta mbysë edhe atë, në gjendje gati të çmendjes.

Atëherë Zejnulla Fazliu do të kapet me mjekrrat, me armiqtë e mi të përbetuar. I ngrati, nuk e dinte se çka po e pret.

## 67. Zenun Berisha po e përjetonte pashallëkun e Shkupit

Derisa Zejnulla Fazliu dhe Arif Emini po përpiqeshin që ta rjepin BFI-në dhe ta shndërrojnë në filiale të vërtetë të DKZ-së, Zenun Berisha, si dhelpër që ishte që kur e njoha, po e përjetone pashallëkun e Shkupit, në cilësinë e Myftiut të Myftinisë së Shkupit. Ai nuk i përgjigjej as kryetarit fiktiv të BFI-së Arif Eminit, por as Mulla Zejnullahut që realisht ai ishte kryetar i BFI-së, i cili, si "lider ideologjik" edhe i mjekrave më radikalë në Shkup, e devalvon tej mase Zenunin duke ia lëshuar mjekrat të cilët do ta rrahin, do ta shpullosnin dhe do ta detyrojnë të nënshkruaj pesë vendime për punësim të tyre. Atëherë Zenun Berisha do t'i duhet të lidhet me grupin e kriminelëve që udhëhiqeshin nga Ridvani, alias Rida, i cili arriti t'i punësojë gati të gjithë vllezërit e vet në Muftininë e Shkupit. Që të dy bandat ishin në koordinim të veprimeve të tyre, prandaj, herë sulmonte njëra e herë trimërohej banda tjetër dhe, kësisoj, gati e bankrotuan kasën e Myftinisë së Shkupit, kurse Mulla Zejna i kishte rënë gati në fund të arkës së BFI-së.

Atëherë, në çastin kur BFI-a ishte buzë shktërrimit, çuditërisht, një nga armiqtë e mi më të mëdhenj dhe më të përbetuar, Menduh Thaçi, kërkon takim me mua. Meqë njihesha si luftëtarë i madh i mjekrave, Menduh Thaçi nga unë do të kërkojë që të marr drejtimin e BFI-së dhe t'i largoj të gjithë njerëzit me ndikim të BDI-së që tashmë ishin instaluar në BFI dhe po shtriheshin edhe në organet e saj. Unë do të pranoja me të vetmin qëllim që grupi i Kondovës të vihej në shërbimin tim kurse të kontrllohej nga Menduh Thaçi dhe se, prova e parë do të ishte futja në shtëpi të Zejnulla Fazliut natën kur do ta kishte shtëpinë plotë me mjekra dhe ta shpullosnin para tyre, madje edhe të gjithëve nga një shpullë të nxehtë duke ua bërë me dije se tashmë koha e tyre perëndoi kurse koha e Mulla Sulës po rilindte. Tërë kjo lojë do të ishte shumë e lehtë, sepse do të drejtohej nga zëvendësministri i Punëve të brendshe, Refet Elmazi, i cili do t'i mbante sa më larg meje zagarët e DKZ-së por, në të njëjtin shërbim duhej të ma punësonte dhe të ma avansonte edhe djalin tim, Zeglul Rexhepin. Ramë në ujdi dhe ia nisëm lojës. Me logjistikën e plotë nga grupi i Kondovës, si dhe me përkrahjen e parezervë nga ministria e punëve të brendshme dhe nën vëzhgim të këtij skenari nga ana e Menduh Thaçit (e bekoftë Allahu i Madhërishëm që më riktheu në postin e Kryetarit të BFI-së), unë u vendosa sërish në selinë e BFI-së. Detyra e parë ishte që ta pastroj BFI-në nga elementet e BDI-së, pastaj, meqë posedonim pasuri të konsiderushme nga vakëfi i BFI-së, duhej që në listën e shpërblimeve të përfshija një numër të madh të aktivistëve të PDSH-së dhe të grupit të Kondovës të cilët do të paguheshin me nga një rrogë që do të varionte prej 200 e deri në 500 euro. Veç kësaj, Menduh Thaçi kishte përgatitur edhe planin B, të cilin nuk e kisha kuptuar më herët. Njerëzit që më ndihmuan të rikthehem në postin tim, u detyrova që t'i pranoj si bashkëpunëtorë të mij më të ngushtë, pa e ditur se ata në fakt kishin qenë ca kopila të Menduh Thaçit. Me kohë e hetova këtë lojë të dobët, ndaj dhe iu qasa edhe unë lojës sime – largim të gradualshëm nga PDSH-ja dhe afrim sa më të theksuar te BDI-ja, e cila, në momentin kur erdhi në pushtet, në vititn 2008, mua më gjeti lojalist absolut i saj. Me këtë i dhashë goditjen fatale Menduh Thaçit por edhe bashkëpunëtorëve të tij që kishin siguruar goxha kompetenca në BFI. Nuk ka projekt që mund të zhvillohet jasht projektit tim, i cili është që, unë të mbetem përjetë kryetar i BFI-së dhe të gjithë të tjerët të punojnë për mua dhe vetëm për mua. Ky është projekti im, prandaj edhe triumfon gjithmonë e në çdo kohë.

# 68. Pse më duhej afrimi me Menduh Thaçin dhe me PDSH-në

Ishte koha e miratimit të ligjit për hapjen e dosjeve. Unë e dija që qindra e mijëra dosje tashmë ishin në duart e Mnduh Thaçit dhe të Dosta Dimovskës, ish funksionare e lartë e VMRO-së së Lubçe Georgievskit. Menduh Thaçi veçmë kishte filluar një fushatë të tmerrshme kundër meje, sidomos pasi i kishin rënë

në duar disa dosje në të cilat figuronte edhe pseudonimi im policor, “Zharko”. Filloi të më sulmojë fëlliqtë dhe, në çastin kur po e ndjeja se do të më vërsuleje dhe më egërsisht, u tërhoqa, dorëzova detyrën e Kryetarit të BFI-së dhe ika. Gjashtë vite më vonë do të pendohet për këtë që ma bëri, sepse, nëse kishte një gjë që na lidhte bashkë ishte urrejtja jonë shumë e furishme kundër mjekrave, selefistëve dhe vehabisëve, të cilëve, me largimin tim BFI-në e morën në duar, e pushtuan përmes BDI-së në pushtet. Tani, Menduh Thaçi po e ndjente se do të kthehej në pushtet, ndaj dhe më afroi dorën e pajtimit. Unë nuk u hamenda por familjarisht u rreshtuam nga ana e Thaçit, jo se i zija besë apo se e doja, por, mbi të gjitha, tani doja të devalvohet Menduh Thaçi, sepse tashmë ose tërë ato muhabete që i kishte folur për mua do të dilnin gënjeshtra, ose, Thaçi pranoi të bashkëpunojë me mua si një bashkëpunëtor policor dhe, përmes kësaj ai drejt për drejt të kyçej në radhët e bashkëpunëtorëve kodoshë. Angazhimi i tij si dhe i Arbën Xhaferit, angazhimi i komplet strukturës së PDSH-së dhe i grupit të Kondovës që sërish të kthehem në krye të BFI-së, edhe atë me virtyte të një patrioti të pashoq, më bëri të madh, kurse në opinion nisi tatëpjeta e PDSH-së, e Menduh Thaçit si dhe e grupit të Kondovës, sepse, që të gjithë tashmë unë i kisha në duar dhe kjo më bënte shumë të fortë, me shumë avantazh që tshmë kah unë të kthehen edhe më fuqishëm BDI-ja e Ali Ahmetit. Ali Ahmeti dikur thoshte se unë mund të jem gjithçka por jo dhe musliman, sot është në gjendje që t’m’i fërkojë topat! U realizua ëndërra ime: ta devalvoja Thaçin dhe PDSH-në deri në thyerje të kurrizit kurse Ali Ahmeti të bindej se unë megjithatë jam njëfarë faktori shumë i rëndësishëm në këtë shoqëri.

Për fat të keq, kthimi im i sëishëm në krye të BFI-së më kishte bërë pak euforik dhe, për një çast nisa të humb edhe kontrollin. Thaçi dhe Refet Elmazi më kishin premtuar se do të më ndihmonin shumë në rikthimin e tërë pronës së BFI-së, kurse unë i ftova të gjithë myftinjtë në një drekë në “Oreov hllad” dhe ju thashë se, do të na kthehet e tërë prona, prandaj sa më shpejt t’i kompletoni dokumentet. Madje, para mediave deklarova se nëse brenda një viti (2007) nuk e rikthej tërë pronën, do të jap dorëheqje dhe kurrë nuk do të kthehem më në këtë post. Me këtë deklaratë thashë t’i sjell para aktit të kryer Thaçin dhe Xhaferrin, kurse Refet Elmazi vjen e më thotë me nerozizëm e pa fije perde: “hej ti, kush të ka thënë që ta bëshë publike kthimin e pronës? Nga ajo pronë BFI-së do t’i takojë vetëm 20 % kurse 80% do të kalojë pronë e PDSH-së”, të cilën do të duhej ta hidhja në emër të Fadil shoferit. Pas këtij kërënimi unë hoqa dorë nga prona, duke qenë i bindur se më mirë të ngelë vakëfi në dorë të shkijeve se në dorë të Menduh Thaçit. Madje, nga grupi i Kondovës edhe panova të rrihem si gomar, apo më mirë me thënë si hajvan, në zyren time dhe mos të nënshkruaj asnjë dyqan që të kalojë në pronsi të PDSH-së.

## 69. Më fal vëlla por edhe ti je pjellë e PDSH-

së

Po afroheshin zgjedhjet lokale, kurse Menduh Thaçi, duke shpresuar në mua se do t'ia rikthej fitoren në zonën e Dërvenit pas burgosjes së Agim Krasniqit, e nxori vëllain tim, Fahriun, kandidat për kryetar të Komunës së Sarajit. Unë e kisha nuhatur se forcë reale në atë zonë ishte Blerim Bexheti dhe askush tjetër, meqë ky ia kishte përgatitur kurthin për t'u burgosur Agim Krasniqin, madje me bindjen se së shpejti do ta drejtonte Ministrinë e Drejtësisë, prej nga do ta mbante në burg përjetë Agim Krasniqin, sakaq, përmes lidhjeve të mia, lidhim një miqësi të fshehtë dhe, prova jonë e parë e kësaj miqësie do të ishte lojaliteti im ndaj BDI-së me rastin e zgjedhjeve lokale. Në sipërfaqe unë isha "vetë gjaku i PDSH-së", kurse nën tokë isha armiku më i përbetuar i kësaj Partie. Me qëllim që mos të ketë dyshime askush, sepse i druaja hakmarrjes së Thaçit me grupin e Kondovës, unë bëhesha se po fluturoja nga gëzimi për faktin që vëllai im do të fitojë komunën e Sarajit dhe për këtë garantoja me së paku katër mijë votat që i kontrolloja unë në këtë zonë. Në fakt, tërë këto vota do të shkonin në BDI, sepse në prapaskenë këtë angazhim e shprehja, makar edhe të digjej vëllai im. Menjëherë pas kryerjes së këtyre zgjedhjeve dhe pas fitores bindëse të BDI-së, angazhimi im edhe më i madh u dëshmua në zgjedhjet e parakohëshme të 2008-tës. Aty i theva në kurriz pdshistat, kurse miqësia ime u bë transparente me BDI-në e Ali Ahmetit. Këtë kalim timin nga një parti në tjetrën e arsyetova me faktin që ne si BFI duhet të jemi gjithmonë në koalicion me partinë shqiptare që do të futet në qeveri dhe se për momentin në qeveri është BDI-ja, prandaj, prej të gjithëve kërkova që të vihen në shërbim të kësaj partie. Natyrisht, ata që nuk do të pranonin do të rreshtohen në radhët e armiqve të mi. Kurse unë, përmes mikut tim dhe bashkëpronarit të disa bisneseve të mia, Blerim Bxhetin, u afrova deri te Ali Ahmeti i cili si lidhje në mes tij dhe meje e cakoi zëvendëskryeministrin, Musa Xhaferin, kurse, paramendoni, Mnduh Thaçi si lidhjen tonën e kishte caktuar Fadil hajnin.

Edhe grupin e Kondovës e amortizova mirë, duke mos lejuar që të më bënin presion për të ndikuar te Blerim Bexheti, tashmë Ministër i Drejtësisë, për të liruar Agim Kransiqin. Blerimi kishte vendosur që ta kalbë nëpër burgjet maqedonase Agimin, kurse unë i zbusja këta të Kondovës duke ju thënë se, përmes Zeglulit, kemi informata se sapo të dalë Agimi do ta vrasin dhe se prandaj ai duhet të ngelë edhe më tej brenda, sepse kombit Agim Krasniqi i duhet gjallë e jo i vdekur, kurse bëhesha se po i përulem famës së tij duke i shkuar për vizitë në burg, duke i çuar ushqime e para, duke u përkujdsur për ditë sa më të lumtura brneda burgjeve të Maqedonisë. Kjo i lumturonte të gjithë, i neutralizonte miqtë dhe dashamirët e Agim Krasniqit, kurse e plotësonte edhe oreksin e Blerim Bexhetit i cili kishte një mëri të vecantë kundër Agimit për shkak se ky i kishte vrarë një kushëri te rampa e udhëpagesës në Gostivar-Tetovë. Tani edhe vrasës, edhe kriminel edhe hero i gjall, sikur nuk shkonin që të dyjat prandaj edhe unë solidarizohesha tërësisht me qëndrimet dhe vendimet e Blerim Bexhetit. Kisha llogari të mbahem me këtë Ministër, meqë ky ishte një nga ministrat më të dashur i Ali Ahmetit tek i cili kishte qasje natë e ditë tek ai. Madje jo vetëm besim, por, kishte edhe aftësi

të mëdha për ta manipuluar Aliun, i cili kurrë nuk dyshoi te Blerimi, edhe pse ky ia luante shpesh herë.

## 70. Moj parti ta lumsha syrin

Në një ndejë, në një sofër plotë mish të pjekur, pata dëgjuar Ali Ahmetin duke e kënduar këngën “Moj parti ty ta lumsha syrin”, që i kushtohej Enver Hoxhës. E dija që po më provokonte mua dhe se me këtë këngë po më thoshte që lirisht të shkoja në polici e ta paraqisja, sepse ai tashmë e kishte flakur frikën dhe se do t’i këndonte për qejf Partisë së Punës dhe Enver Hoxhës. Po ç’mu bë mua kompleks kjo këngë. Assesi nuk mund ta harroja, ngado që lëvizja këndoja edhe unë. Këngë që m’u bë frymëmarrje. Natyrisht, unë e këndoja ashu siç më konvenonte mua, me tekst tjetër, sepse origjinalin nuk e mbaja mend: “Moj parti ty ta lumsha syrin, nuk e la pa ta rrasë kepën…”

Krerët e kësaj Partie, nuk ishin si ata të PDSH-së, hajna klasik, këta ishin më të moderuar, kishin më shumë insaf, kërkonin pak por linin shumë më shumë për mua. Kjo nuk më revoltonte aspak, por, më bënte edhe më koperues. Për shmbull, derisa ata të PDSH-së më mësonin që nëse duhet të heq dorë nga hapësira e Burmali Xhamisë, të kërkoja paraprakisht objekte, të cilat pastaj do t’i ndaja 80% për PDSH-në dhe 20% për BFI-në. Bie fjala, një objekt prej 10 kate, tetë do t’i takonin PDSH-së dy kate neve! Po mua? Kurse këta të BDI-së, ishin më ekspertë, mendonin për të gjithë ngapak, edhe për vete, edhe për mua, dhe për partinë, edhe për BFI-në. Madje BFI-së i linin aq shumë sa më krijonin mundësinë që edhe këtu t’i bie përgjysëm: gjysma mua gjysma BFI-së! Me dy lvizje që i bëmë në koordinim të plotë me Musa Xhaferin dhe Blerim Bexhetin, arritëm të pasurohemi në mënyrë enorme. Nuk e bëra problem Burmali Xhaminë, por ama ma ofruan mundësinë, ose të merrja objekte për vakëf ose në kundërvlerë të merrja bona me vlerë, unë e zgjodha këtë të dytën, edhe pse shokët e BFI-së më qortuan shumë. Bonat me vlerë në fakt ishin para, me të cilat mund ta shtoja vakëfin e BFI-së por edhe më krijohej mundësia për t’i mbajtur gjallë institucionet e BFI-së si dhe për të siguruar rroga për të punësuari. Plasi para e mdhe, për Partinë pak, për do njerez të partisë pak, për mua pak, dhe po aq për Instituionin BFI. Kështu kishte lezet, ndaheshim të gjithë të kënaqur, kurse grykësat e PDSH-së mendonin vetëm për veten e tyre, për Partinë e tyre si dhe për BFI-në, mua nuk më llogarisnin fare.

Meqë Arif Emini bashkë me Zejnullah Fazliun e kishin zbrazur tërë arkën e BFI-së, kishin vjedhur pa hesap, dhe, meqë edhe Zenun Berisha bashkë me Ridën e kompani e kishin zbrazur krejt arkën e Myftinisë së Shkupit, kurse Myftnia e Tetovës dhe ajo e Gostivarit, ruheshin prej meje si prej gjarpërit, këto bona në vlerë që m’i siguroi BDI-ja dhe Nikolla Gruevski, i cili për një çast ma mori mendjen dhe e bekova me loçkë të zemrës (ku mos ta bekoj kur po më mbulonte me bona në vlerë), disi me këto bona sikur e bleva mirëqenien në

BFI, isha i bindur se kështu do të më shkonin punët deri në fund të karrierës, që nuk më kishte ngelur edhe shumë. Por, BFI-ja tashmë po shndërrohej në një miniere të pafundme, më në fund e ndjeva se ky Institucion veç jetës fetare mund ta zhvillojë edhe aktivitetin e shpëlarjes së parave, dhe, një mekanizëm i tillë do t'ju duhej të gjitha pative që do të vinin në pushtet. Prandaj edhe m'u mbush mendja që të bëj çmos që ta ndryshoj kushtetutën dhe të shpallem kryetar i përjetshëm. Pare po, mirëqenie po, punët po na ecnin si mos më mirë, pse mos të më zgjatej mandati?! Të gjithë po mendonin se unë po sillja para nga vendet arabe se po më nderonin shumë, se po më donin tejmase, se tashmë kisha krijuar besim tek ata ndaj dhe më jepnin lekë sa herë që i vizitoja. Kurse, në fak, sa herë që kthehesha e shpalosja nga ndonjë bono me vlerë për të cilin nuk dinin askush në BFI, me përjashtim unë dhe Azem Eminovski, shplarësi më i madh i pisllëqeve të mia. Sepse, natyrisht, e pranoj, të vjedhësh vakëfin është pisllëk, por edhe ta shplashë këtë vjedhje është po aq pisllëk. Të gjithë po zhyteshim në pisllëk dhe, logjika më thotë se, pasi të zhytemi të gjithë, pastaj të gjithë do të kemi nevojë që të ndihmohemi dhe bashkarisht të dalim nga ai pisllëk. Në fund, të gjithë do të shplaheshim nga pisllëku dhe, edhe dhentë në vend edhe unë i ngopur!



# 71. Ata të BDI-së mendonin se ngjashëm si një prift mund t'ua shplajë mëkatet

Në fillim, kur u afruam shumë në mes vete unë me disa të kryesisë së BDI-së, mendoja se po më respektojnë dhe, sikur kërkonin nga unë që të pranoja e të bëhesha hoxhë i tyre, hoxhë partie. Pse jo, unë mezi prisja që të gjej diku pak respekt e autoritet. Për shembull Musa Xhaferi më pyeste se pse sa herë që e çonë ndonjë gotë raki i vjen një aftësi e çuditshme për ta komentuar Kuranin. I thosha të mos zgjedhë mjete as mënyrë, me rëndësi është që ta kuptojë Kuranin. Izet Mexhiti më pyeste kur bëhet haram kamata, kurse unë i thosha me rëndësi është të fitohet, edhe fitimi përmes kamatës është punë, kurse Zoti punën e ka bërë farz. Blerimi Bexheti më pyeste se a mundet që përmes "miellit të bardhë" ta arrinte më lehtë kënaqësinë shpirtërore gjatë falje së namazit, unë i thosha që, me rëndësi është që të arrihet ajo kënaqësi që i duhet çdo namazliu. Beqir Asani më kërkonte që ta bekoja punën e tij që e bënte me

femra dhe më pyeste se si ishte e mundur që të gjitha ato t'i ndjejë si gratë e veta, ndërsa unë i thosha se kjo ndjenjë arrihet vetëm nga ai njeri që është me moral të lartë, që është i ndjeshëm për femrat e huaja si për gruan e vet. Avash avash, sa më futën në klubin e tyre, pastaj, po thuajse i provova të gjitha ato kënaqësi, sepse nuk thonë kot, me kë rri i tillë bëhesh. Ata ishin më shumë se unë, prandaj dhe ata nuk u bënë si unë por unë nisa të bëhem si ata.

Fillova t'i frekuentoj hamamet, saunat, pishinat, masazhet kineze, tajlandeze, meksikane, braziliane. Masazhat braziliane ishin më eksitueset, sepse më shumë bëheshin me gjinjtë e masazheres që i lëshonte nga qafa e teposhte trupit tim. Edhe pse ishin të shtrenjta, megjithatë, sikur më ngelën shprehi dhe nuk mund të rrija pa këtë aktivitet. Natyrisht, i bëja larg syve të njerëzve, më tepër në Maqedoninë Lindore si dhe në Bullgari. Frikohesha nga aferat që mund të shpërthenin nga inçizimet e mundshme. Sepse, thellë në vete e dija që njerëzit e BDI-së nuk ishin aq besimtarë të fortë, madje nuk ishin fare njerëz të mirë, e dija që ata krejt këtë lojë ma bënin duke shpresuar se unë do të nis t'i imitoj ata në veprimtarinë e tyre amorale dh se do të më mbanin pastaj në grusht, duke më shantazhuar sa herë të kishin qejf. Ata nuk e kuptonin se unë bëhesha se kinse jam si ata, në çdo veprim, ata nuk po kuptonin se unë jepja fetva ashtu siç ju konvenonte atyre, me të vetmin qëllim që të më rrëfesheshin sa të mundeshin dhe të më flisnin për gjithçka rreth vetes së tyre. Tamam siç rrëfehet mëkatari te prifti. Sepse unë e dija se ata komunistë dhe atesitë më tepër më trajtonin si prift se sa si lider fetar, prandaj edhe unë i trajtoja si të pafe, si të pamoralshëm, por që më duheshin për punë pune.

I durova edhe atëherë kur ma luajtën lojën dhe m'i morën rreth dyzet mij euro shpenzime që i bëmë për ta kaluar në pronësi të BFI-së truallin në Kala e që në fund ia dhanë Orce Kamçevit, ortak i Sasho Mijallkovit, ndaj dhe kurrë nuk guxova t'ia kërkoj dëmshpërblimin, sepse kisha frikë se do të më hidhërohet Mijallkovi. Do t'i duroja të futme edhe më të mëdha nga ana e tyre, do t'i duroja talljet edhe më të rënda, vetëm t'i fusja në hipotekë morale dhe, kur të vinte momenti i marrjes së oborrit të "Komunalecit" të mos më luanin bisht. Këtë synim e kisha, nuk doja që të ma merrte Zoti shpirtin pa e marrë atë oborr, në të cilën do të ngrisnim ndonjë godinë shumëkatëshe, në të cilën të paktën një apo dy kate do të më takonin mua personalisht, si reis. Fëmijët dhe pasardhësit e mij duhej që një ditë të krenoheshin me babain e tyre që ua la një pronë të mirë.

# 72. Tri premtimet që nuk i mbajti Ali Ahmeti

Isha djegë me njerëzit e PDSH-së, jo se më morën diçka por, thjesht, nuk më përmbushën me asgjë prej atyre që m'i kishin premtuar. Më detyruan që edhe unë ta ndërroj gëzofin dhe t'ju dal prej qengji në ujk. Edhe unë nuk u qëndrova në fjalë. Pse a mos më ishin burra të mëdhenj dhe do të turpërohesha me ta, a?

Hajna, të gjithë kriminelë e hajna. Epo, nëse janë për të keq, më të keq se unë nuk mund të gjejnë, jo.

Hiç më të mirë nuk më dolën as këta të BDI-së, konkretisht, Ali Ahmetii. Pa dyshim që ky njeri do të përfundojë shumë keq, për ibret, sepse kush nuk më ka dëgjuar mua ka përfunduar si mos më keq.

Kur pranova që të bëhem vegël e tij partiake, natyrisht që kisha pikatur edhe unë do kërkesa për të cilat nuk do të kthehesha mbrapsht. Ali Ahmeti për votat e mia e ka pasur kusht që të ma pastrojë çështjen me Burmali Xhaminë, një, e dyta, e ka pasur kusht që të ma sigurojë lokacionin në Kala për selinë e BFI-së dhe, si kush më të rëndësishëm e ka pasur që të ma avansojë djalin, Zeglulin, mundësisht në kierarkinë më të lartë të strukturave policore, për ç'gjë duhej vetëm qëndrim politik dhe jo shkollim adekuat. Në të tri rastet më zhgënjeu, por, meqë në horizont nuk ka ndonjë parti të fuqishme dhe seioze, po më duhet që t'i rri nën bole Ali Ahmetit dhe të realizoj gjithçka që do të më kërkojnë.

Kisha aktruar se do ta organizoj një protestë gjithëpopullore për lokacionin e Burmali Xhamisë të cilën qeveria po ia jepte një firme greke për një hotel. U alarmuan edhe ndërkombëtarët, mendonin se isha shumë serioz në qëndrimet e mia. Kurse tërë lojën po e luaja duke pritur ndonjë ofertë konkrete që do t'më kënaqte mua. Dhe pa pritur erdhi oferta! Më lutën që ta anuloj protestën, ta harroj Xhaminë Burmali, dhe, menjëherë do të niste procedura e ndarjes së lokacionit në Kala për selinë e BFI-së. Më thanë që lirisht të përhapja muhabete se për këtë lokacion tashmë ishin marrur vesh Kryeministri turk, Taip Erdogan dhe kryeministri maqedonas Nikolla Gruevski. Dhe unë pastaj, iu futa sigurimit të dokumentacionit përkatës për lokalitetin në Kala ku do ta ndërtonim selinë me finansim nga buxheti i shtetit. Isha i sigurtë dhe, sipas matematikës sime, kjo vepër kapitale do të më nxirrte nga fukarallëku mua, fëmijët e mi dhe nipat e mbesat. Pagova mbi 40 mij euro për dokumente për planin urbanistik, për sigurimin e pullës, dhe për një grumbull dokumentesh të tjera dhe, fatkeqësisht, të gjitha më shkuan huq. Shkuan paratë e fitrit dhe të zeqatit. Sa keq bre!

Një ditë, më merr në telefon Musa Xhaferi, zëvendëskryeministër i qeverisë maqedonase dhe më thotë që ta pres pasdite në zyre se do të më vinte me shefin e agjencionit për zbulim dhe kundërzbulim, Sasho Mijallkovin. Erdhën aty nga ora 17, pasi ikën të gjithë punëtorët. Bëmë një bisedë mbi një orëshe. Më thanë që nga ky lokalitet nuk do të kishte gjë dhe se urgjentisht duhej të hiqja dorë. Lokalitetin do ta merrte miku i tij i ngushtë Orce Kamçevi, madje, më qortuan që paskam harxhuar aq shumë para, sepse tërë ajo punë do të mund të rregullohej pa lekë. Më thanë që Orca do t'm'i jepte ato para që i kisha shpenzuar, kurse kjo më erdhi shumë mirë, sepse natyrisht që ato para do t'i fusja në xhepin tim. Vetë Sasho Mijallkovi më premtoi që, nëse do të hiqja dorë pa potere, përveç kthimt të parave të shpenzuara (të cilat më vonë do t'm'i japin por vetëm 20 për qind nga shuma e përgjithshme që kishte shpenzuar BFI-ja) do të ma avansonte Lulin. E kjo më erdhi mirë. Kështu ka lezet, me ardhur e me të lutur për të ta avansuar fëmijën. Edhe kësaj radhe ma futën qepën. Deri më sot nuk u realizua as ky premtim dhe për kët fajtor drejt

për drejtë është vetë shizofren, Ali Ahmeti.

## 73. Të gjithë mendojnë se unë jam naiv

Me kohë kuptova se nuk ka gjë as prej këtyre të BDI-së, se edhe këta janë parti spiunësh, se janë të kapur nga mqedonasit dhe se nuk mund të bëjnë "gëg", njësoj si PDSH-ja e Menduh Thaçit. Natyrisht që ky ishte vetëm konstatim i im dhe jo motiv që unë të veproj ndryshe, në dëm të marëdhënieve të mia me BDI-në. Nuk më shkonte për dore fitimi material me këtë Parti, sepse më vonë edhe aty, si në PDSH, të gjithë do të shndërrohen në hijena të tmerrshme, të gjithë kqyrnin për t'u pasuruar për vete. Një kërkesë ia shtroja Izet Mexhitit, kryetarit të Komunës së Çairit, menjëherë kërcente Beqa (Beqir Hasani) duke u kërcënuar se pa një grusht paresh të mira për te dhe për Izetin nuk do të mund të lëvizej asnjë gurë në këtë Komunë. E pashë se me këta nuk fitohet, ndaj dhe i lashë manash, prej tyre kërkoja vetëm që të më siguronin, qoftë në organet e policisë qoftë në organet e drejtësisë, që mos të më binin më qafë, sepse tashmë unë kisha gjetur mënyra të tjera të bisnesit. Fillimisht i anashkalova fare, por kur më hetuan ma ngulën thikën pas shpine. Ma montuan drogën në makinën time, në kohën kur shofer e kisha një nip timin i cili jo që ishte hallall por nuk besoja se mund të ma bënte këtë punë. Ai po e shfrytëzonte makinën time zyrtare për të shpërndarë e shitur drogë për interesa të njerëzve të BDI-së, madje pa ma dhonë qoftë një denarë mua. Kjo më preku shumë dhe jo se e kishte keqpërdorur makinën time. Mua, dajës së vet mos t'ia jepte një përqindje të fitimit? Prandaj edhe e largova menjëherë.

Kur të jeshë i drejtë edhe Zoti të ndihmon! Deshti i Madhi Zot dhe m'u afrua njëri prej armiqve më të përbetuar deri sa ishte imam në Strugë dhe njëkohësisht edhe mik më i ngushtë i narkodilerit më të madh në vend, Argëtim Asani, alias Artani i Strugës, Mustafa Dauti, i cili, krejt dallaveret i kamuflonte nën petkun e imamit duke shërbyer në xhamitë e këtij qyteti. Natyrisht, e fala për moslojalitet të tij që kishte ushtruar kundër meje në momentin kur kuptova se çka është në gjendje të bënte ky farë Mustafe! E afrova edhe afër vetes duke e caktuar si kryetar i Hilalit. Ishte ideja e tij për këtë post, sepse kishte shumë plane për të fituar në emër të organizatës, fitim ky që do të na bënte rahat edhe mua edhe atë. Ishte krejt ide për fitime të mbrapshta. Paramendoni se çfarë gjeniu ishte! Dha propozim dhe iu fut menjëherë punës për të mbledhur ndihma finansiare për somalezët e ngratë. Shqiptarët e Maqedonisë për Somalinë? I them, o Mustafë, po çka na hy në punë për ata hajvana. Më thotë, o kryetar, udhëtimi i atyre ndihmave finansiare deri në Somali kalon nëpër xhepat tona. Hahahaa, aty e pashë që ishte kopil. Kush do të raportonte se mbërritën ato para në Somali? Dhashë urdhër dhe u mblodhën goxha para në tërë territorin e Maqedonisë, sepse muslimanët tanë nuk i përtojnë kontributeve humanitare. Njëjtë ia bëmë edhe për refugjatët sirian, mblodhëm bajagi para edhe për Siri. I mori ato para

Mustafa dhe, bashkë me djalin tim, Zuhejrin, që e kisha caktuar si anëtarë kryesie të Hilalit, shkuan deri në Bashkësinë Islame të Bullgarisë përt'i dorëzuar paratë e grumbulluara, sepse ashtu e nxorëm muhabetin që bullgarët do të udhëtonin dhe do t'i dorëzonin të gjitha paratë. Me qëllim që mos të shpenzonim edhe ne, i nisëm në BI të Bullgarisë prej nga u sigurua një vërtetim fiktiv se janë dorëzuar të gjitha paratë. Në fakt ai vërtetim kishte kushtuar jo më shumë se 5 mij euro, kurse 35 mij të tjera përfunduan ne xhepat tona, ashtu siç e kishte paraparë Mustafa Dauti. Dhe jo vetëm kjo, Mustafa pastaj do të shpërndajë bllanko dokumente e autorizime për të mbledhur ndihma finansiare gjithandej nëpër botë. Uhaaaa sa paratë hynë pastaj nga diaspora, sidomos nga Zvicra ku Mustafa i kishte njerëzit e vet për të kërkiuar përmes autorizimeve bllanko që ua kishte dhënë, pasastaj nga i ashtuquajturi "Çaushi" etj. Na e dha Zoti një të mbarë që, çka t'ju them, ate që nuk ma përmbushi BDI-ja ma përmbushi Mustafa Mafija.

## 74. Çka e lidhte Mustafa Dautin me Argëtim Asanin

Këtë pyetje ma kishin shtruar njëherë do "miq" të mij në kabinetin tim, që kishin ardhur të më vizitojnë nga drejtoria për zbulim dhe kundërzbulim. Ata e dinin shumë mirë por kërkonin në mos di unë gjë më tepër. Nuk më besuan fare kur ju thashë se e vetmja lidhje ishte dëshira e flaktë e Artanit për t'u penduar për veprat e tij të liga duke u shoqëruar me ndonjë hoxhë dhe duke mësuar lutje prej tij. U kënaqën duke qeshur dhe, menduan se unë kisha lajthitur. Sikur u bindën se nuk dija gjë dhe, në fakt, as që më interesonte të dija gjë, sepse, fundja, nëse do të kapej Mustafa Dauti në veprimtari të paligjshme, do ta hante ai vetë dhe mua nuk më pëlciste bytha fort për te.

Një ditë, së vonmi, deri sa po pinim kafe, Mustafa Dauti më thotë, kryetar, a nuk të bëjnë përshtypje këta refugjatë nga Sirija e Iraku që po kalojnë mijëra kilometra vetëm me nga një çantë në shpinë. Prej nga po marrin lekë për të blerë biçikleta dhe për t'i hedhur pastaj. U mbytën në Kumanovë duke blerë biçikleta prej tyre. Po flitet se në çanta ata arabë po bartin "miell të bardhë"! Këtë dyshim e ka madje edhe miku im Artan Asani dhe më thotë që të operojmë sa më parë edhe ne nëpër kampet e ngritura në Maqedoninë Lindore. Kërkoi që urgjentisht të mobilizohemi dhe të zbresim edhe ne poshtë si HILAL dhe të bëhemi kontakti i parë me këta arabë. Më pëlqeu si ide, u binda se ka diçka këtu dhe, sakaq Mustafa Dauti nisi të operojë poshtë. Kishte informata se arabët "miellin e bardhë" e përdornin për të mbijetuar përgjatë udhëtimit por edhe për t'i korruptuar policët dhe doganierët për të kaluar në Perëndim. Sipas Mustafës, i cili ka kontaktuar me arabët sirinë e irakianë, me qindra kilogram kokain janë derdhur nëpër përdoruesit dhe dilerët e drogës në Maqedoni. Mustafa kishte vendosur që të futet si ndërmjetësues në mes të refugjatëve dhe

Artanit, t'ua merrte për pak para "miellin" dhe ta zbarkonte pastaj në Strugë, te ujku i "miellit", Artani.

Puna nisi të rrjedhë shumë mirë. Askush nuk mund të dyshonte, sepse ne po angazhoheshim për ndihma humanitare, madje u angazhuam fuqishëm për transportin e tyre me autobusën tanë. Edhe nga ky transport fituam goxha shumë, por, natyrisht, nuk krahasohej me të hyrat që na vinin nga "mielli i bardhë". Veç kësaj, disi Mustafa Dauti e prishi tërë atë rrugëtim të "miellit" të cilin dikush e kishte planifikuar që të zgjatej nëpër Serbi, Hungari e të përfundonte në Perëndim. Për muaj të tërë ajo rrugë në fakt përfundonte në jug, në jug të Maqedonisë, deri sa e vranë Artan Asanin. Që nga kjo vrasje ne u zbythëm dhe kurrë më nuk u dukëm në kampet e refugjatëve. Rreziku po na kanosej mbi kokë. Një kohë të gjatë nuk lëvizëm, kurse opinioinin e alarmuam se jemi të kërcënuar nga kanosjet anonime, deri sa shteti do të na caktojë inspektorë për sigurinë tonë personale.

Pse po e tregoj tërë këtë storje kaq të poshtër në shikim të parë! Thjesht, sepse shumë ofendime po derdhen mbi mua. U mbytën duke shpekuluar se unë po i vidhkam paratë e fitrit e të zeqatit, se me ato para qenkam pasuruar shumë. Pse a nuk paska rrugë të tjera për t'u pasuruar a! Ja pra, ja një rrugë të cilën ta trason një tjetër, në rastin konkret miku im i ngushtë, Mustafa Dauti. Ka shumë rrugë që të shpiejnë deri te pasurimi personal pa u lodhur fare. Vetëm a je i zoti për të zbritur në ato rrugë. Më vjen keq që kjo storie e imja shumë e sinqertë dhe shumë e vërtetë do t'i lë me gishta në gojë armiqtë e mi të përbetuar që natë e ditë trumpetojnë se unë po pasuruakam duke e vjedhur kasën e BFI-së. Unë jam shumë më i pasur se kasa e BFI-së, prandaj dhe nuk kam se çka marr përveç një rroge të mirë prej asaj kase.

# 75. Për secilin prona e vet është e shenjtë

Njëherë gruaja ime, deri sa po pija çaj në oborr, u ul dhe nisi një muhabet të frikshëm! Kishte dëgjuar nëpër televizor se do të konfiskohet secila pronë që nuk do të arsyetohet se prej nga ka ardhur. Aiiii, i thashë, a nuk ke muhabet tjetër, a! Pse a lideri fetar i besimtarëve duhet të jetë i varfër, nuk ka burime se prej nga të pasurohet! Thjesht, e mbajnë besimtarët e vet, i japin pare! Ku shkruan se një zeqat nuk mund ta marrë një lider fetar! Nëse mund ta marrë një student i cili përgatitet kuadër i së ardhmes, pse mos ta marrë lideri fetar i cili përkujdeset natë e ditë për ta avansuar jetën fetare. Dhe ti e di se te ne, në fenë tonë, zeqatet janë shuma të mëdha parashë, një i tillë, ta shton kapitalin aq shumë sa as në ëndërr nuk e ke parë. Hajt, i thashë, mos më lodh shumë. Po ti a e di se deri më tani më shumë kam qenë rrugëve, nëpër terrene, nëpër kongrese e takime se sa me ty në shtrat! E pra, krejt kjo paguhet, me mëditje. Veç kësaj, shumë udhëtime i kam pasur të mbuluar, të gjitha fjetjet mbulohn nga ai që të fton, kurse unë çdo herë kam marrur para si për udhëtim ashtu

edhe për fjetje, të cilat pastaj me një urdhëresë janë arsyetuar. E shikon pra, një udhëtim më sjell përfitime mesatarisht nga dy mij euro. Për këto vite kam pasur mbi 500 udhëtime dhe, vetëm nga këto kam përfituar mbi 1 milion euro. A i kemi këto para a? I kemi pra, i kemi, bilez edhe më shumë! Iku gruaja por, e pashë që nuk e rehatova, iku e mërzitur dhe e futur ne mendime, në dyshime. Ia këputa një të sharë të madhe duke i thënë që kurrë më të mos më provokonte kështu.

Si do të ma marrin pronën time dikush? Po prona ime është e shenjtë! Si e kam fituar? Pse a paska ndonjë fitim të lehtë? Nuk Ka? Edhe fitimi më i lehtë është përplot me trishtime, përplot me rreziqe, përplot me mundime e me derdhje të djersëve. A nuk duhet të shpaguhet e tërë kjo gjendje shpirtërore? Natyrisht që duhet, prandaj edhe e llogaris si të shenjtë.

Për hirë të kësaj shenjtërie do të pranoj të shahem, të pështyhem, të bëhem rezil, të ofendohem, të më përgojojnë, të më godasin e të më vrasin. Të gjitha këto situata të rënda janë pjesë e fitimit, janë pengesa nëpër të cilat duhet të kalojë njeriu deri sa të vie te një para. Dhe kaq lehtë të lejoj që dikush të ma konfiskojë! Oj grua, oj sulovicë, bërtita, dëgjom këndej, vallahi ve bilahi gjaku mund të derdhet deri në gjunjë e askush nuk mund të ma marrë tërë këtë pasuri që e kam bërë me djersë e me mund. E paskam vjedhë? Pse a aq lehtë qenka për t'u vjedhur a? E paskam haram? Jo pra, e kam hallall kat mbi kat, sepse nuk e kam fituar aq lehtë. E kam hallall sepse e konsideroj të shenjtë! Ndërhyri në këtë bisedë Zegluli sa për ta sheqerosur pak dialogun duke i thënë nënës së vet. O na, hajduti e ka vendin në burg e jo në krye të Bashkësisë Islame. Sikur babuçi të punonte haram nuk do të mund të rrinte asnjë sekond në atë post, Zoti do t'ia thente qafën. A nuk po e sheh se çfarë qafe ka ba babuçi, a! Plasi gazi. Veç në këtë moment, deri sa nuk po guxoja të qesh hetova se kisha hëngër shumë gështenja. Isha shpërqëndruar nga ky muhabet dhe nuk kisha hetuar se i kisha fshirë mbi dy kilogram gështenja. Më ishte fryrë barku shumë keq. Po ndjeja se po pëlcisja. Nuk mund të merrja frymë. Urgjentisht më hipën ne makinë djemtë dhe më dërguan te doktori. Sapo më pa, e diti që sërish e kisha tepruar me ushqim. I mori mjetet për sondën dhe ma futi mbrapa. Sapo u lirova, nisa t'i gëzohem pasurisë sime. Thashë më vete: me kapital edhe fryhesh edhe shfryhesh. Pa kapital pëlcet krejt e të ha nama e zezë.

## 76. Allahu është i bukur, Ai e do të bukurën

E pranoj, më mori shejtani para vetes. Facebuku në fakt është fryma e shenjtë e shejtanit. Të frynë dhe të ha nama e zezë. Mua desh më hëngër por, falë njeriut që ia kam borxh jetën, Afrim Tahirit, shpëtova! Shpëtova faqe bardhë!

Fiziksht desh mbarova! Nuk isha i qetë as shpirtërisht. Më kaploi një dëshirë e

djallëzuar që të futem në një avanturë sa të thellë aq edhe të rrezikshme. Nisa të komunikoj, filimisht e pastaj edhe të flirtoj, me një femër të cilën nuk e kisha parë asnjëherë. Biseda fillimisht ishte në relacion një myslimane pyet Reisin. Pyetjet ishin të llojllojshme në suaza të kufijve të etikës. Më vonë, fatkeqësisht, duke u bërë vetë unë shkas, biseda degjeneroi. Nisëm të bisedojmë si dy të dashur e të vdekur nga dashuria. Apo më mirë me thënë sy dy adoleshentë që kurrë nuk e kishin provuar dashurinë. Ia kërkova një foto dhe ajo ma nisi! E komplimentoj për bukurinë që kishte. Dy metra e gjatë, gushën si simit, nga buzët shumë mishtore, si ato të viqit dymuajsh, sytë si kaprolle, hundën majore e pak të lakuar mbi buzë. Vetullat i kishte mu sikur krahët e shqiponjës. Flokët ia preknin gati vithet. Ishte vetë pehria!

“Si të dukem”, më pyeti pas një heshtje të gjatë!

“Më çmende”, ia kthej unë!

“Ngadal ngadal hoxho, plus i martuar!”

“Jam hoxhë dhe e respektoj denjësisht parimin se muslimani është për katër gra! Kam pasuri dhe kushte të njëjta për katër gra”!

“Po, veç mos harro se, gruaja është për një katund”, ma priti!

Unë heshta! Në jetën time nuk jam ndjerë më xheloz! Eee, me qenë në duart e mia dhe me i thënë këtë fjalë pa e pasë vrarë nuk e kisha lënë, thashë më vete. Më erdhi shumë inat. Doja të pëlcisja nga inati! Gruaja, do me thënë ajo vetë, qenka për një katund a! Eu pushkë he loçkë.

“O Kryetar, të lutem, je i pari i ynë, ke mundësinë edhe të më falësh për këtë gabim që e fola më sipër. Të lutem më fal”, më tha dhe, sakaq më preku në shpirt. Lutja e saj sikur dilte me fullumuqa lotësh nga sytë. I thashë që nëse është duke qartë t’i fshijë menjëherë lotët. I thashë që e dua të bukur e jo të shëmtuar nga lotët e me flokë të shpërpushur.

“Vetëm të bukur më do dhe jo të shëmtuar?” – sërish më provokoi!

“Allahu është i bukur dhe Ai e do të bukurën”, ia ktheva!

Ajo nuk m’u përgjigj atë natë. E prita deri në sabah, kur më trembi hoxha duke e kënduar ezanin e sabahut me një zë të tmerrshëm. E shava shumë keq, sepse ma tolloviti krejt mendjen me atë zë gomari! Pastaj u shtriva të flej pak. Seç më kaploi një dëshpërim, një vuajtje e thellë. Mendova: hej, mos m’u hidhërua ajo myslimane e devotshme që i thashë ashtu. Ndoshta mendoi se unë veten po e krahasoja me Allahun! E çka ka lidhje. Me këtë ajo duhet të ndjehet më krenare dhe më e sigurtë. Hajde se ia zbërthej nesër, thashë, dhe ia futa gjumit!

Të nesërmen, tërë këtë storie, këtë ndodhi ia tregova Afrim Tahrit, të vetmit mik që e kisha dhe ndaj të cilit kisha besim të plotë. E pranoj, sikur mos të ishte ai unë do të ngulesha shumë keq! Ose do të përfundoja me atë vajzë ose do të përfundoja në faqet e errëta të historisë sonë, si një hoxhë i

pamoralshëm! Afrimi më tha: o kryetar, nëse është puna për dashuri të sinqertë dakord por, mund të jetë ndonjë agjent sigurimi apo ndonje spiune që mund të të marrë në qafë. M'u rrëqeth trupi sikur të më zinte rryma, por, nuk e dhashë veten. Hajde bre, i thashë, nuk e ha derri derrin.

# 77. Është mirë kur dikush të pret

Kishim shkuar në Stamboll, në një konferencë të Shuras Euro-aziatike dhe, pasi u ngarkova mirë me lejthija (apo ma mirë me thënë me lejthaja), badema, fëstëka e arra indie, lëngje Dimes (kam shpresë se kompania Dimes e lëngjeve do të ma sponsorizojë botimin e dy vëllimeve me memoaret e mia), u ngjita në dhomën e hotelit. Po planifikoja që të zbres edhe një herë dhe në restorantin me masë suedeze ta mbushja mirë pjatën me mish e të kyqesha pastaj në dhomë. I thashë në telefon Afrimit të behej gati dhe të zbriste me mua në restorant, të më ndihmonte për mishin, sepse, hahaha sa më qeshet, në Austri, një herë isha rrasur me mish të dyshimtë e unë duke menduar se është mish viçi! Afrmi nuk më tregoi se çfarë mishi kisha hëngër duke menduar se unë pastaj do t'i nxirrja zorrët. I thashë, o Afrim, çka të futet nëpër zorrë dhe kah të rrëshqet nëpër to, te unë nuk del nga goja por nga bytha. Hahahaha, sa kemi qeshur bre. Nesje, pasi Afrimi më tha që të merrja pa shybe sepse ishim në Stamboll ku nuk mund të ketë mish të tillë, aq më tepër në një konferencë islamike, u rahaova dhe, pak para darke sikur më kishte kotur gjumi. Vjen Afrimi dhe e hap derën e dhomës rrëmbimthi. Çohem i trembur dhe gati për t'ia krisur një shuplakë! Çka u bë bre, bërtita! Jo jo, më tha Afrimi, asgjë nuk është bërë çka mund të bëhet! Më pyeti se kush e ka kodin e facebukut tim! I them, shefi i kabinetit, Agroni! Ta paska ngulë më tha! Shiko se cilën foto e ka bërë "like", apo më mirë me thënë llajk! Ç'të shoh?! Ajo vajza me të cilën po komunikoja unë, kishte nxjerrë në profilin e saj një foto të veten të bashkuar me fotografinë time. Dukeshim si dy zogjtë më të lumtur në botë, të lindur për njëri tjetrin dhe të bashkuar me vullnetin e Zotit! Pamje më të bukur e më të mrekullueshëm nuk më kishin zënë sytë. Unë i përvuajturi përskaj supit të një engjëllueshe! "Kape shpejt atë idiot dhe thuaji që ta heq këtë foto se të bëri Zoti horr", shpërtheu gjithë nervozë Afrimi. U tmerrova, nisa të dridhem si thupër. Një frikë vdekatare më kaploi. E marr Gonin në telefon dhe nuk lë gjë pa e sharë. E budallai që më thotë: o kryetar, e bëra për ty, për imazhin tënd! Ta kam qi imazhin e nanës, i bërtita si i çartur, duke i thënë që ta heq menjëherë sa nuk e kanë marrur edhe të tjerët. Afrimin e kapa për dore dhe deshta t'ia puthë. Më shtyu, duke më thënë që, asgjë nuk ka mbaruar. Menjëherë më tha që të futesha në facebukun tim, ta kërkoja atë vajzë, t'i lutesha që ta hiqte atë foto nga profili i saj dhe, në kundërshërbim t'i premtoja çfarë t'i donte shpirti asaj.

Brenda dy-tre minutave nisëm të komunikojë! Fillimisht e qortova për veprën që kishte bërë por, sakaq ajo nisi të më kundërshtojë dhe duke ma tërhequr

vërejtjen që mos ta bëja nervoze. E pashë që kësaj radhe pyka me pykë nuk do të dilte, prandaj ia rrotullova pllakën. I thashë se e qortova si njeriun tim më të afërt, të shpirtit, sepse njerëzit e largët nuk kam se pë çfarë t'i qortoj. Më tha që tashmë ajo ishte gati të bënte gjithçka për mua, madje nëse e do nevoja të më presë deri në ditën e kjametit. Dakord i thashë, më prit, të premtoj se nuk do të na dalë shpirti pa u bashkuar ashtu, si në atë foto, por që foton duhet me patjetër ta heq, sepse, i thashë, jam kryetar, jam hoxhë, për më tepër jam mysliman i devotshëm, i cili nuk duron që gratë e veta t'ia shoh askush si në tabllonë e maturantave! E pranoi kërkesën time, duke më thënë që do të më bëhej qefin për të më mbështjellë natën e varrit! I thashë, më prit, ma shkakto ndjenjën e pritjes, sepse nuk ka gjë më të bukur se të të presë dikush! Pastaj, më vete thashë, moj ti hiqe atë foto se, me të zënë dikund ta këpus kokën si të derrit të egër. Faishe!

# 78. Iku Kongresi me dialog dashurie

Atë natë, i hëngra të gjitha lejthiat, fëstëkat, bademat e arrat indiane. Nja dy kile po njëherë, plus edhe mishin e pjekun, nja dy kile, nja dy litra lëng koktel prej Dimes-it dhe, m'u duk se u bë tamam por, aty ga mesi i natës, aaa, desh plasa. Erdhi ndihma e shpejtë dhe, pasi ma bënë sondën nga poshtë, shpëtova. Nuk e mori vesh Afrimi, as që i tregova, sepse më vinte inati pak. U bë si shumë shpesh që po më ndodhë ky problem në prezencë të tij. Kurse ai po ma do të mirën, vazhdimisht më qorton, nuk më lë të ha shumë, kujdeset si për një fëmijë të vogël, kurse unë, tinza tij, ose dal vetë, ose e porosis ndonjë nga studentët që i kemi nëpër dynja dhe më sjellin, bereqat versën!

Të nesërmen, isha i dërmuar, mezi shkova në Kongresin e Shurës Euro-aziatike. Zura vendin tim dhe, një kollitje e thatë më ngacmonte fytin. Në krah të gjathtë e kisha reisin e Azarbejxhanit, Allashykyr Pashazaden, të cilit, si duket po i shkoja në nerva me atë kollitje të thatë, sikur kur të xigilon diçka fytin, më tha: kontrolloje sheqerin. Mund të jeshë me diabet të rëndë! Eu seç mu dha me t'ia krisë një turinjve!

Konferenca nisi dhe po defilonin një e nga një, diskutantët, jo më shumë se nga dy minuta. Unë kisha ngulur këmbë ose 20 minuta ose nuk dal hiç! Natyrisht që nuk më lanë, por edhe unë nuk dola. Madje as që kisha vëmendjen se çka po ndodhë. Po e kontrolloja faqen time në facebuk kur, ja, u fut, hyrija!

“S.a.”

“A.s.”

“Si të kam?”

Hajde për hajër, thashë më vete. Ia dogja kësaj. Më pyet edhe “si të kam”?

“Mirë. Natën kam fjetë si qingj!”

“Nuk më pa në ëndërr?”

“Unë hala nuk të kam pa kështu, të gjallë. Si me të pa në ëndërr?”

“A do me të ardhë aty ku je, në dhomë?”

“Mos se m’i qite mendtë. Mos se po ia qi nanën e Kongresit e po e bëj berbat sallën.”

“Hahahaha… Merre veten me të mirë, o haxhi Reis!”

“Para teje dhe për ty, jam veçse Sulë, asgjë më tepër.”

“E unë Sulovica2, a! A t’i nisi do foto, janë pak provokative.”

“Nisi shpejt! Po a mundet me mi pa dikush, a? Apo veç unë!”

“Veç ti, nëse nuk ia ke dhenë dikujt tjetër pasvordin tënd.”

“Jaaa, nuk e ka askush! Nismi! Mezi po pres”

Sapo ma nisi fotografinë e parë, ku ishte fytura e saj me do buzë të zgjatura sikur të bëra gati për puthje, vërejta se po më përcillte me bisht të syrit Allashykur Pashazade! “Estakfurullah”, pëshpëriti, ndërsa unë ia ktheva: “Shko bre n’t’nanës…” Kisha frikë se do të flasë diku por, doli tamam mysliman, mysliman e shkuar myslimanit, të cilit nuk i intereson asgjë nga jeta private e të tjerëve. Hallall i qoftë. Me pas qenë unë nuk do të isha përmbajtur. Të gjitha konferencave, organizatave e institucioneve islame nëpër botë do t’ju shkruaja për ndonjë person me peshë që tashmë ka rrëshqitur moralisht. Eee prandaj nuk ka mbetur kot shprehja “turlifarë myslimani”!

# 79. Facebuku mu bë dritare për t’i parë miqtë e mi se kush më donte e kush jo

Allahu e shpërbleftë atë njeri madje edhe e bekoftë, që e ka shpikur facebukun. I qoftë hallall qumshi i nanës prej çfarëdo cice që ka dalur. Amin Allah!

Unë me vite e me muaj para shokëve të mi kisha filluar që ta studioj facebukun, kisha adresën time dhe më ishte bërë si botë e imja reale. Futesha aty dhe, nuk doja t’ia di për këtë dynja. Të mbushet mendja se, brenda kësaj dynjaje, të jepet mundësia që edhe ti ta krijoshë dynjanë tënde, ta keshë botën tënde, njerëzit e tu, ajrin tënd, dritën tënde, sukseset e tua dhe, në atë dynja të madhe sikur bëhej gara në mes njerëzve që futeshin aty brenda; një garë e

ndershme dhe shumë interesante. Nga kjo botë miqve të tu i mbetej vetëm të ta pëlqejnë botën tënde, që në gjuhën e facebukut do të thotë që i duhej të ta bënin llajk. Sa më shumë llajka që merrje ishe aq i rëndësishëm, aq më shumë i madh dhe aq më shumë me peshë në shoqëri. Llajkat do të thonë që ke shumë shokë, që të duan, që të pëlqenë të gjithë, që të përkahin të gjithë në gjithçka që bën në botën tënde të facebukut.

Unë jam i pari, natyrisht si Reis që më takonte, që i nxita shumë hoxhallarë që ta hapin facebukun e vet dhe, kjo atyre duhej t'ju shërbene vetëm që t'më bëjnë mua llajk. I mësova edhe shokët e mi, bashkëpunëtorët e ngushtë. Postoja një foto timen, bashkëpunëtorët dhe shokët duhej të më bënin llajk! Postoja ndonjë fotografi të Sulë Juniorit, ata nuk i bënin llajk! Postoja ndonjë foto nga veturat e mia, bashkëpunëtorët dhe shokët nuk bënin llajk. Postoja ndonjë urim, apo ndonjë thënie nga ato të fortat që i kam unë, askush asnjë llajk! Postoja ndonjë ajet apo hadith – askush llajk! Postoja ndonjë lavdëratë apo mirënjohje të të tjerëve rreth personalitetit tim – shumë pak llajka! Llajk më bënin vetëm ata të shtëpisë, ndonjë që më vardisej për ta futur në punë dhe, askush tjetër. Nuk më besohej se kaq shumë i kisha xhelozë bashkëpunëtorët dhe miqtë e mi! Po si nuk i bëhej qejfi askujt për ndonjë reagim timin patriotik, askush nuk i bënte llajk! Tërë kjo sjellje më la të nënkuptoj se unë praktikisht isha i rrethuar me armiq dhe jo me dashamirë! Zatën edhe facebuku m'i hapi sytë dhe më dha forcë për t'i analizuar bashkëpunëtort, për të parë se kë e kisha mik e kë armik. Nuk më dilte asnjë që ishte mik i vërtetë. Më detyruan që t'i pyes dhe, e dini se cila ishte përgjigjja e këtyre injorantëve: "ohooo, kryetar, vallai nuk e kemi parë, se ne nuk rrimë aq shumë në facebuk! Ihaaa, a hymë një herë në javë a jo"! Ata njëherë në javë e unë natë e ditë! Do me thënë që ata kishin punë e unë si i papunë po merresha me dynjallëkun e rrejshëm a! Plus dhe më ofednuan! Gjithnjë e më shumë po çarteshin, po çmendeshin nga inati se pse unë po rrija në facebuk dhe pse po e përdorja aq shumë. Ja pra xhelozia e sëmurë! Tjetri nuk ta do të mirën, nuk i gëzohet sukseseve dhe lavdëratave. Nisën që në mënyrë të tërthortë të më kushtëzojnë: ose me ne ose me facebukun! Natyrisht që unë zgjodha facebukun por edhe një mundësi tjetër për të përcjellë punën e bashkëpunëtorëve të mi, për të shikuar se deri ku ishin në gjendje të shkonin nga xhelozia që nisën ta ushqejnë kundër meje, si përdorues i pasionuar të facebukut. Paramendoni, Ismet Bitiqi shkoi aq larg sa në sy më tha: o kryetar sikur ta përdorësh kaq shumë Kuranin sa po e përdor facebukun, deri tani do të dilje hafiz! O pis, i thashë, tani është në trend facebuku dhe patjetër që duhet të ecim në hap me kohën.

## 80. Instalimi i kamerave brenda BFI-së

Të gjithë ata që nuk po më bënin llajk, nisën ta frekuentojnë zyren e po të njëjtin njeri i cili natë e ditë, nga xhelozia e madhe, më kritikonte se pse po

humb aq shumë kohë ne facebuk dhe se pse jetën time private po e publikoj në atë faqe. Ç'të keqe ka që njerëzit që më donë të njohtohen me anëtarët e familjes sime, ç'të keqe ka që njerëzit të cilët më donë të njohtohen mbi aktivitetet e mia private, mbi ndejat e mia, mbi vizitat e mia, ç'të keqe ka që të tjerët, ata që më donë, të njohtohen dhe të mësojnë se cila është jeta ime, ç''jetë bëj unë, sa jam i fuqishëm ekonomikisht, sa jam trim, cili është arsenali i armëve të mia, cilët janë zagarët e mi, si ha, çka ha! Nëse je i sinqertë me njerëzit e tu, me ata që të duan, duhet që këtë sinqeritet ta shprehish edhe duke i afruar ata sa më pranë jetës tënde private. Unë kështu kisha ndarë mendjen, kurse dofarë alamet hoxhallarësh kishin ndarë mendjen që të më kritikojnë për facebukun tim. Ata nuk po kuptonin se përmes kësaj forme unë në fakt kisha zgjedhur që të gjithë ata që më donin të më shpreheshin mua, të dija se çka mendojnë ata, ku janë, me kë janë, si sillen, ç'farë planesh kanë, sa më duan, sa më përkrahin, a janë me mua edhe atëherë kur do të kritikohem për ndonjë vepër të pahishme, a do të largohen nga unë nëse nis ndonjë fushatë kundër meje. Pra, unë tashmë kisha krijuar një strategji për të ardhmen time jasht shallit, jasht petkut të hoxhës, jasht fronit të reisit, sepse përveç këtyre roleve unë duhet të tregohem se jam edhe prind që di të fitoj, që di të krijoj kapital, që mundem t'ju lë pasuri pasardhësve të mi.

I instalova kamerat për t'i përcjellë ata që fare pak e përdornin facebukun, apo, ndoshta edhe më gënjejn, ndoshta ishte secili natë e ditë në facebuk me pseudonime të shumta!

Për çështhtje sigurie, kërkova që ashtu siç ishin vendosur kamerat nga jasht objektit, ashtu të vendosen edhe për brenda. Kisha urdhëruar të vendosen edhe kamera të dukshme edhe të padukshme. Do të inçizoja gjithçka, nuk do t'ju zija më besë askujt, sepse, ra facebuku e u pa se kush të do e kush nuk të do. Në zyren time, nuk kisha aq shumë punë, ra puna, ikën investitorët, ikën projektet, nisi një erë e raporteve të dobëta në mes njerëzve. Përmes monitorit të madh në zyren time, përcillja çdo lëvizje brenda objektit, kështu që, tashmë e dija për secilin se me kë shoqërohej, ku hynte, sa rrinte, çfarë bënte, madje edhe çfarë bisedonin. Si duket, Afrim Tahiri ju kishte thënë njerëzve që mos të hyjnë më në zyren time, ndryshe nuk kishte mundësi, me qindra njerëz, hoxhallarë e nëpunës të ndryshëm hynin vetëm tek ai. Asnjë nuk dilte i hidhëruar nga aty, të gjithë të buzëqeshur e të lumtur. Unë shumë shpejt e kapa lojën e tij! Ai si duket kishte kuptuar që po ia përgjoja zyren, prandaj, kopili, kurrë nuk e hëngër ta thotë qoftë një fjalë të keqe për mua. Me të gjithë që e vizitonin e qante hallin për në perspektivë të BFI-së, i ftonte njerëzit në bashkëpunim me Reisin, ju thoshte ta ndihmojmë Sulejman Rexhepin, sepse, fundja vetë e kemi zgjedhur dhe e kemi sjellë në këtë postë! Eee më paska sjellë mua Afrim Tahiri! Kurrë! Këtu më risollën aftësitë e mia dhe askush tjetër!

Këtu e kuptova që, Afrimi, në fakt, nuk po angazhohej që të përkrahem unë por, po manipulonte në emrin tim. Ai duke i ftuar në përkrahjen time, në fakt po përpiqej që të krijonte një traditë që, edhe në të ardhshmen, reisi i ardhshëm, ta gëzonte po këtë përkrahje si unë. Do me thënë, nëse nesër vjen Afrimi ta përkrahnin edhe atë kështu siç po më pëërkrahin mua! Kurrën e kurrës! Afrimi nuk mund të vie. Atij do t'ia luaj lojën me komshijën e vet, me

Mustafa Dautin.



# 81. I madhi Tito thoshte: Armiku i armikut tim është miku im

Po, i pari që e ka thënë këtë maksimë është Shoku Tito, pastaj ia vodhën të tjerët, por ama nuk arritën ta devalvojnë, sepse Tito përjetë do të ngelë Tito! Është fat i keq për këta gjeneratat e reja që nuk e kanë jetuar atë kohë të Titos, që nuk kanë arritur ta njohin, që nuk e kanë shijuar atë kënaqësi të udhëheqjes prej tij. Unë për vete atë kënaqësi mundohem që t'ua sjell myslimanëve të rinj, sepse edhe pas Titos Tito! Nejse se, po i kthehem si shumë shpesh kohës së kaluar. Nostalgjia, a!

Armiku i armkut tim është miku im! Ky mik i ardhshëmi imi, në fakt, dikur kishte qenë armiku im i përbetuar. Mustafa Dauti, dikur shërbene në territorin e Myftinisë së Strugës por që njerëzit më tepër e njihnin si mafioz se sa si teolog. Ishte i guximshëm, nuk merrej me fjalët e të tjerëve, ai çante nëpër akull e nëpër shi, nëpër borë e nëpër stuhi, tamam si ata pionierët e dikurshëm të Shokut Tito. Këtu gjenden ato xixat e para të simpatisë sime për këtë djalosh. Flitej se ishet rrezik për mua nëse e afroja atë njeri, sepse ai në Strugë njihet edhe si diler i drogës. Ç'më kërset mua! Mua më duhet një trim i këtillë, një trim që edhe prej gurit, edhe prej barit, edhe prej drurit e leshit është në gjendje të nxjerrë para. Bëra shumë përpjekje deri sa e afrova. Fillimisht nuk më zinte besë, sepse ma kishte frikën, kishte punuar gjatë kohë kundër meje. Por, unë dola korrekt me te, i thashë, djalosh, nuk kam se çka të hakmerrem, nuk kam ndërmend që të të flak nga dora, sepse kam dëgjuar se ti prej hiçit e sjell paren. E unë kam nevojë për pare e jo për miq. Ndërsa ty, deshta apo jo, do të më duhet të të mbaj mik deri në frymën time të fundit. E pranoi ofertën, për më tepër kur i tregova se, duke qëndruar pranë meje, do të fitonte pak besim, do të kishte mundësira më të mëdha për të depërtuar dhe se në emrin tim dhe të Bashkësisë Islame do të mund të organizonte lloj-lloj aktivitetesh humanitare në grumbullim të parave. Ky qëllim ishte ai që na nxiti që ta vendosnim në krye të Organizatës Humanitare Hilal, në bordin e të cilit do të ishte edhe djali im, Zuhejri, përmes të cilit do ta kontrolloja punën e këtij farë kryetari.

Mustafa Dauti, është intelegjent, djalë me intuitë dhe shumë largpamës. Nuk i afrohet rrezikut por as nuk shkakton te rreziku! E hetoi menjëherë se po i afrohej një punë shumë e leverdishme, shumë fitimprurëse dhe pa kurrfarë rreziku. Me këtë pounë nuk rrezikonte as burgun, as plumbin, as dajakun, siç e rrezikonte në Strugë deri sa e luante rolin e dilerit. Unë e kisha kuptuar se rreziku nuk i vinte nga organet e sigurisë, sepse ai në rolin e dilerit në fakt punonte për këta organe, por, rrreziku mund t'i vine nga bandat e ndryshme rivale që merreshin me po të njëjtin aktivitet.

Në Hilal, të paktën nuk do të kishet banda rivale, shteti nuk do ta pengonte, unë jo, kështu që, oh oh, më mirë në BFI se sa në ndonjë xeherore. Kjo i përshtatej shumë edhe Mustafa Dautit, të cilin, e detyrova që, nëse do të gëzojë përkrahjen dhe respektin tim, do të duhej që të afrohej sa më pranë Afrim Tahirit dhe të më informonte për gjithçka që do të bënte e do të thoshte ai. Natyrisht, e ndihmova edhe unë në blerjen  banesën pranë Afrimit, kështu që, ditën rrinin bashkë në BFI e pasdite, deri natën vonë, si dy kojshi! Mustafa kishte detyrë që të fliste sa më rëndë për mua te Afrimi, me qëllim që ky të mos dyshonte në aktivitetet që i kryenim e që merreshim vesh përmes telefonit.

Mustafa ishte qeskin! Ai edhe prej gurit nxirrte para. Por, jo se e dërmonte vetë gurin për t'i nxjerrur paratë, por i detyronte të tjerët që ta dërmonin gurin dhe, kur lodheshin, i dëbonte nga guri dhe, me një të fryrë i nxirrte paratë. Të tjerët mundin e djersën Mustafa Dauti paratë, të cilat, të shkretat, sapo i nxirrte të gjithë një për një i dorëzonte te unë duke më thënë: haxhi reis, vendos vetë se sa do të më japësh mua. Fillimisht i jepja më shumë, pastaj, gjithnjë e më pak, kurse tani, sot, është bukvalisht robi im: i dhashë diçka, mirë, nuk i dhash – askujt asgjë, ai duhet ta vazhdojë edhe më tej aktivitetin e gjetjes së parave. Sepse, si thonë: paraja e parë e fituar me haram të shkakton kokrra të tmerrshme të djersës, kurse pastaj, të gjitha paratë të duken njësoj, si ato hallall ashtu edhe ato haram ngelin para!

# 82. Mustafa Dauti, Zoti e bekoftë, ma ndërroi konceptin e jetës

Gjënë e parë që ma mësoi Mustafa Dauti ishte që, kurrë mos të konfrontohesha me shtetin, që të zgjidhja gjithmonë anën e të qenurit në krah të qeverisë dhe këtë ta bëja përmes partive shqiptare që do të jenë në qeveri, sepse vetëm ata mund të na mbrojnë interesin e assesi ideologjia kombëtare. Nuk na duhet kurrfarë ideologjie kombëtare, sepse këtu nuk jemi as në kohën e Bajram Currit dhe as të Sul Hotlës, a po merr vesh a jo! Tash jemi në epokën e garave dhe të luftërave për të bërë sa më shumë para, pronë e pasuri. Mbaje mend këtë që po ta them. Kjo ishte këshilla e parë e tij jo aq bindëse, por ama në këshillën e

dytë e hetova që ai kishte vendosur të jetë në shërbimin tim dhe kurrë mos të ngatërrohet me mua, sepse tek unë e kishte gjetur edhe vetë ai mundësinë e të siguruarit të perspektivës së vet sa më të lumtur.

Ish koha kur bota po tmerrohej nga pamjet somaleze, fëmijë që po vdisnin pë ujë. Shumë organizata e bamirës të tokës kishin vendosur të ndihmojnë në zbutjen e këtij mjerimi. Paramendoni ju, këtij aksoni i ishte futur edhe shoqata e Jakup Asipit, tashmë i bërë për rahmet. Të jem i sinqertë, më vinte shumë inat dhe kisha vendosur që t'i hakmerrem për atë se si kishin ndërmarrë aksion për ta madhëruar ate dhe jo mua, si Reis. Kishin zhvilluar një aksion dhe me paratë e tubuara kishin hapur disa puse, bunare të cilat tashmë, po mbanin emrin e Jakup Asipi. Në mes të Somalisë kishte pus që quhej Bunari i Mulla Jakup Hasipit, Xhamia e Jakup Hasipit… Ihaaaa, punë e madhe, tani do t'i tregoj unë atij kur me aksionin e Mustafa Dautit do të lëshojmë rrjet ujësjellësi që do të mbajë emrin tim: Çezmja e Mulla Sulës!

Nuk më la Mustafa! Më tha, o kryetar, ne do të mbledhim shumë para, me një urdhër tëndin, Allahi e di se sa do të mbledhim nëpër myftinitë tona, për më tepër se tani krejt bota është sensibilizu me atë mjerim nëpër të cilin po kalojnë myslimanët e Somalisë. Vallai bre Kryetar, po ku ia ndinë bre somalezëve për ne shqiptarëve! U bënë shqiptarët të mbledhin pare për Somalezët. Le të ngelë emri për Somalezët e pastaj unë di se çka bëj. Krejt bota po ju ndihmon, pse a paskan ngelur keq për paret e tona, a! Le t'i thonë sa të duan ata Bunari i Mulla Jakupit, Xhamia e Mulla Jakupit, ai bunar do të shterret dhe aty do të hidhen coftinat! Hajde se është avanturë e kotë kjo. Aventurë më e mirë do të jetë, të apelojmë për grumbullimin e pareve në emër të popullit somalez, do të formojmë delegacionin dhe, publikisht do të lajmërojmë se, ja, delegcioni me paratë e grumbulluara po niset për në Somali, pastaj për refugjatët e Sirisë dhe atë sa herë që të kemi nevojë. E ne shkojmë deri kah Bullgaria, e bëjmë ndonjë relaksim të mirë, a po merr vesh ti a jo dhe, kthehemi me xhepat e anjta prej parave. Kjo është logjika e shëndoshë, çdo logjikë tjetër është e sëmurë, teslim.

Nuk ia mohova këtë këshillë Mustafa Dautit. Për herë të parë u binda se ky djalosh është tepër shumë i mençur, tepër shumë i dhënur pas meje dhe njeri më besnik se ky vështirë se do të gjejë. Nuk kërkonte nga unë që ta shfrytëzojë postin e reisit dhe të digjesha unë, po, më thoshte që, të rri sa më larg, të mos përzihesha fare, të bëhesha se nuk më intereson asgjë se çfarë po bën, kurse ai çdo gjë që do të bënte do ta njohtonte drejt për drejt Zuhejrin, djalin tim. Ky është pra mik i ngushtë, ky është shoku që e meriton të mbahet në shtëpi natë e ditë, sepse po e le një minut vetë është rrezik që ta rrëmbejnë. Kush e ka Mustafa Dautin e ka Minierën e Trepçës. Të tjerët punojnë e dikush tjetër pasurohet. Për të mos thënë "Trepça radi Beograd se gradi", sepse pastaj po i bie që Beogradi të jem unë. Nuk ka problem, me rëndësi të bëj pasuri deri sa jam në këtë post, se nuk më ka ngelur mua ta mbroj islamin. Islamin e bronë vetë Ai që e krijoi, siç i mbroj dhe i siguroj unë fëmijë e mi!

Aksioni dedikuar Somalisë, është i pari pas ndërtimit të Fakultetit të Shkencave Islame që më solli një grumbull të madh parashë. Por, për dallim nga ai i Fakultetit ku pjesën më të madhe të fitimit ma shkëputi Zejnullah Fazliu,

kordinatori për ndërtimin e FSHI-së, në aksionin e Somalisë, në xhepin e Mustaf Dautit mbeti një shumë e vogël e parave, të tjerat përfunduan te “baba”! Kështu aksioni i Somalisë u bë model edhe për shumë aksione që u bënë në emër të refugjatëve sirianë!

## 83. Me Mustafa Dautin gurë gurë bëhet kalaja

Pas aksionit për somalezët me Mustafa Dautin do të ndërmerren edhe sërë aktivitetesh të tjera humanitare. Ai kishte nevojë vetëm për famë, e unë për para. Ishte i mirë dhe i ngopur, nuk e kishte syrin e uritur që të lëshohet pas fitimit të madh. Apo kështu sillej sepse donte të vinte momenti kur do të më ngulte! E-e-e-e, deri në atë moment Mustafa Dauti do të bëhet plak me mjekër, sepse nuk e ka gjetur njerun që do ta ngulë aq lehtë.

Po pse u lidha kaq shumë me këtë njeri dhe jo me Pruthin apo me Behuxhidin Shehapin që udhëheqnin më parë me këtë shoqatë! Sepse, që të dy, ishin aq të shtërnguar, punuan aq shumë për karrierë sa, t’i këpusnin nervat! Në fakt Behexhudin Shehapi punoi shumë edhe për xhepin e vet, sidomos me turqët, gjuhën e të cilëve nuk e njoh. I pata thënë, me turkfolësit bëj çfarë të duash por mos mu përzi te arabëfolësit. Kështu i patëm ndarë sferat e interesit, ndonëse arabëfolësit shumë shpejt ikën nga ne, sepse unë e hëngra dhe i kritikova shumë. Më herët nuk e kisha kuptuar lojën, nuk e kisha kuptuar se përmes ndihmave humanitare në fakt bëhej allëshverishi më i madh, prandaj edhe ikën shoqatat arabe. Ngelën edhe pak këta turkfolësit, të cilët, megjthatë ndihmat e mëdha i kishin orientuar nga shtetet sovjetike turkfolëse.

Sido qoftë, Allahu Fuqiplotë dhe Mëshirëplotë ma dergoi Mustafa Dautin. Elhamdulilah përmes tij po më mbushet arka familjare. Pikë-pikë mbushet pusi, thonë! Nuk e kam vetëm një gjë të qartë? Pse këtij pasurimi tim më tepër i gëzohet Mustafa Dauti kurse unë gjithnjë i frikësohem! Po ma luan ndonjë lojë Mustafa apo është kaq naiv!

Jo, nuk luan lojë, është absolutisht në shërbimin tim, sepse djaloshi ka vendosur që të bëjë karrierë. Kurse këtë karrierë mund ta arrijë vetëm nëse rri sa më pran meje. Natyrisht, edhe jetën do ta ketë si të ndonjë princi përskaj mbretit. Mustafa Dauti nuk do të bëhet mbret, ai do që të mbetet përjetë princ!

Mustafa Dauti, kishte aftësinë e hatashme të nuhajtjes, madje më të fortë se të zagarëve të mi. Sapo e shihte njeriun, menjëherë më thoshte: kryetar mos e lësho se do ta rjep! Për dorështrënguarit thoshte: mos u merr me të se ai nuk qenka as për veten e vet.

Mustafa Dauti më mësoi se si një përqindje të parave për haxh ta drejtoj nga

xhepi im, një përqindje nga kurbanët, një përqindje nga lëkurat, një përqindje nga zeqati! Sepse, sipas tij, të gjitha këto shuma vinin duke u shtuar falë autoritetit tim dhe falë angazhimit tim. Dhe, sikur më bindi se edhe islamikisht edhe ligjërisht është e lejueshme që, ai që angazhohet të mbush arkën të ketë të drejtën edhe të një përqindje. Zyrtarisht te ne është 20 për qind nga shuma e përgjithshme, kurse, institucionet kishin të drejtën edhe për ta ndërruar atë përqindje me të vetmin qëllim që për ta stimuluar aktivitetin e grumbullimit sa më të madh të parave.

Ne ëmrin tim vinin edhe ndihma të ndryshme humanitare, në saj të autoritetit tim mblidheshin shumë ndihma në artikuj ushqimor e veshëmbathje por edhe në finansa! Mustafa Dauti, ky djalosh i mbarë e i mirë, përkujdesej vetë, tashmë e kishte bërë matematikë të thejshtë që, përqindja që më takonte mua të përcaktohej prej vetë atij. Unë më nuk i përzihesha, sepse sa herë që ndërhyja dilja shumë modest, shkoja nën nivelin e asaj që më takonte. Ndaj dhe aq mirë përkujdesej për interesat e mia Mustafa Dauti.

Përfundimisht u binda se Mustafa Dauti është efendi e shkuar efendiut me qëndrimin e tij që e pati dhe që e ndërtoi në raport me një turk nga Austria, Sulejman Mutlluxhan. Mustafa më pat thënë: kryetar, ai dëshiron që përmes teje, përmes BFI-së të depërtojë në tregun tonë dhe të përfitojë nga haxhi ynë. Pse ne nuk bëhemi më të mençur se ai dhe, nuk e rjepim edhe atë edhe haxhin! Do me thënë, ai di diçka që futet në tregun tonë, edhe ne duhet t'ia tregojmë atij se ku e ka vendin dhe, nga ana tjetër, atë fitim të tij ta fusim në xhepin tënd! Hahahaha, kjo më pëlqeu! Mustafa Dauti gjithnjë e më shumë më pëlqente…

# 84. Mustafa Dauti shpëtimtari im, i BFI-së dhe i gjithë muslimanëve në RM

Mustafa Dautin e kisha përdorur edhe si karrem për t'i kapur të gjithë ata që nuk ma donin të mirën mua, BFI-së dhe mbarë mysimanëve të vendit. E pata porositur që të gjejë disi mënyrën dhe të kacafytej me Afrim Tahirin, i cili, gjithnjë e më shumë po bëhej xheloz i padurueshëm për faktin që tashmë te unë më i afër ishte Mustafa se ai. Kjo e brengoste shumë Afrimin, prandaj edhe mjeti më i lehtë për të eksploduar ishte Mustafa Dauti, komshiu i tij i parë. E pata porositur që ta komprementojë, të gjejë një mënyrë dhe të vepronte në emër të Afrim Tahirit deri sa të dilte dikush e ta shpulloste. Këtu ra nga peovimi Mustafa, sepse, kishte gjetur një njeri, përmes të cilit nuk ia kishte mësyrë komprementimin e Afrimit por pasurimin e vetes. E kishte rjepur njeriun në emër të Afrim Tahirit. Mustafa Mutlluxhanin, turkun nga Austria, e kishte sjellë në derexhe të kapitulimit, kurse vetë kishte arritur që ta shnukë mirë. Në fakt, edhe ai kishte menduar se Mustafa Mutlluxhani do të gjente

ndonjë njeri që do ta shpulloste Afrimin ndaj edhe nuk kishte tentuar që të gjejë ndonjë tjetër brenda Maqedonisë.  Për ta bindur Afrim Tahirin që t'ia lë organizimin e haxhit këtij turku, ai do të duhej që ta korruptonte Afrim Tahirin me xhip, me furgon, me ndihma humanitare, me kesh para, me pushime verore në resortin e tij dhe, të gjitha këto të beheshin në emër të Afrimit por përfitimi të shkonte në emër të Mustafa Dautit. Kjo lojë u luajt për mrekulli deri në momentin kur turku kishte rënë në adresë të Afim Tahirit dhe kur i kishte shkruar letër. Pas këtij momenti, gjithçka do të shkojë ters, në fakt do të shkonte ashtu siç e kisha projektuar unë. Afrimi do të rrebelohej, do të hidhërohej me Mustafën, me mua dhe me të gjithë bashkëpunëtorët e mi, pikërisht në momentin kur të gjithë i kisha bindur se ai o do të më eliminojë me qëllim që vetë të vijë në krye të BFI-së. Loja na shkoi për mrekulli, kurse Afrimi i dha shenjat e fundit te jetës në BFI, duke këruar nga unë në mënyrë ultimative, ose ta shkarkoj Mustafa Dautin ose të largohej ai. Unë deshta që loja të shkojë edhe pak më gjatë, e largova nga zyrja (por jo nga lista e pagave mujore) Mustafa Dautin, kurse e riktheva Afrim Tahirin. Në këtë poziitë Afrim Tahiri nisi t'i tregojë kafshëritë e tij që i kshte në stomak! Nisi të më bllokojë mua, ndërsa unë kisha menduar se ai tani, për inatë të Mustafa Dautit do të punonte edhe më shumë për mua. Në perspektivë të përfitimeve e kishim oborrin e Komunalecit, truallin në Kala të Shkupit, xhaminë në Tophanë dhe disa bono me vlerë!  Në të gjitha këto, Afrim Tahiri, kishte nisur të shprehte inat dhe kërkonte që të realizoheshte konform ligjeve të vendit si dhe rregulloreve të BFI-së. Këtu e pashë që ai do ta bankrotojë edhe Sulejman Rexhepin, edhe BFI-në por edhe të gjithë myslimanët e vendit. Më kot u mundova që ta bind se ishte në gabim. Më kot u mundova që t'i jap shenja se është nën vëzhgimin tim dhe se i di të gjitha planet e tij për të më penguar mua në realizimin e projekteve të mia.

Kisha vetëm një hall. Druaja se ai e kishte përkrahjen absolute të ndërkombëtarëve, sepse më tepër e respektonin atë se mua. Në momentin kur doli raporti amerikan mbi vizat e shitura të haxhit, thashë më vete, ky do të jetë momeni kur do të komprementohet Afrimi dhe kur do të ngatërrohej me ndërkombëtarët. E futa në lojë, e kërkova ndihmën e tij që ta demantonte raportin amerikan dhe ta shpjegonte sa më mirë dhe në mënyrë sa më bindëse çka është shitja e vizave! Afrimi iu fut kësaj aventure, e kreu me shumë sukses detyrën por, nga ana tjetër, nuk e hetoi se u hasmërua me amerkanët të cilëve ua mohoi raportin. Këtu e ngula. Unë paratë në xhep ndërsa Afrim Tahiri u komprementua sikur vetë ai po dëshironte ta fshehë hajninë që ishte bërë në BFI.  Po nuk kanë thënë kot "So bejleri k… ne meri"!

## 85. U përpoqa t'i ndaj por u dogjën në paket

Nuk po shtyhej më me Afrim Tahirin. Po e shihja se ai kishte nisur të më konceptojë si të keqen më të madhe të BFI-së, si kokën e korrupsionit, si

gjymtyrët e hajnisë, si trurin e tradhëtisë, thjesht, po ndjeja se ai po ma bënte varrin! Në këtë projekt kishte përkrahje nga disa bashkëpunëtorë të mij të cilët isha i bindur se më shumë sukses do të kishin nëse i bashkangjiteshin projektit tim se sa të Afrim Tahirit. Ju pata thënë se, Afrim Tahiri të gjithëve do të na sjellë në lypësa të rrugës, ndërsa me projektin tim të gjithë do të ndaheshin të kënaqur. Nuk më dëgjuan, nuk e përfillën asnjë këshillë timen. Vërejta se Afrim Tahiri kishte krijuar autoritet ndikues tek ata më të madh se unë. Në fakt të gjitha forcat e mia i kisha përqëndruar në myftiun e Shkupit Ibrahim efendi Shabanin, në referentët e tij Ismet Bityçin dhe Skënder Buzakun si dhe në Afrim Tahirin dhe Abaz Islamin. Këta ishin shtyllat kryesore të programeve të Rijasetit. Me këtë grup kisha menduar se do të shkoj shumë larg në karrierë por, gjithnjë e më shumë po bindesha se me këtë grup do të ngelja në bisht të varfërisë. A nuk do të ishte ofendim dhe turp që një Reis të përfundonte karrierën e vet i varfër!

Ma kishin caktuar një takim në Myftini lidhur me vendin e vakefit te ish Komunaleci, dhe unë shkova sa për t'i testuar se deri në çka janë të gatshëm të shkojnë dhe më interesonte të kuptoj kush nga ata të muftinisë porositnin gazetarë që të merren me atë se kush e fitoi menaxhimin e asaj prone. Aty u bidna se do të ishte sevap shumë i madh që sa më parë të shëputesha prej tyre, të inskenoja një konflikt verbal e fizik me qëllim që ata të përjashtoheshin përjetë nga BFI-ja! Ata po kërkonin që unë të ngelesha Reis sipas rregullave të tyre! Të ngelesha i pastër moralisht, i lartësuar fetarisht dhe i pastër kombëtarisht, kurse fare të mos interesohesha për t'u rregulluar finansiarisht. Ua ofrova edhe dorëheqjen time sa për provokim por nuk ma pranuan, më thanë që myslimanët e vendit kanë nevojë për një reis të devotshëm dhe jo të pasur. Bëhuni ju të devotshëm, thashë vetë më vete dhe, aty për aty u betova në vete se shumë shpejt do t'ua ndez datën që të pestëve. Kërkuan që të hiqja dorë nga vakëfi i Myftinisë së Shkupit sepe ky territor qenka i Myftinisë, ose, më thanë, nëse shpreh kaq ineresim për këtë Myftini nis dhe shpreh edhe për Myftinitë e tjera. Ky ishte një sinjal se ata po kërkonin që të më funsin në sherre me myftitë e tjerë, kurse unë e kisha minieren në oborr! Ç'më duhet mua të shkoj në Gostivar a Tetovë duke e pasur Shkupin! Kam faj unë që Zoti më ka lindur në territorin e kësaj Myftinie? Afrimi dhe bashkëpunëtorët e tij u ngritën kundër këtij vullneti të Allahut xh.sh. Nuk lejoj kurrë që të shkilet ky vullnet: mua Allahu Fuqiplotë më ka lindur në këtë territor dhe me këtë, apriori më ka dhënë të drejtë që të ushqehem me të mirat që i ofron ky territor. Prandaj, të gjithë ata që do të ngriten kundr këtij vullneti të Zotit do të kenë punë me mua.

Nijeti im ishte shumë i pastër, prandaj, jo edhe rastësisht Zoti ma mundësoi që në natën e Kur'anit t'i bëj rezil, t'i shajë me nënë e me babë, t'ua demonstroj forcën time dhe përkrahjen e Allahut xh.sh. deri në eliminim të të gjitha pengesave që më dalin në rrugë. Puna është fars, sepse puna të sjell të mira për një jetë sa më të dinjitetshme. Ç'të keqe kishte në përpjekjet e mia, për të shtuar vëllimin e intersimit tim për shtim të pasurisë sime për një jetë sa më të dinjitetshme? Me këtë a nuk po e zbatoja një urdhër të Zotit Fuqiplotë? A nuk po e konsideroja punën si farz dhe pasurinë time si produkt të këtij farzi. Po tani, edhe vjedhja është punë. Kush mendon se nuk është punë, le të më thotë

se çka është?!

# 86. Unë jam nëna e manipulimit

Nuk po shtyhej më me Afrim Tairin. Ai punët i shikonte nga perspektiva e vet rinore. Nuk i interesonte fare për mua, për moshën time. Gjithnjë po mendoja: çka fitova për këtë kohë sa isha në krye të BFI-së? Asgjë! Tani, mos ta përbuz të mirën e Zotit sepse, megjithatë, ia kam arritur që të kem tri shtëpia lluksoze, të kem parkun familjar të makinave, të jem aksionar hotelesh në Ulqin e në Ohër, fëmijët e mi të kalojnë jetë princërish, nëpër sauna, gjakuzi, nëpër disko, besa edhe nëpër pufe e mufe, nëpër kazino e nëpër bastore. Natyrisht, e bëjnë këtë jetë sepse kanë para. A nuk është gjynah që tani t'ua kufizoj këtë jetë, sepse kështu na do Afrim Tahiri?

Çka do në të vërtetë Afrim Tahiri? Thjesht, ai është idealist dhe, mendon se, vetëm në të drejtë e në të mira mund të sigurohet jeta e lumtur? Nuk ka lumturi pa para! Unë e kam provuar këtë gjë, prandaj, kam vendosur që pleqërinë ta kaloj i lumtur kurse fëmijëve të mij, që në këtë moshë e deri në pleqërinë e tyre, t'ua siguroj një bazë të fuqishme materiale, pastaj këta fëmijëve të tyre dhe kështu me radhë. Pse jo? Ç'të keqe ka këtu që fëmijët e mij të kalojë sa më mirë, një jetë të cilën Afrim Tahiri as që ka shansin ta imagjinojë. Kjo është ajo bazë e xhelozisë së sëmurë të Afrim Tahirit që e motivon që të më dalë përpara në rrugë dhe të më pengojë në mënyrën e fitimit të parasë. Pse i vie kaq shumë inat, këtë nuk e kuptoj. Unë për vete më shumë parapëlqej të kem një shok të pasur se sa të varfër, sepse, nga i pasuri kris ndonjë qingj, ndonjë viç apo derr i egër. Pikërisht në këtë fakt e kam hequr atë dilemë: të mbaj për mik shtëpie Afrim Tahirin apo Mustafa Dautin.

Ç'është e vërteta, Mustafa Dauti tashmë e ka dhënë provimin te unë, nuk fsheh asgjë, madje as nga jeta e tij intime. Më tregon se si fitohet paraja, më tregon se si bëhet jeta e dyfishtë: ke një grua – gjej dhe një të dashur, më tregon se ku kalon netët me të dashura, në cilat kazino i humb paratë, më tregon vendet që i frekuentojnë me djemtë e mi, ku kënaqen, hanë, pinë… Kjo është jeta dhe jo ajo e Afrim Tahirit i cili mundohet të më shesë hoxhallëk! Ani kujt? Mua, hoxhës së respektuar!

Strategjia për prishjen e raporteve me Afrim Tahirin dhe grupën e tij, dha rezultatet e veta të para, pozitive. Më dukej vetja tamam si kali kur i hiqen frenat. I lirë totalisht në mbretërinë time që i thonë shkurt e shqip – BFI! Të jem i pari i BFI-së që themelet i ka të përforcuar për xhepat e myslimanëve të vendit dhe, të mos pasurohem, është identike sikur të zhytesh në det dhe të dalësh i thatë! Këtë absurd e do Afrim Tahiri, ndërsa mua nuk ma lë ndërgjegja që të jem në majen e kapitalit të paçmueshëm dhe të mos fus qoftë edhe një grosh në xhep. Është gjynah kjo për të cilën angazhohet Afrim Tahiri. Prandaj,

largimin prej tij e kisha bluar qysh më herët. Natyrisht, i kisha menduar edhe planet me të cilat do ta neutralizoja tërësisht pas hidhërimit tonë, sepse, e dija që Afrim Tahiri nuk do të ndalet, kur do ta largojë nga puna, nga inati do t'm'i zbulojë të gjitha punët në të cilat tashmë ai kishte gjurmuar dhe po më mbante në grusht si "Hasani karcyllin"!

Ja strategja ime: Njerëzit që i kisha korruptuar derisa ishin në krye të Myftinisë së Shkupit, i kisha përpunuar mirë dhe, tashmë ata ishin gati që me direktiva t'i bashkangjiteshin Afrim Tahirit duke i dhënë formë një rrebelimi! Ata do ta trimërojnë Afrim Tahirin i cili do të krijojë opinion se është një grup i madh kundër Sulejman Rexhepit alias Mulla Sulës dhe, në atë moment, kur do të krijohej kjo masë kritike, do t'ia tërhiqja njerëzit e mi të manipuluar dhe, opinioni do të thoshte: ja, u dorëzuan puçistat, i ranë në dy gjunj Mulla Sulës vetëm që të ruhet uniteti i myslimanëve të vendit. Përçarësi mbetet vetëm dhe do ta ketë emrin: Afrim Tahiri! Kësisoj ai do të ngelë i vetëm, me gishta në gojë, kurse unë do të fitoj për të satën herë në karrierën time. Nuk është kurrfarë aftësie që të jeshë hoxhë, aftësi është që të jeshë manipulator. Ky është ai element që më bën kaq të fortë e të pamposhtur.

# 87. Me procese gjyqësore do ta përfundoj karrirën

Natyrisht, prishja e raporteve me Afrim Tahirin më kishte shqetësuar aq shumë sa, më të drejtë i druhesha përfundimit të karrierës sime burgjeve maqedonase. Afrimi nuk do ta kishte fare për dert burgosjen time. Prandaj, kisha menduar edhe planin b, nëse nuk do të shkonte plani i parë që ngritej mbi mitin e "Kalit të Trojës"! Në mesin e puçistëve kalin tim!

Çka nëse do të nisnin proceset gjyqësore, sepse, dorën në zemër, në tërë këtë plan jo se mund të gjeshë ndonjë bazë ligjore, thjesht, jam i fortë dhe ta fus qepën! Megjithatë, Afrim Tahiri është njohës i mirë i ligjeve, e do drejtësinë e ligjeve, kurrë nuk e ka dashur drejtësinë e "të fortit"! Çka nëse nisin proceset gjyqësore! Unë për avokat të BFI-së dhe timin e pata zgjedh Radovan Çeshmaxhinskin, ishte një gjuetar i njohur dhe i respektuar nga shoqatat e vendit dhe më gjërë, politikisht ishte vëmëroist, nuk ka dyshim se u pat gëzuar tejmase kur e pata bekuar Nikolla Gruevskin, e thirra dhe e konsultova mbi tre-katër orë. Ai m'i ofroi dy rrugë ligjore: korruptimi i gjykatësve dhe prokurorëve si dhe dorëzimi para drejtësisë e cila, në rast të fajësisë, për pleqtë mbi shtatëdhjet vite moshë nuk mund të ketë dënim më të gjatë se tri vjet burg. Variantin e parë e mora me rezervë sepse megjithatë kam dyshimet e mia te Radovan avokati. Si ia ka sjellë Zoti këtij farë Radovani: babai i tij ishte anëtar i Kuvendit të parë të Kishës Ortodokse Maqedonase dhe kishte dhënë kontribut të madh për këtë kishë, kurse, ja edhe i biri, Radovani tek po e jep

kontributin e vet për Bashkësinë Islame të Maqedonisë, edhe pse ka zëra që thonë se po e rjep këtë Institucion. Këtu është baza e dyshimeve të mia te Radovani, i cili, pa dyshim që i ka shokë të gjithë ata gjykatës e prokurorë të cilëve ka guxim që t'ju ofrojë para korrupcioni me qëllim që t'i fitoj unë proceset gjyqësore. Radovan Çeshmaxhinskit do t'i konvenojë që proceset evenuale gjyqësore të zgjasin sa më shumë, sepse, edhe korruptimi do të ishte episodik! Sipas një parallogarie prishja ime me Afrim Tahirin Bashkësisë Islame do t'i kushtonte mbi 300 mij euro, të cilat do të përfundonin nëpër xhepat e çeshmaxhinskave e të thive të tjerë, në vend se ato para të përfundonin në xhepin tim. Për këtë fakt nisa ta urrej edhe më shumë, madje mu ngjall edhe një nevojë për ta likuiduar, për ta egzekutuar, për ta zhdukur nga faqja e dheut.

Megjithatë, shtyrja e proceseve, zgjatja e tyre deri në pafundësi, më konvenonte edhe mua! Po le të fitojnë edhe çeshmaxhinskat, pse jo! Kush punon fiton? Ata punojnë, unë punoj dhe të gjithë fitojmë. Nëse arrijmë që të shtyhen këto procese për nja dhjetë vite, unë atëherë do të shkoj te mosha 83 vjeç dhe, në këtë moshë, askujt nuk do t'i shkonte në mend që të më fajësojë për një padrejtësi, për një vjedhje apo për një krim që paskam bërë. Fundja edhe unë jam njeri! Si gjithë dynjaja që funksionon mbi hiletë, edhe unë do të funksionoj me këtë parim. Fundja ky parim më pëlqen dhe, ata që nuk më pasojnë mua në këtë parim, le ta thyejnë qafën, apo, nëse nuk munden vetë, le të më tregojnë mua se ua heq flamën unë!

# 88. Tradhëtarët gjithmonë janë vrarë

Plani po shkonte si në tëlynë. U bind Afrim Tahiri që të futet në kurthin që po ia ngrisja përmes bashkëpunëtorëve të mi që tashmë i kisha shpallur armiq. Në fakt ata edhe më tej ishin miqtë e mi, por, në sy të Afrim Tahirit ishin armiq, përçarës të trungut fetar e kombëtar. Si naivë që ishin, e pranuan lojën time, i korruptova, u premtova edhe para sapo të përfundone tërë kjo katrahurë, e cila mund të rezultonte edhe me shumë likuidimi, përfshirë këtu edhe këta "miqtë e mi"! Si do të arrihej kjo?

Në Maqedoni tashmë kishin plasur "bombat" që në fakt ishin përgjimet e shërbimit sekret maqedonas të cilat "rastësisht" kishin rënë në duart e kryetarit të opozitës maqedonase, Zoran Zajevit. Kështu si po shkonte puna me "eksplodimin" e këtyre "bombave", shumë njerëz do të digjeshin e përvëloheshin. Mijëra biseda të zhvilluara rreth korrupcionit, krimeve të rënda, por edhe nga jeta e dyfishtë e personaliteteve të ndryshëm, nga kurvëria e tyre. Më thanë që edhe unë isha i përgjuar diku rreth 345 herë. Mi afruan disa biseda dhe, nuk më mbeti rrugdalje tjetër: ose të vras veten ose të bëhem pjesë e projektit që parashihte heshtjen përgjithmonë të këtyre "bombave". Por, për t'u arritur ky qëllim, megjithatë një tragjedi e rëndë duhej të ndodhe, një

tragjedi që do t'i lëkundte themelet e shtetit ndaj, në emër të ruajtjes së këtyre themeleve, të arrihej një ujdi që të neutralizoheshin këto "bomba" me këmbim të pushtetit.

Kohë më parë, kishte ndodhur sulmi i një karaudhe maqedonase ku ishin konfiskur një sasi e madhe e armatimit. Sulmues ishin kosovarët! Me këtë armatim duhej që të futeshin në një vend urban në Kumanovë dhe të prisnin instrukione. Në të njëjtin moment unë dhashë shenjë që të pëlciste situata në BFI dhe të ma uzurponin selinë. Heronjtë e gjallë në "strehimore" që po prisnin shenjë për akcion, kurse puçistat kishin marrur BFI-në në kohën kur terrorizmi dhe radikalizmi islamik ishte në kulm! Propozimi im ishte që, të sulmohej BFI-ja, të vriteshin të gjithë që ishin brenda, edhe terroristët, edhe radikalistët, edhe puçistët, edhe "mbrojtësit e BFI-së", sepse, tragjedia do të kishte kuptim! Tërë ky sulm do të ngjante si një aksion i guerilës së celulave terroriste të cilët pa dyshim që do ta tërhiqnin vëmendjen e policisë dhe të ushtrisë së shtetit, me ç'rast do të niste intervenimi shtetëror kundër grupeve terroriste dhe radikalistëve islamikë të ngujuar në hapësirat e BFI-së. Fundi do të dihej – do të likudoheshin të gjithë, ndërsa fitimtarë do të dilnin policia dhe ushtria maqedonase, krenaria kombëtare e shtetit të Maqedonisë. As unë, por as skenaristët e "sulmit guerril" nuk do të duhej t'i paguanim bashkëpunëtorët tanë, sepse që të gjithë do të ishin të vrarë dhe të likuiduar! Çdo sulm tjetër jasht Bashkësisë Islame një ditë do të llogaritej si luftë e inskenuar shqiptaro-maqedonase e cila do të kërkonte hulumtim të thellë dhe dekonspirativ. Prandaj, pritej sulmi mbi BFI-në! Kjo nuk ndodhi, nuk pranuan kosovarët, prandaj edhe e paguan me jetë, sepse, dolën jasht skenarit të paraparë, duke shantazhuar "ose të bëjmë kinse na sulmuat dhe ne ikëm, ose ne ikim pa shkrepur asnjë plumb. Ne nuk jemi vrasës të shtëpive të Zotit", kishin pas thënë ata farë burrash myslimanë!

Shërbimi sekret maqedonas kishte arritur që t'i manipulojë dhe t'i fusë brenda, kurse unë brenda tyre arrita që t'i infiltroj dy bashkëpunëtorë të mi, të cilët, fatkeqësisht nuk arritën që t'i bindin që të futen në mes të Shkupit. Kishin arritur të gjejnë dy-tre persona, të cilët, ishin të gatshëm që për një shumë parashë të vijnë dhe ta likuidojnë Afrim Tahirin, por jo të futen të gjithë si grup. Une nuk guxova të pranoj, sepse do të dilja jasht skemës dhe planit të organeve shtetërore të sigurisë dhe të mbrojtjes. Plani ishte që të gjithë të sulmojnë në BFI, të cilit sulm do t'i rezistonin policia e shtetit që ishin dislokuar brenda hapësirave të BFI-së dhe, pas këtij sulmi institucionet shtetërore patjetër do të duhej të reagonin. Do të ndodhte një kasaphane e vërtetë, të gjitha "bombat" do të pëlcisnin!

Megjithatë, pjesa e parë e skenarit nuk u realizua siç e planifikonim ne, ksovarët u vranë, të tjerët u futën përjetë nëpër burgje, kurse pushteti u dorëzua bashkë me "bombat". Tani, me Afrim Tahirin, do ta shtyjmë nëpër gjyqe. Fituesi do të jem unë, edhe sikur të bëhej reis Afrim Tahiri

# 89. Shenjat e dështimit tim

Pas rastit të Kumanovës, nuk isha më asnjë sekond i qetë. Nuk po e bëja as gjumin gjumë, nuk po e shijoja as bukën, as ujin. Çdo gjë që po pija po më dukej si shija e verës, e rakisë së kumbullave të zeza, çdo gjë që po haja më mbante shijen e mishit të derrit të egër!

Dikush më sulmoi shtëpinë duke më hedhur në oborr një granatë dore. Më erdhi një mesazh që më thoshte se i kisha punët shumë keq. Pastaj edhe një mesazh, edhe një tjetër, edhe një tjetër, të gjitha me përmbajtje aspak të mira për mua. Ishin shenja të para të dështimit tim në karrierë. Kërcënuesve të mi tashmë u kishte rënë në dorë edhe dosja ime policore, nofka ime “Zharko”! Nuk po më shkonin punët mirë!

Përmes kanaleve policore arrita të gjej njeri i cili do të mund t’i zbulonte ata kërcënues dhe të diskutonte me ta, t’i heshtte, qoftë kjo edhe me ndonjë pagesë mujore, apo me ndonjë shpërblim që do ta caktonin vetë ata. Pas tyre i nisa dy-tre persona, në mesin e tyre edhe Shaqir Fetahun, myftinë e Gostivarit, si dhe djalin tim, Zuhejrin. Zeglulin nuk guxova ta nis sepse uçkat rrebelë mezi presin të ma kapin dhe të ma zhdukin. Pagova një shumë të mirë të parave, kurse të deleguarit e mi kishin hyrë në pazar me ata edhe për likuidimin e Afrim Tahirit. Nuk kishin kërkuar më shumë se 50 mij euro! E pranova ofertën dhe, mbeti puna që për dy-tre ditë t’ju shkonin paratë, por, atë edepsuza i ishin paraqitur edhe Afrim Tahirit dhe i kishin treguar për qëllimin tim. I kishin thënë se Mulla Sula për likuidimin tënd na ka ofruar 50 mij euro, a i ofron ti 10 mij euro që sonte në mesnatë ta likuidojmë Mulla Sulën. Afrim Tahiri nuk kishte pranuar kurse rastin e kishte paraqitur nëpër disa organizma me relevancë ndërkombëtare. Që nga ai moment, unë u bllokova i tëri, hyra në listën e tyre të zezë, si njeri i rrezikshëm!

Kjo pastaj, bashkë me djalin tim polic, Zeglulin, më detyroi që të inskenoj disa sulme, disa kërcënime, disa përpjekje për atentat, vetëm e vetëm që ta tërheq sado pak vëmendjen e faktorit ndërkombëtar. Deri më sot kjo strategji nuk ndezi, sepse, të gjitha akcionet ishin tepër amatore, tepër të tejdukshme, tepër bajate, tamam siç është në esencë biri im polic, i pagdhendur, përjetë amator dhe me fantazi të një krimineli adoleshent.

Të vetmin sukses e pati në akcionin kur vendosëm që t’i vëmë mikrofon Afrim Tahirit në veturën e tij Audi A6! Arritëm që me shumë profesionalizëm, përmes njërit nga Gërçeci, t’ia vëmë mikrofonin, kurse edhe pse Afrim Tahiri kërkoi kontroll policore të makinës, edhe pse e morën nëpër duar ekspertë të kësaj fushe në kuadër të MPB-së, megjithatë kurrë nuk u zbulua as mikrofoni por as “i padukshmi” i cili ia theu xhamin dhe hyri në makinë duke e kryer punën e vet. Në momentin kur Afrimi e shiti Audinë ne praktikisht ngelëm pa informacionet mbi atë se ku shkon Afrimi, me kë rri, çka bisedojnë, cilat janë planet e tij etj. Kjo punë bëhej vetëm me njerëzit e VMRO-së, kurse me këta të

rinjtë, me këta të LSDM-së nuk goxjmë të inicojmë ndonjë punë të tillë, sepse, menjëherë do të na dekonspironin, ose do të na shantazhonin miliona euro!

## 90. Kush më kërcenohet mua e gjenë belaja

Po e pranoj për herë të parë! Po e pranoj që t'ju hyjë në punë të tjerëve, liderëve të tjerë, të cilët, asnjëherë nuk duhet të bëjnë punë sekrete që shkojnë vetëm në interes personal. Shumë punë kisha bërë pa dijen e Afrim Tahirit. I kisha dhënë formalisht kompetenca të një reisi por, në fakt, këtë e kisha bërë vetëm sa të drejtohen sytë kah ai, sepe kah janë sytë andej është edhe gishti tregues!

Sot logjikoj ndryshe! Sikur punët e pandershme t'i kisha kryer me Afrim Tahirin, sot do të kisha një njeri krah meje, i cili do të më mbronte, sepse, duke më mbrojtur mua në fakt do ta mbronte edhe vetëveten. Afrim Tahiri është përplotë me të vërteta, prandaj, natë e ditë më duhet të punoj që ta pengoj për ta plasuar të vërtetën, versionin e tij, sepse, do të më shkatërronte përdhe. E vërteta e fundit, e cilan më rrezikonte por që e dinte Afrim Tahiri ishte miqësia ime me Çaushin! Dinte vetëm për miqësinë tonë dhe jo më shumë!

Afrim Tahiri nuk e dinte se unë, Zegluli dhe një mik i Çaushit i kishim hyrë punës që të çojmë për në haxh qytetarë të Turqisë, natyrisht me pasaporta të Maqedonisë. Kisha arritur që të siguroj një kuotë prej 2000 haxhinjëve, ndonëse nga Maqedonia asnjëherë nuk shkonin më shumë se 1000 persona. Nga ana tjetër, ishte e rëndë që të sigurojmë pjesën tjetër të kuotës së haxhijëve, sepse ishte numër i madh dhe, përveç kësaj, asnjë qytetarë turk nuk mud të shkojë për në haxh përtej kuotës së caktuar për Turqinë. Prandaj, të gjithë ata që dëshironin të nisen përmes BFI-së do të duhej të pajiseshin me dokumente adekuate.

Diplomatëve arabë ju kishim thënë se na duhen 2000 viza ndërkohë që udhëtarë kishim vetëm 870, plus 130 nga diaspora. Arabët nuk na bënë probleme. Ne arritëm që të sigurojmë edhe pajisjet për udhëtim kurse, në momentin e fundit u tradhëtuam. Arabët na e kapën lojën, Zegluli kishte menduar se u tradhëtuam nga miku i mikut të tij. Në fakt, ai e kishte kryer punën me shokët e vet, ndaj dhe me të drejtë e kërkonte pagesën. Kurse, kur na dështoi puna, pikërisht për shkak të këmbënguljes së tij, ne menduam se u tradhëtuam nga ai. Ndaj dhe, ia lëshuam ujkun më qafë. E paskemi marrur më qafë njeriun, sepse shumë vonë kuptuam që informacionin deri te arabët për numrin e saktë të udhëtarëve nga Maqedonia e kishte dhënë vetë Afrim Tahiri, si sekretar i BFI-së. Ai nuk e dinte planin tonë, ndaj dhe u tradhëtuam duke ua dhënë numrin e saktë të haxhilerëve. Sikur ta dinte edhe ai, jam i sigurtë se këtë interes timin personal do të fshihte kurse unë do t'i kisha 600 mij euro në

xhep, sepse një vizë shitej me 600 euro! Nga ana tjetër, na ngelën edhe shumë pasaporta dhe karta identiteti të cilat nuk u paguan kurrë, sepse kurrë nuk shkuan tek ata për të cilët ishin bërë. I kapi policia e shtetit dhe, dikush përfundoi në burg e dikush shpëtoi. Natyrisht, ne shpëtuam, edhe pse ngelëm pa përfituar rreth një milion euro!



# 91. Agim Krasniqi si siguresë e karrierës sime

Agim Krasniqi, me grupin e vet, si dhe me vëllezërit e vet, nuk është aq shumë i rrezikshëm sa e mendojnë shqiptarët. Është, thjesht, një grup reketarësh, të cilët, me një organizim të mirë neutralizohen për një sekond. Por, shtetit nuk i intereson eliminimi i këtij grupi, sepse, përmes tyre mendojnë se mund të nxitet vëllavrasja në mesin e shqiptarëve. Kurse, unë, si reisul ulema i mbaj lidhjet me këtë grup sepse, nuk kam interes që të konfrontohem. Aq më tepër, i mbaj sepse nuk më kushton shumë, janë grup që kënaqen me pak, ua jep gishtin dhe aq e kanë!

Për mua me rëndësi është që kilometrat e para nga shtëpia ime për në Shkup të jenë të pastruar dhe të mos kem pengesa. Këtë siguri mund ta arrijë vetëm përmes Agim Krasniqit dhe grupit të tij. Nga ana tjetër, përmes djalit tim polic, unë saktësisht i di lëvizjet e tyre, planet e tyre, synimet e tyre, prandaj, as nuk i kemi ngacmuar asnjëherë dhe as nuk na kanë ngacmuar. Me pak para, sa për një smoki apo çips, ia kemi arritur që t'i përvetësojmë. Po pse më duhet afër Agim Krasniqi?

Dihet se çfarë lufte ka bërë grupi tjetër, i Gërçecit dhe Gllumoves, i prirur nga nipi im, Usame, dhe i komanduar nga miku im i ngushtë, Blerim Bexheti. Ky grup është shumëfish më i fuqishëm se grupi i Krasniqëve, por, megjithatë, lëvizja ime e lirë varet nga grupi i Kondovës. Unë, me Blerim Bexhetin kam një miqësi të ngushtë që në kohën kur ai u bë Ministër i Drejtësisë. Për të arritur te ky post, natyrisht që, kam dhënë përpjekjet e mia maksimale. Kam organizar një fushatë dhe një fitore spektakulare të BDI-së në zonën e Sarajit, pas çka kryesia e kësaj partie ka ndjerë obligim moral që një post ministror t'ia ndajë pikërisht kësaj zone. Deshti fati im që ai post të jetë Ministria e Drejtësisë që do të drejtohej nga Blerim Bexheti.

Përmes Blerim Bexhetit lëvizjen time në kilometrat e para drejt Shkupit e thjeshtësova shumë. E bëra tepër të lirë. Mjafton të përndiqen, të dëbohen e të burgosen vëllezërit Krasniqi me grupin e tyre dhe unë të ndjehem sulltan i vërtetë. Unë nuk ia kam kërkuar këtë shërbim Blerim Bexhetit, nuk kam dashtur që për çështje kaq banale t'i djeg "xhokerat" e mij. Këtë shërbim ia kanë kërkuar grupit kriminal mirë i strukturuar i Gërçecit dhe Gllumoves, me në krye nipin tim, Usamen. Ata gjithnjë ndjeheshin të rrezikuar nga vëllzërit Krasniqi, ndaj dhe Blerimi ka kryer obligimin si ministër që e kishte ndaj tyre. Kurse mua, Blerim Bexheti si ministër i drejtësisë më është dashur që të ma pastrojë terrein duke më mbrojtur institucionalisht nga mikrobet e ndryshëm shtetëror, të ma zhdukte dosjen policore si dhe të më ndihmonte në proceset gjyqësore për denacionalizim të pronave tona. Me Blerim Bexhetin e kisha më lehtë, sepse pa problem mund të futesha në pazar. Për kthimin e një prone merreshim vesh që ta paguaj 40 për qind na vlera e përgjithshme, kurse nga kjo përqindje atij i takonin 15 për qind kurse mua 25 për qind. Kështu kemi funksionuar tërë kohës dhe ky biznes na ka bërë partner të pandashëm.

Hidhërimin e Agim Krasniqit ndaj meje për shkak të miqësisë sime me Blerim Bexhetin, e pata zbutur duke i thënë se Blerimi më ndihmon shumë që të vij deri te paratë me të cilat pastaj i mbuloj të gjitha shpenzimet që i bëj për Agimin dhe vëllezërit e tij. Pra, Agim Krasniqi ishte i bindur se Blerim Bexheti më ndihmon që të vijë deri te paratë për t'i ndihmuar vëllezërit Krasniqi nga Kondova. Kjo lojë më ndihmoi që të jem shumë i fuqishëm dhe i mbrojtur edhe nga institucionet shtetërore por edhe nga grupet kriminale. Kot nuk thonë "qingji i butë i thithë dy nana"!

## 92. Si u neutralizua grupi i Kondovës

Grupi i Kondovës me në krye Agim Krasniqin bëri që tërë bota shqiptare të kuptojë dhe të bindet se shqiptaria e Shkupit shtrihet vetëm në zonën e Sarajit, i njohur si Dërven përfshirë këtu edhe Kondovën, dy Sillaret, Rahçën e deri në Radushë. Jo rastësisht nga kjo zonë dolën komandantët më të mirë, dolën deputetët shqiptarë më të fuqishëm, dolën ministra shumë të rëndësishëm, dolën intelektualë të mëdhenj. Natyrisht, pati edhe shumë kodoshë, bashkëpunëtorë të UDB-së së dikurshme dhe të sotshme. Pra, jo rastësisht dola edhe unë si reisul ulema më i fuqishëm që ka pasur ndonjëherë BFI-ja. Kjo është ajo zonë që i jep forcë cilësdo parti që e pretendon pushtetin. Ju kujtohet kur PDSH-ja ishte forcë politike absolute në kët zonë? Sepse krah të djathtë e patën grupin e Agim Krasniqit.

Një analizë familjare e imja rezultoi me konkluzionin e vetëm – të nxitet dhe të favorizohet edhe një grup tjetër kriminelësh që do t'i bënte ballë grupit të Kondovës. Këtë grup djali im e locoi dhe, me ndihmën e organeve përkatëse shtetërore e formoi në Gërçec, duke e ngritur në armik të egër e të përbetuar të

grupit të Kondovës. Pse e ndërmorëm këtë strategji? Sepse, grupi i Kondovës duhej të neutralizohej e të paralizohej deri në zhdukje të tërësishme. Nëse nuk do të ndodhte kjo sa më parë, do të rrezikohej posti im si reis!

Prandaj edhe na u desht që të punojmë prapa shpinës së PDSH-së, duke e favorizuar BDI-në, natyrisht, vetëm pasi ia krijuam krahun kriminel në zonën e Shkupit. Ky krah, unë me miqtë e mi, si dhe Blerim Bexhetin me miqtë e vet dhe të babait të tij, arritëm që ta përmbysim PDSH-në, bashkë me këtë parti edhe "vlerat" e saj në këtë zonë dhe, BDI-ja të triumfojë absolutisht në Shkup dhe në tërë Maqedoninë. Kundërshpërblim kërkova Ministrinë e Drejtësisë, respektivisht, emërimin në këtë post të Bleim Bexhetit. Blerimi, si drejtues i grupit kriminal të Gërçecit, me lehtësi dhe me vullnet të madh do t'i hynte punëve institucionale për ta zhdukur grupin e Kondovës dhe, me këtë, edhe për të ma pasruar rrugën time drejt majave ku reislllëku shijohet me plotë lezet. Ky skenar u realizua që në ditën e parë të adhjes së BDI-së në pushtet. Që atëherë Dërveni u shndërrua në zonën e shqiptarisë së Shkupit me të cilën komandoj unë, Reisul Ulema, Haxhi Sulejman efendi Rexhepi.

Megjithatë, duhet të pranoj, ky skenar nuk u luajt deri në fund! Nuk e di pse por, Agim Krasniqi, personi i cili ose duhej të çmendej ose të likuidohej, na e luajti lojën mirë e qetë. Në asnjë moment nuk u provokua, në asnjë moment nuk iu përgjigj thirrjes sonë për rrebelim brenda burgut, në asnjë moment nuk u ankua, kurrë nuk shiti trimëri në burg, në asnjë moment nuk u ekspozua si i forti i burgut, gjë që do të prodhonte edhe armiqësi brenda burgut. Në burg Agim Krasniqi u transformua në djalosh të mirë dhe të urtë. Herë pas here ia dërgonim njerëzit tanë për vizitë në burg, jo se na interesone personalisht ai, sa na duhej të dinim se cili është niveli mental i tij. Të gjithë njerëzit në burgje thyhen emocionalisht dhe mendërisht, kurse Agim Krasniqi dita ditës dilte më i urtë e më i qetë. Meqë ishin marrur vesh me Blerim Bexhetin që unë të përkujdesem për vizita, për siguri materiale dhe për përkrahje morale për Agim Krasniqin, kjo ishte arsyeja se pse sa herë djemtë e mi, herë vëllezërit dhe herë bashkëpunëtorët e mij shkonin për vizitë tek Agimi nëpër burgjet e Maqedonisë. Thjesht, vetëm këtyre u zinim besë për të na e përshkruar gjendjen shpirtërore dhe mentale të Agim Krasniqit: a do të thyhet komandanti deri në aktin e vetëvrasjes! Punët e mira bëhet me marifet!

## 93. Ndryshimi im radikal në menaxhimin e BFI-së

Nuk ka menaxhim të suksesshëm me një organizatë nëse atë nuk e konsideron si organizatë personale, pronat dhe pasuritë e saj nëse nuk i konsideron si të tuat, si pasuri personale. Në atë moment kur do ta arrishë këtë përcepcion, atëherë, gjithësesi që do të jepesh pas fitimit dhe përfitimeve personale, sepse

tashmë ke organizatën dhe pronat e tua personale! Nisur nga kjo logjikë e pakontestueshme, nëse BFI-ja është organizatë e imja pesonale, kurse pronat e saj, vakëfi, është pronë dhe pasuri personale e imja, rrjedhimisht, kjo do të duhet të më gjenerojë të ardhura, prona e pasuri personale, të cilat pastaj, pjesë pjesë, mund edhe t'i shkri për bashkëpunëtorët e mi, me çrast do ta ngjallja tek ata percpetimin për mua si për një njeri të jashtëzaonshëm human e të dhimbshëm! A nuk është ky një mision islamikisht i porositur? Pra, nuk ka humanitet pa krijuar kushte.

Nga ana tjetër, Zoti më deshti që ma afroi për krah të djathtë Afrim Tahirin, të riun i cili gjithandej në Maqedoni njihje si njeri mjafti i devotshëm. Kjo nuk më bënte fare xheloz, përkundrazi, më duhej dhe e përdorja si perde të hekurt nga e cila nuk mund të vëreheshin veprimet e mia për të prodhuar humanitet. Deri në atë moment, turlifarë hanëm ingje zhvillonte humanizëm në emër të islamit, kurse tash e tutje ky humanitet do të zhvillohet vetëm në emër të Mulla Sulës! Por, meqë unë jam reis, pasardhës i juridiksionit të shejhul islamit, me cikërrima humanitare vendosa të merret Mustafa Dauti, i cili pranoi detyrën që, sikur edhe vetëm një pordhë të shpërndahej si humanizëm, kjo do të duhej të bëhej duke më falënderuar mua, pa kontributin dhe angazhimin e Mulla Sulës nuk ka aksione humanitare.

Afrim Tahiri kujdesej për jetën fetare islame në vend, Mustafa Dauti për aktivitete humanitare, kurse unë i palosja pëfitimet. Kot nuk kanë thënë: "të mëdhenjë i hanë mollat të vegjëlve u mpihen dhëmbët"!

Kur e ke nijetin e pastër, kur e ke qëllimin dhe mundsinë për ta kapur atë qëllim, edhe Zoti të ndihmon! Nuk kishte kuptim që, unë, si risul ulema, mëkëmbësi i shejhul islamit, të mbetem kryetari më i varfër në rajon, vetëm me një shtëpi modeste. Kisha vendosur që të bëhem më i pasuri, sepse më takonte, sepse kështu duhej të ishte, mëkëmbësi i shejhul islamit duhet të dallojë edhe në pasuri. Të bëj shumë prona, të bëj shumë shtëpi, të bëj shumë makina dhe pasuri tjetër të luajtshme e të paluajtshme, sepse, ku i dihet, mbase në son dakik mund t'ia lë testament BFI-së si vakëf? Duhet të kem që të lë diçka, pa pasur si do ta tregoj se sa shpirtmadh jam! Po nëse paralizohem dhe nuk mund ta lë testamentin as me gojë e as me shkrim, paj, ç'të keqe ka nëse kjo pasuri që do ta siguroj nga pronat dhe të mirat e BFI-së, ta trashëgojnë fëmijët e mi, nipat e mi. Edhe ata duhet të kanë diçka, t'i gëzohen faktit që një herë moti e kishin babain dhe gjyshin reisl ulema.

Nisi procesi aq i pritur i denacionalizimit të pronës së uzurpuar nga ish-sistemi! Kur shteti vendosi që në vend të pronave, të cilat do t'i shpallte si objekte me interes nacioal e shtetëror, të na jepte letra me vlerë, u luta natë e ditë, madje edhe u kyça në lojë që sa më shumë prona ta marrin atë status. Nuk më duheshin objektet, por, paratë nga ato objekte. Nisën të na vijnë miliona euro, të cilat, natyrisht, i menaxhoja unë! Me këto pare, pa dyshim që do të blejë edhe ndonjë apartament hoteli, që do të jetë në emrin tim! Kushti do të jetë që pronari i objekteve të garantojë se do të jetë në gjendje t'i fryej çmimt deri në miliona euro, por që ndryshimin nga çmimi i vërtetë të ma kthente mua, personalisht në dorë! Dikush i thotë shpëlarje parashë, kurse unë i them transakcion, dhe, ky aktivitet burrash më solli edhe një shpërblim, orën

ROLEX prej 37 mij dollarëve. Një orë të tillë ua shihja sheikëve të ndryshëm nëpër konferenca arabe dhe, më kishte ngelur peng që ta kem edhe unë. Megjithatë, e dija se një orë e tillë në dorën time do të bëjë shumë bujë, prandaj edhe, vendosa ta luaj një lojë. Pronarit maqedonas të cilit ia bleva një apartman dhe dy lokale, i thashë që të ma fryej çmimin tej mase dhe, si shenjë bashkëpunimi, të ma blinte një orë ROLEX me paratë e mia, por t'ia dorëzonte Afrim Tahirit që ai të ma jepte si dhuratë nga filan bisnesmeni maqedonas. Afrim Tahiri edhe sot e kësaj dite kështu e di, kështu propagon, kurse nuk e ka të qartë se atë e bleva me paratë e çmimit të fryer të dhomave të hotelit që u blenë për Bashkësisë Islame por nën pronësi timen.

Pastaj erdhën malet, pyjet, arat, dhënia nën koncension e të cilave më bëri financiarisht njeriun më të lmtur në botë. Erdhi denacionalizimi i oborrit të Komunalecit, të cilën ia dhamë një njeriu që e gjeti Mustafa Dauti, nga i cili morëm 300 mij euro nga të cilat, për punë komunale duhej t'ia jepnim Izet Mexhitit 80 mij euro, Bekir Asani 70 mij euro kurse për mua 150 mij euro, kuptohet, u dhash pak eshe atyre që më shurdhonin duke më thëne se "ne e kemi denacionalizu, ne kemi bërë harxhime etj." Kjo shumë fliste se personi i siguruar nga Mustafa Dauti, një kumanovar që jetone e vepronte në Austri, kishte shumë para dhe se ishte i lehtë në rjepje: kishim vendosur që për çdo hap të më tejmë t'ia këpusnim nga një grusht parashë. Por, na e futi, na la me gishta në gojë duke na braktisur. Selamet i shkuan: mos hap gojë se na ke dhënë diçka, ndryshe të shkuan fëmjët, ngele pa familje! Të heqësh dorë nga shtimi i vakëfit të gjenë belaja në familje! Duhet ta dijë kumanovari!

## 94. Haxhi, kurbanët, zeqati – Zoti i shtoftë

Kisha filluar një bisnes të mirë me haxhin! Haxhinj nga Kosova, nga Lugina e Preshevës dhe më pastaj dhe nga Turqia do të nisen turra turra drejt shtëpisë sime. Kishin marrur vesh se kisha siguruar një kuotë të mirë për haxhinjt nga Maqedonia. Diplomatëve arabë jepju ndonjë faishe të mirë, ndonjë shishe raki dhe, krejt pastaj i ke në shërbimin tënd. Për të qenë sa më bindës dhe sa më i sigurtë, këto bereqete arabët i dëshirojnë personalisht prej dorës tënde dhe, jo sikur mjekrrat, që ua premtonin dhe ua lëshonin përmes harambashëve të ndryshëm. Prandaj, monopolin mbi arabët e kisha unë.

Plotë viza, plotë haxhilerë. Një vizë 600 euro! Këtë tregëti e kishin kuptuar amerikanët. E kishte kuptuar pak a shumë edhe Afrim Tahiri. Kisha bindjen se Afrimi, për inat timin, sa për të ma bllokuar fitimin, vetë ju kishte rrëfyer amerikanëve. Paramendoni, edhe mysliman edhe me amerikanët, këtë mund ta bëjë vetëm Afrimi! Por, disi, sikur ma përziu me kos, kur doli dhe u fut në polemika me amerikanët duke më mbrojtur mua! Lojë ishte, krejt lojë, sepse në momentin kur u bindën amerikanët, u ç'bindën arabët dhe, nuk më dhanë më kurrë viza të tepërta!

Bisnesmenët nuk kishte më nevojë që të takohen as me komisionion tonë, as me njerëzit e financave por, direkt me mua. Unë jam mëkëmbësi i shejhul islamit dhe jo nëpunësit e financës, aq më pak komisioni për pranimin e zeqatit në BFI. Bisnesmenët takoheshin me mua, i bindja që zeqati për pasurinë e tyre duhej të më jepej mua kurse unë e dorezoj në arkën e BFI-së, me çka automatikisht do të propagohej brenda Institucionit se Mulla Sula gjithnjë e më shumë po sjell para. Kjo politikë ju pëlqentë zeqatdhënësve, edhe pse nuk e kishin haberin se gjysma e atyre parave do të paloset për kacafortën time personale, sepse, helbet, nuk i dihet, mund të vijnë ditë të vështira dhe, hop e unë dal si shpëtimtarë. Ky është misioni i një reisi,  një shejhul islami, dhe jo të shesë kopalla.

Kurbanët! Shqiptarët punën e kurbanit historikisht më tepër e kanë pasur si punë lavdi se sa si një detyrë islame. Prandaj më është dashur që të fomoj një komision të ngushtë, ekskluzivisht me anëtarët e familjes sime, të cilët, si pasardhës të mëkëmbësit të shejhul islamit, detyrimisht që do të angazhohen islamikisht ta kryejnë punën e kurbanëve. Shqiptarët, gjithnjë e më shumë nuk po presin kurbanë, sepse nuk po dëshirojnë që të përgjaken, e as të merren me lëkura apo me shpërndarje të mishit. Mezi kanë pritur që të dalë një medrese dhe, t'i përgjigjen aksionit jo fort të ndershëm që paratë t'i dorëzojnë në BFI dhe ajo t'ua presë kurbanët. Madje filluan që oborrin e Medresesë ta mbushin edhe me kurbanë të gjallë.

Prandaj, komisioni për kurbanë i përbërë prej pjesëtarëve të familjes sime, si mbrojtës absolut të interesit tim, vendosën që ta kryejnë detyrën sipas porosive të mia tepër islamike. A është islame që mishi të hahet i vjetër, i mbajtur me vite nëpër frigorifere ku mund të mbahen edhe derrat e therrur. Sepse, ne varemi prej frigoriferëve të qafirave, meqë nuk i kemi tonat. Prandaj, kurbanët që do të therren në Medrese, do ta mbushin dhomën-frigorifer të Medresesë. Kurbanët e paguar do të therren në therrtore dhe do të paketohen me qëllim që t'u shprërndahen të varfërve. 300 pako me nga 10 kg. Mjaftojnë therrjet e dhjetë kurbanëve të mëdha, lopëve! Kurse thjerrje të tjera nuk do të bëjmë. Paratë do t'i mbajë komisioni, respektivisht unë dhe, pa i ditur dhe hetuar askush, çdo muaj do të therrim nga një lopë të madhe dho do ta dërgojmë në Medrese! A nuk është kjo punë islame që nxënësit të hanë gjithmonë mish të freskët! Kjo është vepër islame dhe jo therrja e qindra lopëve si dhe mbajtja e tyre me vite të tëra nëpër frigoriferë, për ç'gjë plus pastaj që duet të paguhen ato figoriferë. Me paratë e kurbanëve të pasurohen qafirat! Jo, nuk e lejoj këtë. Më mirë paratë e myslmanëve te unë se sa te qafirat! Kësisoj, do të therren vetëm 12 lopë për medresantët brenda vitit dhe jo qindra e qindra, dhe, ato qindra e mijëra euro që po mbesin, po blejmë oriz, pasul, makarona, krip, sheqer, vezë, detergjente, oriz për nevojat e medresesë, edhe pse ideja brilante e Mustafa Dautit po më pëlqen shumë: t'i përgjysmojmë pakot e ndihmave që po na vijnë nga Turqia dhe, gjjysmën e mallit ta dërgojmë në Medrese, gysmën t'ua shpërndajmë të varfërve. Nuk do të ketë nevojë që të bëjmë shpenzime të mëdha, kurse me këtë hap do të ndahen të kënaqur të gjithë: edhe medresantët, edhe fukaratë, por besa edhe unë, si reisul ulema!

Kjo është arsyeja se pe po e tregoj këtë rrëfim i cili edhe mund të keqkuptohet prej dashakëqinjëve të islamit! Nuk jam aq egoist dhe vetijak siç po i japin zor

të më përshkruajnë armiqtë e mi. Por, nga kjo rrëfenjëz dua të tregoj se përpiqem që të tregoj mënyra, rrugë e mjete se si mund të pasurohen islamikisht, si unë, pasardhësit e mi. Kjo është arsyeja…

# 95. Pse është kaq budalla ky shtet

Fatkeqësisht, pasurimi im po i shtonte armiqtë e mi, po e shtonte pasigurinë time, po i shtonte lakmitarët e pasurisë dhe pronës sime. Prandaj dhe më duhej sigurim institucional. Veç kësaj, kjo do ta shtonte edhe peshën time, të tjerët do të kuptonin se edhe unë jam pjesë e këtij shtet dhe pushteti!

Kjo do të mund të arrihej vetëm përmes afrimit dhe takimeve të mia me kryetarin e shtetit maqedons. Ivanovin nuk e do askush, asnjë shqipar nuk e pranon për kryetar, kurse unë kisha vendosur që ta legjitimoj dhe madje t’i afroj legjitimitet në emër të një milion myslimanëve, sepse unë i përfaqësoj ata. Kërkova që Ivanovi të më shtrojë iftar dhe të më presë vetë i dhjeti. Kjo i pëlqeu Ivanovit dhe, po atë ditë kur një kriminel maqedonas vrau Almirin e vogël, duke e shkelur qëllimisht me makinë, po atë ditë kur tërë popullata shqiptare e myslimane ishte e pezmatuar dhe mezi po prisnin një shenjë që t’i turren shtetit e pushtetit për ta rrënuar, unë i shkova Ivanovit në iftar, kërkova që aty të thirret ezani, jo sepse nuk e dija se në zyren e qafirit nuk thirret ezan, por, thjesht, ta zbus masën kritike duke ua bërë me dije se nuk ka nevojë për rrebelim se tashmë e pushtuam zyren e presidentit të shtetit.

Pas lajmit se në zyren e presidentit të shtetit u thirr ezani, situata në terren dukej më e relaksuar. Kështu vinin informatat minut opas minuti. Presidenti Ivanov kërkoi se si mund të më falënderohej për këtë gjest timin kaq patriotik, sepse e shpëtova shtetin. E, thashë, këtu të prita: dua truproje shtetërore, nga ata që të ruajnë ty, sepse, edhe unë si kryetar, kështu si ti, po kërcënohem vazhdimisht dhe jam shumë i rrezikuar.

– Haxhi Sulejman, me ty dua të jem i sinqertë, po kaq sa u tregove edhe ti i sinqertë me mua! Truprojet tona i shërbejnë vetëm punëdhënësve të tyre, kështu që, duhet të dishë se ata do të raportojnë te punëdhënësi i tyre çdo natë kur do të ndahen nga ty, – më tha Presidenti Ivanov. Në këtë sekond, seç më shkrepi një plan i ri! Thashë më vete, puna ime ësht transparente, truprojet më duhen në këto punë, transparente, të cilat kryhen në publik, prej nga mund të më vie ndonjë sulm! Në punët e mia transparente nuk kam se çka frikësohem, le të raportojnë çfarë të duan, sepse, fundja, hiç pa qenë këta truproje puna ime përcillet, madje edhe incizohet nga të porositurit policorë. Do me thënë, punët e mia të sferës së bisnesit do t’i kryej larg syve të këtyre truprojeve!

– Nuk ka problem President, fundja edhe mua më intereson që shteti të jetë sa më pranë meje, të shohin punën time, angazhimin tim, aktivitetet e mia të

përditshme dhe, mos të lejojë që të bie pre e shpekulimeve, thashethemeve, gënjeshtrave e trillimeve.

– Atëherë, nga dita e nesërme ti do të jeshë i siguruar nga punëtorët e policisë shtetërore, haxhi Sulejman!

Që nga ajo ditë, unë jam i sigurtë edhe në apsket të sigurisë por edhe në aspekt të përcjelljeve të minjve policorë që të ndjekin edhe në qenef! Truprojet e mia janë në gjendje të hidhen në flakë për mua, kurse organet e shtetit mjaftojnë me raportimin e truprojeve për aq sa kanë informata ditore për mua, për aq sa i lejoj unë të më afrohen. Thua kaq budalla shtet të jetë ky? Po po babuç, më thotë Luli im, shtet budalla që merret me formën dhe jo me esencën. Prandaj Maqedonia në botën demorkatike prinë me procese të montuara politike, policore, idiotike…

# 96. Takimi im me dy M…

Nuk më kishte shkuar në mend asnjëherë se, organet e shtetit, këta të policisë që përcjellin e përgjojnë, do të ishin një hap para meje! Këtë ma dokumentuan nja dy muta të mëdhenj pas çka nisa të brengosem deri në paranojë.

Një ditë, vonë pas dite, kur ngela vetë në zyrë, por edhe në BFI, njëri prej këtyre dy mutave të mëdhenj mu paraqit dhe kërkoi një takim që do të realizohej brenda pak minutave. Do të vinte ky M me një M tjetër (Musa dhe Mijallkovi) për një punë urgjente. I prita, erdhën pa i hetuar askush. Me vete e kishin marrur edhe Orce Kamçevin.

Sapo hynë, ky farë muti ynë, Musa, ishte ngelë me një shuplakë fytyrë, mbante kokën ulur, kurse ky muti tjetër, Mijallkovi ma përplasi një dosje mbi tavolinë. Ja, tha, shiko se çka flet dhe çka shkruan ti, efendiu im! Turp për ty! Kërkon të të mbroj nga Bekir Halimi, nga Shfqet Krasniqi, kërkon të të mbrojë nga mjekrrat që janë në varshmëri prej meje, kurse vetë ia fut bisedave erotike me dynjanë, pa e ditur se kush është në anën tjetër të celularit. Shiko se çfarë mesazhesh ke postuar dhe çka ke pranur. Të gjitha i ke të regjistruar.

Muti ynë (Musa) më folë në gjuhën shqipe, shumë i brengosur dhe gati pa shpirt:

– O Reis, kan ardhur me të shkelë, dhe, ma mirë prano me të shkelë se sa me ta marrë fytyrën.

– Hë, çka duhet të bëj?

Musa ia krisi maqedonisht, me atë maqedonishten e tij prej fillestari:

– Orce Kamçevit i duhet parcella në Kalanë e Shkupit, të cilën ua ndau shteti për reziencë. Janë ngutur dhe nuk e paskan ditur se atë tokë kishte kohë që e kishte nën vëzhgim Kamçevi, prandaj, tërhiqu dhe dosja mbyllet.

– Po kemi paguar mbi 40 mij euro deri tani në procesin e kalimit të kësaj toke në pronësinë tonë?

– Edhe këtë shpenzim duhet ta harroshë. Nuk të ka faj Kamçevi që je ngutur dhe ke synuar një tokë që nuk të takon, o Mulla Sulë, ma priti muti ynë, Musa!

– Pranoje këtë dhe, merri e mbaji ti këto transkriptime që ia kemi bërë komunikimeve tua telefonike, më tha Mijallkovi me arrogancë! Edhe diçka, nëse do që neser t'ia dorëzoj Blerimit dhe Izetit dosjen tënde me nofkën "Zharko" atëherë na duhet edhe një ujdi. Dije që, dosja jote me nofkën "Zhiko" të cilën e ka Menduh Thaçi nuk është asgjë në krahasim me dosjen "Zharko"! Po pseudonimi "Sheriat" a të flet gjë a! – më fliste Mijallkovi me një nënqeshje tipike serbçe.

– Pse ma thua këtë? – e pyeta!

– Sepse ti duhet të heqësh dortë prej vendit të Burmali Xhamisë, duhet të heqësh dorë prej Xhamisë së djegur në Perilep si dhe prej sahat kullave në Prilep e Manastir. Janë vende ku nuk ka asnjë frymë myslimane dhe ty nuk ka se çka të duhen! Angazhimi yt rreth këtyre objekteve po na shkakton probleme si shtet! Kuptove?

– U tha dhe u bë – ishte përgjigja ime!

Reagova në këtë mënyrë sepse, kishte plotësisht të drejtë Mijallkovi! Pse ta rikthenim Burmali Xhaminë kur tashmë e kemi humbur çdo milimetër të tokës së Shkupit matanë Urës së Gurit! Rikthimi i Burmali Xhamisë në atë pjesë do të ishte provokim i pastër i maqedonasëve dhe, kjo do të binte ndesh me angazhimin tonë për mirëqenie dhe bashkejetesë.

Pse të angazhohesha kaq fort për Xhaminë e djegur të Prilepit kur atje nuk ka asnjë frymë myslimani. U dogj si të gjitha xhamitë e tjera të djegura e të shkatërruara nëpër vende ku nuk ka ngelur asnjë mysliman.

Po pse sahatkullat në Manastir e Prilep nuk i mbrojtën myslimanët eventualë në këto dy qytete! Pse unë duhet të reagoj ashpër e të më marrin nëpër këmbë organet e ndryshme shtetërore? Mirë e ka Mijallkovi! Heshtja ime prodhon heshtje të gjithanshme, pra edhe heshtjen e dosjeve të mia! Kam vepruar dhe kjo nuk mund të mohohet tani! Veprave të mia duhet t'u dal zot, fundja, kjo është edhe porosi islame!

# 97. Ta heshti apo ta bëj hero Afrim Tahirin

Nga Musa Xhaferi kërkova që urgjentisht të ma caktonte një takim me Sasho Mijallkovin. Situata ishte bërë e padurueshme, e frikshme dhe shumë e rëndë për karrierën time. Afrim Tahiri, një nga bashkëpunëtorët e mi më të ngushtë, tashmë po i nxjerr një nga një dokumentet kompromentuese për mua. Nuk kisha shpëtim! Heroi im i shpëtimit kishte ngelur vetëm Sasho Mijallkovi. U takuam po atë ditë kur ia kërkova Musa Xhaferit. Iu vërsula si ujku i uritur qingjit të butë. Nuk lashë gjë pa i thënë! Ai, si burrë i urtë, vizionar e politikan i kalitur, më tha qetë e butë: fol Mulla Sulë, çfarë halli ke. Po na ik fuqia, po na rrëshqet dheu nën këmbë. Fol!

U zbytha, nuk iu vërsula më. Në fakt vërsuljet i kisha si strategji, i përdorja sa herë që dëshiroja të arrijë ndonjë gjë të vogël. Me të mirë nuk arrihej asgjë, kurse kështu, me vërsulje, her pas herë arrija. Këtë strategji e kam përdorur gjatë tërë jetës sime karrieriste.

I fola Mijallkovit për Afrim Tahirin. Kërkova prej tij që ta arrestojë, që t'i zbulojë portalet e tij dhe t'ia tredhë trutë!

Por, ai më bindi se, çfarëdo ndërhyrje e policisë ne këtë mes, do ta shpallë Afrim Tahirin hero, kurse mua tradhëtarë! Edhe ashtu je zbuluar shumë, të kanë dalur këmbët jasht jorganit, prandaj, rri urtë, më tha Mijallkovi. Më sugjeroi që të bëhesha më i afërt me mediat e vendit. Ta ndiqja po atë strategji të tyre, pra, të VMRO-së. T'i kompromentoja të gjitha mediat e vendit, portalet, të cilat, shiten dhe kënaqen me pak para. Secilin që do ta paguaj, do të ketë turp por edhe frikë se do ta humb një financues të paplanifikar. Atyre, pra mediave, asjëherë nuk ju ka shkuar në mend se BFI-ja mund t'i paguajë ndonjëherë dhe, sapo t'ua ofroshë këtë mundësi, të gjithë do t'i keshë në shërbim, më tha Mijallkov. “Afrim Tahiri shuhet vetëm duke ia zënë hapësirat ku ai e plason të vërtetën lidhur me ty”, ma priti shkurt e qartë Mijallkovi.

Tashmë isha mësuar duke paguar media. Këtë praktikë e kishte mbjellë Agron tokmaku. E dij që ai nuk vlenë as për me i kqyrë pulat se a kanë voe n'bythë a jo, por, e hëngra, vetëm pse e dija se merret me gjueti dhe besoja se mund të më ndihmon me shitblerjen e zagarëve. Agroni më bënte dallavere me Abdulla Mehmetin e TV Erës dhe me Rexhep Ziberin, intelektualin e leshit, dhe unë çdo vite paguaja këtë televizion nga 30 mij euro. Kur ia thashë një herë këtë shifër Abdullahit, ai u skuq që më la të nënkuptojë se kurrë nuk i kishte marrur këto para, madje as çerekun e tyre, të tjerat kishin përfunduar në xhepat e Agronit dhe Rexhepit. Tani, që të dy, sërish më duhet që t'i angazhoj dhe të hyjnë në pazar me portalet e shumta të vendit, t'i bllokojnë të gjitha portalet që botojnë shkrime nga Afrimi dhe rreth Afrimit në kunërvlerë të çmimit që do ta kërkojnë. Portalet nuk janë të shtrenjta por, janë shumë, kështu që, edhe pse nuk po e paguajmë TV Erën tani po na ikin aq para duke i paguar portalet. Ndryshe, Afrim Tahiri do të na bombardojë me të vërtetat e tij, të cilat, për më

të madhin kjamet nuk mundem t'ia mohoj apo t'ia përgënjeshtroj, sepse që të gjitha i ka të sakta dhe të vërteta. I ka sepse për shumë vite ishte pranë meje dhe nëpër duart e tij kanë kaluar qindra dokumenta. Ai e thotë të vërtetën por nuk mund ta argumentojë në të shumtën e rasteve, i mungojnë ato dokumente, kurse unë kam dhënë urdhër që të bluhen të gjitha, për ç'gjë kam urdhëruar të blehen katër makina që grisin dhe bluajnë dokumente. Kështu që, edhe sikur të na padisë ndonjë ditë, edhe sikur të ofrojë agumente, do të mungojnë dokumentet…

## 98. Lojë gjithnjë e më e vështirë kjo me Afrim Tahirin

Të gjithë, Mijallkovi, Agron Vojnika e Rexhep Ziberi ma ngulën, kishin qenë kundër meje por nuk i kisha kuptuar. T'i paguajmë portalet që ta bllokojmë të vërtetën e Afrim Tahirit. Gabim! Këshillë idiotike. Këshillë e shëndetshme do të ishte sikur të më thonin, ktheje Afrimin aty ku ishte dhe, përfundoje karrierën mirë e paqtë. Jo por, paguaji portalet që të botohen shkrimet tona. E kush po shkruan për mua? Askush. Asnjë nga të punësuarit, asnjë alim, asnjë profesor, asnjë teolog. Të gjithë ma forkojnë shpinën dhe fundin e barkut. Në fakt unë paguaj vetëm që mos të botohen shkrimet e oponentëve të mi! Megjithatë, askush nuk e kishte menduar se do të vie koha kur unë do të ndjehem i bankrotuar dhe i izoluar, i mënjanuar e i margjinalizuar nga të gjitha forcat relevante të vendit dhe nga jashtë. Askush nuk kontakton me mua, askend nuk po mundem ta bind se kauza ime është e drejtë dhe e vërtetë. Kurse, Afrim Tahiri gjithnjë i shoqëruar e i ndihmuar nga këta forca. Do me thënë që, të gjithë janë kundër meje dhe me Afrim Tahirin. Kjo po shihet edhe nga përkrahja financiare që po ia bëjnë. Sot, sipas analizave të Agron Vojnikës, por edhe sipas të dhënave policore që i posedon Zegluli im, Afrim Tahiri ka mbi 40 portale, faqe të ndryshme të rrjetit social, shumë face buka dhe një armatë të tërë bashkëpunëtorësh. Kemi informata se për Afrim Tahirin janë angazhuar 8 gazetarë dhe 4 shkrimtarë të famshëm nga Shqipëria, 3 gazetarë dhe dy shkrimtarë të fuqishëm nga Kosova si dhe dhjetra aktivistë, të rinjë nga subjekti politik PDSH! Pra, rreth 30 analistë, komentatorë, gazetarë e shkrimtarë, nga dy shkrime në ditë, gjithësej, gjashtëdhjetë shkrime të ndryshme çdo ditë. Katastrofë!

Një matematikë e jona, e bërë një natë në Konak, me Shaqir Fetahun, Irsal Jakupin, Qani Nesimin, Mustafa Dautin dhe Zeglulin tim, erdhëm në konstatim se, Afrim Tahiri në vit paguante mbi 40 mij dollarë për t'i mbajtur aktivë këto portale. Gazetarët profesionistë po i paguante nga 800 euro në muaj kurse shkrimtarët nga 1000 euro. 15 gazetarë nga 800 euro në muaj i bie 12.500 euro, kurse 7 shkrimtarë nga 1000 euro i bie 7000 euro. Gjithësej në muaj 19.500 euro, që i bie për një vit të paguajë mbi 200 mij euro. Ky shpenzim

dëshmon se Afrim Tahiri nuk është normal. Budallai në vend se t'i fusë ato lekë në xhep dhe të heshtë, ai merret me mua dhe paguan aq shumë. I paska mbetur atij që ta shpëtojë Islamin nga unë e nga Mustafa Dauti. Islami është i shpëtuar, o budalla. Krejt loja zhvillohet që në emër të islamit të fitojmë sa më shumë lekë dhe jo të humbim lekë! E Afrim Tahiri veç humb. Le të humbë, unë kam dalur për të fituar e jo për të humbur! Kur të vdes unë cilado e vërtetë le të triumfojë, nuk ma ndin fare. Me rëndësi të fitoj sa më shumë, të shpenzoj sa më pak, dhe të bëj një jetë që ma mundëson feja ime islame. Ka deshtë Zoti që unë të jem reis dhe, ky post, përveç të tjerave të sjell edhe përfitime të majme. Pse ta dëshpëroj Zotin? Çdo heqje dorë e imja nga përfitimet që m'i mundëson ky post, në fakt do të thoshte hidhërim i Zotit. Nuk e kam ndërmend që t'i prish punët me Zotin, por, të fitoj sa më shumë dhe t'i mbaj punët mirë me Krijuesin tim.

Shkurt e shqip, më duhen paratë. Pak për familjen, pak për djemtë, pak për nipat e mbesat dhe, pak për të blerë famë. Fama blehet nëse nuk arrihet! Në këtë kohë – gjithçka është e mundur. Vetëm a ke para! Afrim Tahiri le të luftojë për të vërtetën, unë e kam ndërmend që të luftoj edhe për famën. Sepse, fama ngelë, e vërteta tretet. Kush di për të vërtetat që kanë ndodhur në kohën e Skënderbeut? Askush, kurse për famën e tij dijmë të gjithë. Një ditë edhe unë do të mbahem mend si Skënderbeu!

# 99. Unë, imazhi i kombit

Sulmi i pashpirt i Afrim Tahirit, ndërkëmbëzat që po m'i bënin këta të shërbimit sekret në shenjë hidhërimi që nuk po ju bindesha më, dalja në skenë e dosjeve dhe pseudonimeve të mia policore, të gjitha këto më bënë që të gjunjëzohem para propozimit që të futesha në garë për çmimin "imazhi i kombit"! Më thanë që këtë çmim e jep Akademia e Shkencave dhe Arteve të Bukura të Shqipërisë, më bindën se me këtë çmim do të ngelnin nën hije të gjitha fushatat që bëheshin në lakuriqësimin e profilit tim prej bashkëpunëtori të hershëm të UDB-së. E ndjeja pleqërinë se si ma absorbonte ditë e më shumë atë pak fuqi që më kishte ngelur ndaj, e pranova një propozim të tillë, të vdes faqebardhë dhe me një dekoratë që e ëndërron secili shqiptar: "imazh i kombit", do me thënë njeriu më i dashur i kombit, fytyra më e nderuar dhe më e respektuar e kombit, personaliteti në mesin e personaliteteve historikë të kombit. Kështu ma prezantoi Agron Vojnika me sekserët e tij nga Shqipëra. Për më tepër më thanë se këtë çmim e jep Akademia shqiptare. Veçse duhej që unë të jepja një sasi parashë, sepse Akademia i kishte keq punët për të paguar nxemjen, dritat dhe amortizimin e sallës! Por i duheshin edhe për botim të studimeve. Rrumbullak i dhashë 50 mij euro. Më duhej "Imazhi i kombit", sepse vetëm me këtë imazh do ta rrënoja mitin e "Zhikës", "Zharkos", "Sheriatit", pseudonime këto policore që i kisha hala pa u kthyer nga studimet e mia të papërfunduara në Kuvajt.

M’i morën paratë ndërsa më vonë doli puna që ma kishin ngulur, sepse askund nuk kishte qenë ashtu siç më thoshin. Por, njeriu kur është në siklet të madh, e humb edhe trurin për të bërë përpjekje për një vetëdalje nga situatat e palakmueshme. Po, më futën në sallën e Akademisë së Shkncave të Shqipërisë dhe erdhën do njerëz, folën pak për mua, në fund ma dhanë një skulpturë të vogël, me do duar të përzier, me gishta të hapur, që formonin krahët e shqiponjës. Edhe pse nuk jam artist, di të vlerësoj dhe të them se skulpturë më të shëmtuar kurrë nuk kam parë. Ma dhanë do njerëz, të cilët si mua ua kishin dhënë edhe nja 300-400 vetëve të tjera. Këtë çmim të leshit e ndanë një fondacion misterioz Forumi “Imazh dhe Media”, i cili nuk jep kurrfarë çmimi me emrin “imazhi i kombit”, por ma ndau një çmim “Imazhi i harmonis fetare”! Phihaaaaa, kot, mua një çmim të tillë kurse unë kurrë nuk kisha dhënë as më të voglin kontribut për harmoni fetare. Tërë jetës në Maqedoninë postkomuniste kam bërë luftë kundër Kishës Orodokse Maqednase, me të cilën madje edhe i ndërpreva të gjitha komunikimet, sepse ishte bërë palë me pushtetet maqedonase dhe na diskriminonin ne të BFI-së.

Një javë më vonë do ta kuptoj tërë lojën e poshtë të Agron Vojnikës me shokët e tij të Shqipërisë që më ropën mirë! Presidenti i Shtetit, z. Bujar Nishani, në Presidencë, Kryetarit të Akademisë së Shkencave dhe Arteve të Bukura të Shqipërisë, dr. Muzafer Korkutit, do t’ia ndajë dekoratën “Imazhi i Kombit”, dekoratë kjo që ishte ekskluzive e Presidentit shqiptar. Që nga ky moment, pata bërë be, dy gur nuk do t’i lë bashkë deri sa nuk do ta marrë edhe unë këtë dekoratë!

## 100. Nuk më vie inat se tallen me mua, më vie inat pse mendojnë se jam budalla

I rrasi me rrena mediat Agron Vojnika! Gjithë botën e informoi se Sulejman Rexhepi u dekorua me “Imazhi i Kombit” nga Akademia e Shqipërisë. Për ta menaxhuar këtë publicitet u inkuadrua edhe sekretarica ime Muzemil Osmani, të cilin këta “puçistat” po e quajnë Zymbyl Aga. Se nga e morën këtë emër dhe pse po e quajnë kështu, këtë mund ta dijnë vetëm ata, kurse unë mund të them se edhe ky pseudonim po i shkon mirë.

Nisi që të kërkojë nga të gjithë myftinjtë, nga Medreseja dhe Fakulteti që, tufa tufa të vijnë dhe të ma urojnë këtë dekoratë të cilën e ëndërron çdo shqiptar. Nisën të vijnë rend me rend. Nisi të më vie edhe mu mirë, nisa ta harroj se tërë kjo ishte një lojë dhe një trik. Megjithatë, të jem i sinqertë, të mos bëhem edhe unë hipokrit sikur këto grupe, tek secili që vinte e vëreja në fytyrë ardhjen e dhunshme të tij, mosbindjen e tij se kisha marrur një çmim me aq prestigj. Vinin, ma uronin, më hidhin surratit nga një kofë me lavdërata dhe iknin.

Po kur u bë një ditë rreshti tamam si në Dedinje kur prisnin qytetarë nga e gjithë Jugosllavia për t'i shprehur nderimet e fundit Josip Broz Titos. Kolonë e gjatë me nxënës, profesorë, personeli teknik. Të gjithë ishin ngritur në këmbë që të vijnë e të më urojnë, kurse në zyren time nuk mund të futen më shumë se dhjetë vetë përnjëherë. Atë ditë u lodha, madje u lodha dhe duke i sharë me mend. Po aq budalla ishin ata që nuk e kuponin se tërë kjo punë ishte një truk dhe një e ngulme nga Agron Vojnika. A nuk e shihnin se në tavolinë po ua tregoja jë figurë qesharake që nuk i jepte personalitetet që do të vlerësohej si "imazh i kombit"! Për herë të parë jam bindur se, kot shkollojmë teologë, kot mbajmë profesorë e profesoresha, të cilët nuk kanë asnjë gram qytetarie, nuk kanë asnjë gram kulturë të përgjithshme, aq më pak kulturë kombëtare.

Më kot u munduam që myslimanëve të vendit t'ua shesim sapunin për djathë. Shumë shpejt e kuptuan se kjo dekoratë në fakt ishte shumë e kotë, ishte dekoratë manipulative, e disa hajnave që themelojnë fondacione e forume sa për t'i rjepur naivët e budallejtë. Ndërsa bota ka me bollëk të tillë. Por, unë nuk jam budalla, në sy i kuptoja të gjithë ata që vinin për të më uruar se, në fakt, ata vinin vetëm sa për ta testuar budallallëkun tim, kurse unë i prisja vetëm sa për ta testuar budallallëkun e tyre. As ata nuk ishin të bindur në dekoratën time por as unë nuk isha i bindur në sinqeritetin e tyre. Megjithatë, ardhjet e shpeshta, kolonat e gjata, pritje përcjelljet, urimet e përzemërta, të gjitha këto, për hirë të kësaj mirësjellje, më nxisnin që ta besoj gënjeshtrën dhe hilen: "po, unë Sulejman Rexhepi, u dekorova me "Imazhi i Kombit"! Thjesht, më vinte mirë dhe lezet t'i besoj kësaj gënjeshtre! Megjithatë, me këtë rast kam edhe një peng: si nuk u bë i gjallë bashkëpunëtori im me të cilin punova më së gjati në karrierën time, hafëz Zenun Berisha? Si nuk erdhi ai për të më uruar. Gjithnjë ka qenë xheloz dhe me plotë inat karshi sukseseve të mia. Unë atë e xhelozova vetëm një herë në jetën time!



# 101. Si ia mora Sllobodan Bogoevskin Zenun efendi Berishës

Ja ku filloi ftohja e Zenun Berishës që nisi ta shfaq karshi meje. Deri në këtë kohë kishim qenë bashkëpunues të mrekullueshëm. Por, po vika një moment kur thyhet gota dhe kur ajo më nuk ngjitet.

E kisha shpallur Jakup Selimovskin për murted dhe, interpetimi autentik i

kësaj akuze nënkuptonte apel deri te të gjithë myslimanët për ta likuiduar fizikisht. Kështu të paktën e shpjegonte Selimovski nëpër mediat maqedonase. Ky interpetim e kishte alarmuar edhe policinë e vendit por edhe organet e tjera të drejtësisë. Më silleshin si hiena përreth por unë ua përzieja duke ju sjellë intepretime të tjera. Mu për këtë rast, kishte ardhur kryeudbashi maqedonas, Sllobodan Bogoevski në BFI dhe, pa dijeninë time kishte realizuar një takim me Zenun Berishës, sekretar i atëhershëmi BFI-së.

Menjëherë e kuptova lojën dhe hilen e maqedonasëve! E nisën përçarjen tonë dhe faktorizimin e Zenun Berishës. Në BFI, para syve të mi, në prezencën time, dikush të tentojë e ta faktorizojë Zenun Berishën? Po unë për çfarë isha aty! Boguevski a duhet të shkojë te Zenuni apo të vijë te unë? Pastaj, pse bëhen kaq budalla këta të shërbimeve, mendojnë se mund t'ua sqarojë problemet Zenuni më mirë se unë? Menjëherë i dhashë urdhër shefit tim të kabinetit, Shinazi Memetit që t'ua prishë ndejen, duke e thirrur të vijë në kabinet Zenun Berishën. Zenuni erdhi por, erdhi i çartur, tepër shumë i nervozuar, desh mi nxori sytë se pse u solla në këtë mënyrë. Në pyetjen time se ç'ka Bogoevski që vjen te ti, Zenuni, thjesht, ma priti "mos ha mut, boll të kam duru, mos më shty me e nxjerrë patllakun e me ta qi nanën e me të vra në vend"! Nuk e zgjata më shumë, sepse Zenuni ishte njeri i fjalës. Nëse nuk zbythesha unë, ai do të gjuante me revole, ishte krejt budall njeri. Megjithatë, atë sharje ia mbajta në xhep. Thashë më vete se, do t'ia nxjerr në mënyrë shumë të kulturuar, ashtu siç di unë. Doni të dini se si ju hakmora Zenunit? Thjesht, ia mora Sllobodan Boguevskin!

Përmes kanaleve të mia, e kurdisa një takim me Bogoevskin dhe, në takimin tonë të parë ia prita rrëmbimthi: "po ti a mendove se Zenuni është më faktor se unë, apo ke menduar se ai është informatori më i fuqishëm se unë? O Sllobo, Kibla jote për shqiptarët e vendit jam unë, prandaj, drejtohu kah unë"!

Pse jo? Më mirë unë të jem i lidhur me strukturat e shërbimeve sekrete, se sa t'i lë kundërshtarët e mi të cilët do të kërkonin kundërshpërblim që të ma dridhin kolltukun në BFI. I njoh unë të gjithë bashkëpunëtorët e mi. Asnjë nuk është i denjë madje as të spiunojë si duhet. Të marrin më qafë kot e kot. Spiun për spiunë – ja ku më kanë mua! I shpejt, profesionist, realist!

## 102. Kur ta përziejnë me kos

Nuk i thënë kot "shërbimi intelegjent"! Do me thënë se është në gjendje ta ngulë secilin intelektual veç e veç. Pak me tru, pak me forcë, pak me shpërblime, pak me shantazh e me kërcënime, kryesorja të të vënë në shërbim!

Nuk e hëngra që të shkoj shumë larg lidhur me çmimin "imazhi i kombit"! Nuk u trimërova dhe nuk u hazdisa, e mora me rezervë. E dija se dikush po pret që

unë të shpërfaqem si më i madhi i kombit dhe të lëshohem në konfrontim me të gjithë, deri sa të më diskreditojnë e të më bëjnë përallë. Me këtë dekoratë nuk e hëngra, kurse ma kurdisën një tjetër, nga një "organizatë ndërkombëtare"! Natyrisht, me 20 mij euro pranova që ta marr dekoratën "lideri fetar", por, tërë këta nocione ishin në gjuhën angleze dhe tingëllonin shumë fort! Në këtë lojë u lëshova, sepse, çuditërisht aty do t'm'i sillnin dy ish-prsidentë shqiptarë: Fatmir Sajdiun si dhe Aleksander Mojsiun! Që të dy ishin ftuar që të ligjërojnë në një tryezë që do ta organizonte një organizatë e kotë e një turku të Gostivarit, të cilin bashkëpunëtorët e mi e shohin çdo ditë çajtoreve dhe skutave, tamam si një hajn. I kishte ftuar presidentët që të ligjërojnë në një tribunë ndërkombëtare për ç'gjë i kishte paguar nga një mijë euro honorar. Pse mos të vinë! Dhe, i kishin shfrytezuar si karrem për mua, dhe unë u kapa në atë grrep sepse kur mora vesh se do të prezantojnë edhe këta dy ish-presidentë, oganizata fantazmë seç më mori disi autoritet! E bleva edhe atë dekoratë dhe, e cila ishte edhe më e kotë se sa ajo e "Imazhit të kombit"!

Ja pra ku shkon "shërbimi intelegjent"! Kishte themeluar një fantom organizatë ndërkombëtare, të udhëhequr nga dy-tre turq matrapazë, bashkëpunëtorë të shërbimit sekret dhe, kishin lëshuar sekserë që në atë "manifestim" të prezantonin edh dy nga presidentët shqiptar, ardhja e tyre do të mundësohej nga paratë e mia që do t'i jepja si sponsor për çmimin "lider fetar" i cili do të më dhurohej në fund të ligjerimit të presidentëve të cilët do të merrnin honorar po nga paratë e mia! Për më tepër, ish-presidentëve i ishte thënë se me këtë rast, pas ligjeratave të tyre, kjo organizatë nderkombëtare do ta dekoronte "liderin fetar të myslimanëve të Maqedonisë"!

Të gjithë u manipuluan, vetëm unë jo, me përjashtim që u mashtrova duke ua dhënë matrapazëve 20 mij euro për një çmim ndërkombëtar të kotë. Sërish kolona të gjata për të më uruar. Sërish unë në siklet, sepse realisht e ndjeja se edhe përgëzuesit e dinin që ishte çmim i kotë. Epo, vetëm sa ma shtuan inatin që të gjurmoj pas ndonjë çmimi ndërkombëtar dhe t'i çmendi të gjithë. Nëse e do nevoja do ta djegi tërë buxhetin e BFI-së për një dekoratë serioze ndërkombëtare. Veçse nuk e kam të qartë, pse më kërkojnë lekë për dekoratë? Po unë e meritoj, biografia ime është roman më vete. Biografi më të pasur nuk ka asnjë kryetar, president e kryeministër i Evropës dhe më gjërë. Epo, kështu është dekoratat jepen ose me njohtësi ose me para. Për merita ka respekt të thellë, e jo dekorata. Kurse mua më duhen dekoratat, hiç nuk ma ndinë për respekt.

# 103. Unë njeriu i Amerikës

Loja e shërbimeve intelegjente maqedonase më kishte lodhur në shpirt. Një jetë të tërë në bashkëpunim, në shërbim, në kundërshtim, në përndjekje dhe sërish

në bashkëpunim më këtë shërbim! Dhe në fund, kapak i dhanë këta mangupë, “puçistët”! Po ndjeja se po më shterronin fuqitë, se pleqëria më kishte mbështetur për muri, se sëmundjet e ndryshme që më kanë kapur në këtë moshë po më bëjnë të dukem si një foshnje që mezi pret të thithë. Nuk po gjejë ndonjë faktore cicëmadhe ku mund të thithë e të më kthehen fuqitë. Këtë ndiesi të pakëndshme ia pata shprehur në një ditë ramazani, një̈farë gazetari nga Shqipëria që Maqedoninë e ka bërë teren përfitimi. Ferdinand Samarxhiu, kishte arrdhur për një emision për muajin e Ramazanit dhe, këtij ia shpreha këtë dhembje, duke kërkuar si i mjerë prej tij që të më caktojë një takim me presidentin shqiptar, z. Ilir Metën, meqë më tha se ishte bërë këshilltar i tij. Në bisedë e sipër, Ferdinandi më doli me një propozim shumë interesant. Më tha se funksionojnë disa kanale që mund të më sjellin dekoratë nga presidenti Amerikan, z. Donald Tramp, si dhe nga ai i Shqipërisë z. Ilir Meta. Lobimet janë shumë të shtrenjta, por që përfundojnë me dekorime! Të dy kanalet funksionojnë në Shqipëri! Qenka një organizatë masonerike, e themeluar prej hebrenjëve, të cilët janë të lidhur me zyren presideenciale amerikane e cila shpërndanë mirënjohje në emër të presidentit anekënd botës, për secilin individ që është në përputhshmëri me politikat amerikane, në fakt, me politikat masonerike të hebrenjve. More, i thashë, Ferdinand Samarxhiut, jam në gjendje të bëhem edhe rabin, vetëm të marr mirënjohje që ka nënshkrimin e presidentit amerikan! Po, tha, Ferdinandi, mos u mërzit, sepse këtë mirënjohje deri më sot nga shqiptarët e ka marryr ky e ky, ky dhe ky dhe, në fund, edhe kryeministri i Kosovës, Ramush Haradinaj! Kur ma tha këtë, mu bënë sytë filxhan! Në këtë bord të këtij fondacioni masonerik, më tha se është edhe Ilir Meta si dhe shumë ministra të tij, të partisë së tij! Sa kushton, e pyeta Samarxhiun. Po ja, më tha, Kyeministri ka paguar 180 mij dollarë. Për ty mund të kushtojë pak më shtrenjtë, sepse, asgjë nuk të lidhë me politikën amerikane, për dallim nga Ramushi! 250 mij euro vendosën që çmimin e Donald Trampit të ma sjellin në Shkup, madje të ma ndajë ndonjë përfaqësues amerikan! Pasi u morëm vesh mirë e mirë, pas një javë sërish erdhi Samarxhiu te unë dhe, më tha se, për kaq para nuk ka llogari të vie amerikani nga Florida e të ma dorëzojë dekoratën, plus që, manifestimi duhet të shoqërohet edhe me ndarje të disa dekoratave të tjera, që mos të del puna se nuk ka njerëz të tjerë proamerikanë. Më tha që t’i gjejë edhe nja dy-tre persona të tjerë, të cilët do të paguajnë nga nja 20-30 mij euro për të marrë dekoratë në emër të Universitetit të Floridas ku punon i tërë stafi që merret me këto lobingje. Fola me Qani Nesimin dhe me Shaqir Fetahun, të cilët, mezi kishin pritur që të dekorohen. Fol, thanë, sa duhet do të paguajmë, vetëm të dekorohemi bashkë me ty, do të jemi shumë të nderuar. Ju thashë që t’m’i sjellin nga 30 mij euro se do t’ua jap unë. Natyrisht, Samarxhiut ia dhashë nga 18 mij euro, të tjerat i futa në xhepin tim. I treti ishte Feriz Dervishi, njëfarë kinse bisnesmeni nga Kumanova.

Por, një muhabet i Ferdinandit sikur ma zbehu dëshirën për këtë dekoratë. Ai më tha se, funksionon edhe një lobing i cili mund të ma sigurojë dekoratën presdenciale të Shqipërisë, për të cilën do të duhej të paguaja 300 mij euro. Natyrisht, jo për Ilir Metën por, ato para do të përdoreshin për të paguar, rrymë, ujë, telefona, nxemje, freskim të hapësirës së Presidencës. Kështu po funksiononte në tërë botën. Përfitimet nga lobingjet nuk po hykan në xhep të presidentit por po shkuakan në fond të mirëmbajtjes së presidencës! 300 mij

euro? Sikur ta kem këtë dekoratë do të piknin përdhe të gjitha ato pseudonime policore “Zhiko”, “Zharko”, “Sheriat”…

## 104. Në BFI ka plotë para, veçse tregoni ku ka dekorata

Kur erdhi Ferdinand Samarxhiu për t’i marrur paratë bashkë me një profesor, Ylli Pajën, i cili që nga barku vërehej se është shpirt i pangopur, dhe pastaj të ma sillnin dekoratën e Trampit, ma treguan edhe vendimin e zyres që paskësh vendosur të më dekorojnë por që, duhej të plotësohej edhe një kusht: të zhvilloja pak propagandë kundër mjekrrave, kundër xhihadistëve, kundër vehabistëve. Më thanë që presidenti Amerikan do ta shpallte si kryeqytet të Izraelit Jarusalemin dhe se ambasadën amerikane do ta dislokonte në këtë qytet. Unë duhej ta përshëndesja këtë gjest dhe të flisja, nëse jo publikisht, të paktën nëpër xhemat. Po more, si jo, ju thashë, flas unë sa të doni ju, sepse këta arabët janë popull injorant, as që marrin vesh se çka kam folur unë. I shikoni se çfarë populli janë, pa fije kulture, pa asnjë bagazh historik e kulturor, janë si kafshë që ju turren bustave e përmendoreve mijëravjeçare për t’i shkatërruar. Ata janë të pacivilizuar e të paarsimuar, sepse, universitetet e tyre, sidomos ajo e Medines prodhojnë vetëm terrorista, radikalista dhe asgjë tjetër. Ja, më tha, profesor Ylli Paja, pikërisht këto gjëra t’i thonit, pse jo edhe publikisht, qoftë kjo edhe përmes ndonjë televizori lokal. Do t’ua bëni shumë qejfin amerikanëve. Po po, do ta flas këtë, ju thashë. Madje, edhe Jerusalemi! A e ka shpallur Pejgamberi vend të shenjtë, sidomos xhaminë aty, gjatë natës së Israsë dhe Miraxhit! Po myslimanët janë budallenj e nuk e kuptojnë politikën amerikane. Amerika futet aty për ta ruajtur atë qytet të shenjtë, atë vend që e bekoi Pejgamberi ynë. Amerika ka respekt për Muhamedin a.s. e jo myslimanët e egër që janë në gjendje t’ia vënë flakën edhe Xhamisë ku u fal Pejgamberi ynë, vetëm e vetëm mos ta lënë në duart e hebrenjëve. E di unë, kjo është politika e Trampit që e dislokon amabsadën amerikane në këtë qytet, vetëm e vetëm që mos t’i lë mundësi askujt për ta dëmtuar apo për ta sulmuar Jerusalemin ku gjendet xhamia në të cilën Pejgamberi ynë për herë të parë u bë imam duke ju prirur në namaz të gjithë pejgamberëve të më parshëm. Ndaj kësaj mrekullie Amerika ka respekt të padiskutueshëm, prandaj edhe e merr nën mbrojtje dhe siguri të veten këtë qytet, dhe jo sepse këtë e paskan kërkuar hebrenjtë.

Pas kësaj ligjerate, u mrekullua Ferdinand Samarxhiu, kurse profesori Ylli Paja ngeli pa fjalë, duke më thënë se, jam diplomat karriere por, një ligjeratë kaq racionale e të mrekullueshme nuk e kisha menduar kurrë. Bravo “reis ulema”, më tha Paja! I morën paratë duke më premtuar se, vetëm sa të plotësohej edhe kjo fushatë proamerikane në CV-në time, menjëherë do të vinte dekoarata, por që nuk do të duhej të vonohej më shumë se nja një muaj.

Pas kësaj, nuk rreshta së foluri. Në të gjitha studiot ku me jepej rasti flisja për arabët si për popull të kotë, pa histori, pa kulturë, si të egër, vrasës. Dhe, me këtë e dija se po rrezikoja që ta humb tërë përkrahjen nga arabët por edhe nga turqët. Edhe ashtu nuk më kishte mbetur më interesimi për BFI-në të cilën po e shoh gjithnjë e më shumë tek fundoset, mendjen e kisha te dekoratat. Më duheshin edhe këto dy dekorata që të mbylleshin gojat e këqia që papushuar e theksojnë pseudonimin tim policor “Zharko”, “Zharko”, “Zharko”… Ta marr unë dekoratën e Trampit dhe të Metës e, pastaj, në rrotë t’samës le të shkojnë të gjithë, me gjithë BFI-në.

# 105. Përmes Donalld Trampit te Ilir Meta

Në një ndeje të veçantë me botuesin e Gazetës 55, z. Fahri Balliun si dhe gazetarin që i thotë vetes “mjeshtër i madh”, pas drekimi të përbashkët me Ilir Metën, Fahri Balliu më tërhoqi në një kënd dhe më tha që, mos të rri e mos ta takoj shum Ilir Metën, sepse, edhe ashtu është shumë i dyshimtë. Mileti do të pyesi se, çfarë i lidhë Ilir Metën me Sulejman Rexhepin? Prej kur këta dy shokë? Edhe ashtu është nën llupën amerikane si njeri më i korruptuar në vend, prandaj, gjithçka që më duhet prej tij duhet të shkojë përmes Ferdinandit dhe meje, më tha Balliu.

Më thanë që unë t’i bëja gati lekët se gjithçka do të shkojë si në tëlynë. Nëse e do nevoja Ilir Meta do të vie edhe në Shkup dhe në sy të shkijeve do të ma dorëzojë dekoratën presidenciale. Çmimi për blerjen e dekoratës tashmë ishte caktuar, fiks 300 mij euro, kurse ceremonia spektakolare që do të përgatitej me këtë rast do të kushtonte minimum edhe nja 120 mij euro! Nga pala shqiptare nuk do të kishte kurrfarë problemi, sepse tashmë e kishte hapur portën e madhe z. Donald Trampi. Ilir Meta do ta kishte shumë të lehtë për ta justifikuar ndarjen e dekoratës, madje duke u motivuar nga dekorimi me dekoratën nga ana e presidentit amerikan. Kur më dekoron presidenti amerikan, pse të hezitojë presidenti shqiptar! Fundja, mua më duhej kjo dekoratë, le të kushtojë sa të kushtojë. Myslimanët ma kanë hak këtë dekoatë, i kam udhëhequr, ua kam zhvilluar jetën fetare islame, i kam shkolluar, i kam ngritur kulturalisht e fetarisht, i kam prezantuar denjësisht brenda e jashtë! Tani, le të ma paguajnë këtë dekoratë!

E shoh që djemëve të mij nuk i bëhet shum qejfi, sepse më me ëndje do t’i zhvasnin ato 3-400 mij euyro se sa të shkonin në xhepin e Ilirit dhe të sekserëve të tij. Megjithatë, më duhet mua, kam frikë se po më del shpirti me nofkën “Zharko” të pafshirë. Kjo dekoratë do t’i eliminojë të gjitha pseudonimet policore të cilat po ma nxijnë jetën. Atyre ju dola hakut, ja, me paratë që u grumbulluan për t’u ndihmuar shqiptarët e Hasanbegut dhe rrethinës që u përmbytën nga vërshima tragjike, Sulës së vogël ia bleva Golf 7-shin, direkt nga salloni, 37 mij euro. Po kaq ia dhashë edhe nipit tjetër, djalit

të Zuhejrit i cili, e shoh unë, gjithnjë e më shumë po më hidhërohet se po e favorizoj nipin tjetër, djalin e Zeglulit, Sulën e vogël. Nuk më bëjnë punët! E kam sjellë veten që dashurinë e bijve të mi ta blejë me para! Apo unë nuk po lë pas kurrfarë pjelle, djem që e duan babain e tyre vetëm për para! Edhe njëra edhe tjetra!

Javën e ardhshme, në Strugë do të takohem me Fahri Balliun dhe Ferdinan Samarxhiun, për t'ua dorëzuar ratën e parë prej 80 mij euro. Një javë më vonë do të takohemi në Pogradec, te qendra turistike "Drilon" dhe, aty do ta marrin ratën tjetër prej 70 mij euro. Aty do të caktohet dita kur do të më duhet ta jap tërë shumën kurse këta miq të mij do të ma tregojnë datën e saktë se kur do të organizohet ceremonia e ndarjes së dekoratës presidenciale enkas për mua, liderin historik të myslimanëve të Maqedonisë. Jo vetëm lider fetar, por edhe kombëtar, sepse, asnjë nga liderët, as nga politikanët, as nga veprimtarët e ndyshëm, nuk është dekoruar nga presidenti shqiptar. Ja, unë Sulejman Rexhepi, me plotë meritë – do të dekorohem nga i madhi dhe i ndershmi, ekselenca e tij, z. Ilir Meta.

# 106. Kam bërë djem apo ujk e dhi

Pasi më vdiq gruaja, ngela në duart e djalit të madh, Zeglulit. Në traditën shqiptare është që pleqtë të shkojnë me djalin e vogël, sugarin, por, ja që ngela me Lulin! Arsyeja është sepse Luli është më zemërbutë, është më nikoqir ka gruan më të zonja për t'u përkujdesur për mua. Edhe djali i vogël, Zuhejri do të kujdesej mirë për mua, por, ja që me Zeglulin jam më i sigurtë. Zuhejri është tip nervoz dhe, ai nervoz unë nervoz do të bëhemi gaz i botës, kështu që më mirë te Zegluli.

Nga ana tjetër, Zuhejri është më i sinqertë, kurse Zegluli është rjepç, me pasë mundësi më rjep deri në palcë. Është më dallaverxhi, është shpenzues i madh, pi, ha, me shumë shokë, besa me shumë shoqe, ndoshta i ka edhe kolege por, dyshoj! Prandaj, duke e ditur karakterin jo stabil të tij, me qëllim që t'ia ruaj familjen, t'ua mësoj harmoninë familjare, kam vendosur që të dorëzohem nën përkujdesin e Zeglulovicës! Mbi të gjitha, me këtë djalë më lidhë edhe djali i tij, nipi im, Sula i vogël, për të cilin jam në gjendje të blej edhe helikopter, sepse kam para, dhe t'ia plotësoj të gjitha dëshirat e kërkesat. Është fëmijë që tashmë e kam mësuar me standard të lartë, nuk më shpenzojnë të gjithë profesorët e Medresesë sa më shpenzon ai vetë. Por, nejse, e ka hallall, sepse e dua më shumë se gjithçka në këtë jetë. Edhe pse është i vogël, është trim, i gatshëm të gjuajë me armë, të vrasë për mua, të kallë Shkupin për mua. E kam përgatitur dhe kalitur për turlifarë të papritura. Dhe, këtij nuk mund t'i rrijë karshi askush, as baba i vet, përveç meje.

Nga ana tjetër, kjo e ka irituar me polotë të drejtë djalin tjetër, Zuhejrin. Nuk u

tregova prind i mirë, nuk di as vetë se si e kam bërë këtë ndarje kaq të madhe, nuk e di se pse Zeglulin e konsideroj si djalë kurse Zuhejrin si ta kem një këshilltarë nga ata shumë këshilltarë që i kam. Po çfarë këshilltarë!? Të gjithë janë sahanëlëpirësa dhe unë as që i këshilloj ndonjëherë, me përjashtim të këshillave që i marr nga Zuhejri. Kjo e bën shumë të lumtur atë dhe, me këtë metodë sikur kam arritur që ta ballansoj dashurinë ndërvëllazërore, të mos kenë inatë e urrejtje por të duhen mes vete dhe të ndjehen si të nderuar: njëri me para e tjetri me këshilla! Jo një herë kam vepruar ashtu siç më ka këshilluar Zuhejri, qoftë kjo edhe në dëm të Zeglulit. Kam dashur t'ia bëj me dije se, edhe pse nuk jetoj me të, megjithatë, ai është kryesori që më orienton në këtë jetë, angazhimi i tij vlenë për mua si përkujdesje mbretërore, kurse angazhimi i Zeglulit më vlenë aq sa vlenë përkujdesja e një shërbëtori.

Megjithatë, shpesh përballem me një akt që më flet se kjo sjellje e imja nuk mjafton që t'i detyroj të duhen ne mes vete vëllezërit. Sepse, i vogli po e sheh fort mir se si të gjitha xhepat, natë e ditë, po i zbrazi vetëm në sofrën e Zeglulit, kurse me Zuhejrin po sillem si me të gjithë këshilltarët e tjerë. Ata marrin rrogë dhe nuk ka se çfarë kërkojnë në hisen time familjare! Këtë ndiesi po e ndjenë edhe Zuhejri im. Është po ky këshilltarë që më tregon se nëpër cilët shtigje të ec deri te kapja e ndonjë shume të madhe të parave kurse, shpërblimi për të është shumë simbolik. Është po ky që gjenë mënyra, që angazhohet dhe që porositë t'm'i mbulojnë gjurmët që shpiejnë deri te pasurimi i paligjshëm, kurse si shpërblim ia siguroj vetëm një rrogë të zëvendësdrejtorit të Medresesë. Hajde se bollë e ka. Fundja, unë nuk jam prej najlloni që të ndahem në dysh: një copë e imja te Zegluli e copa tjetër te Zuhejri. Aty ku do të rri dhe ku do të gjejë prehje shpirtrore aty edhe do ta shpenzoj dhe do ta lë trashëgimi tërë kapitalin tim. Po nëse do dikush – le të plasë kah b…

# 107. Më mirë në dorë të shkjaut se sa në dorë të Zeglulit

Për këto tri decenie që jam në krye të Bashkësisë Fetare Islame, kurrë më parë nuk kemi qenë në këtë kollaps shkatërrimtarë. Ikën paratë duke i paguar dekoratat. E vë b… në prush dhe bëj be se më janë dashur, jo se kam shpenzuar kot e kot, thjesht më janë dashur dekoatat. Ndryshe si t'i rrënoj ato pseudonime policore! Kisha një shpresë se do të dalë nga ky qorrsokak me projektin e qendrës tregtare që do ta ndërtojmë në Gostivar si dhe me investimet konkrete që do të bëhen në oborrin e ish-Komunalecit.

Nga ana tjetër, po shoh se edhe me shëndet nuk jam mirë. Në çdo spital ku kam qenë, që nga ato të Austrisë e deri te ato të Turqisë, të gjitha ma japin të njëtën diagnozë, sikur të jenë marrur vesh, apo, sikur të ishin mësuar nga

puçistët që njëzërit të më çmendin! Thonë se, paskam sheqer të fshehtë, dhe se ky sheqer po e nxitka prodhimin e yndyrërave në gjak, me çrast po më mbyllen kapilaret e vogla, damarët e imta të cilat po ma komplikojnë punën me këmbë si dhe me sy. Po ndjej se po më lënë fuqitë dhe se nuk e kam shumë gjatë. Prandaj, Zegluli, nisur nga mësimet e tij policore, më propozoi që të blejmë nja 3-4 makina bluajtëse të dokumenteve, si dhe ta bëjmë një revizion me njerëz të jashtëm por të besueshëm, me qëllim që të fshihen të gjitha gjurmët e dallavereve dhe të hajnisë. Këtë ia kishte propozuar vetë sekretari im i leshit, Irsal Jakupi, i cili kishte marrur vesh se Zegluli disa herë ka tërhequr para nga kaca e BFI-së dhe kurrë nuk i ka kthyer. Veç kësaj, po i njëjti i kishte propozuar Zeglulit që ta heqim projektin e Gostivarit nga duart e Ali Baragonit, sepse, nëse më ndodhë mua diçka, për shembull vdekja, ky projekt të jetë në duart e njeriut të sigurtë që do të menaxhohej nga vetë Zegluli. Më pëlqeu ideja, prandaj, i thashë që ta marrë revizionin në duart e veta dhe le të gjejë njerëz profesionistë e çka të dojë le të bëjë, vetëm se në fund të dalim të gjithë të pastër.

Zegluli im, Irsali të cilin vetëm tash po e kupoj se pse i thonë “Bagdatski llopov” (sepse, i ati i tij qenka shumë i vogël në afinitete për vjedhje në krahasim me Irsalin), si dhe një mik i Zeglulit, i bashkësisë etnike boshnjake, një kinse ekspert bankar nga policia financiare, i hyjnë krehjes së dokumenteve si dhe revizionit të plotë. Allah-Allah, dolën turlifarë hajduku që kishin vjedhur sa kishin mundur. Thashë që të gjithëve t’u tërhiqet vërejtja me qëllim që të sinjalizohen personat që kanë vjedhur dhe jo të mbajnë gishtin drejt meje. “Polici financiar” arriti që t’ia shlyejë të gjitha borxhet, të gjitha dokumentet që flisnin se Zegluli im e kishte sakatosur arkën e BFI-së, ndërsa, në krehje e sipër të dokumenteve, siç më tregoi boshnjaku, e kishin zbuluar edhe një dokument të Irsal Jakupit që flet se ai kishte tërhequr 165 mij dollarë dhe që kurrë nuk i kishte kthyer! Këtu vie shkathtësia e “Bagdatski llopovit”, me lotë në sy, me lutje e përulje, lutet që të fshihet edhe ky borxh, kurse në kundërshpërblim do të bëjë çmos që projekti i Gostivarit të kalojë në duart e “policit financiar”! Kjo “ekspertit” të jashtëm të revizionit do t’i pëlqejë shumë dhe, ashtu do të ndodhë. Pa më treguar fare mua, e kishin falur Irsal Jakupin, kurse, kishin vendosur që dokumentet e projektit të Gostivarit t’ia lënë të gjitha në duar, madje deri në finalizim, policit financiar! Më erdhi si vetëtimë mbi kokë ky vendim por, sakaq Zegluli më bindi që mos të flas shumë, sepse, “boshnjaku” tashmë na paska në dorë. Hajnia paska qenë shumë e madhe dhe, e vetmja mënyrë për ta blerë boshnjakun paska qenë ky vendim: t’ia besojnë atij projektin e Gostivarit. Hilja e Zeglulit: të ma marrë projektin dhe t’ia japë boshnjakut, me qëllim që, nesër-pasnesër, kur do ta marrë pjesën e vet, ta fshehë këtë pjesë nga Zuhejri, duke e ditur tashmë ky se projekti i është dhënë boshnjakut nga vetë babuçi! Tamam skenar policor! Por kurrë nuk do ta kem të qartë se pse e falën Irsal Jakupin! E bënë me 165 mij dollarë, pa i lanë pas kurrfarë dokumenti! Me të ardhur plasja nga inati…

# 108. Si të rimëkëmbet Myftinia e Shkupit

Pse më intereson vetëm Myftinia e Shkupit? Natyrisht, sepse është Myftini më e madhja, rrjedhimisht edhe prona është më e madhe, ka më shumë dyqane, më shumë vend ndërtime. Më herët, kur unë si referent kisha mundësinë që të angazhohem rreth dyqaneve, nuk ua nënshkruaja askujt kontratën pa më dhënë përqindje, pare xhepi. Pastaj, kur u bëra Kryetar i BFI-së më vinte vështirë, myftinjtë që i emërtova më tepër u angazhuan për xhepin e tyre se për mua. Në kohën e Rexhep Nuredinit kur ishte Myfti, mezi arrita ta marr një dyqan për Zeglulin tim, por, turku i mallkuar, njëfarë Avni Engyli, më detyri që ta dorëzoj dyqanin ose do të më bënte përallë. Nuk e dëgjova por ai në mbledhjen e parë të kryesisë së Bashkësisë Islame dha dorëheqje pikërisht për dyqanin që e mora unë. Më takonte, sepse kisha bërë punë të mëdha për myslimanët e Maqedonisë. Jo vetëm një dyqan, por, tërë vakëfi i kësaj Myftinie më takonte, duhej të më falej mua si peshqesh për afirmimin e myslimanëve të vendit që e kisha bërë në shumë takime e kongrese. Por turku ma pengoi këtë gëzim, prandaj, që atëherë kurrë më turq nuk kam lejuar në kryesi. Turqfolës po, por, të gjithë turqfolësit nga kompleksi i tradhëtisë së tyre, vetëm ta shihni se si më përkulen, tamam si para "Sulltan Sulejmanit"!

Kur e ndërrova Kushtetutën dhe kur ia caktova vetes një mandat të përhershëm në krye të BFI-së, atëherë, normalisht, nisa t'i caktoj kufijtë e pasurisë sime, që përbëhet nga pagesa të majme, nga përqindje e shpërblime që më takojë, nga toka e dyqane, nga vetura e super telefona, nga shtëpia e hotele, nga pjesëmarrje në bisnes e në bisnes aksione. Këta kufij shtrihen ekskluzivisht në suaza të Myftinisë së Shkupit, prandaj, këtë Myftini kam lejuar ta udhëheqin vetëm të dëgjushmit dhe ata që pranojnë të punojnë për mua. Të giithë ata që vetëm pak përzihen në këtë pronë e në këtë pasuri sakaq i kam shpallur, të paaftë, puçistë në pasurinë time, jo "ushtarë besnikë", dhe të gjithë i kam ndërruar, pa përtesë. Shkupi dhe territori i saj ka hoxhallarë të mirë, ata janë kujdestarë të jetës fetare si dhe të zhvillimit të islamit, shërbëtorë të mirë të islamit dhe, këta hoxhallarë fare nuk kanë nevojë për një "kryesi" të tipit Myftini. Për këtë organ kam nevoj vetëm unë, sepse, dikush duhet të më hapë rrugë ligjore e fetare që unë të vijë sa më lehtë deri te shtimi i pronave dhe i pasurisë sime. Së fundmi në krye të kësaj Myftinie solla vehabistët sepse e dija që ata kanë nevojë për pasurim të "lëvizjes" së tyre dhe që, në këtë aktivitet të tyre do të përfitoja edhe unë. Në momentin kur i hetova se ky pasurim shkonte më shumë për ata se për mua, i ndërrova. Tani i solla po ata të cilët i kisha akuzuar dhe diskreditur në opinion si "bashkëpunëtorë të shërbimeve sekrete maqedonase"! Nesë nuk janë, atëherë duhet të më bindin. Dhe mua mund të më bindin vetëm nëse pranojnë të punojnë për mua. Asgjë nuk kërkoj prej tyre përveçse të mos m'i prekin dyqanet dhe pronën në Çarshi që e kam në emër të Lamallarave. Janë gjithësej 7 dyqane. Këtë fond personal mendoj ta shtoj edhe nga objekti që do të ngritet në hapësirën e ish-Komunalecit. Aty një llopatë beton nuk mund të hidhet pa më garantuar të paktën 7 bisnes-hapësira si dhe

dy kate të plotë me apartamente. Këtë punë duhet ta ec Myftinia aktuale e Shkupit. Dhe, kam përshtypjen se këta do të punojnë në favorin tim, për dy arsye: e para, që të më dëshmojnë se nuk janë spiunë maqedonas dhe, e dyta, që të ma bëjnë me dije se kam gabuar kur i kam vlerësuar si të këqinj, sepse, ja se sa përkujdesen për të mirën time. Unë ua kam bërë me dije: nëse nuk punojnë për mua, të gjithë do t'i shpall pederastë, madje do të jenë të filmuar se si e hanë qepën…

## 109. Unë dhe kolaboracionistët e mi

Qysh vite më parë e kisha hetuar pakënaqësinë e Afrim Tahirit, për të cilin isha i bindur se do të më luftonte pa kompromis e pa dhimbje në përpjekjet e mia për të manipuluar, për të punuar mbrapsht vetëm e vetëm për të krijuar një pasuri solide që do të ma siguronte një karrige në lozën e Lazim Destanit, Behgjet Pacollit e Ilir Metës, tre shqiptarë më të pasur në botë.

Prandaj, Afrimit ia kisha krijuar disa armiq të brendshëm të cilët nga inati kaluan në "miq" të mi besnikë. Ishte kjo një strategji për t'ia ngulur Afrim Tahirit si përgjegjës i punëve administrative dhe juridike në BFI. Shpejt e shpejt, pas ndryshimeve kushtetutare në Institucionin tonë, bëmë disa ndryshime nenesh pa e informuar Afrimin si dhe e bëmë edhe procesverbalin falls, duke e deponuar nënshkrimin tim në Regjistrin Qendror si autoriteti dhe përgjegjësi më i ri i BFI-së. Me këtë akt e sigurova përjetësinë time në BFI e kjo më dha forcë e kurajo për të çëruar hesape me të gjithë të pabindshmit!

Afrim Tahiri nuk do t'i miratonte veprimet e mia që do t'i bëja, kurse ata të Myftinisë së Shkupit kishin filluar të më shantazhojnë, kishin gjetur fakte se unë posedoja disa dyqane prandaj kërkonin që të ecnin gjurmëve të mia, të pasurohen edhe ata si unë. Pasurimi i tyre do të thoshte varfërimi im, prandaj, i ula në një degë dhe i detyrova që ta prenin po atë degë ku i kisha ulur. Ranë dhe e thyen qafën, kurse Afrim Tahiri e përjetoi atë që e përjeton limoni. Shtrydhet e shtrydhet, me lëngun e limonit vriten bakteriet kurse vetë limoni hidhet në plehëra!

Sakaq, pa kurrfarë baze juridike fillova të emërtoj myftinj të ri, diku të shkarkoj, diku të ngarkoj, diku të manipuloj e t'i përdor si kuorum e si votë në vendimmarrje. Se a po veproj mirë a jo, këtë mbase një ditë do ta thotë vetë gjykata. Nëse do të ketë respekt për moshën time, natyrisht vetëm do të ma tërheq vërejtjen dhe unë, si i keqtrajtuar nga organet e drejtësisë, do të uli kokën dhe do të nis me ankesa nëpër oda e takime me xhemat. Nëse do ta llogarisin si krim, atëherë, natyrisht, përgjegjësia nuk do të bie vetëm mbi mua, por edhe mbi ata që e kanë lejuar dhe miratuar aktivitetin tim. Do të thonë "ne nuk e kemi ditur"! Ia kam frikën sidomos Myftiut të Tetovës Qani Nesimit dhe Myftiut të Shkupit Qenan Ismailit. Pastaj me këta dy do të

solidarizohen dhe myftiu i Manastirit, ai i Prilepit, i Shtipit, i Dibrës! Të gjithë këta janë të emërtuar në mënyrë fallco, këtë e dinë edhe vetë ata, prandaj, bashkëpunimi i tyre me mua, si me një keqbërës dhe kryrës i një vepre penale, do të trajtohet si bashkëpunim kolaboracionist. Nuk mundet ta ha vetëm unë e të tjerët të fërkojnë duart duke thënë “shyqyr, iku ky e mbetëm ne”, “kur të ngordhë peshkaqeni shpëtojnë peshqët”! Peshqët shpëtojnë prej peshkaqenit dhe jo edhe prej rrjetit për peshkim!

Më mbanë shpresa se, derisa kemi buxhet në BFI për të paguar avokatë e procese gjyqësore, gjykatës e prokurorë, unë do ta shtyej sa më larg, por, në ditën kur do të shterret ky grazhd, mund t’m’i aktiviojnë të gjitha lëndët që mund t’i kenë ngritur por që i mbajnë në sirtar. Atëherë, me mua do të ikin të gjithë ata që më ndihmuan. Do të shpëtojnë vetëm ata që më luftuan. Dhe bota do të jetë e tyre, e luftëtarëve që nuk m’u bindën. Veç ishalla nuk do të kërkojnë që të më konfiskohet pasuria dhe prona e paluajtshme të cilat nuk do të mund t’i arsyetoj asnjëherë. Vetëmse një gjë është e vërtetë: të gjithë trembëdhjetë myftinjtë më binden sot sepse të gjithë kullosin në livadhin tim. Nëse një ditë ma konfiskojnë tërë pasurinë, të gjithë do të ikin, duke mos pranuar të ma mbrojnë qoftë një fije bari nga ky livadh. Jam i vetëdijshëm që nuk janë shokë e bashkëluftëtarë, prandaj edhe natë e ditë derdh mallkim mbi ta. Prandaj asnjërin prej tyre nuk e kam bekuar siç e bekova Nikolla Gruevskin, sepse ky është përfaqësues i asaj force që do t’ua thejë kurrizin këtyre myftinjëve të interesit.

# 110. Sulejman Rexhepi si “Sulltan Sulejmani”

Në një takim të liderëve fetarë nga Europa Juglindore, të organizuar nga Dijaneti i Turqisë, larg mjeteve të informimit dhe në një konfidencë shumë të rreptë na e zbërthyen një projekt që e kishte qeveria e Eroganit. Kthimin e perandorisë Osmane në këto treva, por në mënyrë më të kulturuar. E vetmja portë për kthimin e kësaj Perandorie na paskan qenë Bashkësitë Islame. Duhej t’i nënshtroheshim Dijanetit, duhej ta pranonim centralizimin e financave si dhe kontrollin e rreptë mbi vakëfin. Nëpër Bashkësi Islame duhej të punësonim pjesëtarë nga bashkësia etnike turke, kurse financat do të na caktoheshin nga Dijaneti si dhe nga qeveria turke.

Ua kuptova hilen menjëherë! Liderët fetarë më të dobët, e pranuam me gjithë qejf një propozim të tillë. E pranoi edhe djaloshi i sapoemërtuar në Komunitetin Mysliman të Shqipërisë, Skënder Bruçaj, pastaj e pranoi edhe Naim Tërnava, Zukorliqi i Sanxhakut, ai i Bosnjës e pranoi me të dy duar, po ashtu edhe ai i Bullgarisë, i Rumunisë etj. Kur i pyeta këta të mitë se pse e pranuan një poshtërim të tillë, ma kthyen se, një ëndrrallë e tillë turke kurrë

nuk mund të realizohet, sepse, nuk do ta pranonin qeveritë dhe institucionet e ndryshme të shteteve respektive dhe se me rëndësi ishte që të financoheshin prej qeverisë turke. Po ju thashë a e kuptoni ju se çka do të thotë centralizim i financave dhe kontroll mbi vakëfin??? Do me thënë se ju, të gjitha fitrat, zeqatet, kurbanët, kontributet e ndryshme, duhet t'i dorëzoni te Dijaneti, por edhe të gjitha pronat. Tash e tuje, kontratat për shfrytëzim të pronave të vakëfeve do të nënshkruan mes shfrytëzuesit dhe Dijanetit? Edhe Skënderi edhe Naimi më thanë se, myslimanët e tyre dorëzojnë shumë pak kontribute, kështu që, do të dorëzojnë aq sa marrin, kurse do të marrin shumëfishin e tyre, për çgjë po duhet të vrapojnë pas arabëve për të siguruar financa. More, ju thashë, dojnë me e kthy babën turk në vilajet, ndërsa që të dy u qeshën si të marrë.

Unë nuk pranova. Në asnjë mënyrë. Madje me plotë mburrje mund të them se unë jam shkaktari që ua minova atë projekt. Osmanlinjtë të kthehen në vendet tona! Kurrë! Edhe nëse kthehen do t'i vras si lepuj! Shiko t'i politikën idiotike. Ta dorëzojmë pasurinë tonë kurse ata do të na financojnë sipas programeve të tyre. Duke e pasur tërë këtë kapital që e ka BFI-ja, ta sjell punën që t'ua shtri dorën turqve?! Kurrë!

Më morën e më nderuan duke më shëtitur poshtë e lartë, duke më joshur me lloj-lloj ofertash dhe, në fund, më çuan edhe te një hapësirë ku i ruanin rrobet dhe armët e "Sulltan Sulejmanit"! Më lutën që të vishem, meqë e kam emrin Sulejman dhe, të provoj njëherë se si duket të jeshë Sulltan Sulejman! U vesha! Nuk u vesha për ta përjetuar kënaqësinë e të qenurit Sullan Sulejman, por u vesha për inat për ta përjetuar kënaqësinë e të pordhurit të rrobeve të Sulltan Sulejmanit! Pra, kjo ishte arsyea se pse u vesha si Sulltani dhe se pse dola në fotografi, të cilat pastaj i shpërndava gjithandej. Thjesht, deshta që ta dijnë të gjithë shqiptarët e dynjasë se, unë, Sulejman Rexhepi, sapo i pordha rrobet e Sulltan Sulejmanit. Për këtë duhet të shkruajnë gazetarët shqiptarë dhe jo të më bëjnë përallë se pse qenkam veshur si Sulltan Sulejmani.

Në BFI mblidhen me miliona dollarë nga buxheti i myslimanëve të mij dhe, turqët insistojnë që këtë buxhet t'ua dorëzoj atyre! Po ky buxhet mblidhet për mua e jo për turqët. Nuk ua jap kurrë, kurse ata duhet ta dijnë që, nëse janë myslimanë të mirë, le të na dhurojnë edhe më shumë mjete sepse, kemi nevojë dhe, myslimani i mirë kurrë nuk jep për t'u lavdëruar dhe as që kërkon llogari. E jep paranë dhe nuk i intereson më tej. Jo po tani turqëve do t'ju raportojmë se si po i shpenzojmë paratë e tyre. Kjo nuk është as vëllazëri e as islam!

## 111. Si deshta që BFI-në ta shndërroj në subjekt politik

Nuk ka më para në BFI! Një krizë e rëndë do ta kaplojë këtë Institucion. E vetmja mënyrë për të mbijetuar dhe në mbijetesë e sipër për të zhvilluar bisnes të mirë është politika. Jo vetëm kjo por, të jeshë politikan do të thotë edhe të jeshë jasht çdo rrezeje të institucioneve të drejtësisë. Për më tepër, nëse arrinë të bëhesh deputet, e ke edhe imunitetin e garantuar!

Strukturën organizative si BFI-ja nuk e ka asnjë subjekt tjetër. Infrastrukturën e garantuar si BFI nuk e ka asnjë subjekt tjetër. Buxhetin po, llogari mos t'i japish askujt, po! Por, megjithatë, të mungon imuniteti! Nga ana tjetër, duke e marrur lakmi jetën time si dhe popullaritetin tim të gjithë liderët politik, kam hetuar se tek ata po shtohet gjithnjë e më shumë një urrejtje e papar kundër meje. Janë në gjendje që të ma ngulin! Prandaj, po ngutem që sa më parë ta formoj një parti politike, ta shndërroj BFI-në në subjekt politik dhe t'i detyroj të gjithë liderët e mutit të më biejnë në sexhde. Unë jam lider i një milion myslimanëve në Maqedoni, të cilët, logjikisht mua duhet të ma japin votën e jo Ali Ahmetit apo Menduh Thaçit. Unë jam edhe më trim se ata, edhe më patriot por edhe më fetar! Nuk jam as marksist, as leninist por as shovinist e seperatist! Madje, komunist kam qenë më i madh se çdo lider tjetër! Formova edhe sektorin për diasporë në BFI, me qëllim që të bijmë në kontakt me diasporën, me elektoratin tonë duke e shfrytëzuar buxhetin e BFI-së. Veç kësaj, kisha menduar se do ta shtojmë buxhetin edhe më shumë duke dalur në terren e duke kontaktuar me myslimanët tanë. Por, e hëngrëm palidhje. Më tepër shpenzuam dhe po shpenzojmë duke lëvizur në diasporë me qëllim që t'i bindim se duhet të na përkrahin ne dhe institucionet tona, ndërsa ata po qëndrojnë gjithnjë e më larg neshë. Më shumë po shpenzojmë duke i vizituar se sa po sjellim para në buxhetin tonë. Ata nuk po japin, ne po shpenzojmë, myslimanët e vendit nuk po japin, kurse paratë e buxhetit po avullohen!

Mbase është momenti i fundit që, edhe ato pak para që kanë ngelur nga buxheti të shfrytëzohen duke agjituar për partinë që do ta themelojmë dhe, të ikim të gjithë nga BFI-ja. Këtu nuk ka më bukë. Kush të dojë perspektivë dhe karrierë, le të më bashkangjitet mua në partinë time dhe, ecim, por, fillimisht duhet të më betohen "Mulla Sulë të betohemi se nga rruga jote nuk largohemi"!

Në "Tivoli" e takova Adnan Ismailin. E luta që të më ndihmojë dhe të më përkrahë në idenë time, kurse ai, pa një pa dy, ma hodhi në tavolinë projektin e tij. Edhe ai po themelonte parti dhe, më tha që mos t'i shpenzoj paratë e myslimanëve të vendit por të kyçem në partinë e tij. Natyrisht, i thashë të më lë të mendohem, kurse intimisht ndjeva se Adnan Ismaili ma futi sa krahu! Sepse, të jem korrekt, me të nuk mund t'i mas bolet. Adnan Ismaili është më kombëtar, më fetar, më menaxhues, më autoritativ, më i shoqërueshëm, më i përkrahur, më i pranueshëm para faktorit ndërombëtar, se sa unë! Plani më dështoi, prandaj, me t'u kthyer në shtëpi, i mblodha djemtë dhe ju thashë: bij të mi, shpërndahuni kah të mundeni e si të mundeni, mbauani mikrofonat liderëve politikë dhe ata le të këndojnë e ju kërceni, sepse na janë mbyllur të gjitha shtigjet. Eh more Mulla Sulë: kishën s'e deshte, xhamisë s'ia dite rendin, ku n'hamam do me e ba vendin! Na ka ngelë vetëm edhe Ali Ahmeti. Po thonë se është shizofren! Hajt se i fry unë duke ia këndu ndonjë kullevallah dhe e shëroj saksalem. Por edhe ai duhet të këndojë për mua. Unë një këngë për të,

ai dy për mua. Uh po jetë e gjatë që kishte qenë! E megjithatë nuk po arrij t'i rehatoj këta dy bijtë e mi që e paskan pasur nafakën e glacës së sorrave.

# 112. Tradhtar si Ali Ahmeti apo patriot si Mulla Sula

I dhamë kararin që ta ndihmojmë Ali Ahmetin, sepse, nëse vjen në pushtet Menduh Thaçi, do ta shkatërrojë BFI-në, nëse vjen Adnan Ismaili, do të marrë fund epoka e patriotizmit shqiptar, i cili do të diktohet nga turkofilat.

Në marrëveshje me Ali Ahmetin, duke e shkoqur qengjin e pjekur, u dakorduam që si kundërshpërblim për angazhimit tim të ma avansonte Zeglulin në polici, të ma punësonte në administratë Zuhejrin si dhe të më linte të vendos unë për tre drejtorë dhe për tre zëvendësdrejtorë, meqë vetë kisha hequr dorë nga të kandiduarit si për deputet ashtu edhe për kryetar komune. Ali Ahmeti parimisht ishte dakorduar dhe, pas kësaj, ne nuk ia shqepëm mishit dhe planeve të përbashkëta. Megjithatë, unë shkova edhe një hap përtej, në disponim Ali Ahmetit ia lashë edhe buxhetin e BFI-së. Këtu si duket ai krijoi përshtypjen për mua si për një njeri të krisur dhe, që pas zgjedhjeve ai nuk u bë më i gjallë. Për të fituar fituam bindshëm por, për të ndarë poste ngelëm askund. Premtime plotë. Kisha kërkuar gjatë një bisede që të ma punësonin Zuhejrin tim si ndonjë shef në Higjienën Komunale por, shikoni shpirtërat e fëlliqur, aty, në atë vend e çuan nipin tim! Do me thënë ata planifikojnë përplasje familjare te unë! Të bëhem edhe unë i poshtër si nimi im?

Për më tepër, që nga momenti kur u dekorova nga presidenti amerikan, Donald Tramp, dhe nga presidenti shqiptar Ilir Meta, për vlerat e mia të larta fetare e patriotike, si duket i ngeli hatri i madh Ali Ahmetit dhe më nuk më ka folur. U ka dhënë urdhër edhe të tjerëve që mos të ma hapin telefonin. Më lanë si ai sendi në shi! Epo, kësaj i thonë tradhëti! Shumë keq. Unë për vete nuk jam mësuar që të tradhëtoj si Ali Ahmeti! Unë jam i edukuar që t'i qëndroj besnik fjalës. Vetëm ai që ka besë mund të jetë patriot, të tjerët, gjithnjë tradhëtojn.

Ku ngelën premtimet e Ali Ahmetit! Papapa sa premtime ka dhënë në sofër deri sa e shkoqte mishin e pjekur, phaaa, sa respektin që ma bënte, sa lavdin në qiell për mua, si për një njeri me ndikim absolut në Maqedoni. Në fakt ai theksonte shumë projekte e plane, shumë ide rreth ngritjes së autoritetit të BFI-së, shumë fjalë për ndihma konkrete financiare, kurse unë, me modestinë time, nuk doja ta ngarkoj shumë, nuk i kërkoja asgjë tjetër përveç avancimit të Zeglulit dhe punësimit të Zuhejrit.

Po e ndjej se fuqia po më braktis, se nuk i dihet punës sime, prandaj edhe nuk po dua që ikja ime ta gjejë Zuhejrin në Medrese, si zëvendësdrejtor. Vjen tjetri dhe ma hedh djalin në rrugë. Tridhjetë vite babain reis e në fund biri të hidhet

në rrugë! Prandaj edhe u angazhova në BDI-në e Ali Ahmetit. T'i neutralizojë armiqtë e mi që të më hakmerren. E vendosa me gjithë shpirt që ta bëj mik të ngushtë Ali Ahmetin, të paktën të kem për fund të jetës një mik shpirti, se mjaft më me armiqësi. Një jetë të tërë duke prodhuar vetëm armiq e kundërshtarë.

Paskam gabuar diku! Nuk di se ku? Mbase pse jam takuar me Zajevin pa konsultime paraprake me Ali Ahmetin, mbase pse jam takuar me udhëheqësit e drejtorisë për zbulim e kundërzbulim, pa konsultimin me Ali Ahmetin. Dikush më tha se nuk do të ma falë talljen që ia bëra në Zajaz kur i thashë se Ali Ahmeti është lideri i të gjithë shqiptarëve, sepse, intimisht ai e di shumë mirë se unë jam lider i vërtetë i të gjithë shqiptarëve, madje edhe lider i tij. Po, hajt thashë, t'ia rris pak namin. Por, a i rritet nami derrit! E falënderoj Zotin që unë nuk tradhëtova, që i qëndrova besnik duke ia siguruar e blerë një fitore të madhe, sepse jam patriot. Ai, le të tradhëtojë, nuk ka problem. Fundja, tradhëtari tradhëtinë e ka profesion!

## 113. Jeta nuk qenka vetëm bardh e zi

Si duket, të gjithë paskan pritur që të plakem, të sëmurem dhe të më hedhin në rrugë si qenin e zgjebosur. Sa isha i ri e i fortë, dridheshin para meje. Më kujtohet se si një herë, pas një zënke të kunatave në mes vete, në mes të natës i kam nxjerrë të gjithë anëtarët e familjes jasht, me prindër, me vëllezër, me kunata e me fëmijë në djep, të gjithë në oborr, gaditu e para tytës së qiftes së mbushur me saçma për arusha! Sot pesë para nuk i jep askush për mua. Mezi po presin të përfundojë epoka ime.

Në BFI nuk na bëjnë punët. Gabimin jetik e bëra që në momentin kur e dhashë Afrim Thirin për Mustafa Dautin, kur i nxora sytë me gishtat e mi, kur në vend të bukës zgjodha m… Aty më kapi pastaj mallkimi i Zotit. Le të dalë vetëm një shqiptarë e një mysliman në Maqedoni e në botë dhe le të thotë se në cilin sekond të kohës unë isha keq sa e kisha krah të djathtë Afrim Tahirin. Tani më mori pusi, më solli Zoti në derexhe që të argëtohem e ta shtyjë pleqërinë me Mustafa Dautin, prej të cilit nuk mësoj asgjë përveç stileve dhe metodave se si të vjedhi, si të pasurohem jashtëligjshëm, si të kënaqem. Kjo është jetë?

Bashkësia Fetare Islame po falimenton, këtë hall po ma dijnë të gjithë dhe, askush nuk po denjon të më ndihmojë, sidomos këta faktorët politik të vendit. As Zajevi, as Ali Ahmeti, as Adnan Ismaili. Të huajt më kanë eliminuar. Bota është mbyllur për mua. Edhe nëse më thërrasin diku, më trajtojnë si të lajthitur, më i nderuar del ndonjë kryetar bashkësie i ndonjë vendi të panjohur se sa unë!

Tërë ditën po e dëgjoj këngën "Sa pata qura e qurana, pata miq e jarana"! Po

më ngushëllon kjo këngë, po më vetëdijëson! Por, nuk po e kuptoj një fakt tjetër: shpesh po më ndodhë që, megjithatë, të gjej ndonjë quran, por, nuk ka ngelur asnjë jaran. Ku po treten miqtë! Apo kënga flet për një periudhë kur qurani ka qenë pasuria më e madhe me të cilën është nderuar ndonjë mik. Tani, pasuri është bisnesi! Ke bisnes ke miq, pra, miq bisnesesh. Siç e pata Ali Ahmetin, Nevzat Bejtën, Talat Xhaferi, Izet Mexhitin, Visar Ganiun etj. Tani që kanë kuptuar se nuk kemi para, tani kur e dinë se të gjitha paratë e BFI-së i shpenzova për të ardhur ata në pozita, nuk kanë nevojë për mua, nuk ma ngrisin as telefonin!

As me shëndet nuk jam fort mirë! Këmbët po më dhëmbin shumë, shputat, thembrat. Pas operimit të zorrës së trashë në Turqi sikur ndjehem më mirë, hemorroidet më mbytën. Yndyrërat në gjak kanë prekur kulmin, po më thonë që të nis e të marr insulin se nuk i kam mirë punt as me sheqer. Nervat më kanë ardhur buzë çmendisë. Po më mpihen krahët, buzët, imunteti më ka rënë në zero. Po më duhet të aktroj, mos të jap shenjë se jam keq me shëndet, sepse, këta pak miq që më kanë ngelur mezi po presin që t'i gëzohen lajmit se, ja, po vdes Mulla Sula. Nuk dua t'ua shkaktoj këtë kënaqësi. Dua që t'i mbaj shërbëtorë të mi deri në frymën time të fundit, sepse, nuk e meritojnë respektin më të madh se sa ndaj një shërbëtori. Duhet të më shërbejnë, sepse, cili njeri në botë do të kishte pranuar që t'i vinte nëpër poste të rëndsishme, edhe pse nuk e meritojnë as titullin çoban! Përjashto këtu myftiun e Tetovës, Qani Nesimin, i cili me atë fjalim që e mbajti me rastin e dekorimit tim nga Donald Trampi, do të ngelë në historinë e njerëzimit. Edhe ky nuk kishte pasur miq, sepse të gjithë po e urrejnë për shkak se pranoi të heq dorë nga titulli akademik vetëm e vetëm të më shërbejë mua. Po më mirë të më shërbejë mua se sa turlifarë profesori injorant.

A e meriton respektin Shaqir Fetahu, i cili, një jetë të tërë është ngritur vetëm në ato shkallë që i përkasin tradhëtisë dhe dallavereve. Po Myftiu i Dibrës, Ramazani? Po çka meriton më tepër se një dash dhe një fyell bythës Myftiu i Kërçovës, Murat Iseni, i cili më shumë ka karrierë si spiun se sa si hoxhë! Çka meriton nëse jo vetëm një dash myftiu i Strugës, Salim Sulejman pederasti i cili, të paktën një sekond nuk u tregua burrë. A e keni parë ndodnjëhrë Myftiun e Manastirit?! Analfabet absolut, si ai i Shtipit që është në po të njëjtin rang intelektual me atë të Resnjës, Prilepit dhe Velesit. A do ta kishte pranuar dikush për bashkëpunëtor siç e pranova unë, Myftiun e Kumanovës, Abedin Imerin, i cili deri te ky post erdhi përmes shumë spiunimeve dhe eliminimeve të kolegëve të vet. Po ky Myftiu i ri i Shkupit, Qenan Ismaili, të cilit nuk i vie as era burrë? Nëse nuk do t'i jepja post unë ku do të përfundonte ky dhe të tjerët. Të gjithë do të bëheshin shërbëtorë, por jo shërbëtorë të xhematit, sepse e përtojnë këtë punë, e konsiderojnë si ofendim, por, do të punonin si shërbëtorë të shërbimeve sekrete! Ja pra këta i emërtova myfti, ndonëse nuk i plotësojnë kriteret për të qenë madje shërbëtorë të mi. Edhe shërbimin e bëjnë të natyrës spiuneske, sepse, këtë profesion e kanë, të vetëdijshëm se më lehtë është të jeshë spiun se sa hoxhë. Jeta duhet të kalohet sa më lehtë…

# 114. Sot ua përsosa fenë

Lexues të mi, të dashur besimtarë, sot ua përsosa fenë. Përfundova librin tim me memoare. Gjithësej 114 memoare. A nuk e përsosi edhe Allahu Fuqiplotë fenë tonë përmes Kuranit me 114 sure?! Mund ta përfundoja edhe më herët por, jo, sepse, ky libër me memoare, nuk do ta kishte pastaj po atë rëndësi siç e ka Kurani!

Besimtarë të dashur, mos shani, mos vidhni, mos i bëni keq njëri tjetrit, respektoni prindërit, mikun, shokun, fqiun. Edukoni dhe rrisni fëmijë që do të kenë respekt ndaj njeriut. Nipa rrisni me përalla, me lodra, me mësime islame, rritni me hallall e në rrugë të mbarë.

Mos e dëmtoni vakëfin, mos lini vakte pa falur, agjëroni, mos vrisni, mos ua hani hakun jetimëve, mos e vidhni zeqatin, mos i keqpërdorni fitrin, mishin e kurbanëve.  Mos i vidhni ndihmat humanitare të destinuar sidomos për ata që pësojnë tragjedi nga vërshimat e shirave të rrëmbyeshëm.

Mos i mashtroni njerëzit, mos ju premtoni gjëra të parealizueshme, mos u merrni përqindje, mos punoni me kamatë, rrini sa më larg zinasë, sa më larg mesazhve erotike, sepse edhe ato janë një formë e zinasë.

Mos gënjeni, mos hani nga dy kilogram gështenja, mos pini kinder birra sepse edhe ato janë haram, mos e bëni hallall haramin, as haramin mos e bëni hallall. Mos korruptoni, luftojeni nepotizmin, jepni udhë meritokracisë. Mos kërkoni që të tjerët të vjedhin për ju, të tjerët të gënjejnë për ju, të vrasin, të burgosin, të keqrajtojnë, sepse, epitetin kriminel e keni të garantuar.

Të dashur besimtarë, ja, i keni 114 memoare, pandam 114 verseteve kuranore! Lexoni me kujdes dhe mos më trajtoni si të çmendur. Të gjitha ngjarjet janë të vërteta e të përjetuara. Një numër prej tyre janë të njohur për dikë, e një numër për dikë tjetër, shkurt, të gjithë miqtë e mi të ngushtë i dinë këto ngjarje, por, ja që deshta t'i lë edhe në formë të shkruar që t'i dijnë të gjithë besimtarët. Mos më merrni për të çmendur, as për budalla, sepse këto të vërteta që po ua them nuk po ua them, thjesht se më ka lënë mendja, por, mbi të gjitha, që të jem i sinqertë me ju dhe të jem në anën tuaj. Shpresoj që pasi të lexoni këto memoare kurrë nuk do të lejoni që të vepronі siç kam vepruar unë, sepse, memoar pas memoari keni vërejtur vetë se çfarë jete kam jetuar, çfarë fati i zi më ka përcjellë dhe çka po lë pas, si pasojë e kësaj jete pa shije. Unë u mashtrova, u dhashë pas kësaj bote, ju mos gaboni, mos lejoni që të bëheni gaz i botës e banor i xhehenemit.

Mos i vidhni shokët, sepse është haram, mos i detyroni që t'ua paguajnë drekat e darkat, sepse është haram, nëse i detyroni të paguajnë, të paktën faturën mos ia fryni sepse edhe kjo është haram.

Lexoni, vëllezër të dashur, lexoni sa më shumë, sepse ky është urdhër i Zotit dhe, nëse nuk keni se çka të lexoni, lexoni të paktën memoaret e mia.

Ma merrni këtë vepër si unikat, sepse nuk keni memoare të tilla në gjuhën shqipe, është kontribut shumë i sinqertë në letërsinë shqiptare.

U shkrua shumë për mua dhe ju mos i merrni për të vërteta. Të vërtetat për mua janë vetëm ato që i shkruaj vetë unë. Prandaj, m'i merrni këto memoare të vërteta dhe, dijeni, iu qasa këtij zhanri vetëm e vetëm që mos t'ju jap shans të tjerëve që të shkruajnë për mua. Për mua shkruaj vetë unë, prandaj, ja, lexoni!

Uroj që, pas këtyre fjalëve të mia prekëse, sado pak t'ju bind që të ma bëni hallall! Më dërgoni selame sa herë që t'ju kujtohem.

Gjithmonë selame për ju!

***Sulejman ef. Rexhepi, Reisul Ulema i BFI në RM***

